NGA I NJËJTI AUTOR

*Dialog me Alain Bosquet*, botimi i parë, 1996, 1996, 1999, 2003
*Spiritus*, roman, 1996, 2000, 2003
*Kushëriri i engjëjve*, ese, 1997, 2003
*Tri këngë zie për Kosovën*, triptik, 1998, 1999, 2003
*Kombi shqiptar në prag të mijëvjeçarit të tretë*, ese, 1998
*Pallati i Ëndrrave*, roman, 1999, 2003
*Ikja e shtërgut*, tregim, 1999, 2003
*Qorrfermani*, roman, 1999
*Vjedhja e gjumit mbretëror*, tregime, 1999
*Ra ky mort e u pamë*, ditar për Kosovën, artikuj, letra, 1999
*Kohë barbare (Nga Shqipëria në Kosovë)*, biseda, 2000
*Ra ky mort e u pamë*, ditar për Kosovën, artikuj, letra, 2000
*Kronikë në gur*, roman, 2000
*Breznitë e Hankonatëve*, 2000
*Bisedë përmes hekurash*, 2000
*Lulet e ftohta të marsit*, roman, 2000, 2003
*Unaza në kthetra*, 2001, 2003
*Eskili, ky humbës i madh*, 2001, 2003
*Qyteti pa reklama*, roman, 2001
*Gjenerali i ushtrisë së vdekur*, roman, 2001
*Përballë pasqyrës së një gruaje*, romane, 2001, 2003
*Jeta, loja dhe vdekja e Lul Mazrekut*, roman, 2002, 2003
*Stinë e mërzitshme në Olymp*, dramë, 2002
*Autobiografia e popullit në vargje*, 2002
*Hija*, 2003
*Kështjella*, roman, 2003
*Prilli i thyer*, roman, 2003
*Viti i mbrapshtë*, roman, 2003
*Ca pika shiu ranë mbi qelq*, poezi, 2003

MBI AUTORIN

1) *Alfred Uçi*, Grotesku kadarean
2) *Bashkim Kuçuku*, Kadare në gjuhët e botës
3) *Tefik Çaushi*, Kadareja përmes pasqyrave

Ismail KADARE

# KËSHTJELLA

## (*Daullet e shiut*)

roman

Onufri



Ismail Kadare është një shkrimtar që krijon hartën e një kulture të tërë, të historisë, pasionit, folklorit, politikës dhe katastrofat e saj. Ai është një shkrimtar universal, me një traditë narracioni që e ka origjinën që nga Homeri.

**John Carey**, *kryetari i jurisë të çmimit "Man Booker International"*

"Kadare mundi titanët ndërkombëtarë të letërsisë me çmimin "Booker".

Roth, Grass, Updike, Lessing, Mc Ewan, Spark dhe Garcia Marquez janë titanët e letërsisë moderne, por çminin e parë ndërkombëtar "Booker" e fitoi gjeniu i letrave shqipe, Ismail Kadare."

*"The Guardian"*

"Kadare, një poet e romancier shqiptar, disa nga librat e të cilit u ndaluan nga regjimi komunist, mund katër fitues të Çmimit Nobel për të fituar çmimin ndërkombëtar *Man Booker International.*

Ai konsiderohet si një nga shkrimtarët më të mirë evropianë dhe është krahasuar me Gogolin, Kafkën dhe Orwellin".

*"The Times"*

Vepra e Kadaresë është një nga veprat më origjinale dhe më të shquara të këtij shekulli.

**Éric Faye**

Me njërën këmbë në Shqipërinë e moçme, gojore dhe legjendare, ende në rrëqethjen homerike, dhe, me këmbën tjetër në modernitetin më të spikatur dhe më finok, Kadareja gjendet në kapërcyell të të dy botëve, dhe nga kjo rrethanë e jashtëzakonshme vepra e tij krijon akorde të fuqishme dhe të goditura.

**Dominique Fernandez**



*Kështjella*

*Në të dalë të dimrit, kur dërgata e sulltanit turk u largua, ne e kuptuam se lufta ishte e pashmangshme. Ata i bënë të gjitha llojet e trysnive që ne të pranonim të ktheheshim në vartës ose vasalë, siç i thonë latinët. Pas lajkave dhe premtimeve se do të na bënin bashkëqeverisës në perandorinë e tyre të paskaj, na fajësuan si rimohues, që iu jemi shitur frëngjve, domethënë Evropës. Së fundi, ashtu siç pritej, erdhën kërcënimet. Ju u besoni shumë mureve të kështjellave tuaja, thanë ata, por edhe në qoftë se ato janë vërtet ashtu siç kujtoni ju, ne do t'i rrethojmë me unazën e hekurt të etjes e të urisë. Ne do të bëjmë që, sa herë që të vijë koha e korrjeve dhe e ditëve të lëmit, ju të shikoni qiellin sikur të ishte fushë e mbjellë dhe hëna t'ju duket si drapër.*

*Pastaj ikën. Gjatë gjithë muajit mars lajmësit e tyre, duke rendur si era, u çuan letra vasalëve ballkanas, që, ose të na ndërronin mendjen, ose të na kthenin krahët. Dhe ata, ashtu siç pritej, bënë të dytën.*

*Të mbetur vetëm, ne e dimin se herët ose vonë ata do të vinin. Kishim pritur kaq herë ushtri të ndryshme, por pritja e ushtrisë më të madhe të botës ishte tjetër gjë. Në*

*kryet tona diçka ndodhte pa pushim, ndaj merrej me mend se ç'ndodhte në kryet e princit tonë Gjergj Kastriotit. Gjithë fortesat, të tokës e të anëdetit, morën urdhrat e tij për riparimin e pirgjeve e sidomos grumbullimin e armëve dhe të tëmotjeve. Ende nuk dihej se nga ç'kah do të vinin dhe, veç në fillim të qershorit, mbërriti lajmi se ishin nisur nëpër rrugën e moçme Egnatia, ç'ka do të thoshte drejt nesh.*

*Një javë më pas, meqë kështjellës sonë i ra fati të pengonte e para dyndjen e tyre, nga kisha e madhe e Shkodrës sollën korën e Zonjës Shën Mëri, atë që dyqind vjet më parë i kishte ndihur mbrojtësit e Durrësit kundër normandëve. E përhiruam të gjithë Zonjën tonë Hyjlindëse dhe shpirtin e ndjemë më të qetë e më të fortë.*

*Ushtria e tyre lëvizte ngadalë. Në mesin e muajit qershor kapërceu kufirin. Dhe ditë më pas Gjergj Kastrioti, i shoqëruar nga konti Muzakë, erdhi të mbikqyrte për herë të fundit fortesën e të lamtumirohej me ne. Pasi dha porositë e fundit, në mbasditen e së dielës doli nga kështjella bashkë me shpurën e tij dhe me gratë e fëmijët e oficerëve, që do të strehoheshin në male.*

*I përcollëm një copë udhë në heshtje. Pastaj si u falëm e u përfalëm u kthyem në kështjellë. Që nga pirgjet i ndoqëm me sy gjersa dolën te Pllaja e Kryqit, në të Përpjetën e Keqe dhe së fundi te Gryka e Erës. I mbyllëm portat e rënda dhe kështjella na u duk e shurdhër pa zërat e camërdhokëve. Pastaj mbyllëm portat e dyta dhe u heshtuam edhe më.*

*Në mesin e 13 qershorit, ndaj të gdhirë ra këmbana e kishëzës. Roja e pirgut lindor kishte pikasur në largësi një si mjegull të verdhë. Ishte pluhuri i tyre*



# KREU I PARË

Trupat turke mbërritën nën muret e kështjellës më 21 qershor. Gjatë gjithë ditës vazhdoi vendosja e tyre anepërqark. Në mbrëmje ende arrinin njëri pas tjetrit taborë të rinj. Ushtarët, flamurët, kuajt e mbuluar me flokse dhije, qerret, pajimet, gamilet e ngarkuara me bronz, mburojat, lodrat dhe gjithçka tjetër ishte pahitur nga pluhuri i dendur. Porsa mbërrinin në fushën përpara kështjellës, një grup oficerësh, që merrej me skajimin e logut ushtarak, caktonte vendet e fushimit dhe ushtarët, nën urdhrat e komandantëve, nguteshin të ngrinin tendat, për t'u shtrirë sakaq nën to, gjysmë të vdekur nga lodhja.

Ugurlù Tursun pashai, kryekomandant i trupave, rrinte vetëm, në këmbë, përpara shatorres së tij të madhe ngjyrë trëndafili dhe vështronte rënien e muzgut. Tani logu i madh, i mbushur me zëra, urdhra, hingëllima, lutje, potkonj dhe me gjithfarë zhurmash të tjera, i ngjante një amebe të madhe që, duke lëshuar tendat, herë në një drejtim, herë në tjetrin, po e rrethonte dalngadalë kështjellën. Tendat më të afërta s'ishin më shumë se njëqind hapa larg mureve, kurse më të largëtat nuk dukeshin. Ndihmësit kishin ngulmuar që shatorrja e pashait të ishte së paku njëmijë hapa larg mureve, por ai s'kishte pranuar. Vite më parë, kur kishte qenë më i ri dhe me një gradë të ulët ushtarake, kishte fjetur shpeshherë pothuaj nën muret e fortesave. Por pastaj, nëpër luftërat dhe rrethimet e njëpasnjëshme, duke u rritur vazhdimisht në gradë, bashkë me ngjyrën e tendës, ndërronte edhe largësia e saj nga muret. Tani ndodhej pak më tej se gjysma e largesës që i kishin parashtruar ndihmësit, domethënë gjashtëqind hapa. Gjer te njëmijë hapat kishte ende kohë...

Tursun pashait iu shkëput një psherëtimë. Kështu i kishte ndodhur sa herë që kishte qëndruar shtang përpara fortesave, që duhej të merrte. Ishte, me sa dukej, ahti i përshtypjes së parë, asaj të pagabueshmes, përpara se të mësohej me to, si me gratë. Çdo tmerr niste pothuajse kështu, për të mbaruar po kështu me një psherëtimë lehtësimi, kur ai, për herë të fundit i hidhte një sy fortesës së pushtuar, e cila, si një vejushë nxirrake, gjysmë e shkallmuar, priste urdhrin e riparimit ose të rrafshimit.

Kështjella, që ngrihej këtë herë përpara tij, si shumica e kështjellave të krishtera, ishte e zymtë. Kishte diçka të panatyrshme, pothuaj ogurzezë në trajtën e saj dhe në vendosjen e pirgjeve. Këtë prapësi e kishte vënë re qysh dy muaj më parë, kur oficerët, që merreshin me përgatitjet e fushatës, i kishin sjellë për herë të parë skicën e saj. Atë skicë ai e kishte mbajtur shumë herë mbi gjunjët në orët e mbasdarkës, kur gjithë njerëzit flinin, atje në shtëpinë e tij të madhe në Brusë. E dinte pothuaj përmendësh çdo imtësi të saj, e, megjithatë, tani që më në fund e pa me sy, pamja e saj i zgjoi trishtim në shpirt.

Një copë herë e kërkoi me sy kryqin mbi kishëzën e fortesës. Pastaj flamurin e frikshëm, zogun e zi dykrerësh, të cilën më shumë e mori me mend sesa e shquajti vërtet. Shpati i thiktë nën pirgun lindor, rrahina përpara portës, pirgjet me dhëmbëza, gjithë pamjet e tjera po terratiseshin ngadalë. I ngriti sytë lart, për ta parë edhe një herë kryqin, që iu duk se lëshoi një rrezatim të keq.

Hëna ende s'kishte dalë. Mendimi se përse të krishterët, pasi e kishin parë që islami kishte vënë dorë mbi hënën, nuk kishin shpejtuar të merrnin shenjën e diellit, por kishin parapëlqyer në vend të tij një mjet të thjeshtë torture, siç ishte kryqi, e përshkoi vagëllimthi. Me sa dukej s'ishin aq të mençëm



sa ç'thuhej, e aq më pak kishin qenë të tillë më parë, kur besonin në shumë zota.

Qielli ishte i zi. Në qoftë se gjithçka vendosej atje, përse Allahu i linte të rropateshin e të gjakoseshin pa fund? I kishte dhënë njërës palë mure e porta hekuri e palës tjetër shkallë e litarë për t'u kacavjerrur dhe rrinte e sodiste këtë gramshalesh.

S'donte të vinte në dyshim të thënmen, megjithatë i uli sytë për t'i kthyer nga fushimi i ushtrisë. Ngaqë tokën po e mbulonte terri, dukej sikur moria e tendave rrinte në erë si mjegull. Ja ku ishin vendosur njëri pas tjetrit, sipas shestimit të hedhur në një kartonth, trupat e ndryshme. Që këndej dukeshin flamurët e bardhë si dëborë të jeniçerëve dhe kazani i tyre prej bakri, që po e lidhnin në një pemë. Kalorësit e trupave ndëshkimore, akënxhinjtë, po çonin kuajtë për të pirë ujë te lumi aty pranë. Tutje, si një pyllnajë e pafund, zbardhnin tendat e pjesës kryesore të këmbësorisë, azapëve. Më afër, më të djathtë, pas ushtarëve të gardës xhebelù, ishin vendosur me radhë taboret e sulmit, eshkynxhinjtë, pastaj trupat e zgjedhura të dallkëllëçëve, dhe përskaj tendat e kaltëreme të lules së ushtrisë, serdengjeshtlerëve ose ushtarëve të vdekjes. Pastaj, vinin me radhë njësitet e teknikëve, myselemët, shkrirësit e hekurit, hobetarët, tendat e bukura të spahinjve, taborët e kurdëve, të persianëve, të kaukazianëve, të kalmukëve, të mongolëve dhe, më tutje, atje ku syri i kryekomandantit nuk dallonte dot gjë, duhej të ishin turmat laramane të trupave të çrregullta vullnetare, numrin e saktë të të cilave nuk e dinte askush. Dalëngadalë gjithçka po skajohej dhe qysh tani një pjesë e madhe e ushtrisë kishte rënë në gjumë. Dëgjoheshin vetëm zhurmat që bënin gërmuesit, ushtarët e prapavijës, që po shkarkonin nga gamilet arkat me bronz, kazanët, thasët e panumurt me ushqime, kacekët e vajit e të mjaltit, dengjet me gjithfarë pajimesh, deshë të hekurt,

pyka, sfurqe, litarë kërpi me gremça me majë, xhore, griha, thasë me squfur, një veglëri e tërë e hekuremtë, që ai s'ua dinte as emrat.

Tani po mbulohej prej territ, por në ag, ushtria, më e bukur se një qylim persian, do të shpalosej gjithkah. Një lulnajë e vërtetë plot me thekë shatorresh, krifa kuajsh, flamure të bardhë e të kaltëreme, dhe gjysma hëna, qindra e qindra gjysma hëna prej bakri, prej argjendi, prej mëndafshi, të rëna si në një ëndërr. Midis saj kështjella do të ngjante edhe më e zezë, me atë veglën e torturës sipër saj, kryqin. Për të rrëzuar atë shenjë, ai kishte ardhur që nga fundi i botës.

Me thellimin e qetësisë, zhurma e gërmuesve ndihej më fort. Ai e dinte se shumë nga oficerët mallkonin nëpër dhëmbë dhe me siguri shpresonin se ai, i këputur për gjumë, do të jepte urdhër të ndërpritej hapja e hullive. Ai shtrëngoi nofullat, njëlloj si atë ditë kur, në këshillin e luftës, për herë të parë kishte folur për shurrtoret. Një ushtëri, përpara se të ishte marshim, flamure, gjakderdhje, fitore ose humbje, ishte një det me shurrë. Gojëhapur ata kishin dëgjuar shpjegimin e tij se, ligështimi i një ushtrie niste shpesh jo te sheshi i luftës, por në gjëra që s'ta merrte mendja, siç ishte përshembull era e keqe dhe ndotja.

Ai e merrte me mend sesi hullitë po i afroheshin tani lumit dhe, në mëngjes, ai do të gdhihej gjysmë i verdhë e i vëngër... Kështu niste në të vërtetë lufta dhe jo siç e përfytyronin hanëmet e kryeqytetit.

Deshi të qeshte me to, por, për çudi, ndjeu diçka të përafërt me mallin. Ishte hera e parë që i ndodhte një gjë e tillë. Tundi kryet si të qeshte me vete. Kishte vërtet një ndjenjë malli, por më tepër se me hanëmet e Brusës, ai lidhej me krejt Anadollin. Rrafshirat e tij të qeta e të përgjumura i kishte sjellë ndërmend vazhdimisht gjatë rrugës. I kishte kujtuar



sidomos kur ushtria kishte hyrë në vendin e shqiptarëve dhe sytë e tij për herë të parë kishin ndeshur malet e frikshme. Kjo kishte ndodhur një mëngjes herët. Ishte duke dremitur mbi kalë, kur nga të gjitha anët ishin dëgjuar fjalët "dagllar, dagllar", të shqiptuara gati me frikë. Oficerët ngrinin kryet lart, herë nga e majta, herë nga e djathta. Ai ishte shtangur gjithaq. Asnjëherë nuk kishte parë male të tilla. Ato i ngjanin një ankthi të rëndë, që të shtyp e nuk të lë të zgjohesh. Toka dhe gurët ishin vërvitur me një furi të tillë drejt qiellit, saqë dukej se i kishin thyer të gjitha ligjet e natyrës. Allahu do të ketë qenë gjithë pezm kur e kishte krijuar këtë vend, kishte menduar ai dhe për të njëqindën herë gjatë marshimit e kishte cfilitur mëdyshja nëse emërimi i tij si kryekomandant i kësaj fushate ishte rrjedhojë e ndërhyrjes së miqve apo të armiqve të tij.

Gjatë marshimit kishte vënë re se pamja e shkrepave ua ngucte nervat oficerëve. Në bisedat e tyre, përherë e më tepër ata flisnin për fushën që mezi ç'prisnim t'u dilte përpara. Ushtria, që lëvizte ngadalë, zvarriste tani, bashkë me armët dhe pajimet, edhe hijen e rëndë të maleve. Më e keqja ishte se ai s'mund të bënte asgjë për ta lehtësuar prej saj.

Mund të thërriste veç kronistin e fushatës për ta pyetur sesi do t'i përshkruante këto male në kronikën e tij. Kronisti, duke u dredhur nga tronditja, kishte thënë shumë fraza të gjata e të frikshme, por atij nuk i kishte pëlqyer asnjëra. I kishte thënë të mendohej përsëri dhe në mëngjes, kronisti, me sy të kuq nga pagjumësia, ia kishte lexuar përshkrimin. Sipas tij, këto ishin kreshta të larta ku as sorrat nuk fluturonin dot, ku dreqi vetëm me një shkop në dorë dhe zhargas e duke u copëtuar mund të ngjitej, ku qoftëlargut i griseshin opingat dhe ku pulat pa vënë potkonj nuk mund të ecnin.

Tursun pashait i pëlqeu ky përshkrim. Deshi t'i kujtonte

përsëri frazat e kronistit, por ishte i lodhur dhe mendja i kërkonte qetësi. Ky kishte qenë marshimi më i gjatë e më i lodhshëm, që kishte bërë ndonjëherë në krejt jetën e tij prej ushtaraku. Rruga e vjetër, mbetur që nga koha e romakëve, e prishur vende-vende dhe e rregulluar me shpejtësi prej xhenierëve, dukej se s'do të kishte fund. Nganjëherë në vendet më të ngushta të saj, trupat ngecnin për një kohë të gjatë, gjersa xhenierët hapnin ndonjë shteg ndihmës për të përballuar dyndjen. Pastaj rruga lirohej prapë, ashtu si një ditë më parë, dhe ushtria, ashtu si dy ditë, si katër ditë, si shtatë ditë më parë lëvizte ngadalë përmes pluhurit. Tani që gjithçka kishte mbaruar, atij i dukej se pluhuri i dendur ende vazhdonte të binte mërzitshëm në kujtesën e tij.

Pas shpinës së tij dëgjoi kuajt që tërhuzeshin. Qerrja e mbyllur, që kishte sjellë katër nga femrat e haremit të tij, ishte ende aty, përbri tendës së tyre.

Përpara nisjes ishte mëdyshur disa herë nëse duhej ose jo të merrte me vete gra. Disa nga miqtë e kishin këshilluar të hiqte dorë prej tyre, sepse dihej që femra në luftë sillte prapësi. Të tjerët i kishin thënë të kundërtën, nëse donte të bënte gjumë të qetë, (aq sa mund të bëhej gjumë i qetë në luftë). Zakonisht pashallarët nuk merrnin gra në marshime. Por kjo fushatë bëhej në një vend shumë të largët. Veç kësaj, parashikohej që rrethimi të ishte i gjatë. Megjithatë kjo nuk ishte një arsye, sepse dihej që, në çdo luftë, kishte përherë robinja dhe dihej gjithashtu se robinjat ishin më të këndshme se çdo grua haremi, aq më tepër për ushtarakët që i fitonin me gjak. Mirëpo, miqtë e tij të ngushtë, ata që e kishin këshilluar të merrte vajza me vete, i kishin thënë se në vendin ku ai shkonte ishte vështirë të kapje robinja. Atje kishte vajza shumë të bukura, i kishin thënë, dhe sipas një poeti që kishte marrë pjesë në fushatën e parë, ato ishin të bardha si ëndrra e mëngjesit, por, fatkeqësisht,



po aq të pakapshme: hidheshin nga shkëmbinjtë dhe copëtoheshin nëpër humnera, kur ushtarët iu afroheshin. Trillime poetësh, ngulnin këmbë të parët, por miqtë e ngushtë tundnin kryet për të thënë "jo". Ai ishte lëkundur gjer natën e fundit, gjersa kishte vendosur të merrte katër nga femrat e tij. Në çastin e nisjes së ushtrisë, kur veziri i madh, që kishte dalë të përcillte trupat, pasi kishte vënë re qerren e haremit, e kishte pyetur përse po merrte femra në një vend që shquhej për vajza të bukura, pashai, duke iu shmangur vështrimit dinak të syve të tij, i kishte thënë se ai nuk donte që të bëhej pjesëtar në robinjat, që ushtarët e tij do t'i fitonin me gjak.

Gjatë marshimit ai nuk ishte kujtuar asnjëherë për vajzat. Tani me siguri flinin, të këputura nga rruga, në tendën e tyre ngjyrë vjollcë.

Përpara se t'i ndiente mbi vete, ai i dëgjoi pikat e shiut sipër shatorres. Një grimë më pas, diku nga mesi i fushimit erdhi zhurma e njohur e lodërtive, që lajmëronin shiun. Të dëgjonte atë jeh të trishtueshëm, që s'ngjante me asnjë nga lodrat dhe boritë e luftës, ai e merrte me mend sesi ushtarët, të raskapitur siç ishin, duke mallkuar motin, tërhiqnin cohat e rënda të dyllosura, për të mbuluar pajimet. Kishte dëgjuar se asnjë nga ushtritë e huaja, nuk e kishte një njësi të tillë të veçantë për njoftimin e shiut, përveç mongolëve. Gjithçka me vlerë në artin e luftës, është e tyrja, tha me vete, duke hyrë në shatorre.

Çaushët e kishin ngritur ndërkaq shtratin dhe ndenjtëset dhe po shtronin shkorsat. Një cohë e zezë me një frazë të kuranit, qëndisur sipër saj, ishte ngjitur te hyrja. Te kulmari i shatorres ishin mbërthyer si përherë gremçat ku ai mund të varte millin e shpatës dhe gunën. Ndryshe nga ç'e kishte menduar dikur, sa më lart që ngrihej në gradë, aq më shumë i zymtohej shatorrja.

U ul në njërën nga ndenjëset dhe, me fytyrën midis duarve, e priti komandantin e fushimit. Trupat kishin mbërritur pothuajse krejt, vendosja e tyre ishte kryer tashmë, rojat dhe anërojat dhe zbuluesit ishin nxjerrë gjithkah e gjithkund, shkurt, gjithçka ishte kryer sipas rregullave dhe kryekomandanti mund të flinte i qetë.

Pashai e dëgjoi dhe nuk tha asgjë. Madje nuk i hoqi as duart nga balli, kështu që kumtuesi, në mungesë të syve, shikonte vetëm rubinin e kuq të unazës së tij, në gishtin e mesit. Ishte nga ata lloj rubinësh që për shkak të ngjyrës i quanin gurgjak.

Kur tjetri u largua, Tursun pashai u ngrit dhe doli prapë te hyrja e shatorres. Shiu ishte më i imtë se ç'e jepte tenda. Në veshë kishte ende fjalët e komandantit të logut: rojat, anërojat, praparojat, por ato në vend që t'ia sillnin ia larguan qetësinë. Nata është gjithmonë me barrë, tha me vete. E kishte dëgjuar dikur këtë frazë në rininë e tij, por vetëm vite më pas e kishte marrë vesh se ajo s'kishte lidhje me dashurinë dhe epshin, por me të papriturat.

Nata ishte me barrë dhe ai ndodhej mu midis saj, krejt i vetëm. Nga e djathta e shatorres së tij, në disa nga tendat regëtinin dritëza të zbehta. Ishin të pagjumë si ai, ndoshta nëpunës të nozullimit ose yshtësit, ose heqësit e xhindeve. Zakonisht tendat e tyre ngriheshin pranë e pranë: astrologu, kronisti, munxadhënësit, namatisësit, shkoqitësit e ëndrrave. Ata dinin diçka më shumë për fatin, natyrisht, ndonëse ai s'u besonte fort.

Pikërrimi i shiut ndihej përherë e më shumë. Ishte fare pranë qiellit, i ndarë prej tij veç prej cipës së hollë të shatorres. Kujtimi i dhomës së gjumit në shtëpinë e tij, aty ku zhurmat e motit mezi mbërrinin, i zgjoi, për çudi, mall. Zakonisht ndodhte e kundërta: shpesh në atë dhomë, midis shurdhërisë së qilimave



e kapte malli për tendën e luftës dhe për shakullimën e erës sipër saj... Mos kishte ardhur kohë të vishte gjurmashkat e të tërhiqej më në fund në Anadollin e tij të qetë? Të tërhiqej përpara se të binte...

E dinte se kjo ishte e pamundur. Jo vetëm se ishte ende i ri, por kryesorja se ngjitja e tij në shkallën ushtarake kishte arritur në një pikë të tillë ku asgjë s'rrinte në vend: ose duhej të ngrihej më lart, ose të rrëzohej përgjithmonë. Perandoria zgjerohej çdo ditë. Gjithkah vlonte veprimtaria dhe lufta. Mijëra rishtarë i suleshin si tigra pasurisë dhe lavdisë. I shtynin të tjerët egërsisht, shpesh me zotësinë e tyre, por më shumë me spica dhe helm.

E kishte ndier se kohët e fundit gjendja e tij kishte pësuar një lëkundje. Ishte një trandje pa shkak të dukshëm, por pikërisht ngaqë ishte e tillë, ngjante edhe më e pandreqshme. U ngjasonte sëmundjeve të fshehta, për të cilat s'dihej ç'bar të merrej.

Kishte bërë çmos e çnuk të kuptonte se në ç'qarqe të panjohura tirreshin lëmshe kundër tij. Por më kot, asgjë s'merrej vesh. Miqtë kishin filluar ta vështronin me trishtim. Sidomos pas dhuratës së fundit që i kishte dërguar sulltani: një grumbull armësh. Të gjithë e dinin se kjo ishte shenjë e keqe. Tani pritej rënia.

Kur papritur ishte hapur lajmi se ai do të komandonte fushatën kundër shqiptarëve, të gjithë e kuptuan se ai kishte ende miq të fortë, ndonëse armiqtë i kishte edhe më të fortë. Tani për të gjithë ishte e qartë se, duke e dërguar kundër Skënderbeut, sulltani po i jepte rastin e fundit Tursun pashait.

Sovrani e kishte bërë disa herë këtë gjë. Kishte dërguar në luftërat më të egra ata që provonin mundësinë e fundit, sepse e dinte që sulmi i të dëshpëruarit ishte më i tmerrshmi.

Tursun pashai u ngrit në këmbë dhe një copë herë i ra





kryq e tërthor shatorres. Pastaj, nga një çantë e trashë nxori një grumbull letrash e kartonësh. Midis tyre ishte vizatimi i kështjellës. E vuri kartonin mbi gjunjë dhe i nguli sytë mbi të. Atje ishte shënuar gjithçka: lartësia e mureve dhe e pirgjeve, pjerrësia e tokës në të katër anët, porta kryesore dhe porta e dytë, e brendshme, pjesa shkëmbore e tokës dhe pjesa e buta, rrëzoma përpara portës së jashtme, rrëpira nga ana e perëndimit, lumi. Në tri-katër vende vizatuesi kishte vënë pikëpyetje me ngjyrë të kuqe. Ato tregonin vendet nga dyshohej se mund të kalonin gypat e ujësjellësit. Tursan pashai për një kohë të gjatë nuk i hoqi sytë prej tyre.

Një nga çaushët i solli darkën, por ai nuk e preku. Lëvizte pa pushim rrozaret, por ato, ashtu si shushërima e shiut, ia shtonin zbrazëtinë.

Përplasi duart. Te hyrja u shfaq eunuku.

- Sillmë Exherin, - tha, pa e vështruar.

Eunuku u përkul krejt, megjithatë i mbajti këmbët. Dukej sikur donte të thoshte diçka, po druhej.

- Ç'ke? – i tha pashai, kur e pa që mëdyshej.

Eunuku lëvizi buzët, por nuk nxori dot zë.

- Është sëmurë? – pyeti pashai.

- Jo, pasha, por ti e di se hamami ende nuk është ngritur dhe mbase ajo...

Pashai ia bëri me dorë të mos fliste më. Ai vështroi rruzaret. Kjo natë do të ishte e gjatë si natë dimri.

- Sille, - tha, - s'ka gjë.

Eunuku u përkul dhe doli heshturazi.

Pas pak hyri me vajzën për dore. Ndonëse ia kishin krehur flokët shpejt e shpejt, dukej që porsa e kishin zgjuar nga gjumi. Ajo ishte më e reja dhe më ojnatarja e haremit të tij. Askush, as ajo vetë, nuk e dinte sa vjeç ishte.

Tursun pashai i bëri me shenjë dhe ajo u ul te shtrati. Nuk



ndiente asnjë dëshirë, megjithatë u shtri bashkë me të. Vajza i kërkoi ndjesë që, për arsye që nuk vareshin nga ajo, s'kishte bërë veç një larje të pjesshme. Dukej që fjalët ia kishte mësuar eunuku. Ai nuk i tha asgjë. Ndërsa ndiente erën e njohur të vajzës, përzier për herë të parë me erën e pluhurit, mendoi rrëshqitazi se ndoshta nuk duhej të prekte femër para se të fillonte lufta, por ky mendim iku nga kryet e tij me po atë përtesë që kishte ardhur.

Ia vështroi një copë herë seksin, gati i befasuar nga mugullima e leshnajës, që eunuku s'kishte patur mundësi t'ia hiqte si zakonisht. Me atë hije sipër, seksi i vajzës po i dukej disi i huaj edhe më i dëshirueshëm. Kaq herë kishte thënë me vete se ndoshta s'duhej të binte me femër kur kishte ankth që lidhej me shtetin, por pastaj, i shtyrë, me sa dukej, nga një shpresëz se po të bënte të kundërtën do ta shtypte ankthin, e kapërcente mëdyshjen.

Ia hapi këmbët ngadalshëm dhe ndyshe nga zakonisht, lëndimthi, si të kishte frikë se do ta dëmtonte, e depërtoi. Nuk u habit nga dhëmbsuria e beftë që ndjeu për të, ngaqë turbull e dinte se ajo lidhej me marshimin e gjatë, që vajza kishte bërë njëlloj si ushtarët, duke marrë kështu në sytë e tij, diçka prej tyre.

Lëvizjet e tij ishin të mpira, sikur dëshirën ta kishte jashtë trupit, dhe vetëm kur ndjeu farën që si çurkajë u shkëput prej tij për të kaluar te barku i ngrohtë i vajzës, u gjallërua disi. Kënaqësia ishte e shkurtër, por djegëse, e mbledhur në një pikë, si cung pa degë.

Vajza e kuptoi që ai fjeti me të pothuaj pa dëshirë, ndaj e përsëriti prapë ndjesën e saj që më shumë se për hamamin ishte, me sa dukej, për errësimin e pubisit. Ai nuk iu përgjigj. U ngrit pak në bërryla dhe filloi të heqë rruzaret. Me faqe të skuqura mbi nënkresë, vajza shikonte nga poshtë lart fytyrën

e ashpër e të mprehtë të njeriut të cilit i përkiste.

Ai e harroi fare vajzën. Zgjati dorën te grumbulli i kartonave dhe mori përsëri skicën e kështjellës. Me një laps plumbi bëri dy shenja mbi të. Pastaj shtoi një kryqth tjetër. Vajza u ngrit mbi njërin bërryl dhe vështroi me sytë e bukur kureshtarë atë copë karton me gjithë ato shenja laramane. Sytë e tij ngjyrë hiri, të ftohtë, ishin ngulur mbi to. Ajo u përpoq të lëvizte me shumë kujdes, që të mos e shqetësonte, megjithatë, tek i ndërroi vend bërrylit që po i mpihej, gërsheti i saj i trashë gati sa nuk i ra mbi vizatimin. Ajo mbajti frymën, por ai nuk vuri re asgjë. Ishte krejt i përpirë nga ajo copë kartoni.

Vajza vështronte herë fytyrën e tij, herë shenjëzat që ai vinte dhe kureshtja e saj ishte aq e madhe saqë mori guximin për herë të parë ta pyeste:

- Kjo është lufta?

Ai e vështroi vajzën një copë herë të gjatë, sikur të habitej që gjendej atje. Pastaj ktheu kryet dhe përsëri ia nguli sytë skicës.

Bëri prapë vija dhe kryqthe mbi karton dhe, kur ktheu kryet përsëri nga vajza, pa se atë e kishte zënë gjumi. Flinte duke marrë frymë thellë, në buzët gjysmë të hapura. Tani dukej edhe më e re.

Shiu vazhdimisht binte me shushurimë mbi tendë.

Duke parë qerpikët dhe qafën e bardhë të vajzës, mendja, kushedi pse, i shkoi prapë te shurrtoret, që ishin duke u ngritur me ngut. Hullia e parë ishte duke iu afruar ndoshta tani lumit si një bollujëse... Ia ngriti mbulesën vajzës dhe kundër zakonit të tij, ia vërejti një copë herë baqthin dhe seksin, që ngjante ende i njomur në skaj të tij. Kishte mbetur ndoshta shtatzënë, mendoi, e pas nëntë muajsh do t'i jepte ndoshta një djalë... E ngathtësuar prej afrimit të gjumit mendja e tij kaloi nga pajimet



që duhej të ishin mbuluar tani, te rojat, te mbledhja e nesërme e këshillit të luftës, për t'u kthyer te barku i vajzës, ku birthi i tij ndoshta ishte ngjizur. Do ta merrte dot me mend, kur të rritej, se ishte zënë në një shatorre lufte, nën shi, pranë një kështjelle ogurzezë, larg... Do të bëhej ndoshta ushtarak si ai dhe bashkë me ngritjen e gradës, tenda e tij do t'u largohej mureve të kështjellave, dyqind hapa, gjashtëqind, njëmijë e dyqind... Allah, si na ke bërë kështu, psherëtu, ndërsa koka iu var si mbi humnerë.

*Tendat e tyre të bardha e rrethuan kështjellën nga të katër anët në formë kurore. Kur u gdhi mëngjesi i ditës tjetër, dukej sikur përreth kishte rënë dëborë e madhe. Nuk dukej as toka, as ngastrat e mbjella, e as grunarët. Ne dolëm te muret për të parë këtë dimër të madh. Vetëm tani e kuptuam plotësisht se ç'grindje të fundbotshme kishte nisur Gjergji ynë me sunduesin më të fuqishëm të kohës, Murat Hanin.*

*Fushimi i tyre tejshtrihet pafund e paskaj. Zhdukja e dheut na i ngushtoi shpirtrat. Mbetëm si të thuash vetëm me retë lart, kurse poshtë moria e tendave, si në një ëndërr të keqe, rrekej të krijonte një spikamë të re, një askundnajë, siç mund të thuhej.*

*Që këndej përshquhet shatorrja ngjyrë trëndafili e kryekomandantit të ushtrisë. Pardje ai dërgoi njerëzit e vet për të kërkuar dorëzimin tonë. Kushtet ishin të qarta: nuk do të preknin askënd, do të na lejonin të dilnim bashkë me armët dhe të iknim ku të donim. Kërkonim veç çelësat e kështjellës, në mënyrë që nga pirgu i saj të hiqej flamuri me shpendin e zi, (kështu e quanin ata shqiponjën tonë), që, sipas tyre, nuk i shkonte qiellit dhe, në vend të tij të*

*vihej bija e vërtetë e qiellnajës: gjysmë hëna.*

*Kështu kanë bërë kohët e fundit kudo: qëllimin e vërtetë të pushtimit e kanë fshehur pas një ideje të përgjithshme. Çështjen e fesë e kishin lënë për në fund, të sigurtë se me të do të fitonin. Duke treguar me dorë kombënoren, kryetari i tyre tha se sa për veglën e mundimeve, (kështu e quajti kryqin e shenjtë), po të donim mund ta mbanim, bashkë me fenë e krisherë, natyrisht. Ju atë do ta hiqni vetë më pas, me siguri, shtoi, sepse asnjë popull s'mund të parapëlqejë krusmën, përpara paqes islamike.*

*Përgjigjja jonë ishte e shkurtër dhe e prerë: as shkaba, as kryqi s'do të shkimeshin kurrë nga qielli ynë dhe se ne atë shenjë dhe atë fat kishim zgjedhur e nën to do të qëndronim. Dhe që çdokush të mbante shenjat e veta e fatin e vet, siç urdhëronte Zoti, ata duhej të iknin këndej.*

*Papritur që përkthyesi të kthente fjalët e fundit, ata brofën në këmbë gjithë zemërim. Thanë se ne ishim të pamiradijshëm, se ata kishin folur mjaft e tani do të flisnin armët. Ngutthi ikën pastaj drejt portës, duke i rënë mespërmes sheshit, në mënyrë që gjindja të shihte veshjet e tyre të shtrenjta.*

## *KREU I DYTË*

Kronisti Mevla Çelebiu kishte qëndruar mënjanë dhe po vështronte me kureshtje sesi anëtarët e këshillit të luftës futeshin njëri pas tjetrit në shatorren e madhe, te hyrja e së cilës ishte ngulur mbi një shtizë gjysmë-hëna prej bakri, emblema e



perandorisë. Tek ndiqte me sy oficerët e lartë, Çelebiu mundohej të gjente cilësime që duhej të vinte pranë emrave të tyre në kronikën e tij. Po cilësorët ishin të paktë e të varfër dhe shumica e tyre, duke u përdorur me vend e pa vend, qenë zhvlerësuar ndërkaq nga kronistët më të vjetër. Përveç kësaj, po të hiqje mënjanë mburrjet kryesore, që duheshin ruajtur vetëm për kryekomandantin, mbeteshin edhe më pak, dhe ai duhej të mendohej mirë përpara se të shpenzonte qoftë edhe njërën prej tyre. Ishin si një grusht gurësh të çmuar, që duhej ta hidhnin me mençuri mbi gjithë atë ushtri të pafund.

Porsa kishte zbitur nga kali Kurdishxhiu, komandanti i akënxhinjve. Koka e tij e madhe, e kuqërremtë dukej si e përgjumur. Pas tij arriti komandanti i jeniçerëve, plaku i tmerrshëm Tavxha Tokmakhan, me gjymtyrë të shkurtra, si të thyera një herë e të ngjitura pastaj pa kujdes. Kara-Mukbili, komandanti i azapëve bashkë me myftiun e ushtrisë dhe dy sanxhakbejlerë hynë me nxitim në shatorre. Pastaj erdhën njëri pas tjetrit me radhë Asllanhani, Deli Burxhubai, Ullu Bekbeu, Ollça Karadumani, Hatai, Uç Kurtogmuzi dhe Uç Tunxhkurti, Bakerhanbeu, memeci Tahankai dhe allajbeu i ushtrisë. Kronisti po mendonte sesi duhej t'i rendiste në kronikën e tij të gjithë këta komandantë të famshëm, emrat e të cilëve kishin diçka nga hekurimat, nga bishat e egra, pluhuri i zi i marshimeve, rrebeshi i motit, vetëtimat dhe nga gjëra të tjera tmerruese.

Përveç kryekomandantit dhe Kara-Mukbilit, që kishin fytyra të tjerme e të hijshme dhe natyrisht, veç allajbeut, që, si shumica e allajbejve ishte i shtatshëm, pamja e të tjerëve dukej si e krijuar enkas për t'ia vështirësuar kronikën. Në mendje i vinin pa dashur gjëra që s'ishin aspak të denja për t'u futur në një përshkrim heroik lufte, si elbthi në syrin e Ollça Karadumanit, frymëza nga e cila vuante myftiu, stërdhembi i

Uç Kurtdogmuzit, morthi i emnakut të tij, Uç Tunxhkurtit, xhunga, qafa të shkurtra, krahë të gjatë si prej dordoleci, dhjamthi i shpinës, që i kërruste herë njërin e herë tjetri dhe, sidomos një grath nën hundën e Kurdishxhiut, që ia kishte nxjerrë gjumin një natë më parë.

Në mendje kishte, kushedi pse, atë grath, kur dëgjoi një zë:

- Si je, Mevla Çelebi?

Kronisti ktheu kryet dhe u përkul krejt. I kishte folur kryeveqilharxhi i ushtrisë. Ai po vinte në këmbë së bashku me derdhësin e famshëm të topave, kryemekanik Saruxhanë, që ishte i zbehtë në fytyrë dhe me sy të kuq nga pagjumësia. Saruxhai ishte i vetmi nga anëtarët e këshillit të luftës, që mbante zhgun të zi, i cili i shkonte pëshpërimës misterioze, që rrethonte punën e tij.

- Ç'po bën këtu? – e pyeti kryeveqilharxhi.

- Po vështroj si mblidhet këshilli i lavdishëm, - tha kronisti me zëtë thekshëm, si i zënë në faj.

Kryeveqilharxhi i buzëqeshi dhe bashkë me Saruxhanë eci drejt hyrjes së shatorres, ku rojat rrinin si të ngurosur.

I munduar prapë nga ndjenja e fajit për mendimet e pakmëparshme, kronisti ndoqi një copë herë me sy shtatin e gjatë e hollak të kryeveqilharxhit, me të cilin i kishte qëlluar të njihej gjatë marshimit. Ndryshe nga herët e tjera iu duk mospërfillës.

I fundit po vinte me nxit arkitekt Kauri. Kronisti shoqëroi me sy të ecurën e tij të panatyrshme. Askush s'e dinte nga vinte e ç'kombësi kishte ky njeri, që dinte gjithë të fshehtat e ndërtimit të keshtjellave. Ishte i pagjind, si çdo i huaj, por ngjante dyfish i tillë për shkak të gjuhës që fliste: një turqishte e çuditshme, e kuptueshme nga pakkush. Ngaqë s'kishte qime në fytyrë, kishte plot që dyshonin se ishte grua, ose së paku



gjysmë burrë gjysmë grua, deledash, siç i thoshin.

Pas arkitekt Kaurit në shatorre nuk hyri kurrkush. Përjashta mbetën rojat e mbledhtarëve, që filluan të loznin me zare. Mevla Çelebiu ishte kureshtar të dinte ç'bisedohej aty brënda. Do të kishte pasur mundësi për një gjë të tillë në qoftë se, përveç detyrës së kronistit, do të kishte edhe atë të shkresarit të këshillit. Zakonisht këto i kryente një njeri. Emërimin e tij vetëm kronist i fushatës e shpjegonte në mënyra të ndryshme, sipas gjendjes shpirtërore. Nganjëherë i dukej se ky ishte një nderim i veçantë, që i qe bërë atij, duke mos e ngarkuar me shumë punë, në mënyrë që ta shkruante sa më bukur kronikën e tij të pavdekshme. Por kishte dhe raste, si ky tani, kur duke vështruar që larg shatorren e kryekomandantit, i jepte kësaj pune një shpjegim të pamirë për veten e vet dhe atëherë ndjenja e smirës e cfilitte keq. Çelebiu u bë gati të ikte, kur pa se nga shatorrja e Tursun pashait dolën disa nga anëtarët e këshillit. Midis tyre ishte kryeveqilharxhi. Kronisti u lumturua kur tjetri e vuri re dhe i bëri shenjë të afrohej.

- Eja të bëjmë një copë kuvendim duke shëtitur, - i tha. – Ata tani do të bisedojnë hollësitë e sulmit, ndaj ne që s'kemi lidhje me të, na liruan.

- Kur do të fillojë? – pyeti gjithë drojë Çelebiu.

- Besoj pas një jave. Porsa të derdhen të dy topat e mëdhenj.

Ata ecën ngadalë. Çaushi i kryeveqilharxhit vinte prapa si hije.

- Shkojmë në shatorren time të pimë ndonjë gjë mënjanë kësaj rrëmuje, - tha kryeveqilharxhi.

Çelebiu vuri dorën në gjoks dhe u përkul prapë.

- E quaj nder të madh.

Ngazëllimi që tjetri e ftonte në shatorre për të biseduar,

ashtu si ca ditë më parë, për historinë dhe filozofinë, iu zbeh aty për aty nga dyshimi se mos e zhgënjente mikun e lartë.

- Më zien koka, - vazhdoi tjetri, - dua të çlodhem pak. Kam shumë çështje për të zgjidhur.

Kronisti dëgjonte gjithë nderim.

- Zakonisht ju kronistët famën e pushtimeve e hidhni të tërë mbi supet e komandantëve të trupave, - tha kryeveqilharxhi, - po ja ku të them një gjë, dhe mbaje mend, Çelebi: pas kryekomandantit, hallet më të mëdha bien mbi këtë kokë, - dhe ai i ra ballit të tij.

Kronisti uli kryet si i zënë prapë në faj.

- Nozullimi, kjo është barra më e rëndë e luftës, - tha tjetri gati me pezm. – Të tundësh shpatën orë e pa kohë, s'është ndonjë gjë e madhe, po të mendosh çdo ditë si të ushqesh dyzetë mijë burra, në një vend të huaj, të braktisur, si ky, kjo të bën të lozësh mendsh.

- Ashtu është, - tha kronisti.

- A do të të them një të fshehtë? – u kthye papritur kryeveqilharxhi. – A e di ti që kjo ushtri që shikon rreth e rrotull ka rezervë ushqimi vetëm për dy javë?

Çelebiu bëri një lëvizje vetullash, por ato iu dukën tepër të imta për të shprehur aq habi sa të dëshëronte.

- Nga Edreneja do të nisen herë pas here karvanet. Këtë gjë unë e di, - vazhdoi kryeveqilharxhi, - po kush mund t'i besojë një rruge kaq të gjatë? Tejbartja e ushqimit... Në qoftë se do të dëgjosh ndonjë ditë se jam çmendur, ajo do të më çmendi.

Ç'është ajo fjalë, deshi të thoshte kronisti. Ai tundi kryet, madje edhe krahët, por tani edhe ato po i dukeshin të vogla.

- Çdo përgjegjësi bie mbi këtë kokë, - tha kryeveqilharxhi. – Sikur një mëngjes kuzhinierët të lajmërojnë se s'kanë ç'të ziejnë në kazanë, cilin do të zgjojë në mes të natës Tursun



pashai? Mos vallë Kurdishxhiun, plakun Tavxha, apo komandantët e tjerë? Jo. Do të thërresë këtë këtu, - dhe drejtoi gishtin rrëfyes mbi gjoks, si të ngulte një thikë.

Shprehjes së nderimit dhe të vëmendjes në fytyrën e tij, Mevla Çelebiu i shtoi edhe atë të vuajtjes për tjetrin, gjë që nuk ishte e vështirë për të, sepse fytyra e tij edhe në gjendjen e tij të zakonshme kishte mjaft rrudha të thella.

Shatorrja e kryeveqilharxhit ishte në thellësi të logut, kështu që ata tani ecnin midis rrëmujës së ushtarëve, që përendeshin ngado. Një pjesë, të ulur rrëzë tendave, gjalmonin pajimet, të tjerë çmorriteshin pa kurrfarë turpi. Mevla Çelebiu iu kujtua se askund në kronikat s'përmendej kurrë gjalmimi e shgjalmimi i pajimeve, që tani i dukej se zinte gjysmën e kohës së një ushtari. Kurse për çmorritjen as që mund të bëhej fjalë.

- Po akënxhinjtë? – pyeti ai duke dashur t'i shmangte mendimet mëkatare, - a nuk do të lëshohen akënxhinjtë përreth?

- Sigurisht, - tha tjetri. – Por plaçkitjet e akënxhinjve asnjëherë nuk mbulojnë më shumë se një të pestën e shpenzimeve të ushtrisë. Madje edhe këto në periudhën e parë.

- Çudi, - tha kronisti.

- Ka vetëm një zgjidhje, - tha kryeveqilharxhi, - Venediku.

Çelebiu i shqeu sytë nga habia.

- Sulltani ka bërë marrëveshje me Venedikun, që tregtarët e tij t'i shesin ushqime dhe pajime ushtrisë sonë. Ti ke të drejtë të çuditesh, - vazhdoi tjetri. – Ti thua me vete se ne, nga një anë, e fajsojmë Skënderbeun se është i shitur te frëngu dhe, nga ana tjetër, bëjmë marrëveshje me frëngun dhe, nga ana tjetër, bëjmë marrëveshje me frëngun në shpinë të tij. Edhe unë po të isha në vendin tënd kështu do të habitesha. – Kryeveqilharxhi bëri një nga ato buzëqeshjet e tij të

zakonshme, ku nuk merrnin pjesë sytë. – Ç't'i bësh, Mevla Çelebi, kështu e ka politika.

Kronisti uli kryet. Ai e bënte gjithmonë këtë sa herë që biseda prekte gjëra të rrezikshme.

Kaloi një rresht i gjatë azapësh të ngarkuar me xunkth.

- Më duket se me këtë xunkth thurren trinat me të cilat mbulohen luftëtarët për të mos u djegur gjatë mësymjes, - tha kryeveqilharxhi. – Disa herë i thurrin në formën e shpinës së breshkës, prandaj dhe quhen breshkore.

- Ç'fjalë, - tha kronisti.

- Nuk ke qenë ndonjëherë në ndonjë rrethim kështjelle?

Kronisti e ndjeu që u skuq.

- S'e kam patur atë fat.

- O, është një gjë madhështore.

- Sigurisht.

- Dëgjo këtu, - tha kryeveqilharxhi me një zë më familjar, - unë kam marrë pjesë në shumë rrethime, por këtu, - ai tregoi me dorë nga kështjella – do të bëhet një nga plojat më të tmerrshme të kohës sonë. Dhe ti duhet ta dish më mirë se unë se nga vrasitë e mëdha dalin libra të mëdhenj. – Ai mori frymë thellë. – Ti mund të bësh një kronikë të vërtetë lufte që të bjerë erë zift edhe gjak dhe jo ca trillime në formë qëndizmash, si ato që shkruhen pranë vatrës nga ca qurramanë që s'kanë qenë kurrë në luftë.

Mevla Çelebiu u skuq prapë ngaqë iu kujtua hyrja e kronikës së tij.

- Ndonjë ditë, po të dëshirosh, mund të të lexoj ndonjë pjesë nga kronika ime, - tha ai, - dhe shpresoj që nuk do të zhgënjehesh.

- O, me gjithë qejf. Ti e di që unë e adhuroj historinë.

Përbri tyre kaloi me zhurmë një grumbull jeniçerësh.

- Janë të gëzuar, - tha kryeveqilharxhi, - sot kanë marrë



rrogat.

Çelebiu iu kujtua se rrogat gjithashtu s'përmendeshin kurrë në kronikat.

Ca ushtarë ngjethonin ca tenda të gjata. Më tej qerrtarët zhbartnin trarë e zhuka ndanë një grope të porsahapur. Më shumë se ngulimit të një ushtrie fushimi i ngjante një sheshi ndërtimi.

- Ja dhe plakat e Rumelisë, - tha kryeveqilharxhi. Kronisti ktheu kryet nga e majta, ku, në një xibërrakë të rrethuar me gardh, me dhjetëra plaka vërtiteshin rreth qypave dhe vorbave të vëna në zjarr.

- Ç'po bëjnë? – pyeti Çelebiu.

- Llapa kundër plagëve. Sidomos kundër djegieve, - u përgjigj kryeveqilharxhi.

Kronisti vështronte fytyrat e zeshkëta dhe shpërfillëse të plakave.

- Shumë plagë të tmerrshme do t'u hapen luftëtarëve nëpër shpinë dhe gjymtyrë, - tha kryeveqilharxhi me zë të trishtuar. – Por njerëzit ende s'e dinë se me se merren këto gra. Shumica kujtojnë se janë magjistare.

Kronisti ktheu sytë për të mos i parë ushtarët që çmorriteshin. Në të vërtetë, një pjesë e tyre, të ulur këmbëkryq, duke i kthyer shputat e këmbëve nga vetja, vështronin gati habitshëm lythet poshtë tyre.

- Këmbët e tyre janë tërë plagë nga rrugëtimi i gjatë, - tha kryeveqilharxhi me zë të zbutur. – Gjer më sot në asnjë histori nuk kam parë të flitet ndonjëherë, qoftë edhe në dy radhë, për këmbët e ushtarëve.

Kronisti i erdhi turp që kishte shfaqur një farë krupe, por tani ç'ishte për t'u bërë ishte bërë.

- Në të vërtetë këtë perandori të pafund me të cilën krenohemi të gjithë, janë ato këmbët plot flluska dhe rrëgjyra

që e kanë zgjeruar, - gati sa s'thirri tjetri. – Një miku im më thoshte shpesh: jam gati të bije në gjunjë e t'i puth ato këmbë që mbajnë erë.

Kronisti s'dinte ku të futej. Për fat në atë çast iu doli përpara shatorrja.

- Ja dhe strofka ime, - tha me zë të ndryshuar dinjitari i lartë. – Urdhëro Mevla Çelebi. Të pëlqen sherbeti me lëng shege? Në këtë vapë që po shtrëngon s'ka si lëngu i shegës. Një bisedë kokë më kokë me mikun për sferat e larta shpirtërore, në një kohë të tillë egërshane, është si një vjollcë midis ferrave. Apo jo, Mevla Çelebi?

Kronistit i vetuan nëpër mend lythet dhe era e këmbëve të ushtarëve, por aty për aty e qetësoi veten me mendimin se njerëzit e mëdhenj prandaj dhe ishin të tillë, që t'u falej gjithçka.

- Jam shumë i lumtur që më quan mikun tënd. S'jam veçse një kronist i thjeshtë.

- Ti ke mjeshtërinë e lartë të historianit, - e ndërpreu tjetri. – Vetëm poshtërakët s'dinë ta çmojnë atë. Dhe tani, mik i dashur, a do të më lexosh, siç më premtove, diçka nga kronika jote?

Mevla Çelebiut do t'i skuqeshin faqet nga kënaqësia sikur të kishte një shëndet të zakonshëm. Pasi këmbyen fjalë të tjera mirësjelljeje, Çelebiu, që e dinte përmendësh fillimin e kronikës, iu tha me zë të ngadalshëm: "Porsa doli urdhëri i Padishahut botëpushtues, bindja ndaj të cilit është detyrë për njerëzit e për xhindet, luanët u nisën për në luftë në vendin e shqiptarëve dhe shumë hareme u braktisën". Kryeveqilharxhi i tha se fillimi ishte i bukur nga ana artistike, por do t'i pëlqente që mendimi i braktisjes të lidhej me një gjë më të domosdoshme për jetën njerëzore dhe më të rëndësishme për ekonominë, për shembull me parmendën ose me vreshtat. Ca shifra gjithashtu s'do t'i bënin keq kronikës.



Te hyrja e shatorres u duk shkresari i kryeveqilharxhit. Kur i zoti i dha lejën të afrohej, ai i pëshpëriti diçka në vesh. Kryeveqilharxhi tha disa herë "po" dhe po aq herë "jo".

- Ku e kishim fjalën? – pyeti kur shkresari doli. – Ah, po, te shifrat. Po për to, mos më dëgjo fort se unë e kam atë xanxë: gjithë ditën s'bëj gjë tjetër veç njeh e çnjeh.

Shkresari u shfaq përsëri.

- Një shkelbaltës i pashait, - shpejtoi të thoshte kur pa se i zoti u vrejt.

- Të hyjë, - tha kryeveqilharxhi.

Kasneci i pashait iu përkul te veshi dhe i pëshpëriti një copë herë. Pastaj e anoi veshin e vet për të marrë përgjigjen.

- Dalim më mirë në ajër të pastër, - tha kryeveqilharxhi kur mbetën vetëm. – Përndryshe ferrat e halleve të përditshme do t'ia zënë frymën manushaqes së bisedës sonë.

Kur ata dolën dita ishte në të thyer. Fushimi ishte plot gjallëri. Nga të gjitha anët akënxhinjtë çonin kuajt për të pirë ujë. Flamurthet fëshfërinin nga era sipër tendave. Sikur të kishte edhe ca lule që të erëmonin, fushimi, më tepër se një ushtrie do t'i ngjante një lulënaje. Kronistit nuk i kujtohej që ndonjë pasardhës i tij ta kishte quajtur ndonjë ushtri "gjylistan". Por ai do ta bënte. Ai do ta krahasonte ushtrinë me një livadh ose një sixhade të larmishme që, sapo merrte urdhërin e mësymjes, lëshonte befas thekët e zeza të mortjes.

Pothuaj në qendër të logut ata u ndeshën me kryemekanikun.

- Mbaroi mbledhja? – e pyeti kryeveqilharxhi.

- Tani porsa mbaroi. Vdiqa për gjumë, - tha Saruxhai, duke fërkuar sytë.

- Dukesh-, tha kryeveqilharxhi. – Je zbehur në fytyrë. – Sidoqoftë, duhet të kujdesesh për veten.

- Kemi tre net që pothuaj nuk flemë. Pashai sot në

mbledhje dha urdhër të prerë që javën tjetër topat të jenë gati... javën që vjen, unë dua të dëgjoj gjëmimin e tyre, tha.

- Nuk arrini dot?

- S'e di. Mund edhe të arrijmë. Po ti e merr me mend se sa të papritura ka kjo punë. Përveç kësaj, është fjala për një armë të re, dhe për çdo gjë duhet t'u rri mjeshtërve mbi krye.

- Të kuptoj, - tha kryeveqilharxhi.

- Doni të shihni shkritoren? – pyeti Saruxhai dhe, pa pritur përgjigjen e tyre, iu priu përmes djerrinës.

Kronisti u lumturua prej besimit që po i tregonin. Qysh para nisjes kishte dëgjuar gjithfarë pëshpërimash për armën e re. Flitej për të me adhurim dhe frikë si për çdo armë të fshehtë. Thuhej se nga gjëmimi i saj, njeriu shurdhohej për jetë, kurse trandja e ajrit mund të përmbyste gjithçka.

Gjatë marshimit i kishte qëlluar të shihte gamilet, që besohej se mbartnin grykat e topave gjigandë. Ushtarët që ecnin përbri, vështronin në heshtje shkorsat e zeza të lagura nga shiu, me të cilat ishte mbështjellë e fshehta e madhe e vdekjes.

Kronisti digjej nga kureshtja të dinte diçka më shumë për to, por druhej se mos zgjonte dyshime. Kur më në fund, duke mposhtur drojtjen, e kishte pyetur kryeveqilharxhin e porsanjohur, ai kishte qeshur një copë herë me duart në ije. Kurrfarë gryka topash s'kishte në dengjet sipër gamileve. Kishte veç pllaka hekuri e bronzi si dhe një lloj qymyri të veçantë. Ti do të pyesësh se ku është atëherë arma e fshehtë? Po ta them unë, Mevla Çelebi. Topi i madh i tmerrshëm ndodhet në një hejbe të vockël... Të vockël si kjo imja... Mos më shiko ashtu, nuk tallem, Çelebi. Me këdo mund të mahnitesha, por kurrë me një historian. Topi i fshehtë ndodhej vërtet në një torbëz, i kishte pëshpëritur tek veshi, ndërsa i tregonte me sy një njeri me fytyrë të qirinjtë e me zhgun të zi.



ishte dashur një copë kohë që kronisti të kuptonte se në hejben e njeriut zbehtak, ishin vërtet vizatimet dhe shifrat e fshehta, në bazë të të cilave do të derdheshin topat e mëdhenj.

Shkritorja ishte në një rrah të veçuar, e rrethuar ngado me një gardh e me roja të shumta. Një rrëshkatë e ndante prej lumit, kurse njëzetë hapa përpara hyrjes, mbi një copë dërrase ishin shkruar fjalët "Zonë e ndaluar".

- Punishtja ruhet ditë e natë me kujdes, - tha kryemekaniku. – Thonë se armiku mund të dërgojë spiunë për të vjedhur të fshehtën e prodhimit.

Kryemekaniku, duke i prirë përmes ashprinës, i futi në njërën nga barakat. Brenda ishte vapë e madhe nga zjarri i farkave dhe i furrave. Njerëz të zeshkët, pothuaj lakuriq, punonin të mbytur në djersë. Nga të gjitha anët ishin hedhur hekura, bronz dhe gjedhe prej balte argjiloze.

Kryemekaniku u tregoi skicat e topave gjigandë.

Ata vështronin të habitur atë mori vijash, lakoresh e rrathësh të vizatuara me kujdes mbi kartonë.

- Ky është më i madhi, - tha Saruxhai, duke veçuar njërën prej skicave. – Topçinjtë e mi qysh tani i kanë ngjitur një emër: balljemeztop.

- Topi që s'ha mjaltë? E pse? – pyeti kryeveqilharxhi.

- Domethënë që ha koka njerëzish, - tha Saruxhai. – Një top ojnatar, si të thuash, si ata djemtë e përkëdhelur që thonë në mëngjes: mama, më është mërzitur mjalti...

- Hm, hm, - ia bëri kryeveqilharxhi.

- Dhe tani shikoni vendin ku do të derdhet, - vazhdoi kryemekaniku duke ecur më tutje. – Kjo është gropa e madhe ku do të vendosen gjedhet argjilore, kurse këto janë furrat, prej të cilave do të derdhet hekuri. Metalin për një top të zakonshëm të madh mund ta derdhë vetëm një furrë, kurse për balljemeztopin mezi mjaftojnë gjashtë furra. Pikërisht këtu

qëndron një nga të fshehtat e derdhjes: duhet që të gjashtë furrat, në të njëjtën kohë, të japin metal me cilësi të njëjtë. Një zgavër e vogël e krijuar gjatë derdhjes, një flluskë, si të thuash, brenda hekurit, dhe topi pëlcet që në gjuajtjen e parë.

- Fiu, - ia bëri kryeveqilharxhi duke mos e fshehur habinë e tij.

Ndonëse ishte krejt i trullosur, Mevla Çelebiu kishte aq kujdes që të mos kthente kryet nga kryeveqilharxhi nga frika se më pas, kur tjetri ta merrte veten, mund të pezmatohej që një kronist i thjeshtë e kishte kapur në një çast dobësie, domethënë, e kishte parë të habitur atë që s'habitej nga kurrgjë.

Kryeveqilharxhi ndërkaq s'tregonte kurrfarë kujdesi për ta fshehur mahnitjen e tij. Mendimi se kryemekaniku Saruxha po merrej me një punë hyjnore, për të mos thënë punë demonësh, duke nxjerrë nga furrat e tij atë lëng të zjarrtë, që Allahu e nxirrte nga zgafellat e tokës, nëpërmjet vullkaneve, i shkaktoi drithma kronistit. Për punë të kësisojshme zakonisht kishte ndëshkim.

Ndërsa kryemekaniku vazhdonte të shpjegonte si do të bëhej derdhja, në sytë e tyre ai po shndërrohej dalngadalë në një shtrigan që, i mbështjellë me atë zhgunin e zi, përgatitej të kryente një rit të kryehershëm.

- Topa të tillë përdoren për herë të parë në historinë e njerëzimit, - tha më në fund Saruxhai me krenari. – Përpara gjëmimit të tyre tërmetit do të dukej si një ninullë e këndshme.

Ata e shikonin me adhurim.

- Këtu do të bëhet lufta më moderne në botë, - vazhdoi ai duke i ngulur sytë kronistit.

Mevla Çelebiu ishte i tronditur.

- Gjunjëzimi i Ballkanit është tani për tani mendimi kryesor i padishahut, - tha kryeveqilharxhi. – Kuptohet që ai nuk do



të kursejë asgjë në këtë luftë.

- Ja, po vjen edhe ndihmësi im kryesor, - tha Saruxhai, duke u kthyer nga një djalë i gjatë me fytyrë të hollë gjithë puçrra. Ndihmësi i shikoi me mospërfillje dhe, duke bërë një lëvizje që vështirë se mund të merrej për përkulje, i tha diçka kryemekanikut. – Ju duket çudi që ky djalurçinë është ndihmësi im? – tha Saruxhai kur puçrranjosi u largua. – Kjo ndodh pothuaj me të gjithë. Pamja e tij nuk ta mbush synë, po zotësia e tij është e papërfytueshme.

Ata nuk u përgjigjën.

- Kurse në atë barakën atje do të derdhim armë të tjera, që janë më të vogla, por jo më pak të tmerrshme, - vazhdoi kryemekaniku. – Këto quhen përdredhore, sepse e hedhin predhën duke e përdredhur. Ndryshe nga topat që goditin drejtpërdrejt muret, këto i hedhin predhat nga lart, si një fatkeqësi që bie nga qielli.

Ai mori nga toka një qymyr dhe një karton të hedhur.

- Ta zemë se ky është muri i fortesës. Këtu është vendosur topi. Predha e topit bën këtë rrugë të drejtë, - ai shënoi një vijë të ndërprerë, - deri sa ndesh murin. Kurse predha e përdredhores ngjitet lart në qiell, si të thuash, dinakërisht, sikur s'ka punë me murin, për të rënë pastaj pingul pas tij. – Ai hoqi dy vija me dorën, që kronistit iu duk se i dridhej. – Ajo bën një zhurmë që i ngjet fishkëllimës së detit në stuhi.

- Allah! – ia bëri kronisti.

- Ku e mësove ti mjeshtërinë e derdhjes së topave? - e pyeti kryeveqilharxhi.

Sytë e kryemekanikut ngrinë në çast.

- Te mësuesi im, Saruhanlliu, - u përgjigj pas një heshtjeje. – Unë punoja si ndihmës i tij.

- Ai tani është në burg, apo jo? – pyeti kryeveqilharxhi.

- Po, - tha Saruxhai. – Ai është mbyllur me urdhër të

sulltanit në burgun e Bogazkesenit.

- Asnjeri nuk e di shkakun e dënimit të tij, - ndërhyri në bisedë me druajtje Mevlan Çelebiu.

- Unë e di, - tha kryemekaniku.

Kryeveqilharxhi ngriti sytë me kureshtje.

- Kohët e fundit plaku kishte filluar të lajthiste, - tha kryemekaniku. – Ai nuk donte të zgjeronte më fort grykën e topave. Ai u thoshte të gjithëve se kjo gjë ishte e pamundur, kurse mua, që isha njeriu më i afërt i tij, më tha të vërtetën. Ai mund ta bënte, por topi do të kthehej në një armë të lemerishme, që do t'i shkaktonte fatkeqësi gjinisë njerëzore. Përbindëshi ka lindur, thoshte ai për topin. Ne nuk e zhdukim dot atë, por së paku t'ia mbajmë gojën kaq sa e ka dhe të mos ia hapim më; përndryshe ai do të gllabërojë botën. Plaku i ndërpreu kërkimet dhe atëherë sulltani e vuri në pranga.

Kryemekaniku mori një copë argjil dhe e thërmoi në dorë.

- Ja kështu qe puna e tij, - tha.

Dy të tjerët tundën kryet.

- Kurse unë kam një mendim tjetër për këtë punë, - tha kryemekaniku. – Unë mendoj se shkenca do të mbetej në vend, në qoftë se ne do të bëheshim qaramanë. Me luftë ose pa luftë, shkenca duhet të ecë përpara. Për mua s'ka rëndësi se kush e përdor këtë top dhe kundër kujt e përdor. Rëndësi ka që ai ta hedhë predhën sipas njehsimeve që kam bërë unë. Me të tjerat merruni ju, - përfundoi gati me mllef.

- Me sa di unë, paratë për ndërtimin e këtij topi i ka dhënë një nga validetë e sulltanit për shpëtimin e shpirtit të saj, - tha kryeveqilharxhi, siç dukej, për të ndërruar bisedë.

- Për shpëtimin e shpirtit? – pyeti Çelebiu, të cilit iu duk se kjo ishte një gjë e bukur për ta shënuar në kronikën e tij. – Ka kushtuar shumë? – shtoi pas pak, i habitur dhe vetë me guximin e tij.



- Këto gjëra i di ai, - tha kryemekaniku, duke treguar me gisht kryeveqilharxhin, - mua mos më pyet për to. Do të dish sa larg e hedh predhën dhe sa e ka fuqinë e tij rrënuese? Ato t'i them.

Kronisti buzëqeshi.

- Topi kushton shumë, - tha kryeveqilharxhi. – Jashtëzakonisht shumë, sidomos tani që është kohë lufte dhe çmimi i bronzit është ngritur mjaft.

Ai mbylli sytë dhe bëri një njehsim të shpejtë.

- Dy milionë akçe, - tha.

Kronisti mbeti gojëhapur, kurse kryemekanikut nuk i bëri asnjë përshtypje.

- Kaq shumë para për shpëtimin e shpirtit! – tha kryeveqilharxhi. – Duket si shumë në fillim, por në qoftë se pas ca ditësh ai do të çajë murin e kështjellës, atëherë pesha e tij shndërrohet e gjitha në flori.

Fytyrës së tij nuk i ndahej një nënqeshje shpotitëse.

- Në rrethimin e Trapezundës, kur shtiu topi i parë që ishte më i vogël se ky, shumë njerëzve, që ishin aty, iu duk sikur në çastin e shkrepjes gryka e topit gjëmoi "Allah!". Unë isha atje, - vazhdoi kryeveqilharxhi, - dhe e dini si m'u duk kur dëgjova topin që shtiu? M'u duk sikur ai thirri "taksë!".

Kronisti hapi përsëri gojën. Kryemekaniku qeshi.

- Ju s'e dini ç'do të thotë taksë dhe sa gjëra, duke përfshirë dhe rrethimin e kësaj fortese, bëhen në këtë botë për shkak të saj, - tha kryeveqilharxhi.

- Kurse unë mendoj se gryka e topit, kur oshëtin, nuk thotë as "Allah" as "taksë", por bën një gjëmin, fuqia dhe tingulli i të cilit varet nga baruti që vendoset poshtë predhës, nga gjerësia e grykës dhe, pa dyshim, nga gjatësia e tytës.

Kryeveqilharxhi qeshi. Asnjëherë nuk ia merrte për të keq kryemekanikut. Kurse Mevla Çelebiu mendonte se ishte

njohur dhe kishte zënë miqësi me burra të ditur e të fuqishëm dhe përherë e më fort dyshonte nëse do të ishte në gjendje të përballonte këto biseda, që e ngrinin në caqe të epërme e të panjohura.

- Dalim përjashta, - tha kryeveqilharxhi.

Saruxhai i përcolli gjer te hyrja.

- Thonë se këto armë të reja do të ndryshojnë këndej e tutje natyrës e luftës, - tha kronisti.

Kryemekaniku tundi kryet gjithë dyshim.

- Ashtu flitet, - tha. – Flitet se ato do t'i nxjerrin jashtë përdorimit kështjellat.

- Përse thua "flitet"? – tha kryeveqilharxhi. – A nuk beson ti se këta topa do ta mposhtin këtë kështjellë?

- Mua do të më pëlqente të ishte ashtu, - tha Saruxhai gjithnjë duke buzëqeshur, - sepse këta topa janë krijimi im. Por unë mendoj pak ndryshe. Topat do të ndihmojnë pa dyshim, megjithatë fortesën do ta pushtojnë ushtarët e padishahut të madh.

- E kuptova, - tha kryeveqilharxhi.

- Arma e re do të bëjë një gjë tjetër, - tha Saruxhai. – Ajo me gjëmimin e saj do të ngjalli tmerr dhe do të thyejë zemrat e kështjellarëve. Kjo s'është gjë e vogël, apo jo?

- Kjo është gjë e madhe fort, - tha tjetri. – Dhe s'është fjala vetëm për këta shkretanë këtu, gjithë krishtërimi po dridhet prej armës së re. Ajo qysh tani është rrethuar me gojëdhëna.

- Do t'u përcillja një copë udhë, por kam një mijë punë sonte, - tha Saruxhai. – Në mesnatë mund të fillojmë derdhjen.

- S'ka gjë. S'ka gjë. Faleminderit! – thanë pothuaj me një gojë bujtësit.

Ndërkaq kishte rënë nata dhe aty-këtu në log ishin ndezur zjarret. Përbri tyre, diku në errësirë, dikush këndonte me një



zë të zvargur një amané të trishtuar. Më tutje dy dervishë gjithë lecka murmuritnin lutje.

Ata ecnin në heshtje dhe kronisti po mendonte se ishte një gjë vërtet e çuditshme, që kaq njerëz të ndryshëm nga njëri-tjetri i shërbenin padishahut dhe se si lufta i kishte mbledhur e i kishte sjellë ata gjer këtu në fund të botës.

Që nga larg vinte herë pas here zëri i atij që këndonte:

*Dynjà, dynjà... hajal dynjà.*

*Qetësia vazhdon. Por ajo është e lodhshme si çdo qetësi që fsheh të panjohurën. Nganjëherë na duket se kjo ushtri rrotull nesh s'ka lidhje me ne. Duket sikur krejt rastësisht janë gjendur përballë në këtë rrafshultë kështjella jonë dhe logu osman dhe së shpejti do t'i lënë udhë njëri-tjetrit. Por ne e dimë se tani është tepër vonë për këtë. Njëra prej të dyjave, ushtria ose kështjella do të rrënohen.*

*Ata po bëhen gati për sulm. Që këndej duken si përgatitin shkallët, litarët, gremçat, deshtë e hekurt, pykat shkallmuese, shkurt gjithë veglërinë e luftës, të vjetrën dhe të renë, që është shpikur këta tre-katër vjet.*

*Nga punishtja e topave ngrihet ditë e natë tym i zi. Atje po derdhet arma e re që, me sa duket, do të provohet së pari kundër nesh, ndonëse ia shpjeguam gjindjes se kurrnjëherë një armë e re s'është aq e tmerrshme sa ç'e bën pëshpërima njerëzore, hutimi u ndie gjithandej. Netëve që nga malet, me anë të zjarrmureve, Gjergji ynë na dërgon kumte shpresëdhënëse. Por në mot të keq, as malet, as zjarrmuret s'duken dhe ne na ngjan vetja si të varur në humnerë.*

*Herë-herë, të lodhur nga pamja e fushimit, me orë të tëra i mbajmë sytë drejt qiellit. Me ç'duket, nga ky përqëndrim i gjatë disave iu janë përhitur pamje jo fort të besueshme. Ngulin këmbë se kanë parë Orën e Mirë të Shqipërisë duke rendur përmes reve, si dhe orët e tjera, me heshta e furka, si dhe me peshoret e fatit në duar. Disa thonë se kanë parë Orën e Ligë gjithashtu.*

*Këto vegulli të shkaktuara nga pritja dhe lodhja, ka gjasë të jenë kujtime të kahershme të kohës kur të parët tanë, ashtu si krejt gadishullorët, besonin në shumë zota. Mjaft keshtjellarë kanë bindjen se jo vetëm këto hyjni ndodhen ndërkaq sipër nesh, por ato do të marrin pjesë në fatin e luftës si dikur. Ata shpresojnë se qiejt që s'di se qysh janë ftohur prej nesh, do të aviten përsëri, për t'u përzier si kahmot me punët e njerëzve. Do të gjëmojnë rrotat dhe flatrat e koçive qiellore, thonë ata, dhe fati i luftës dhe i secilit prej nesh s'dihet ku do të vendoset, në tokën e zezë, apo lart në re.*

## *KREU I TRETË*

Këshilli i luftës u thirr të dielën mbasdite. Kur Tursun pashai hyri në shatorre ku bëhej mbledhja, të gjithë ishin ndërkaq aty. Pa vështruar askënd ai u ul në vendin e tij. Fytyrën e kishte të vrenjtur.

Shkresari i Këshillit ngjeu penën dhe e mbajti mbi letrat që kishte përpara. Duke lëvizur njerin gju, për të zënë vend më mirë, atij iu drodh bryli dhe nga penda i ra një pikë e zezë. E fshiu pikën me mëngë, shpejt e shpejt, për të mos e parë



njeri, sepse pika e zezë mund të quhej shenjë e keqe, e lëshuar qëllimisht mbi shkresat.

- Kërkoj të di mendimin tuaj përfundimtar për kohën e sulmit, - tha Tursun pashai. – Por përpara se të vendosim për të dua t'ju them se parashtrimin tuaj të përbashkët, - ai tregoi me krye Asllanhanin, Bekbeun dhe myftiun e ushtrisë, - për një dytësor, apo sosi, apo kipc, siç i thonë tani, ndonëse e çmoj përkujdesjen tuaj për mbrojtjen e jetës sime, unë e shpërmiratoj.

Sytë e tij ndaluan një grimë mbi fytyrat e të treve për të gjeturnë to hijen e djallëzisë, por aty për aty u bind se kurrfarë prapamendimi s'kishte patur dhe se atyre u kishte shkuar mendja për kipc, ngaqë kipcet ishin tani në modë.

Tursun pashai pikasi një hijëzë mërzie në fytyrat e ushtarakëve. S'besoj se ju dhimbset kaq shumë jeta ime, tha me vete. Megjithatë nuk zemërohej dot. Kishte qenë vetë oficer dhe e dinte se zakonisht oficerët i donin kipcat sepse mund t'i përbuznin, madje mund t'i shanin nëpër dhëmbë, pa rrezikuar ndonjë gjë të madhe. Atë që ata s'e mendonin ishte se, duke përçmuar hijen e kryekomandantit, mësoheshin pa dashur me këtë dhe ditën kur kryekomandanti të shfaqej vërtet mund të ndodhnin të papritura... Mund të ndodhte edhe më keq, mendoi ai. Një mëngjes... mund të thoshnin se Tursun pasha ishte ai tjetri... domethënë hija... në kohën që trupi i tij... dergjej thellë në tokë...

Kryekomandanti fërkoi ballin me dorë. Kishte fjetur keq, kishte bërë një gjumë me gretha, siç thuhej, dhe kryet e kishte të turbullt.

- Dhe tani të kthehemi te sulmi, - tha me zë të prerë. – Flisni.

Nuk i donte mbledhjet e gjata dhe e shfaqte hapur përbuzjen për to. I lidhi duart mbi gjoks dhe priti. Në qetësinë

e plotë të gjithë dëgjuan si penda e shkruesit e hodhi frazën e tij në letër.

Kryemekanik Saruxhai foli i pari. Pa bërë asnjë hyrje, pa thënë madje fjalët e zakonshme të mirësjelljes (një gjë e çuditshme, me të cilën ata ishin mësuar tani dhe nuk ia vinin më re), ai tha fare shkurt ç'kishte për të thënë:

- Topat e mi janë gati që nesër, por përdredhoret s'i bëj dot para së martës. Të martën mund të filloj bombardimin. Më duhet një ditë për t'i çarë muret. Kaq kisha.

- Tjetër, - tha Tursun pashai.

I dyti foli myftiu.

- Gazi Tursun pasha, - tha duke bërë një nderim me krye. – Pasi e këshillova me ëndërrshkoqitësin si edhe me astrologun për gjendjen e yjeve, - ai tregoi me krye astrologun që kishte kërrusur i trembur në një skutë, - mendoj që sulmi të fillojë nesër.

- Ç'kokëtrashë! – murmuriti kryemekaniku.

Kryeveqilharxhi, që rrinte ngjitur me të, e tërhoqi nga mënga.

- Skajimi i yjeve ndaj hënës është i volitshëm për nesër, - vazhdoi myftiu, - kurse të martën do të jetë ters. Përveç kësaj, mbrëmë Allahu më dërgoi një ëndërr dhe ëndrra është kjo: nën dritën e hënës një krokodil sulmoi dhe i shqeu zemrën një bualli të zi. Bualli i zi në këtë rast është fortesa. Nga ana tjetër dihet që nesër nis hëna e re.

- Ç'trashtinë, - murmuriti prapë Saruxhai dhe kryeveqilharxhi e kërkoi sërish nga mënga.

- Tjetër, - tha pashai.

- S'e marr vesh këtë punë, - foli pa iu drejtuar asnjeriut kryemekaniku. – Si mendoi myftiu, ta bombardojmë keshtjellën përpara apo pas sulmit?

Kryeveqilharxhi po ia shqyente mëngën.



Myftiu as që denjoi të përgjigjej. Sytë e tyre u ndeshën me një urrejtje të hapët. Vështrimi i ngrysur i Tursun pashait nuk u ndal as te njeri, as te tjetri. Ai kërkoi allajbeun. Allajbeu nuk kishte votë në këshillë dhe nga grada ishte më poshtë se shumë anëtarë të këshillit, por ai ishte i dërguari i drejtpërdrejtë i sulltanit dhe atij i trembeshin pothuaj të gjithë. Ai e kuptoi që Tursun pashai donte fashitjen e grindjen, ndaj ndërhyri me kujdes.

- Për bombardimin mendoj të mos zgjati aq sa tha Saruxhai. Në se topat nuk i çajnë dot muret në gjysmën e parë të ditës, ata s'do t'i çajnë as në gjysmën tjetër. Në qoftë se bombardimi nis herët në mëngjes, mendoj që mësymja të bëhet mbas dite, fill pas tij, për të mos u lënë kohë armiqve të mbledhin veten nga tmerri i armës së re.

Allajbeu dha një përgjigje të përanshme, duke treguar se nuk mbante krahun e askujt. Mendimi i tij iu duk Tursun pashait i arsyeshëm, por tani atij i duhej më shumë dita e sulmit.

- Tjetër, - tha ai.

- Jeniçerët e mi po plogështohen, - tha plaku Tavxha, - sulmi të fillojë nesër.

- Nesër, - tha dhe Kurdishxhiu, me zë të mprehtë. Prushërima që ia ndezi fytyrën, e dha më mirë se zëri zemërimin e tij. Ishte i pakënaqur që Tursun pashai nuk i kishte lejuar ende akënxhinjtë e tij që të lëshoheshin për të plaçkitur përreth. Kryekomandanti kishte arsyet e veta për këtë. Nga përvoja e dinte se po të turreshin pas presë përpara sulmit, akënxhinjve, shi për shkak të plaçkës së premtuar iu shtohej ndjenja e vetmbrojtjes dhe fryma luftaraka iu bjerte. Ai donte që kështjella, duke qenë përbindshi që duhej mposhtur, të ishte njëkohësisht preja e dëshiruar prej gjithkujt.

Fjalën e kërkoi kryeveqilharxhi.

- Pashai im, - filloi ai pasi bëri një shenjë nderimi. Foli me

fjalë të zgjedhura, të lidhura bukur, duke u bërë lavdërime të gjithëve që folën përpara tij dhe duke hedhur poshtë njëkohësisht mendimet e të gjithëve, me përjashtim të kryemekanikut. Ai shfaqi keqardhjen e thellë, që njerëzit nuk veprojnë sipas shenjave që u dërgon Allahu, dhe këtë e bëjnë jo sepse s'duan, por sepse kumtet që dërgon ai, shpesh janë të pakapshme prej trurit të tyre të varfër e, aq më pak, prej syrit a prej veshit të tyre shurdh.

Tursun pashai ndiqte shikimet plot urrejtje që myftiu i hidhte folësit. Kurdishxhiu dhe plaku Tavxha gjithashtu përvdirnin sytë, duke u rrekur të gjenin se ku fshihej djallëzia në ato fjalë gjithë lëmim.

Tursun pashai e dinte se në këshillin e tij të luftës tashmë ishin krijuar dy grupe kundërshtarësh. Urrejtjen, përbuzjen, apo talljen për njëri-tjetrin ata e shpërfaqnin pothuaj hapur. Tursun pashai e kuptoi se kryemekaniku dhe kryeveqilharxhi kishin të drejtë, megjithatë, duke patur besim në mendjet e tyre dyshonte për zemrën. Kurse, përkundrazi, të tjerëve më shumë se mendjen u çmonte zemrën. Megjithatë, edhe sikur të ishte i bindur plotësisht se kishin të drejtë, nuk do të vendoste lehtë të merrte anën e tyre kundër mendimit të myftiut dhe të dy komandantëve të fuqishëm. Tani priste se ç'do të thoshte komandanti i tretë, Kara-Mukbili, dhe arkitekt Kauri. Nuk ishte e vështirë të parashikoje qëndrimin e tyre. Kara-Mukbili do të bashkohej me dy ushtarakët e tjerë, arkitekti me sivëllezërit e tij. Gjendja do të mbetej po ajo dhe atij do t'i duhej të vendoste vetë, sepse mendimin e sanxhakbejlerëve të tjerë zakonisht nuk e merrte paraysh, ashtu siç nuk merrte parasysh mendimin e komandantit të eshkynxhinjve, memecit Tahankai, sytë e egër të të cilit kërkonin vazhdimisht sulm, edhe atëherë kur ishte e qartë për të gjithë se sulmi ishte vdekje e sigurtë.



Komandanti i azapëve kërkoi fjalën. Për çudinë e pashait, Kara-Mukbili mori anën e kryemekanikut. Ai tha se kështjella duhej të sulmohej pasi të rrihej për një kohë të gjatë me top dhe përdredhore. Në këtë mënyrë do të kursehej jeta e ushtarëve. Në fund, ai theksoi mendimin që mësymja të niste vetëm pasi topat të kishin çarë muret. – Sa më të mëdha të jenë plagët e mureve, përfundoi ai, aq më të vogla do të jenë ato të ushtarëve.

- Turp për ty, Kara-Mukbil, - thirri plaku Tavxha me zë të thellë, gati të ngjirur. – Jazëk!

Kara-Mukbili u skuq. Ishte më i riu në moshë midis komandantëve, megjithatë fyerjen s'e duronte dot.

- Ti flet kështu sepse e di që të parët do të hidhen në sulm azapët e mi. Do të vriten ata si mizat që mbi trupat e tyre të shkelin pastaj jeniçerët e tu.

Plaku Tavxha bëri një shenjë përbuzjeje me dorën e tij të shkurtër. Ndonëse s'ishte grindar Kara-Mukbilit i shkrepëtinin sytë. Kur pa se Tursun pashai nuk ndërhyri, iu kthye Tavxhait me zë edhe më të lartë:

- Ti do të flisje ndryshe sikur të ndodhte e kundërta. Sikur jeniçerët e tu të sulmonin të parët, ti do të ishe i pari që do të flisje si unë dhe nuk do të thërrisje "turp" e "jazëk", pa i peshuar fjalët.

- Rregullat e luftës i ka caktuar padishahu i madh, - tha ftohtë Tavxhai, - dhe nuk na përket neve t'i marrim ato nëpër gojë.

Kara-Mukbili nuk u përgjigj.

Në qoftë se edhe arkitekti do të paraqiste ndonjë shkak të fortë për ta shtyrë sulmin, Tursun pashai do të merrte anën e teknikëve.

- Të flasë arkitekti, - tha ai.

Në fytyrën pa jetë të arkitekt Kaurit nuk ndryshoi asgjë

kur nisi të fliste. Kur e dëgjonte për herë të parë mbetej gojëhapur. S'ishte gojaç, as fliste belb, por i shqiptonte fjalët njëtrajtshëm si të ishin kokrra të ftohta e të lëmuara rruzareje.

- Goditja top duhet patjetër bërë pika takon mur ballor pirg dytë gjithashtu mur djathtë portë kryesor mes mur majtë pirg parë gjithashtu krejt.

Ai po tregonte pikat më të cënueshme në ngrehën e keshtjellës, që ishte e padukshme, por që ai e shihte si pas një qelqi, pas hulumtimeve që kishte bërë. Ngaqë, përveç të tjerash, u hiqte fjalëve parashtesat dhe lidhësat, ushtarakëve që kishin marrë pjesë në grirje të mëdha iu kujtonin trupat që u kanë masakruar gjymtyrët.

Arkitekti e preu të folurën si me thikë. Nga ai vargor i pajetë fjalësh një gjë u kuptua qartë: që ai s'u bashkua me krahun e vet. Tursun pashai mezi e mbajti një aht. Gjithçka zhvillohej mbrapsht në këshillin e tij të luftës. Tek dëgjonte sanxhakbejlerët që, siç pritej, mbajtën anën e krahut "më të fortë", ngaqë dihej se prej saj s'rrezikonin të binin kurrë në gabim të rëndësishëm, me bisht të syrit ai hetonte fytyrën e allajbeut. Dukej qartë se edhe tani që u pa se mendimet u ndanë dysh, allajbeu s'kishte ndërmend të ndikonte në animin e peshores. Pandehma se ndoshta kështu i kishte udhëzimet e fshehta nga qendra, ia akulloi shpirtin Tursun pashait. Ia kishin dhënë ndoshta të kuptonte ç'qëndrim të mbante, në mos ia kishin thënë haptaz: në rast acarimesh ti mos u përzje.

Një mijë e pesëqind, e shumta dy mijë jetë ushtarësh vareshin nga lëvizja e buzëve të allajbeut. Rëndofshin mbi shpirtin tënd, tha me vete Tursun pashai, dhe aty për aty e dha vendimin:

- Nesër, pa dalë dielli, të fillojë bombardimi i mureve. – Sulmi të nisë mbasdite, kur të ketë rënë vapa. Të njoftohet krejt ushtria qysh sonte. Sonte në të gjithë logun të bijen



lodërtijat, të mbahen fjalime nga shehlerët dhe të nxitet fryma luftarake me mënyrat e zakonshme. Kjo të vazhdojë gjer në mesnatë. Në mesnatë trupat të pushojnë. – Tursun pashai heshti një copë herë. – Mbarova, - tha pastaj.

Të gjithë u ngritën dhe, si u përshëndetën me kryekomandantin, nisën të dilnin. Astrologu, të cilit i dukej vetja shkaktar i grindjes midis komandantëve, bishtnoi ndër të parët si hije. Ai e dinte se njerëzit e pushtetshëm, edhe kur, për një çast, pësojnë humbje, mbeten prapë të fuqishëm, prandaj parapëlqeu më mirë të bëhej fir sesa të vërtitej midis mbrojtësve të tij, krenar që i kishte ndihur të fitonin.

Kishte rënë mbrëmja.

Astrologu u vërtit për një kohë të gjatë nëpër log, pa takuar asnjë fytyrë të njohur. Fushimi dukej i pafund. Veç kësaj, rrugët dhe rruginat që xhenierët kishin shtruar me shpejtësi, midis morisë së tendave, ishin kaq të shumta dhe të ngjashme me njëra-tjetrën, saqë të gjeje tendën e dikujt ishte e pamundur. Astrologu kishte shumë dëshirë të takonte dikë për t'i treguar "të rejat e shatorres". Mirëpo për dreq s'po ndeshte kurrkënd. Tendat ishin të njëllojta. Vetëm tek tendat e oficerëve ishin qepur shirita laragane që rrëfenin gradat e të zotëve. Fytyrat e atyre që ishin brenda, nën dritëzën e pishës ngjanin gjithashtu të njëllojta.

Papritur dikush i thirri në emër. Drejt tij po vinte poeti Sadedin. Astrologu u lumturua.

- Ku po shkon? – pyeti Sadedini.

- Po vija vërdallë të takoja ndonjë të njohur. Ku jeni zhdukur të gjithë?

Poeti hapi gojën të fliste edhe astrologu ndjeu erën e rakisë.

- E more vesh? – tha Sadedini. – Nesër fillon lufta. Shyqyr, më në fund.

Astrologu u çudit.

- Ku e di ti? – pyeti.

- Gjithë logu e ka marrë vesh. Ti s'di gjë?

- Unë? – ia bëri astrologu i fyer. – Unë e kam marrë vesh përpara të gjithëve. Kam qenë në shatorren e pashait kur u mor vendimi. Por unë e dija madje edhe më parë... prej yjeve.

- Hm, - ia bëri Sadedini.

- Aty në shatorre desh plasi keq...

- Kam një shishe këtu, - e ndërpreu Sadedini. – Eja të kthejmë nga një gllënjkë.

Të ishte një tjetër, astrologu do të fyhej prej shpërfilljes së tij. Por Sadedinit s'i zemërohej dot.

- Mos na shohin, - i tha.

- Punë e madhe! Sonte është natë e lume.

Astrologu e mori shishen nga duart e Sadedinit dhe, duke i kthyer shpinën rrugës, rrëkëlleu disa gllënjka.

Diku larg buçiti një lodër. Pastaj një tjetër.

- Po bien lodërtijat. Lajmi është përhapur kudo, - tha astrologu.

- Ta thashë unë.

Gjëmimet po rikumbonin nga të gjitha anët. Prej tendave ushtarët po delnin grumbuj-grumbuj. Aty-këtu po ndizeshin zjarre.

- Ç'do të vejë sonte! – tha poeti.

Ata u përendën një copë herë midis qendrës së logut, pastaj u kthyen nga e djathta, atje ku fillonin tendat e jeniçerëve. Njeri prej tyre u ndal dhe, pasi i ndoqi disa hapa, e kapi Sadedinin nga mënga.

Poeti u kthye, duke kujtuar se ishte ndonjë i njohur.

- Vëlla, - i tha jeniçeri, - po të kesh, më jep një gllënjkë.

Poeti hapi sytë.

- Nga e di ti se ç'kam unë?



- Nga fryma jote, vëlla, - tha tjetri. – Por mos ki droje. Jeniçeri s'të shet.

- Qenke një jeniçer i çuditshëm, - tha poeti dhe futi dorën në gjoks.

- Prit, - tha jeniçeri, - mos e nxirr. Prit sa të futemi në hije.

- Si e ke emrin, - pyeti poeti.

- Tuz Okçan.

- Emër i bukur, krejt emër ushtari.

Kur Sadedinit iu duk se u futën në hije, ia zgjati shishen të panjohurit. Sadedini piu edhe vetë, pastaj ia kaloi astrologut. Po ecnin midis rrëmujës, që sa vente shtohej.

Në një grypë mali doli hëna si koka e vërdhemë e një bishe, që përgjonte ç'bëhej poshtë në luginë. Drita e saj kullonte ftohtësisht mbi pjerrësirat e tendave të bardha.

- Mevla Çelebiu, - thirri papritur poeti, që e kishte parë që larg kronistin.

- Po shëtisni? – pyeti tjetri.

- Zdërhallemi, - tha Sadedini. – Njihu me jeniçerin trim Tuz Okçan, një shokun tonë të ri. Ky është Mevla Çelebiu, - iu kthye jeniçerit, - njeri i ditur, historian.

Jeniçeri përkuli kokën me nderim.

- Kurse unë jam poeti Sadedin dhe ky këtu është munaxhimi i kësaj ushtrije, ose si i thonë tani "astrolog", domethënë ai që flet me yjtë.

Jeniçeri ngeli me gojë hapur, duke treguar se as që i kishte shkuar mendja se ishte duke shëtitur me njerëz aq të lartë e të mistershëm.

- Ku e gjete rakinë? – pyeti Çelebiu, që e ndjeu erën.

- E kam këtu, - Sadedini vuri dorën në gjoks. – Ktheje njëherë.

- Prit, - tha kronisti. – Të gjejmë ndonjë strukë.

- Mua më pëlqen të pi duke ecur, - tha Sadedini.

- Nuk thonë kot se ju poetët keni gjithmonë zjarrmi në tru, - tha kronisti.

- Ishte në mbledhjen e këshillit të luftës? – iu kthye ai astrologut.

Astrologu, që mezi priste të tregonte ç'kishte ndodhur atje, nisi t'i çuçuriste Çelebiut. Poeti me jeniçerin ecnin dy hapa përpara tyre.

Tani hëna ndriçonte kudo. Nën të çallmat e hoxhallarëve, që vërtiteshin me kuranë në duar zbardhnin tronditshëm. Dervishët bëheshin gati për kërcim. Tam-tamet binin gjithandej.

- Ende s'i mbaruat të fshehtat? – iu kthye poeti dy të tjerëve që vinin prapa. – Ejani ta kthejmë edhe nga një gllënjkë.

- Vërtet flet me yjet? – pyeti i drojtur jeniçeri dhe bëri me krye nga astrologu.

- Me sa duket, - u përgjegj Sadedini.

Me bisht të syrit jeniçeri vështronte pllakën prej bakri me tri yje të gdhendur, që yllfolësi e mbante të varur në qafë.

Më tutje, ata i kthyen përsëri shpinën rrugës dhe e kaluan shishen dorë më dorë. Zërat sa vente iu gazmoheshin. Madje poeti Sadedin i hodhi dorën në qafë jeniçerit dhe nisi ta quante "vëllai im ushtar". Ndanë zjarreve hoxhallarët lexonin pjesë nga kurani. Të ulur galiç drejt e në tokë, në formë gjysmërrethi, ushtarët dëgjonin në heshtje. Më tutje shehlerët kishin filluar të mbanin fjalime. Zërat e tyre kumbues mundoheshin të mbytnin oshëtimën e lodrave.

- Shikojeni flamurin e tyre të madh mbi pirgun kryesor, - thërriste një sheh, duke treguar me dorë nga kështjella, - shikojeni si dridhet nga tmerri.

Ushtarët kthyen kryet andej. Ndonëse flamuri, që dukej i zbehtë nën dritën e hënës, ishte shumë larg, atyre iu duk se



dalluan dridhjet e tij. Kishin parë kohët e fundit aq shumë flamurë që valaviteshin nga era, saqë shpesh iu bëheshin në gjumë.

- Edhe flamurët tanë dridhen, - tha një zë nga gjysmëerrësira.

Shehu nguli vështrimin andej nga erdhi zëri.

- Flamurët tanë dridhen nga padurimi për luftë, ashtu siç dridhet krifa e luanit përpara përleshjes, - tha me një zë madhështor.

Sadedini vazhdonte të murmuriste me vete. Po thurte një vjershë, me sa dukej. Jeniçeri Tuz Okçan e kundronte gojëhapur. S'kishte parë kurrnjëherë ndonjë poet, e aq më pak në vjershërim e sipër.

- Ke parë ndonjëherë vajza shqiptare? – iu kthye papritur Sadedini.

- Jo, - tha Tuz Okçani i hutuar nga pyetja.

- Ah, si janë ato, - tha Sadedini dhe i ra ballit. – Pyetmë mua që kam parë.

- Çfarë? – tha Tuz Okçani.

- I shkreti ti. Ti je jeniçer. Ju keni shumë përfitime nga sulltani i botës, por ç'e do, gëzimin e femrës nuk e shijoni dot.

- Ashtu është, - psherëtiu Tuz Okçani.

- Vëllai im i shkretë, - tha poeti.

- Si janë vajzat shqiptare? – pyeti jeniçeri.

Zallahia në log sa vente shtohej dhe ata tani flisnin me zë shumë të lartë.

- Ah, - ia bëri Sadedini. – Ato janë. Ato janë... Vëlla, Tuz Okçan, nuk ta shpjegoj dot. Ato janë si mjegulla e si qumështi... Dhe sipër qumështit iu nxin çerdhja e dallëndyshes... Thashë se ika nga mendja kur iu gjenda përsipër... Duart më dridheshin tek ia kërkoja çerdhen... dhe

ashtu u prisha... dhe s'arrita dot... Ti e di mirë, jeniçer, se ç'është prishja në gjumë.

- Do të blesh ndonjë prej tyre kur ta pushtojmë kështjellën? pyeti Tuz Okçani.

- Patjetër. Sado shtrenjtë që të kushtojë, do ta blej. Paratë i kam këtu, - ai vuri dorën në gjoks, - gjithë shpërblimin që kam marrë për vjershat e mia.

- Lum si ti, - tha Tuz Okçani.

Poeti nxori shishen dhe e ktheu.

- Mos pi më, - i tha astrologu. – Kanë filluar të të merren këmbët.

Sadedini e futi shishen në gji.

- Ç'do të bëhet natën e pushtimit, - i tha ai jeniçerit. – Ç'orgji! Ushtarët, pasi t'i përdorin vajzat, do t'i shesin njëri-tjetrit. Ata që do t'i blejnë, do t'i shesin prapë pas një ore. Vajzat do të kalojnë tendë më tendë. Do të ketë grindje për shkak të tyre. Mund të ketë edhe vrasje, madje do të ketë vrasje me siguri.

Jeniçeri dëgjonte i trishtuar.

Një copë herë ata ecën në një rruginë, ndanë së cilës ishin shtrirë shumë azapë, në gjysmerrësirën që shkaktonin hijet e tendave.

- Azapë të mërzitshëm, - tha Sadedini. – I di mirë bisedat e tyre në këtë orë.

- I di mirë? – pyeti kronisti. – Kurse mua më duket se askush nuk është në gjendje të dijë ç'bluan koka e një azapi.

- Kurse unë e di, - tha Sadedini. – Ata ëndërrojnë që, nga tokat e pushtuara këtu, të marrin ndonjë copë arë apo ndonjë copë vresht dhe të kërrusen pastaj mbi parmendë gjithë jetën.

- Çdo njeri në këtë botë ka ëndrrën e tij, - tha astrologu.

Poeti deshi një herë t'i përgjigjej por, siç duket, iu duk



më lehtë të kthente shishen. Herë-herë murmuriste me vete vjershën.

Turmat e ushtarëve sa vente bëheshin më të dendura. Lodrat oshëtinin ngado. Dervishët, duke rënë përmbys, luteshin dhe thërrisnin pa pushim.

- Ne do t'u mësojmë këtyre rebelëve të mallkuar kuranin e shenjtë, - bërtiste një sheh me zërin si bubullimë, – në tokën e tyre brigje-brigje si shpina e largneshit, ne do të ngremë minaret e bekuara. Nga lartësitë e minareve, në orën e muzgut, zëri i myezinit do të bjerë mbi kryet e tyre të pagdhendur si një hashash që qetëson shpirtin. Ne do të bëjmë që këta të mallkuar, pesë herë në ditë të bien përmbys në drejtim të Mekës. Kokat e tyre të sëmura dhe rebele ne do t'i mbështjellim me çallmën qetësuese të Islamit.

- Sa bukur flet ky sheh, - tha astrologu.

- Edhe unë dua të them një vjershë përpara ushtarëve, - tha Sadedini i ndezur, - tani po e bluaj në kokë. Ai nuk rreshtte së murmurituri. Tuz Okçanit po i dukej se nxjerrja e një vjershe ishte më cfilitëse se stërvitja e ushtarëve. Tani ata mezi çanin midis luzmës. Aty-këtu dukeshin dervishë të sekteve të ndryshme, me veshje të grisura e të palara. Dervishët rufai kishin filluar të kërcenin. Ushtarët shtynin njeri-tjetrin për të kundruar vallen e tyre të frikshme. Valltarët uleshin e ngriheshin mbi gjunjë, duke bërë "ah" e "uh". Fytyrat u ishin zbehur dhe sytë i mbanin gjysmë të mbyllur nga dehja.

- Ky kërcim ka dalë kohët e fundit, - i tha Sadedini jeniçerit. – Tani ai po përhapet kudo. Të pëlqen?

- Po, - tha jeniçeri. – Të ndez gjakun.

Poeti e ktheu përsëri shishen. Më tutje ranë midis një grumbulli laragan, që flisnin me zë të lartë si në treg.

- Këta janë mbledhës, apo koleksionistë, siç quhen tani, - tha Sadedini. Ai po i shpjegonte jeniçerit se atë vit kishin

dalë gjithfarë syresh. Kishte koleksionistë dhëmbësh, gishtash, gërshetash, veshësh, thonjsh, vetullash. Pas përleshjesh, suleshin si korbat mbi kufomat për të mbushur trastat e tyre. Prenë ua shisnin pastaj të pasurve nëpër qytete të mëdha. Nga të gjitha, më shtrenjtë shiteshin koleksionet e veshëve.

Zakonisht, përpara betejës, ata flisnin me zjarr për punët e tyre, grindeshin, bënin parashikime për ndryshimet e çmimeve dhe të shijes së bleresve të pasur. Ngaqë mungonin për një kohë të gjatë në qytetet e mëdha, shpesh herë nuk e dinin mirë se cilat koleksione ishin më tepër në modë dhe cilat jo.

- Do ta kthesh një herë? – e pyeti Sadedini, jeniçerin.

Tuz Okçani, pa thënë gjë, e mori shishen dhe e ktheu. Rreth e rrotull ishte një mishmash i tillë saqë askush nuk vinte re asgjë.

- Ku po shkojmë? – pyeti Mevla Çelebiu.

- Vërdallë, - tha poeti. – Ku të na shpien këmbët.

- Na e jep edhe nga një herë.

Poeti e nxori shishen.

- Ti ke një emër të bukur, - i tha ai jeniçerit, duke i afruar gojën te veshi. – Kurse mua më është mërzitur emri im. Të gjithë më thërrasin Sadedin Bilbili, kurse unë, pas mbarimit të kësaj lufte do ta ndërroj emrin. Dhe a e di si do të quhem? Sarperkan Tok Këllëç Ollgunsoj. Të pëlqen?

- Sarpekan, gjakashpër, - tha jeniçeri. – Më pëlqen fort.

Diku nga e majta po rendnin njerëz. U dëgjua një vigmë.

- Një grindje, - tha astrologu. – Ejani të shohim.

Ata u afruan te turma.

- Ç'bëhet? – pyeti Sadedini një jeniçer. Jeniçeri ngriti supet. Ata u futën te grumbulli i ushtarëve, të cilët hapnin rrugën me të parë veshjet e panjohura të astrologut dhe të kronistit. Posa kishte ndodhur një kacafytje midis dy serdengjeshtlerëve



dhe një grupi akënxhinjsh.

- Serdengjentlerë? – ia bëri Tuz Okçani. – Ku janë?

- Ja, ata të dy atje, - tha një azap. – Desh u therrën me thika.

Në shkollën e jeniçerëve Tuz Okçani kishte dëgjuar shumë herë për taborët e famshëm të serdengjeshtlerëve, ose "ushtarëve të vdekjes", siç i quanin zakonisht, të cilët, kur hidheshin në sulm, nuk kishin të drejtë të ktheheshin më të gjallë, pa fitoren. Për herë të parë po shikonte me sy dy syresh.

- Ata janë të lavdishëm, - tha Sadedini me admirim, - më të lavdishëm se dallkëllëçët.

- Janë pakëz ngrehalucë, - tha astrologu.

- Kreninë ua shkaktojnë përfitimet e drejta që kanë si ushtarë të vdekjes, - tha Sadedini.

- Vërtet nuk kanë të drejtë të kthehen? – tha Tuz Okçani.

- Vërtet, - u përgjigj prerë Sadedini. – Po u kthyen grihen bashkarisht prej shokëve të tyre... Kam qenë një herë në një vrasi të tillë dhe kurrë mos qofsha prapë...

- Grindja mund të pëlcasë përsëri, - tha Mevla Çelebiu, - më mirë të largohemi këndej.

Midis turmës u dëgjuan zëra: "Po vjen çaushbashi, po vjen çaushbashi".

Komandanti i logut po vinte mbi kalë i ndjekur nga një grumbull çaushësh.

- Tani do t'i hedhë hekurat, - tha një xhenier.

Sadedini u kthye me rrëmbim.

- Kush qe ai buf që tha se mund të burgëtohet një ushtar i vdekjes?

- Unë, - tha xhenieri.

- Ah, more gropacak, u bëre dhe ti të flasësh.

- Më mirë të hap gropa se të kem herdhet e prera, - u përgjigj xhenieri që, me sa dukej, për shkak të veshjeve, i

kishte marrë për eunukë.

Nga gjysmë terri u dëgjuan të qeshura.

- Eja t'i provosh herdhet e mia, more zvargs baltovinash, - thirri Sadedini.

Mevla Çelebiu e tërhoqi prej mënge.

- Eja Sadedin, ç'merresh me një zorzop.

- Shkojmë, - tha dhe astrologu.

Diku paranash kumbuan prapë potkonj kuajsh dhe zëri i dikujt: "Prapsohu!" "Mbylle zgurdhën!".

Siç duket, grindja ishte ripërtëritur më tej.

- Po i shkopitin, për besë, - thërriste dikush. – Po i zhdëpin keq.

- Ikim këndej, - tha prapë astrologu.

Ata u larguan pa e kthyer kryet pas.

Hëna e plotë ishte ngritur lart në qiell duke e zbehur flakën e zjarreve. Fushimi ziente e gjëmonte. Ushtarët shtyheshin nga të gjitha anët. Ata që mërziteshin nga lutjet e hoxhallarëve, shkonin të shikonin si kërcenin dervishët; ata që lodheshin nga dervishët shkonin të dëgjonin fjalimet e shehlerëve. Përpara një turme laramane Sadedini lexoi me zë shumë të fortë, pothuaj me ulërimë, vjershën e tij.

- Shumë bukur, - i thanë në një gojë kronisti me astrologun. – Të ndez gjakun.

- Unë ndaj dhe shkruaj. Të ndez gjakun e ushtarëve, - thirri Sadedini dhe ktheu fundin e shishes. – Janë ca poetë qaramanë, që kanë qejf të murmuritin gjithë ditën për zogjtë dhe për xhenetin. Unë dua t'i shërbej padishahut të madh. Xhehenemi i luftës, ja cili është për mua xheneti.

Tani ata nuk e kuptonin ku ndodheshin. Dëgjoheshin gjuhë të pakuptueshme.

- Janë ushtarë nga Kaukazi, - tha Mevla Çelebiu.

- Çfarë the? Fol më fort, - bërtiti Sadedini.



- Kthehemi? – tha astrologu, - shkuam shumë larg.

Ata u kthyen, duke çarë me vështirësi midis turmave. Rreth zjarreve të mëdha ushtarët e vjetër u tregonin të rinjve ndodhi luftërash dhe heroizmash.

Në gjysmëhijen e një tende të madhe, ca ushtarë ishin shtrirë në tokë, mënjanë ecejakës. Kishin mbështetur kryet mbi sëpatat e shkurtra dhe po këndonin një amané të zvargur e të trishtuar. Ishte e dyta herë që kronisti e dëgjonte këtë këngë. Ishte, me sa duket, ndonjë amané e re që posa kishte dalë diku në rrethinat e perandorisë, prej nga vinin zakonisht këngët më të pikëlluara. Ktheu kryet nga vinte zëri, por fytyrat e ushtarëve ishin zhytur në hije. Zhurmuri nuk e linte të dallonte fjalët e këngës. Duke u larguar, i zuri veshi vetëm një varg të shkëputur:

*Dynjà, dynjà, haram dynjà...*

Ata u vërtitën shumë kohë pa qëllim midis rrëmujës. Tani shumë rrallë shkëmbenin ndonjë fjalë, sepse çdo përpjekje për të sqaruar njeri-tjetrin, i mundonte shumë.

- Dikush po flet për gratë, - tha jeniçeri Tuz Okçan, duke e zënë poetin për mënge. Ata mbajtën këmbët. Vërtet, dikush po fliste për gratë me një zë gjëmues. Ishte po ai sheh, që e kishin dëgjuar të fliste për flamuret.

- Grave dhe vajzave të tyre do t'iu heqim veshjet e bardha e të paturpshme dhe do t'u veshim rrobën e zezë e fisnike, të bekuar nga feja. Ne do t'ua mbulojmë me perçe të zezë fytyrat dhe sytë e tyre dinakë, me të cilat ato, gjer tani, shikohen lirisht me meshkujt.

Tuz Okçanit s'i hiqeshin nga mendja fjalët e Sadedinit për barkun e femrës. Asnjëherë s'kishte patur një ashk aq djegës. Me sa dukej, më fort se gjithçka, epshin e ndizte lufta.

- Sytë njëlloj si leshrat, janë pjesa më e turpshme dhe më e rrezikshme e një femre, - vazhdonte shehu me zë të ngjirur. – Një grua me sy të pambuluar është më keq se një grua e lakuriqtë.

Tuz Okçanit, s'dinte pse, i vinte të dëneste. Gjithë jetën e tij s'kishte dëgjuar aq shumë fjalë të turpshme sa gjatë këtij marshimi. Por fjalët e Sadedinit e kishin tronditur si asgjësend tjetër.

- Duke i ndarë nga doket e tyre barbare e duke u dhënë zakonet tona madhështore, ne do t'ua ç'yshtim shpirtrat, vazhdonte shehu. Dhe pas shpirtit do t'i vijë radha trupit të tyre.

Jeniçerit i vinte prapë të dëneste. Ai bëhej gati të varej në krahun e Sadedinit për ta pyetur: po me çerdhen e dallëndyshes ç'do të bëhet? Si një shtjellë e zezë leshtore ajo ia përpinte tani krejt mendimet e tij.

- Kjo do të ndodhë me siguri, - tha Sadedini, duke ia afruar gojën te veshi.

- Çfarë? – ia bëri jeniçeri.

- Zëvendësimi i dokeve... Dalëngadalë, vit pas viti, do të bjeren veshjet dhe doket e tyre, ashtu siç bien lulet e mollës. Ato do të mësohen me zakonet tona të reja: do të mësohen aq shumë, saqë, edhe sikur të ndodhë që ne të ikim këtej, Zoti mos e dhëntë, ato do të ndahen nga kujtimet tona me dhembje të madhe.

Poeti murmuriti për një kohë të gjatë. Ai kishte zë të bukur e të kumbueshëm, por Tuz Okçani nuk dëgjonte dot. Zhurmat dhe gjëmimet e lodërtive të shurdhonin. Fytyrat e dërvishëve nën dritën e hënës dukeshin herë të bardha, herë të kaltra. Rreth e rrotull ushtarët, të magjepsur nga kërcimi, përplasnin duart nën ritmin e lodrës dhe me britmat e tyre "uh", "uh", shoqëronin ahtet e dervishëve. Shumë prej kërcimtarëve binin



përdhe, por veç një pjesë ngriheshin. Hiqeshin bythazi, ofshanin. Të tjerët rrinin të plandosur dhe s'dalloheshin dot prej atyre që iu kishte rënë vërtet sëmundja e tokës. Diku, herë nga një anë, herë nga tjetra dëgjoheshin kukama të mprehta. Ushtarë të mbytur në djersë ose në lot, shkriheshin befas në gazavaj. Të tjerë rendnin pa ditur pse dhe ku.

- Ç'natë e mrekullueshme! – tha Sadedini dhe, pasi ktheu për herë të fundit shishen, e flaku në këmbët e turmës.

*Ajo që na panë sytë natën përpara mësymjes ishte më e frikshme se çdo luftë e vrasi. Kur pas rënies së mbrëmjes dëgjuam lodërtijat e tyre, kujtuam se në kundërshtim me rregullat e gjersotme të luftës, ata do të bënin një sulm nate. Shumë shpejt e kuptuam se pas përgatitjes ushtarake, po bënin ndezjen shpirtërore të ushtrisë.*

*Pak kohë pas tam-tameve të para pamja ishte e padurueshme. As orgjitë e hershme, ashtu siç i kemi dëgjuar brez pas brezi, as netët e rrogeçëve në katundet tona dhe asgjë tjetër nuk ngjante me atë makth. Klithma, sokëllima, lutje, fjalime, valle, vetmartirizime, ca si shfaqje teatrale, ku, siç e morëm vesh më pas, koka të prera flisnin në jerm, ushtarë që shkërbenin qyqet, mallkime, namatisje, kërcënime, e prapë bori e tam-tame, të gjitha këto ngriheshin që poshtë si avull i sëmurë.*

*Drita e hënës, siç duket, sa vente i turbullonte e i dehte. Poshtë nesh ishte Azia me tërë mistikën dhe barbarinë e saj. Gropa dhe terri që bëhej gati të na thithte të gjithëve.*

*Një molepsje vinte që poshtë. Sado që u lutëm para korës së Zonjës Shën Mëri e ndjenim se ligështimi po iu avitej shpirtrave tanë. I zbehtë, si i zbardhur nga tmerri*

*na dukej kryqi sipër kishëzës. Ligështimi s'kishte të bënte me besatimin tonë për të luftuar gjer në fund. Përkundrazi, më fort se kurrë e kishim mbledhur mendjen se vdekja ishte mjaltë në krahasim me atë terr e pabesim që shtrihej aty poshtë. Molisja vinte nga tjetër gjë. Nga shumësia e tyre. Ishin si zhur i detit. Dhe rrekeshin ta zgjeronin perandorinë e tyre aq sa ta bënin të diellpaperëndueshme. Me fjalë të tjera të bënin që dita dhe nata të ndodheshin njëkohësisht brenda hapësirës së saj. Besonin se kur të ndodhte kjo, ("kur tigreshën e verdhë dhe ulkonjën e zezë t'i lidhnin me të njëjtin vargor"), atëherë edhe kohën do ta kishin të tyren.*

*Ishte fundbota vërtet. Dita e moskurrit, siç thuhet.*

*Në mesnatë zhumhuri pushoi për t'ia lënë vendin një heshtjeje mortore. Ende nuk kishte gdhirë mirë kur nga pirgu lindor ra boria e rrokarmës. Përgjuesit kishin vënë re lëvizje të dyshimta rreth topave dhe flakëza pishtarësh. Sipas udhëzimeve gjindja doli me vrap nga banesat për t'u futur në strehimet e thella. Atje iu përhiruam si rrallëherë Zotit Krisht e Zonjës Shën Mëri, gjersa një gjëmim i fundjetshëm u duk se çau qiejt e dheun bashkë. Fill pas tij, një shkundëllimë skëterre drodhi tokën. Dikush thirri "arma e re". Dikush ia dha ulërimës.*

*Hapat e dikujt vraponin kushedi ku. Kishte nisur lufta.*



# *KREU I KATËRT*

Arkitekt Kauri tregonte vazhdimisht një pikë në skicën e madhe, që e mbante në dorë.

- Duhet goditje prapë mur ana majtë portë kryesor shpresa çarje madhe ajo ana.

Tursun pashai ktheu kryet përgjysmë nga ndihmësi. E folura e arkitektit, që i shkaktonte dhimbje koke në një ditë të qetë, ishte sidomos e padurueshme, midis gjëmimit të topave.

- Ai thotë se duhet goditur përsëri muri në anën e majtë të portës kryesore, - tha oficeri me zë të ulët. – Ai thotë se, pas disa goditjeve të përpikta, ka shpresë se aty do të hapet një çarje tjetër.

- Thërrisni përsëri kryemekanikun, - dha urdhër pashai.

Një nga kasnecët u nis me vrap.

Tursun pashai vështronte i vrenjtur pirgjet e kështjellës. Në shumë vende dhëmbëzat e mureve ishin rrafshuar. Aty-këtu kishte çarje. Por ai përsëri nuk ishte i kënaqur. Kishte shpresuar më tepër nga topat e mëdhenj. Për të dhjetën herë ia mori arkitektit nga duart skicën e kështjellës dhe vështroi pikat e shënuara me ngjyrë të kuqe. Ç'ishte e vërteta, topat kishin qëlluar pothuaj me përpikmëri atje ku duhej. Pas çdo gjëmimi ai ngrinte sytë dhe, duke vështruar murin e goditur, priste çarjen e madhe, por ajo s'dukej që s'dukej. Kishte kaluar mesdita. Pas disa orësh do të fillonte sulmi.

Ia zgjati skicën arkitektit, duke i bërë shenjë me dorë që të mos fliste. Mendimi se arkitekti kishte gabuar në shestimet e tij, u përzie aty për aty me dyshimin se ishte i shitur te kaurët, dyshim që edhe mos ta kishe, ta ngucte emri i tij. Në të vërtetë kishte qenë tri herë në burg, shi për atë dyshim, që, me sa

dukej, ashtu siç vinte lehtë, po aq lehtësisht shuhej, ndryshe nga dyshimet e tharmëtuara ngadalë, që pasi zinin rrënjë, asgjë s'mund t'i shkulte. Jo vetëm që të tri herët arkitekti kishte dalë i pafajshëm, por pas çdo burgimi ishte ngritur më lart.

Pas shpinës së pashait dhe të arkitektit rrinin në këmbë të heshtur disa nga anëtarët e këshillit të luftës. Ata nuk flisnin, vështronin në të njëjtin drejtim si pashai.

Kryemekaniku po vinte bashkë me ndihmësin e tij. Dukej që larg që shfrynte nëpër dhëmbë. Kur u afrua, të gjithë vunë re se i ishin përzhitur flokët. Ndihmësi gjithashtu kishte një blanë të zezë midis vetullave.

- Kryemekanik Saruxha, - tha Tursun pashai pa e vështruar. – Ku janë të çarat, që po i presim gjithë ditën?

- Atje, - tha Saruxhai, duke treguar me dorë nga kështjella.

Kryeveqilharxhi, që rrinte bashkë me sanxhakbejlerët prapa shpinës së tyre, kafshoi buzën. Tursun pashai iu kthye turrshëm.

- Nuk i shoh! – thirri.

Saruxhai fshiu ballin.

- Unë kam goditur pas udhëzimeve, - tha me zë të ashpër. – Topat e mi kanë goditur atje ku duhet. Ne kemi katër netë që nuk po vemë gjumë në sy. Nuk e di ç'kërkon prej meje, pasha.

Sytë e Tursun pashait u ngulën mbi fytyrën e tij të lodhur. Ai vuri re flokët e përzhitura mbi ballë të Saruxhait dhe plagomën e ndihmësit.

- Kërkoj të çarat e mureve, - tha me zë të zbutur.

- Mos i kërkoni vetëm prej meje, pasha, - tha Saruxhai. – Kërkojini dhe prej atij, - dhe tregoi me dorë arkitektin.

Arkitekti vështronte me një shpërfillje të plotë, sikur të mos flitej për të.

- Duhet goditje prapë mur ana majtë prapë porta... –



filloi ai me zërin e tij të njëtrajtshëm.

- Mjaft, - gërthiti Tursun pashai. – Merruni vesh me njëri-tjetrin. Unë dua çarjet.

Kryeveqilharxhi bëri një hap përpara.

- Pashai im, - tha ai me zë të ëmbël, duke ndjekur me bishtin e syrit dridhjet e lehta të skicës së kështjellës në dorën e kryekomandantit, - mos harro se të çarat më të mëdha këta topa i kanë bërë sot në zemrat e atyre fatkëqinjve.

Tursun pashai mori frymë thellë. Sytë e tij të lodhur përfshinë për të qindën herë hapësirën e gjerë, ku taborët e panumurt po gatiteshin për sulm. Kasnecët rendnin nga të gjitha anët. Midis ushtarëve, aty-këtu dukeshin litarë, shkallë, qysqi gjigante, breshkore, trina xunkthi, desh të hekurt. Erdhi me kalë Kara-Mukbili dhe i tha diçka pashait. Pastaj iku po me atë nxit. Saruxhai me ndihmësin e tij, pasi folën një copë herë me arkitektin, u larguan gjithashtu.

- Përse heshti topi i dytë? – pyeti Tursun pashai pa e kthyer kryet. Të tjerët ngritën supet. Njëri nga çaushët, që rrinte gati mbi kalë, vrapoi te vendi i topave.

Mbi muret e kështjellës rrinin pezull re pluhuri. Dhëmbëzat dukeshin të shkreta e pa njeri. Sipas parashikimit të njërit prej mjekëve, që njihte sëmundjet e fshehta të nervave, kështjellarët, pas gjithë këtij bombardimi duhej të kishin pësuar një tronditje të fortë në tru. Herë pas here Tursun pashait i dukej se pas çdo predhe po shihte midis pluhurit flamurin e bardhë. Por s'ishte veç një zbardhim i shkaktuar prej leskrave të gëlqeres dhe pa dyshim prej lodhjes së tij.

Çaushi, që kishte rendur të pyeste për topin, u kthye.

- Topi i dytë tri herë rresht nuk ka goditur në shenjë. Mekanikët po përpiqen të gjejnë shkakun, - kumtoi ai pa zbritur nga kali.

- Topi ka xhinde, - tha myftiu, duke u afruar te supi i

pashait. Kjo donte të thoshte se, sipas ligjeve të vjetra ushtarake, topi duhej të rrihej me rrip. Tursun pashait nuk i pëlqente të rrihte armët, megjithatë dha urdhrin për fshikullim.

Çaushi vrapoi për ta çuar urdhrin.

Kishte mbetur edhe pak kohë gjer në fillimin e mësymjes. Tursun pashai, pa vështruar njeri, u kthye në shatorre, për të pushuar pak.

Kryeveqilharxhi përfitoi nga rasti dhe u largua nga sanxhakbejlerët. Me hap të shpejtë ai u drejtua nga vendi i topave. Duke ikur, i zunë sytë kronistin që, si zakonisht, rrinte pranë shatorres së kryekomandantit, për të nxjerrë ndonjë hollësi për kronikën e tij.

- Eja të shkojmë nga topat, Mevla Çelebi, - tha kryeveqilharxhi.

Kronisti i lumtur, pa e pyetur për asgjë, i shkoi pas. Kryeveqilharxhi ishte i shqetësuar për mikun e tij, Saruxhanë. Ai e dinte që kryemekaniku do të tërbohej nga urdhri i pashait, ndaj po shpejtonte për të ulur gjakrat.

- Sot është për mua ditë pushimi, - tha. – Sot dua të kundroj luftën. Ti gjithashtu, besoj. Kjo ditë në të vërtetë është për ty. S'thonë më kot "ditë historike".

Nga që s'dinte ç'të përgjigjej kronisti e zgjati sa mundi buzëqeshjen e tij. Ai e dinte se pas një zgjatjeje të tillë, më shumë se buzëqeshjes ajo i ngjante një ngërdheshjeje vajtuese, megjithatë s'kishte ç'të bënte.

Kur ata arritën në rrahinën e rrethuar nga rojat, topin e dytë kishin filluar ta rrihnin. Dy zezakë të fuqishëm, lakuriq gjer në brez, e qëllonin me fshikull tytën e tij gjigante, që ende lëshonte tym. Nën shtratin e topit ishin shtrirë mekanikët bashkë me ndihmësin e Saruxhait. Usharët myselemë venin e vinin nga të gjitha anët. Kryemekaniku rrinte në këmbë pak më tutje. Me siguri shante.



- E shihni ç'bëhet? – thirri. – Kjo është për të vënë kujën. Shkruaje në kronikën tënde këtë gomarëri të paparë, - iu drejtua ai Melva Çelebiut.

- Merre me gjakftohtësi, - tha kryeveqilharxhi, - gjëra që ndodhin.

Saruxhai qeshi si i lajthitur.

- Do të më lozin mendsh ndonjë ditë këta dudumë. Ai vuri dorën në ballë. – Ku kam rënë kështu, nëna ime. Si do të bëj unë i gjori me këto shtazë?

Kryeveqilharxhi e vështroi gjithë dhimbsuri.

- Mos e prish gjakun, - i tha duke i vënë dorën te supi.

- Ejani të shkojmë më tutje, - tha Saruxhai. – Këtu është e rrezikshme të qëndrosh.

Përtej gardhit që rrethonte bokërrimën kronisti pa dy ushtarë të rinj të trupave vullnetare, të shtrirë mbi bar. Vështronin vazhdimisht në drejtim të topave dhe seç flisnin midis tyre, duke bërë herë pas here shenja në tokë me një gur të mprehtë. Njëri i kishte flokët e kuq.

- Janë dy ushtarë të çuditshëm, - tha kryemekaniku, kur vuri re se edhe kryeveqilharxhit i tërhoqi vëmendjen. – Vijnë pothuaj çdo ditë dhe rrinë e kundrojnë topat që prapa gardhit. Siç duket, ëndërrojnë të bëhen derdhës topash. Hm, nuk e dijnë të gjorët se kjo punë të çmend.

- Kur t'u përzhitën flokët? – pyeti kryeveqilharxhi.

- Në gjuajtjen e parë, - tha Saruxhai, duke prekur padashur ballin e nxirë. – Kisha qëndruar shumë afër topit.

- Duhet ta ruash veten.

Në atë kohë topi i madh shtiu. Toka u drodh si nga tërmeti. Kryeveqilharxhi me kronistin zunë veshët me duar. Sytë e Saruxhait u përndritën.

- Gjëmojnë qielli dhe toka bashkë, - tha ai.

- Po, gjëmojnë, - u përgjegj ngadalë kryeveqilharxhi. –

Ti ke bërë një vepër të madhe, Saruxha. Emri yt nuk do të harrohet kurrë.

- Për të mirë apo për të keq? – pyeti gjysmë me shpoti kryemekaniku.

Tjetri buzëqeshi.

- E ç'rëndësi ka kjo gjë? – tha. – Në këtë botë asgjë nuk është e mirë për të gjithë ose e keqe për të gjithë.

Drejt tyre po vinin ndihmësi i Saruxhait me kryetopçiun.

- Topi u ndreq, - thirri kryetopçiu që larg.

- Le të shtjerë, - tha Saruxhai.

Ndihmësi u kthye dhe po largohej mbi këmbët e tij gjatuce.

- Ja, ky ka një mendje të artë, - tha Saruxhai me zë të lodhur. – Disa gjëra i kap më mirë se unë. Jam i sigurtë se do të bëhet një shpikës i madh.

- Je ti që ke një zemër të florinjtë, Saruxha, - tha kryeveqilharxhi. – Ti nuk e njeh helmin e smirës. Sidoqoftë, këta topa, që duket sikur sot do të shqyejnë tejpamjet, janë vepra jote.

Topi shtiu. Ata zunë përsëri veshët me duar. Kryemekaniku ndoqi me sy lakoren e predhës që goditi në të majtë të portës kryesore.

- Si do ta përshkruash këtë gjëmim në kronikën tënde? – pyeti ai.

Mevla Çelebiu u turbullua.

- Për këtë gjë po vras mendjen gjithë ditën, - tha ai. – Dua që ta përshkruaj sa më mirë, por ç'fuqi mund të kenë fjalët përpara këtij gjëmimi madhështor?

Në atë kohë, befas u dëgjua oshëtima e lodërtijes së madhe.

- Po afron ora e sulmit.

- Ne po ikim, - tha kryeveqilharxhi. – Ti sigurisht tani ke shumë punë dhe nuk duam të të pengojmë.



- Tani është puna më e rrezikshme, - tha kryemekaniku. – Tani do të gjuajmë vetëm me përdredhoret. Ato duhet të goditin pikërisht mbi mure. Një gabim i vogël në njehsim dhe predha bie mbi trupat tanë.

- Mirupafshim, Saruxha!

- Mirupafshim!

Ata u larguan me hapa të shpejtë.

- Eja të tejkundrojmë që nga vrojtorja e pashait, - tha kryeveqilharxhi.

- Kam frikë të afrohem atje.

- Rri pranë meje dhe askush s'do të thotë gjë.

Lodërtija e madhe binte pa pushim. Tani që topat kishin heshtur, gjëmimi i saj i vetmuar kishte diçka të rëndë dhe sipërane. E shtynte gjëmimin përherë e më larg si të merrte në zotërim gjithçka. Kur ata arritën vrojtorja, panë kalin e bardhë dhe çaushët që mbanin në duar armët e Tursun pashait. Prapa shpinës së tij rrinin në këmbë ata anëtarë të këshillit të luftës, që nuk do të merrnin pjesë në sulm. Midis tyre ishte allajbeu me Kurdishxhiun. Më tutje prisnin urdhrat mbi kuaj ndihmësit dhe kasnecët e shumtë. Tursun pashai i kishte ngulur sytë në muret e kështjellës. Ata ishin prapë të shkretë. Ai vështroi diellin që kishte filluar të ulej nga perëndimi, pastaj, kushedi pse, anën e kundërt të qiellit.

- Pasha, - dëgjoi një zë të butë pas shpinës, - erdhi ora.

Tursun pashai ngriti dorën e djathtë. Nga grumbulli i njerëzve që rrinin pas shpinës së tij, u shkëput myftiu dhe bëri ca hapa përpara. Ai kishte në dorë një kuran me mbulesë të artë.

- Bismilah, - murmuriti myftiu dhe hapi librin. E mbajti një copë herë të përkulur mbi të. Kur e ngriti, të gjithë panë se sytë i kishte të qeshur.

- Sihariq, - tha. – Në faqen që u hap ishte shkruar: "Fitorja

është me ushtarët e Islamit".

- Shpërndajeni sihariqin, - tha me zë të ftohtë kryekomandanti.

Kasnecët u sulën në të katër anët.

Lodra e madhe pushoi. Ra një heshtje e thellë, sikur bota të ishte fundosur papritur në gjumë.

Tursun pashai ngriti përsëri dorën. Unaza me gurgjakun midis, në gishtin e tij të mesit, shkëlqeu për një çast në rrezet e diellit. Prapa shpinës së tij dikush tha diçka. Fëshfëriu mëndafshi i një flamuri dhe befas gjithë hapësira u mbush me gjëmimet dhe tingujt e qindra tamtameve, lodrave, brirëve, borive, trumbetave, thirrjeve "Allah", "padishah", komandave, sharjeve dhe urdhrave. Në krye lëvizën trupat e çrregullta vullnetare duke valavitur flamurët e heshtat. Pas tyre u lëshuan harkëtarët, që do të goditnin mbrojtësit e mureve gjatë gjithë kohës së sulmit. Pastaj në radhë pambarim, me sëpatat dhe mburojat që ndritnin prej diellit, lëvizi mizëria e azapëve. Litarët, shkallët, breshkoret prej xunkthi, qysqitë, deshtë e hekurt, furkaçet, xhoret, cfurqet dydegëshe, pykat dhe gjithëfarë mjetesh shpuese me emra që vinin nga cjeptë, akrepët, apo ende pa emra, notonin ngadalë si plaçka të mbytura mbi detin e ushtarëve.

Taborët e eshkynxhinjve u zhvendosën ngadalë përpara dhe qëndruan në vendin që mbeti zbrazët pas zbaticës së azapëve. Farashat e shigjetave pas shpine i shpërndanin pjerrtazi rrezet e dritës. Më tej njësitet hijerënda të jeniçerëve nuk lëvizën nga vendi. Vetëm thekat sipër gjunjëseve të hekurta iu dridheshin.

Ndërsa trupat vullnetare po i afroheshin gropores përpara portës së madhe, Tursun pashai nuk i hiqte sytë nga pirgjet që ende dukeshin të braktisur. Shpresa se mbrojtësit nuk do të dukeshin midis dhëmbëzave, ndonëse e dinte që ishte një



shpresë e marrë, nuk i ndahej. Ja, tani trupat e çrregullta arritën te buza e gropores. Të parët u hodhën në të dhe po rendnin për të mbërritur në buzën tjetër. Groporja thithte vazhdimisht si një gjeratore. Ata po vraponin brenda saj. Befas pashait iu duk se ata po lëviznin shumë ngadalë dhe sikur u bë heshtje. Tani ata duhej të ngjiteshin në anën tjetër të rrëzomës. Por ata lëviznin shumë ngadalë. Ata s'kishin arritur ende. Ja, u duk i pari. I dyti. Tursun pashai ndjeu befas si një fllad hijesh, që shushuritti diku larg. Ah, harkëtarët e tij kishin lëshuar renë e parë të shigjetave. Ata i kishin parë mbrojtësit më parë se ai. Më në fund ishin shfaqur. Tursun pashai mbylli sytë. Qëndroi një copë herë ashtu. Gjaku i rrihte në tëmthat. Kur hapi sytë, pa se vullnetarët po derdheshin si një përrua i rrëmbyer drejt mureve. Në atë kohë gjëmuan njëra pas tjetrës të katër përdredhoret. Predhat ranë diku sipër mureve. U dëgjuan mijëra thirrje "Jurysh!" "Jurysh!" dhe mizëria e azapëve u derdh përpara me një uturrimë rrungaje. Rrëzoma për një çast u zhduk sikur të mos kishte qenë kurrë. Azapët vërshuan matanë dhe, duke ngritur mburojat mbi krye u sulën drejt mureve. Një pjesë e madhe po ecnin turravrap drejt portës kryesore. Të tjerët po ngarendnin drejt çarjeve të mëdha në anën e majtë. Përdredhoret gjëmuan përsëri. Tam-tamet dhe brirët të shurdhonin mbi atë vend ku duhej të ishte groporja, po lëkundeshin mbi supet e ushtarëve shkallaret dhe veglat e tjera. Ja, shkalla e parë u mbështet te muri. Ishte e shkurtër. Prapa po vinte një tjetër, gjatoshe. Ajo u ngrit ngadalë, si e magjepsur mbi mizërinë e sulmuesve, qëndroi një çast pezull në erë dhe pastaj u mbështet te muri. Azapët, që nga poshtë, duke u përpjekur që maja e saj të prekte sa më mirë te muri ia prishën drejtpeshimin. Shkalla rrëshqiti në fillim anash dhe pastaj ra mbi turmën që gëlonte poshtë. Në të çarat e mureve, në shumë pika përnjeherësh po mbështeteshin shkallare të tjera.

Gjatovina u ngrit përsëri si qafë e hollë përbindëshi dhe u mbështet prapë te muri. Qindra harkëtarë goditnin pa pushim pikën ku u vendos maja e saj. Azapët po ngjiteshin me dhjetra mbi të. Tani te muret po afroheshin trinat prej xunkthi të lagur, nën të cilat mund të mbroheshin dhjetëra ushtarë. Nga shkalla e madhe ranë disa nga sulmuesit, por të tjerët po ngjiteshin më lart. Një shkallë tjetër e stërmadhe u vendos pak më tutje. Prapa po vinin dy të tjera. Sulmuesit e parë arritën në majë. Shigjetat fluturonin me qindra, duke i mbrojtur ngjitësit nga kështjellarët. Ushtari i parë kapi me duar fundin e një dhëmbëze, por nuk arriti të ngjitej. Ca çaste mbeti i mbështetur mbi gur sikur e zuri befas gjumi.

- Ja prenë duart, - tha me zë të ulët kryeveqilharxhi, duke ndjekur me sy rrëzimin e trupit në hon.

I dyti nuk arriti as të zgjaste krahët, nga që mbeti i palosur më dysh. Tjetri që vinte pas e kapërceu si rëqebull kufomën dhe u hodh mbi mur.

Këmba e ushtarit turk e kishte shkelur më në fund kështjellën. Tursun pashai mbylli sytë. Mos u spraps, ushtar, u lut me vete. Aty për aty u kujtua se duhej t'i lutej Allahut, megjithatë mendja e tij e mpirë vazhdoi të përsëriste: ngulu aty, ushtar. Mos u spraps.

Kur i hapi sytë dy kacavarës të tjerë po katponin mbi mur. Njëri u spraps në çast, tjetri u rrokullis poshtë duke tërhequr me vete një nga mbrojtësit. Tani harkëtarët nuk qëllonin nga poshtë nga frika se mos goditnin të vetët. Duke përfituar nga kjo kështjellarët u shfaqën pa pritur me qindra. Heshtat e tyre iu dukën Tursun pashait më të gjata se të zakonshmet. Në një kohë tjetër do të pyeste se ç'ishte kjo trajtë e re heshtash dhe ku ishin farkëtuar, por kureshtia iu tret në çast.

- Eshkynxhinjtë, - thirri. – vrik!



Një grimë ndoqi me sy vithet e kalit të kasnecit tek ikte lingthi për të çuar urdhrin.

Brohërima e eshkynxhinjve erdhi suvalë-suvalë nga pirgu i djathtë. Midis saj atij iu duk se dalloi ulërimën e Tahankait, po ajo s'ishte veç kumbimi i veshit të tij.

Tani gjatë mureve ishin vendosur me dhjetëra shkallë. Kacavarësit ngjanin si miza të zeza. Në disa prej tyre të vrarët përvireshin në skajimet më të çuditshme.

- Shikoi si varen, - tha kryeveqilharxhi. – Zdrukthëtarët kanë punuar me gut. Ata kanë lënë shumë gozhdë e thepa.

Një copë herë ai bëri "nc" "nc" me gjuhë.

Te pirgu i djathtë dyndja e eshkynxhinjve ishte marramendëse. Flatrat e vampirëve anash përkrenareve dukej sikur ua lehtësonin ngjitjen. Një shkallë e mbushur plym rrëshqiti në zgrip, por ata vunë një tjetër po aty.

- Ata që kanë dëgjuar britmat e Tahankait gjatë betejës thonë se nuk mund të ketë në botë gjë më të frikshme, - tha kryeveqilharxhi.

- Ah, djajtë, - thirri dikush në grumbullin e heshtur që rrinte pas Tursun pashait. Sipër mureve shkëlqyen ca si yj me bisht, që ranë mbi sulmuesit.

- Djaj naftëhedhës, - murmuriti dikush. Mevla Çelebiu mendoi se kjo ishte një fjalë e përshtatshme për kronikën e tij. Djaj vajgurhedhës, përsëriti me vete. S'duhej ta harronte.

Turmat e pafundme të ushtarëve në këmbët e mureve, sprapseshin si valë sa herë që nga lart fluturonin yjtë me bisht.

- Janë lëmshe të ngjyera me rrëshirë të përzier me squfur, dyll dhe vaj, - ia shpjegoi kryeveqilharxhi kronistit. – Shenja e tyre të mbetet gjithë jetën.

Kronisti e dinte këtë gjë, ashtu sikundër shumë gjëra të tjera, të cilat shpeshherë bënte sikur nuk i dinte, për të mos i hequr mikut të tij të lartë kënaqësinë që jepte shpjegimi i

gjërave të panjohura.

- Gjithë jetën, - ia bëri duke rrudhur ballin.

Kryeveqilharxhi ngriti mëngën e gjërë dhe i tregoi krahun e djathtë. Kronisti mezi e mbajti veten që të mos rrudhte buzët.

Një pjesë e shkallëve u zbraz përkohësisht. Në të tjerat mësyesit, duke u ngjitur, mbanin mbi krye breshkoret. Poshtë ushtarët vraponin të futeshin nën trinat prej xunkthi, për të pritur radhën. Aty-këtu sipër mureve vazhdonin përleshjet. Dy nga shkallët e mëdha kishin marrë zjarr. Një tjetër u këput në mes.

Një kasnec po vinte me shpejtësi mbi kalë.

- Burxhubai u vra, - thirri, pa u afruar mirë.

Askush nuk foli.

Përdredhoret gjëmonin pa pushim. Predhat binin ende në brendësi të kështjellës. Po afrohej çasti i rrezikshëm kur ato duhej të binin mbi mure.

- Në qoftë se Saruxhai do të godite pikërisht mbi mure, ai është një gjeni, - tha kryeveqilharxhi.

Ndihej që predhat sa vinte aviteshin.

- Ai tregohet i kujdesshëm, - vazhdoi kryeveqilharxhi, - dhe ka të drejtë. – Po të gabonte disa hapa predha do të bënte kërdinë mbi trupat tanë.

Njëra nga përdredhoret goditi te dhëmbëzat. Nga grumbulli i mbrojtësve që po bëheshin gati të shtynin kreun e një shkallareje, nuk mbeti asgjë. Copa trupash të prerë ranë aty-këtu bashkë me gurë të mëdhenj.

- Aferim! – thirri dikush prapa shpinës së Tursun pashait.

Vendi ku ra predha mbeti për disa çaste zbrazët. Azapët u hodhën turrshëm sipër murit. Njëri prej tyre tundi disa herë një flamur. Turmat e ushtarëve brohoritën me zë të thellë. Flamuri u valavit dy-tri herë, pastaj rreth tij u bë një lëmsh, gjersa ai u zhduk, si i përpirë nga një vorbull.



Ndërkaq te e çara e madhe e murit, në të majtë të portës kryesore, dyndej një lymnajë ushtarësh. Disa ngjiteshin mbi shkallët e gjera, të tjerë afronin trinat atje ku binte sera dhe lëmshet prej rrëshire. Shumë azapë, që kishin marrë flakë, vraponin si pishtarë të mëdhenj me krahë të ngritur lart. Disa zhgryheshin në tokë që të shuheshin. Të tjerë vraponin si të çmendur midis turmës që hiqej mënjanë e tmerruar, bënin një copë udhë zhargas, ngriheshin prapë, binin, hiqeshin branë, ofshanin, gjersa lëshonin ahmën e vdekjes. Tymi vazhdonte të dilte për mjaft kohë nga kufoma, thua se ishte shpirti që dilte me pahir.

Mevla Çelebiut kishte kohë që i vërtitej në kohë mendimi për t'i krahasuar ushtarët që digjeshin me diçka. Ai po mendonte që, në kronikën e tij, t'i ngjasonte me fluturat që vërtiteshin rreth zjarrit, ndonëse fjala "flutur" nuk i pëlqente në këtë rast, sepse nuk e jepte dot mundin dhe heroizmin e ushtarit. Por nuk po gjente dot një përqasje tjetër dhe, veç kësaj, në qoftë se zjarrin e luftës së shenjtë do ta krahasonte me qiririn e Islamit, ashtu siç kishte lexuar në vjershat dhe kronikat e vjetra, atëherë fjala "flutur" mund të ishte e përshtatshme. Ai mund t'i quante ushtarët "flutura të qiririt të Islamit" dhe kjo do t'i pëlqente me siguri kryekomandantit e ndoshta edhe qendrës.

Befas toka u drodh nga një gjëmim i tmerrshëm dhe i këputi mendimet. Tursun pashai dhe të gjithë të tjerët u kthyen andej nga erdhi gjëmimi. Diçka kishte ndodhur te vendi i topave. Një tym i madh i zi po ngrihej sipër rrëshkatës. Një nga çaushët vrapoi mbi kalë për atje.

- Ç'të jetë vallë? – pyesnin me gjysmë zëri prapa shpinës së pashait.

Çaushi u kthye shpejt.

- Ka plasur njëra nga përdredhoret, - kumtoi ai. – Janë

vrarë disa mekanikë dhe topçinj. Ka shumë të plagosur.

- Kryemekaniku? – tha Tursun pashai.

- Kryemekaniku nuk ka pësuar gjë.

Tursun pashai ktheu kryet përsëri nga kështjella dhe asnjeri nuk guxoi të thoshte fjalë tjetër.

Ai dha urdhër të hidheshin në sulm trupa të freskëta. Ndërsa ndiqte me sy taborët e persianëve dhe të kaukazianëve, që rendnin drejt mureve për të zëvendësuar njesitet e vijës së parë (trupat e vullnetarëve zakonisht nuk zëvendësoheshin), kryekomandanti mendoi se ishte ende herët të lëshonte taborët e zgjedhur të dallkëllëçëve, të cilët i hidhte zakonisht në sulm pas jeniçerëve.

Në të gjithë gjatësinë e përparme vazhdonte mësymja. Shkallët e mëdha dhe të vogla, të mbështetura te muret ishin tani me qindra. Nga rrëmeti i ushtarëve, që ziente e shkumbëzonte në këmbët e tyre, ato thithnin pa pushim një pjesë të tyre, që e çonin lart gjysmë të djegur e të përgjakur. Ushtarët, porsa hidheshin mbi mure apo futeshin nëpër të çarat e mëdha, flaknin breshkoret, që kullonin serë e dyllë dhe ngrinin shpatat dhe sëpatat. Breshkoret dhe shpeshherë mburojat binin mbi turmën poshtë, që hapej sakaq me ulërimë.

- Ngjitej vazhdimisht, - tha kryeveqilharxhi i menduar. Nga mënyra se si i shqiptoi këto fjalë dukej sikur tha "ngjiten vazhdimisht, po ç'e do".

- Kam përshtypjen se po luftojmë humbazi, - shtoi me zë fare të ulët. Humbazi, përsëriti me vete kronisti. Fjala ishte aq e lebetitshme sa dukej sikur ta mbante frymën.

Eshkynxhinjtë vazhdonin mësymjen nga ana pranë rrëpirës. Shumë prej tyre rrëzoheshin bashkë me shkallët në humnerë, megjithatë shtyheshin përpara. Çallmet e tyre të kuqe dukeshin si të përgjakura para kohe.

Dyndja më e madhe vazhdonte tek porta kryesore. Midis



katrahurës, pa u kuptuar në ç'mënyrë dhe nga kush, u ngrit shpejt e shpejt një pirg me dërrasa, sipër të cilit azapët hidhnin lëkurë të njoma deshësh që dërrasat të mos merrnin flakë. Nën atë pirg të ngritur ngutthi u strehuan ushtarët, që goditnin me dashin e hekurt portën e madhe. Xhenierët dhe ushtarët myselemë përpiqeshin të shkallmonin flegrat e saj.

Nga fusha e luftës erdhi përsëri mbi kalë një lajmës i nxirë krejt nga pluhuri.

- Bozkurtogllu Bekbeu vdiq, - thirri ai.

Askush nuk foli, ndonëse fytyrat e të gjithëve kishin shtangur për shkak të fjalës "vdiq", që lajmësi e përdori në vend të fjalës "u vra". Ishte me siguri ndonjë kallmuk, që mezi e kishte nxënë turqishten.

- Prit, - thirri Tursun pashai, kur kumtari e ktheu kalin anapraptaz. – Përsërite ç'the!

- Bozkurtogllu Bekbeu vdiq, - thirri sa kish në kokë kasneci. – Nga grahmëza, - shtoi pas pak.

- I paska rënë pika, - pëshpëriti kryeveqilharxhi. – Ndjesë pastë!

Tri përdredhoret gjuanin pa pushim në brendësi të kështjellës. Klithmat e të plagosurve dhe të djegurve që po jepnin shpirt ishin aq të forta, saqë herë-herë vinin gjer te vrojtorja. Dielli kishte filluar të ulej. Tursun pashai nuk i hiqte sytë nga ajo masë pa trajtë, që pulsonte si një gjallesë me mishra të përgjakura e që ishte ushtria e tij. Era e mishit të djegur herë pas here ishte e padurueshme.

Ai pa dikë që po kalëronte drejt tij. Kur u afrua njëqind hapa, e njohu. Ishte Kara-Mukbili. Me njërën dorë mbante frerin e kalit dhe me tjetrën faqen e prerë, të mbytur në gjak.

- U grinë azapët e mi, - thirri pa zbritur nga kali. – Ku janë jeniçerët? – Zëri i tij ishte i ngjirur dhe i egër.

Tursun pashai e vështroi me ftohtësi dhe zgjati dorën në

drejtim të mureve.

- Vendi yt është atje, Kara-Mukbil, - u përgjigj.

Kara-Mukbili u mat të thoshte diçka. Ai shtrëngoi frerin, vuri dorën përsëri te faqja e prerë dhe, papritur, duke e kthyer kalin me tërbim, rendi nga kishte ardhur, i ndjekur nga çaushi i tij.

Tursun pashai bëri një shenjë me dorë. Njëri nga ndihmësit iu afrua.

- Jeniçerët, - tha pa e kthyer qafën.

Kaluan vetëm pak çaste dhe aradhet e jeniçerëve lëvizën drejt mureve, në fillim ngadalshëm dhe gati-gati ngrirazi, pastaj gjithmonë e më shpejt. Britmat e tyre sa venin e bëheshin më të forta dhe, kur u afruan te rrëzoma, u lëshuan me vrap me heshtat dhe çomanget e hekurta përpjetë.

Zhurma e tamtameve u bë shurdhuese. Jeniçerët e kapërcyen me shpejtësi groporen rrethuese, e cila tani ishte mbushur përgjysmë me kufomat e azapëve dhe të vullnetarëve. Si një ortek i hekuremtë që ndahet më dysh, një pjesë iu turr mureve, kurse tjetra portës. Thirrjet e tyre "Allah", "padishah" mbuluan për ca çaste çdo gjë. Pa u ndalur asnjë grimë, ata ngarendnin drejt shkallëve gjysmë të boshatisura, të nxira nga shkrumbi. Shigjetat dhe lëmshet e zjarrta të rrëshirës, iu përshkënditeshin mbi supet dhe përkrenaret si breshër i ndezur. Të gjithë ata që ndiqnin me sy betejën, po prisnin ç'do të ndodhte kur jeniçerët të mbërrinin lart. Midis dhëmbëzave mbrojtësit u dendësuan, megjithatë jeniçerët e parë u hodhën si macet e egra mbi mur. Nëpër shkallët ngjiteshin varg të tjerët. Luftohej fytas e mbytas. Disa syresh kishin marrë zjarr. Sulmuesit shpejtonin të kapërcenin shkallinat që po digjeshin, për t'u hedhur mbi mur përpara se të thyheshin. Ndërkaq azapët po zëvendësonin me shpejtësi shkallët e djegura me të reja, që mbusheshin sakaq. Azapët tërhiqnin kufomat e



ndezura, që binin herë pas here që lart mbi pirgun përpara portës. Pirgu, ndonëse i mbuluar me lëkurë të njoma, kishte marrë zjarr disa herë, por azapët kishin mundur ta shuanin.

Nga të gjitha anët dëgjoheshin thirrjet "te porta, te porta". E zezë, me rrjedhat e serës që i kullonin si lotë të zes, krejt e pabesueshme, ajo ndërpriste atë stihi, që dukej se s'kishte forcë në botë që ta ndalte. Varetë që godisnin mbi pykat shkallmuese të shurdhonin. Gjëmimi si prej bubullime i deshve të hekurt shoqërohej nga jehu i zgjatur "uuh-a, uuh-a". Një ulërimë e zgjatur dha shenjën e parë se porta po lëkundej. Pa pritur ende shkallmimin, jeniçerët e parë u rrasën nëpër një shqyerje të saj. Të tjerë, që vinin më pas s'përmbasheshin dot. Kaq e fortë ishte trysnia, saqë një grimë më pas përroi i jeniçerëve e hodhi portën mënjanë si të ishte një fletë e hollë.

Të gjithë ata që rrinin prapa shpinës së pashait, murmuritën lutje. Ata do të brohoritnin me zë të lartë për shkallmimin e portës, por shpina e palëvizur e kryekomandantit nuk i linte të ngrinin zërin. Vetëm arkitekt Kauri thirri me dëshpërim:

- Nuk duhet kapërcen porta atje kurth madh nuk duhet kapërcen porta kthen mbrapa shpejt.

- Ç'kërkëllet kjo sorrë? – tha dikush.

Tursun pashai kapi në çast mendimin e arkitektit. Ai e dinte se pas portës kryesore ishte një oborr i brendshëm, i ngushtë, në formë trekëndshi, në fundin e të cilit ishte porta e dytë, më e vogël, por me siguri, po aq e fortë sa e para. Ai e dinte gjithashtu se ushtarët e tij brenda këtij oborri, do ta ndienin veten si minjtë në fundin e një voze. Ai e dinte se atje do të bëhej kërdia; megjithatë, kur pa se vala e jeniçerëve u lëshua me një furi të papërmbajtur, i lindi besimi se ndoshta kjo valë e turrshme do të bënte atje brenda ndonjë çudi. Jeniçerët dyndeshin me qindra brënda oborrit. Seç bëhej atje brenda askush nuk e shihte. Dëgjohej vetëm oshëtima e

mbytur e thirrjeve, që vinin që pas mureve. Ajo kishte një tingullim të ndryshëm tani, shkaktuar ndoshta nga muret qarkues.

Një kasnec u duk përsëri mbi kalë, mes pluhurit.

- Hatai u vra.

Me të thënë këto fjalë, ashtu si dhe të tjerët, ai e ktheu kalin dhe u zhduk andej nga erdhi.

Tursun pashai e kuptoi se kishte ardhur ora vendimtare. Tani ai duhej të shtonte furinë e sulmit në të gjithë gjatësinë e mureve, në mënyrë që të tërhiqte atje pjesën më të madhe të keshtjellarëve. Ishte e vetmja mënyrë për të lehtësuar jeniçerët, që po luftonin si të zënë në kurth në oborrin e brendshëm.

Erdhi ora, tha gati me zë. Çdo betejë kishte një orë të tillë dhe fati i një komandanti ishte kur, midis kohës së rrëmujshme, e gjente atë. S'është as shpejt as vonë, përsëriti me vete. Në mendjen e tij kishte një zbrazëti e njëkohësisht një qartësi aq të madhe, sa që i erdhi frikë prej vetes.

Ai dha urdhra të njëpasnjëshme. Drejt mureve u lëshuan njësitet e zgjedhura të tartarëve e, fill pas tyre, taborët e mongolëve e të kallmukëve, ata që mjaftonte pamja e gurit për t'i egërsuar, nga që luftën e kuptonin para së gjithash si një përleshje midis tendave dhe mureve.

Një çast u duk se aradhet e freskëta do të gëlltiteshin prej rëmetit të turbullt, si përrenjtë në det, por pak kohë më pas, flamurthet e tyre u valavitën sipër shkallëve.

Dallkëllëçët. Kishte ndjesinë se i mbante shtrënguar midis dhëmbëve të tij. Dhe ishte vërtet ashtu: mjaftonte të hapte nofullat për të lëshuar furinë e tyre rrënuese. Lufta në mendjen e tij merrte herë-herë trajtat e një ngrehine. Shkallë-shkallë vinin katet, shtyllat mbajtëse, pullazet, gjer te maja kurorëzuese. Gjithë puna ishte që si kudo, të mbahej rendi i gjërave. Dhe rrjedha dhe nguti i duhur.



- Dallkëllëçët, - thirri me zë të lartë, kurse me vete shtoi: u bëftë si të jetë shkruar!

Pas dallkëllëçëve s'i mbetej shumë gjer te maja. Ngrehina po kryhej.

Njësitë e dallkëllëçëve, me flamurët të rënduar nga thekët e artë, siç ua donte rangu i veçantë që zinin në ushtri, iu sulën dy pirgjeve; të djathtit e të majtit.

Tursun pashai vështroi diellin që po ulej. Ishte çasti që mund ta kundroje pa u verbuar. Ai e dinte se shumë nga ata që hiqnin shpirt, e merrnin me vete, në atë botë, pamjen e tij të lodhur.

Shpinoret e verdha si lëkurë tigri të dallkëllëçëve u dukën majë mureve. Edhe pak, tha me vete Tursun pashai. Edhe pak, o fat.

Pas dallkëllëçëve i mbetej vërtet tepër pak: ushtarët e vdekjes. Ata ishin shpresa e fundit, maja dhe kurora.

U mëdysh një grimë. Me vete tha "po pastaj?". I mbylli sytë, me vete u lut: ndjesë paçin, kurse zëri i doli i mbytur:

- Serdengjeshlerët! Tabori i parë dhe i dytë!

Kronisti s'u besoi veshëve. Të tjerët, pas shpinës së pashait gjithashtu lëvizën. Me sy të çakërritur, si të shihnin qenie jotokësore, ata ndiqnin me sy ushtarët e vdekjes, tek rendnin nën flamurët e tyre të kaltër. Pllakat e përkrenareve, ashtu si edhe thekët sipër gjunjëseve i kishin gjithashtu në ngjyrë të qiellit.

Kronistit iu mblodh një lëmsh në gjoks. I kishin mbi trup qysh tani shenjat e qiellit, si t'ia bënin më të lehtë atij, kur t'i zgjidhte, për t'i marrë atje lart.

Tursun pashait iu duk se krejt zhurmat e luftës u fashitën, si për të lënë të dëgjohej kumbimi i veçantë i brirëve të serdengjeshtlerëve. I ndoqi me sa gjersa hynë në mizërinë e përgjithshme, që me siguri i priste. I merrte me mend ata, që

u hapnin udhën me nderim, ashtu dhe të tjerët që shkrofëtinin: ja, mbaroi më në fund dhe lavdia juaj.

Serdengjeshtlerët kishin dalë rrëzë mureve dhe po fillonin ngjitjen. Tani ju do të shihni se ç'është ushtari osman. Tursun pashai ia drejtoi këto fjalë një qenieje gjysmë njerëzore, gjysmë shpendi dykrenor, që në mendjen e tij, në çaste lodhjeje, sendërgjonte shqiptarin.

Dielli po perëndonte. Ndihej që shpeshtimi i mësymjes po ia arrinte qëllimit. Kështjellarët sipër mureve ishin shtuar dukshëm. Tani jeniçerët e ndryrë në oborrin e brendshëm duhej ta kishin më lehtë. Plaku Tavxha s'mund të ankohej. As mund ta fajësonte më pas se i kisht kursyer princat e ushtrisë.

Shkarazi syri i tij i kapi prapë tek mbërrinin pirgun e djathtë. Dyshimi se mos i kishte hedhur para kohe në plojë i vetoi ndërmend, por fare zbehtë. I uli sytë tek porta kryesore. Atje vazhdonte dyndja. Bashkë me përroin njerëzor notonin shkallë, litarë e desh të hekurt. Lajmi se ushtarët e vdekjes ishin ndërkaq mbi mure, duhej të ishte marrë vesh atje poshtë. Kulm e themel kështjella ishte rrokur nga ushtria e tij.

Tursun pashai priste të dëgjonte britmën që do të lajmëronte shkallmimin e portës së dytë. Por zhurma që vinte nga brenda ishte e shtruar, si një bubullimë e zgjatur. Ai e dinte se tani çdo çast i kushtonte qindra jetë ushtarësh. Ai e dinte se qysh tani ata me siguri kishin filluar të shkelnin atje brenda mbi kufomat e njëri-tjetrit dhe poshtë ishte krijuar qilimi i parë i mishit dhe i gjakut. Megjithatë shpresa për të dëgjuar britmën e ngadhënjimit nuk e linte. Diçka do të bënte gjithë ai rrebesh që u ndry atje brenda. Diçka do të bënte, patjetër.

Tursun pashai i mbante sytë te muret. Tani dielli kishte perënduar dhe ata që përlesheshin ende atje lart u ngjanin më shumë hijeve se njerëzve. Shumica e serdengjestlerëve duhej



të ishin larguar tashmë nga kjo botë. U kënaqët tani që ia hëngrët kokën? tha me vete. S'ishte i sigurtë as vetë nëse i kishte hedhur në sulm ushtarët e vdekjes se ashtu duhej, apo ua kishte bërë fli smirës së përgjithshme.

I hoqi sytë që andej dhe i uli te porta. Tani pothuaj ishte errur dhe porta e shkallmuar ngjante si gryka e një furre.

- Aty është tani xhehenemi, - i pëshpëriti kryeveqilharxhi kronistit.

Mevla Çelebiu ishte bërë si i topitur. Herë pas here, era sillte kundërmimin e mishit të djegur.

- Për shumë ditë me radhë ata ushtarë nuk do të hanë dot mish, - vazhdoi kryeveqilharxhi. – Kështu ndodh pas një gjëme të tillë.

- Allah, - tha kronisti. Kurse me vete habitej sesi ishte e mundur që puna e ushqimit e kishte zotëruar kaq shumë kryeveqilharxhin, saqë i shkonte mendja gjer te kursimet që shkaktoheshin prej një tmerri.

Tursun pashai kishte lidhur duart dhe vështronte fushnajën. Një kasnec me sprethin e ulur të përkrenares, si gjithë ata që sillnin lajme morti, po avitej për të thënë ndoshta vdekjen e Tavxhait. Një tjetër vinte pas tij me nxit me kushedi ç'kumt. Por pa marrë kurrfarë njoftimesh ai e ndjente se furia e sulmit kishte rënë. Dhe se asgjë s'mund ta ringrinte. Ai e dinte se kishte ardhur ajo orë e trishtuar e luftës, kur shkallët e shkrumbuara, të zbrazura pothuaj krejt, këputeshin e binin aty-këtu sikur u thyheshin gjunjët. Ai nuk i ktheu më sytë nga muret. Nga oborri i brendshëm vinte vazhdimisht një zhurmë e mbytur sikur ziente një vorbë gjigante. Tani jo vetëm kështjella dhe lufta, por krejt bota e madhe po mblidhej e tkurrej me shpejtësi tek ajo portë e përshkënditur, ku fatit të tij të ngecur te pragu i saj, herë i binte një dritë e përgjakur, herë një hije e përzishme.

Ç'është kjo prishje, tha me vete. Ç'është kjo fikë, o Zot.

Kjo vazhdoi për një kohë të gjatë.

Kur më në fund e kuptoi se s'priste më asgjë nga askurrkah, dha urdhrin e tërheqjes.

Tek hypte mbi kalë e ndjeu se gjithë asaj tendosjeje po ia zinte vendin një plogështje vdekjeje. Pa u përshëndetur me askënd u largua drejt shatorres.

Boritë e tërheqjes, njëra pas tjetrës, me ndërprerje, si me fyt të prerë, jepnin shenjën e prapsimit.

- Pis kala, - shau me zë të ngjirur njëri nga sanxhakbejlerët.



*Ky ishte sulmi i tyre i parë. Zoti e di se ç'na ka ruajtur fati më pas.*

*Pasi bombarduan gjithçka, ata u lëshuan drejt mureve valë-valë, si ujana, fundi i së cilës lëviz nga tërmeti. Sado që kishin muaj që e mendonim, prapseprapë, kur i pamë të derdhen si përrenj të hekuremtë, duke brohoritur e duke tundur armët, shenjat dhe veglat e mortjes, me të cilat na kishin kërcënuar kaq kohë, shumë prej nesh menduan se s'do ta shihnim më diellin.*

*Ata shpresonin me siguri se pas gjithë atyre gjëmimeve një pjesë prej nesh do të ishin çmendur. Në të vërtetë ne ishim të mpirë, dhe ashtu, gjysmë të shurdhuar, dolëm mbi mure kur ata nisën ngjitjen. I pari që kryqëzoi shpatën e tij me jataganin osman ishte Gjon Bardheci, shpirti të cilit shkoi pranë Zonjës së Lume. Ata që u ndodhën përbri thanë se tingulli i përplasjes së hekurit ishte i pazakontë, thua se ra këmbana. Pastaj gjithçka u bë gjak e lak dhe disa herë ne kujtuam se ramë në gjunjë, duke përhiruar Zotin dhe orët që na ndihën. Atëherë vumë re se kisha ishte gjysmë e rrënuar dhe se kryqi, sikur të flijohej për ne, kishte rënë. Megjithatë, në atë rrënojë, ashtu të*

*shkrumbuar e të përgjakur siç ishim, kënduam hymnin trishënjtor Te Deum laudamus dhe u lutëm për shelbimin e shpirtrave të atyre që ikën.*

*Tani ka rënë nata dhe po rrëfehen e po vojohen ata që janë më afër qiellit se dheut. Nga që s'kemi tokë ku t'i varrosim, nesër do t'i djegim trupat e tyre dhe hirin t'ua ruajmë në hinore, siç bënin të parët dikur.*

*Nga malet Gjergji ynë na dërgon shenja me anë të zjarrmureve, por ka shumë mjegull e re midis nesh dhe kumtet vijnë të turbullta. Ndërkaq ne jemi ngrysur ndryshe nga ç'u gdhimë dhe shumë gjëra kanë ndryshuar për jetë. Ne iu përgjigjëm hekurit me hekur, egërsisë me egërsi, vdekjes me vdekje. Shpesh currilat e gjakut të tyre na binin drejt e në fytyrë, dhe tonat po ashtu i spërkatnin ata. Dhe ndodhën gjëra që s'thuhen, as rrëfehen, sidomos me ushtarët e vdekjes, që të çmendur, siç ishin, nga moskthimi, u kacafytën ujqërisht, gjersa ranë nën shpatë.*

*Tani kampi i tyre nxin dhe hesht. Dëgjohet veç rrapëllima e qerreve, që vijnë të marrin kufomat dhe të plagosurit gjer te oborri i brendshëm. Qerrja e parë mbante një flamurth të bardhë, por ne edhe pa atë shenjë nuk do të qëllonim, sepse duam që ata t'i tërheqin krejt, ndryshe era e tyre do të na merrte frymën dhe korbat do të na çmendin. Nesër do të këmbejmë ndoshta të vdekurit: tanët që kanë rënë poshtë, dhe të tyret që kanë mbetur lart. Por nesër është ditë tjetër, kurse sonte është ende natë dhe heshtimi prishet vetëm nga ahmet e vdekjes atyketu dhe nga ndonjë shkallë që këputet në vendin e shkrumbuar e bije me krismë përdhe.*



## KREU I PESTË

Grumbulli i sanxhakbejlerëve, që kishte qëndruar gjithë kohën e sulmit prapa shpinës së kryekomandantit, pas ikjes së tij u shpërnda. Kryeveqilharxhi dhe Mevla Çelebiu mbetën një copë herë vetëm. Përreth kishte rënë errësira. Tani pothuaj kështjella nuk dukej më. Porsa ra briri i tërheqjes dhe pushoi hedhja e serës nga lart, ajo u fsheh papritur në trupin e natës, sikur t'i kishin bërë magji. Britmat dhe zhurmat e luftës tani i kishte zëvendësuar një zallahi e shurdhër, e ulët. Dukej sikur një kafshatë e madhe me mijëra gjymtyrë, po kruhej ngadalë mbi syprinën e tokës. Ushtria po tërhiqej.

Kryeveqilharxhi psherëtiu thellë.

- Eja të shkojmë, Mevla Çelebi, - tha ai.

Kronisti i shkoi pas, pa thënë asgjë. Ata ecën nëpër rrugën kryesore midis logut. Prapa, si hije, vinte çaushi i kryeveqilharxhit. Fushimi ishte i errët dhe i heshtur. Shumica e tendave ishin ende të zbrazëta.

Ata ecën për një kohë të gjatë. Aty-këtu veshi i kronistit kapte ca zhurma të tjera. Dy lajmës kaluan me kuaj mu përpara hundës së tyre. U dëgjua kërcitja e rrotave të shumë qerreve dhe më tutje zhurmë hapash të rregullt.

Ç'po ndodh? tha me vete Mevla Çelebiu. Kush i jep këto urdhra? A nuk mori fund çdo gjë?

Një kasnec mbi kalë kaloi si era përbri tyre. Tutje u dëgjuan përsëri potkonj të shpejtë kuajsh dhe zëra, që jepnin urdhra me shqetësim. Midis zbrazësirës dhe dëshpërimit, që e kishin pushtuar krejtësisht, kronisti provoi një ndjenjë të çuditshme. Ishte diçka midis dënesës dhe admirimit për fuqinë e vendit të tij. Këto zëra dhe lëvizje nëpër natë tregonin se edhe në këtë orë të zezë kishte njerëz të fuqishëm, që jepnin

urdhra dhe drejtonin.

Zhurma e qerreve po afrohej. Secila prej tyre kishte sipër një bishtuk. Ato kaluan rresht me atë dritë luhatëse, që të këpuste shpirtin.

Pas qerreve kaloi një aradhe trupash. Kur ushtarët ishin përbri, Mevlan Çelebiu vuri re se ata nuk mbanin heshta në duar, siç iu duk në fillim, por lopata dhe mihëse.

- Janë xhenierët, - i shpjegoi kryeveqilharxhi, - shkojnë të hapin gropat e mëdha.

- Varrimi do të bëhet sonte?

- Me sa duket, kështu është urdhri. Në raste të tilla varrimi bëhet menjëherë dhe natën.

Pas pak kaloi një grumbull tjetër rrëmihësish.

- Sa mund të jetë vallë numri i të vrarëve? – pyeti me druajtje kronisti.

Kryeveqilharxhi nuk e kishte mendjen dhe nuk u përgjigj. Ai po mendonte se këto ishin dy-tri ditët e zakonshme të shëprdorimeve dhe të ngatërresave të njehsimeve. Çdo ditë, me vdekjen e qindra të plagosurve, numri i ushtarëve lëvizte në mënyrë të papritur. Midis rrëmujës dhe hidhërimit të përgjithshëm, askush nuk mund të përcaktonte më vonë datën e saktë të vdekjes, kështu që komandantët, bashkë me veqilharxhët e njësiteve, bënin një mishmash të tillë nëpër listat e pagesave, saqë nuk do të ishte në gjendje ta zgjidhte as Ali Ibn Sina vetë.

- Si the, Mevla Çelebi? – pyeti ai.

- Sa mund të jetë vallë numri i të vrarëve?

Kryeveqilharxhi u mendua.

- Nga furia e sulmit dhe koha e zgjatjes së tij, unë besoj se kjo punë nuk ka kaluar pa tre-katër mijë, - tha me gjakftohtësi, sikur të fliste për një punë paresh.

Kaloi përsëri një njësit xhenierësh.



- Nesër do të kemi një njoftim të saktë, - tha kryeveqilharxhi. – Kurse sonte dihet vetëm një gjë, - shtoi pas pak, - që kjo ishte një humbje e madhe.

Ushtria po mbërrinte. Rrugët dhe rruginat e logut, tendat dhe gjithçka po e mbushte dalngadalë frymëmarrja e saj e rëndë dhe e lodhur. Zhurma e zymtë e mijëra hapave përzihej me rënkimet dhe kërkëllimën e qerreve. Ata qëndronin ndanë rruge dhe vështronin ato mijëra hije që lëviznin nëpër terr. Po dilte hëna. Drita e saj ra në fillim mbi pirgjet e kështjellës, zbriti në muret e larta dhe pastaj, si një avull i gjerë përfshiu gjithçka: fushën, majat e tendave, pastaj ato vetë.

Ushtarët kalonin pa pushim. Shumë prej tyre i mbanin për krahu. Të tjerët vareshin mbi shpinat e shokëve. Shumica rënkonin lehtë, por aty-këtu ndonjëri lëshonte befas një klithmë të thekshme. Ishte e vështirë të dalloje njollat e gjakut nga ato të serës. Gjithçka ishte përzier në ato koka dhe shpina të dërmuara, që lëshonin një erë pluhuri, lëkure të djegur nga shkrumbi. Një pjesë binin përmbys si të vdekur, porsa arrinin në tendat e tyre. Të tjerë, ata që kishin plagë më të rënda, i çonin te spitali fushor.

Kryeveqilharxhi mbajti këmbët. Kronistit iu duk sikur po bënte me mendjen e tij një njehsim. Në sytë e tij ai pa atë dritën e kthjellët, të keqe, që shfaqej herë pas here.

- Një pjesë e taboreve duhet të ketë humbur rreth një të tretën e trupave, - tha.

Kronisti s'dinte ç'të thoshte.

- Disa duken si të përgjysmuar, - vazhdoi tjetri, pa i hequr sytë nga vargani i gjatë. Çelebiut iu duk se po kalonin dallkëllëçët. Ai nuk i kishte parë asnjëherë aradhet e trupave pas ndonjë thyerjeje, ndaj e kishte vështirë t'i njihte.

- Serdengjeshtlerët, - tha kryeveqilharxhi me një zë të ndryshuar. Kronisti u drodh sikur ai t'i kishte folur për

fantazma. Si ka mundësi? mendoi. Ushtarët e vdekjes e kishin të ndaluar kthimin. Tani me siguri do t'i grinin.

- Ku? – pyeti me zë gati të shuar.

Kryeveqilharxhi e kishte zgjatur krahun që më parë. Dora e tij tregonte një qerre. Kronisti shqeu sytë. Mbi qerre ishin hedhur flamurë me ngjyrë të zbehtë, pothuaj të kaltër. Prapa qerres nuk vinte askush.

Mevla Çelebiu e kuptoi. Dhëndurët e vdekjes, siç quheshin në kronikat e vjetra, e kishin mbajtur fjalën. Qenë martuar me vdekjen, mendoi ai, sipas marrëveshjes të bërë qyshkur. Kur qerrja kaloi përpara tyre, ai pa se flamurët vende-vende ishin të djegur e të gjakosur. Në grykë iu mblodh një kombë dhe mezi e mbajti dënesën.

Ata qëndruan pa folur për një kohë të gjatë duke vështruar taborët. Pastaj, midis ushtarëve, Mevla Çelebiu shqoi astrologun, që po ecte i menduar. Kronisti deshi t'i fliste, por në atë çast pikasi përbuzjen në sytë e kryeveqilharxhit, i cili gjithashtu e kishte njohur. Mevla Çelebiu uli kokën, që astrologu të mos e përshëndeste. Ai e dinte që miku i tij i lartë e përçmonte tjetrin, ndaj nuk donte që ta merrte vesh se shoqërohej me të.

Prapa tyre u ndal një kalë.

- Gazi, - dëgjuan ata një zë dhe kthyen kryet. Ishte një nga çaushët e Tursun pashait.

- Çfarë? – ia bëri kryeveqilharxhi.

- Në shatorren e pashait bëhet mbledhja e këshillit të luftës. Pashai urdhëroi të paraqitesh atje.

Lajmësi u përkul me nderim dhe kalëroi më tej.

- Unë po iki, Mevla Çelebi, - tha kryeveqilharxhi. – Ti çdo të bësh?

- Do të vij dhe ca vërdallë, pastaj do të mundohem të fle.

Sapo tjetri u largua, Mevla Çelebiu vrapoi midis ushtarëve,



në atë drejtim nga kishte ikur astrologu. Ai ishte i lumtur që kishte miq të fuqishëm si kryeveqilharxhi, por kishte netë si kjo e sotmja, që njeriu kishte nevojë për miq më të thjeshtë, nga ata që mund të flisje mbarë e prapë, pa i zgjedhur fjalët dhe pa patur frikë se fytyra e tjetrit do të bëhej befas e ftohtë dhe e pazbërthyeshme si mbishkrimet e vjetra. Mevla Çelebiu e gjeti më në fund astrologun.

- Si je? – i tha. – Ç'bën?

Astrologu e vështroi i hutuar.

- Të pashë qëparë, por nuk të fola se ishe me kryeveilharxhin, - tha. – E marr me mend që ai s'më sheh dot me sy.

Kronisti ngriti supet sikur të thoshte "ç't'i bësh".

Ata u endën një copë herë kot më kot.

- Sa bukur ishte mbrëmë, - tha astrologu, - kurse sonte çdo gjë nxin.

- Allahu nuk deshi të na jepte fitoren.

- Së paku të mos na dënonte me një humbje kaq të rëndë.

- Kështjellë e nëmur.

Ata vështronin me pikëllim rreshtat e ushtarëve, që dukej sikur s'do të mbaronin kurrë. Dukej se këta ishin më të lodhurit dhe më të raskapiturit. Ishin, siç duket, ata që kishin mbatur mbi krahë shkallët dhe që kishin shkallmuar me deshtë e hekurt portën kryesore.

- Jeniçeri Tuz Okçan, - thirri befas astrologu. Jeniçeri ngriti kryet. Nuk kishte plagë, veç njolla të shumta sere dhe një të gërvishtur mbi ballë. Ai mbante dikë prej krahu.

- Shyqyr që je gjallë, - tha kronisti. – Po ky fatzi? – pyeti duke treguar njeriun që mezi hidhte këmbët. I kishte sytë të lidhur me një copë të grisur nga çallma. Fytyra i nxinte nga sera.

- Allah, po ky më duket si Sadedini! – tha kronisti me zë

të këputur.

Tuz Okçani tundi kokën.

- Është verbuar, - tha. – Sytë i janë djegur krejt.

Ata kafshuan buzët. Jeniçeri fliste sikur Sadedini të mos ishte më midis tyre.

- E pashë rastësisht midis rrëmujës kur po sulej brenda, pasi shkallmuan portën e madhe, - tha jeniçeri. – Ishte një nga të parët që u fut atje.

Ata nuk i hiqnin sytë nga fytyra e lidhur me copën e çallmës.

- Pastaj e pashë përsëri që vërtitej midis rrëmujës brenda oborrit. Njërën dorë e mbante vazhdimisht në ballë. Atje ishte llahtarë. Ishte ikë të ikim, kurse ky vinte vërdallë si në tymt.

Zëri i Tuz Okçanit ishte i lodhur, pak i ngjirur. Dukej që gjatë sulmit kishte thirrur shumë.

- Kur ma zuri syri prapë njërën dorë e kishte ende te balli, kurse me tjetrën dukej sikur diç kërkonte nëpër erë. E shtynin nga të gjithë anët... – Tuz Okçani lëshoi një aht të thellë. – Ç'farë po thoshja? – pyeti me zë të këputur.

- Që Sadedinin e shtynin ngado... Dhe ti e pe...

- Ah, po. E shtynin, kurse ai lëvizte njërën dorë dhe mua m'u kujtua një emta ime, e cila, kur donte të mallkonte dikë, në vend të fjalës "u verbofsh" i thoshte "e kërkofsh murin me dorë!". Kështu pra, dyshova për të dhe mezi çava midis njerëzve për t'iu afruar... Atëherë pashë që nga mollëzat i kullonte serë. E kapa nga dora dhe me një mijë mundime e nxorra nga ai xhehenem.

Sadedini rrinte i ngurosur. Sikur të mos qëndronte në këmbë, ata do të dyshonin në ishte gjallë.

- Po e çoj te mjekët, - tha jeniçeri. – Për sytë s'ka më asnjë shpresë, por së paku t'i lehtësohen dhimbjet.

- Po vijmë edhe ne.



Të ngritura vetëm një ditë më parë tendat e spitalit fushor ishin shndërruar ndërkaq në therrtore. Mbi ca banka dërrasash të pjerrëta për të kulluar gjaku dhe ujthi i plagëve, trupat e ushtarëve të bëra kortarë-kortarë shtriheshin rresht. Ofshamat përziheshin me klithmat: vramë më mirë, vëlla, futma atë neshter në mëlçi, dhe këto me britmat e ashpra: mbylle gojën, friks!

Përskaj, plakat e Rumelisë, nga shpejtësia i zbraznin vedrat me llapa drejt e mbi plagët. Këtu rënkimet ishin edhe më të thekshme, e po ashtu thirrjet: ujë, nënë moj, vramë, mos ulëri, s'përquret kështu ushtari osman.

Kronistit i vinte të përzier. E kthente kryet anash për të mos parë krahët e përgjakur të njerëzve, por lëmshi në lukth sa vente i mblidhej keq.

Iu desh të pritnin një kohë shumë të gjatë gjersa i erdhi radha Sadedinit. Mjekimi qe i shkurtër. Poeti nuk bërtiti, as rënkoi. Vetëm kur mbaroi lidhja e syve dhe ata e morën për krahu për ta çuar në tendën e tij, ai ishte bërë krejt i bardhë në fytyrë. Porsa e shtrinë, ra në një gjumë të thellë.

Ata dolën përsëri. Shumë kohë u vërtitën midis hijeve të panumërta, pa folur asnjë fjalë.

- Ti ishe atje, - tha kronisti duke zgjatur dorën në drejtimin nga duhej të ishte kështjella. – Na trego.

Jeniçeri e vështroi si i topitur. Buzët i kishte të eshkosura.

Ata pritën për një kohë të gjatë ç'do të thoshte, por jeniçeri nuk e hapi gojën. Vetëm, pasi bënë një copë rrugë në heshtje, murmuriti si të fliste me vete:

- Ç'tmerr që ishte!

- Ku?

- Atje. – E kishte zgjatur dorën ashtu si kronisti plak më parë në po atë kah.

- Sa bukur ishte mbrëmë, - tha astrologu.

Hije ushtarësh lëviznin nga të gjitha anët. Askush nuk fliste me zë të lartë. Gjithçka pëshpëriste, shmangej, ikte anash.

- S'më hiqen nga mendja sytë e tij, - tha befas Tuz Okçani. – Si i xixëllinin mbrëmë kur fliste.

- Ai donte të shkruante një poemë të madhe për këtë luftë, - tha Mevla Çelebiu, duke menduar kronikën e tij.

- Prandaj, siç duket, u sul i pari, për të parë me sytë e tij si do të shpërthehej porta, - tha astrologu.

- Gjynah, - ia bëri kronisti. – Kishte dhunti dhe ishte i guximshëm.

- Si i ndrisnin sytë mbrëmë! – tha prapë jeniçeri me zë të ulët.

- I ndritnin, - përsëriti me pikëllim Mevla Çelebiu. – Sikur ta parandjenin që e shihnin botën për herën e fundit.

- Dynja e rreme, - ia bëri astrologu.

- Atë ditë ia mbuloi sera përgjithmonë si një perçe e zezë.

Kush fliste mbrëmë për një perçe të zezë? Kronisti ishte i lodhur dhe në kujtesën e tij kishte nisur turbullira.

Astrologu vështronte qiellin.

- Ç'fat na tregojnë yjtë? – pyeti jeniçeri. Tani që kishte marrë pjesë në sulm, ai nuk e ndiente më veten të druajtur përpara tyre dhe fliste lirisht, si midis shokësh.

- Ters, - tha astrologu. – Duket sikur i lëviz vazhdimisht një erë e mirë.

Në të vërtetë atij i dhimbte koka dhe kishte zjarrmi, kështu që i dukej vërtet sikur yjtë do të rrokulliseshin. Mos më lër, o ylli im! Diku i kishte lexuar këto fjalë. Ato i vërtiteshin vazhdimisht diku në kokë, prapa ballit të nxehtë. Se nga kishin mbirë qysh në çastin kur filloi sulmi. Mbahu, o ylli im! Kishte vënë shpresa në këtë fushatë. Në qoftë se dilte mirë këtu, atëherë pas kthimit mund të fitonte një post më të lartë. Madje shumë të lartë. Mund të emërohej ndoshta astrolog i pallatit



të sulltanit. E pse jo? Kjo ishte fushata më e rëndësishme e viteve të fundit. Gjithë perandoria i kishte kthyer sytë nga këto male me mjegull. Atij i qe mërzitur jeta në provincë, qytetthi plot baltë ku çprej dy vitesh gruaja e trashë e valiut e thërriste çdo të premte për t'i parathënë mbërritjen e një letre nga Akhashiri. I pëlqente jeta e zhurmshme e kryeqytetit, turmat që mbushnin rrugët, ditët e mbushura plot ngjarje dhe shqetësime, moda, femrat. Qielli mund t'ia jepte të gjitha këto. Por edhe mund t'ia merrte papritur. Mbahu, o yll! Kur shkallët rrëzoheshin nga muret njëra pas tjetrës gjysmë të shkrumbuara, atij i dukej sikur rrëzohej fati i tij. Fatgremisur. Kjo fjalë iu ngul si gozhdë në tru gjithë mbasditen.

Tani nuk i vinin ndërmend veç mallkime të gjithfarshme, aq sa nisi të trembej.

- Tuz Okçan, si qenë ato fjalë që the pak më parë? E kërkofsh murin e mos e gjetsh? Tek ne nëmin ndryshe. Thonë përshembull: të pafsha të ftohtë...

- E ç'më duhen mua? – tha Tuz Okçani. – Ç'janë këto nëma? Pse më ngatërron mua me to?

Zëri i jeniçerit zuri të ndërpritej nga ngulçi. Mevla Çelebiu e kapi astrologun për bërryli.

- Mos e zgjat, - i pëshpëriti te veshi. – Nuk e sheh që s'është mirë?

- Ky ka nevojë të shërohet. Ndoshta më shumë se Sadedini.

Gjatë marshimit Mevla Çelebiu kishte marrë vesh për herë të parë se gjatë kësaj fushate, në ushtri bënte pjesë një njësit i veçantë e përbërë nga fetarë gjysmëshëronjës gjysmëmagjistarë, që do të merreshin me qetësimin e ushtarëve, që pësonin tronditje mendore gjatë sulmit. Më parë i vrisnin, njëlloj si ulërakët, por një vit më parë kishin dalë rregulla më të buta.

- Mbrëmë ishim katër, - tha Mevla Çelebiu i menduar. – Tani mbetëm tre.

Tutje u ndje kërcitja e rrotave të qerreve. Ndryshe nga pakmëparë, tani zhurma e tyre ishte e rëndë dhe e shurdhër. Dukej që ato ishin ngarkuar.

- Shkojmë të shikojmë varrimin e trupave, - tha kronisti.

Pa thënë asgjë, u nisën në drejtim të gropave. Ecën mjaft gjersa i arritën qerret. Në dritën e hënës dukeshin kufomat e hedhura stivë njëra mbi tjetrën. Nga një qerre ra pa zhurmë një trup. Tjetra, që vinte pas, u ndal dhe dikush e ngriti trupin dhe e hodhi në të.

Në drejtim të kundërt po vinin qerret bosh. Dërrasat e tyre skuqnin e nxinin. Vetëm tani ata vunë re se gjithë rruga ishte e spërkatur me gjak.

- Ti je zverdhur si limoni, - i tha astrologu Mevla Çelebiut. – Kthehemi?

- Jo, unë duhet të shoh varrimin e ushtarëve, sepse më duhet ta përshkruaj.

Këto ishin të vetmet fjalë që ata ndërruan gjatë gjithë rrugës. Nga larg filluan të dëgjoheshin zërat e hoxhallarëve që po luteshin. Ishin të zvargur e të pikëlluar. Ata dëgjoheshin gjithmonë e më tepër duke mbuluar zhurmën e lopatave.

Kur ata arritën, xhenierët kishin mbaruar së gërmuari tri gropa të mëdha katrore. Tani po hapnin të tjera. Qerret ndaleshin ndanë gropave dhe trupat e të vrarëve pasi mbikqyreshin shpejt e shpejt hidheshin në gropore. Hoxhët binin përmbys dhe hidhnin grushte me baltë. Gropa e dytë po mbushej ngadalë. Dervish gjysmë lakuriq, me duart të përgjakura gjer në bërryla, kapnin kufomat nga duart e nga këmbët dhe i flaknin poshtë. Qerret zbrazeshin njëra pas tjetrës. Kuajt, të shqetësuar nga era e gjakut, mezi përmbaheshin. Herë pas here nxirreshin mënjanë disa nga



trupat. Ishin ushtarë të gjallë, që gabimisht i kishin marrë për të mbaruar.

Astrologu dhe Tuz Okçani kthenin kryet herë pas here nga shoku i tyre për të kuptuar në se duhej të rrinin aty. Tjetri, i vetëdijshëm se së paku në ato çaste ndodhej në qendër të vëmendjes, nuk ngutej.

Më në fund u nis i pari të kthehej. Të tjerët i ranë pas. Ishte po ajo rrahinë e përgjakur sipër së cilës qerret kalonin plot mund. Disa prej tyre kishin vetëm një ose dy kufoma, siç duket oficerë. Në njërën nga qerret bishtuku ishte përmbysur mu pranë kokës së kufomës dhe flakëza e tij bymehej sipër vajit të derdhur, e shtrajtuar krejt. Prej saj fytyra e të vrarit përndritej frikshëm. E lagur me ca si djersë skëterre, mbi të cilat lodronte ndriçimi i flakëzës, ajo fytyrë dukej si në stërmundim e sipër, si në një lloj mëdyshje, të ngjallej sërish apo të fikej për jetë.

Jeniçeri e kapi Mevla Çelebinë për mënge.

- Ka për të marrë flakë ai njeri, - tha me zë të ulët. – Për Zotin, më duket se është komandanti im, Sulejmani.

Në të vërtetë vaji i ndezur gati sa nuk po e prekte kufomën, por kronisti, për habinë e jeniçerit, tha se edhe po të ndodhte kjo, s'ishte ndonjë gjëmë.

- Të vjetërit e kishin për nder t'ua digjnin trupat, - shtoi.

Tuz Okçani ktheu kryet për të mos parë më. Ishte i sigurtë se kufoma kishte nisur të digjej.

- Ç'është kjo lëvizje? – tha astrologu. – Apo më bëjnë veshët?

- Ka lëvizje, - tha jeniçeri. – Janë forcuar rojat.

Sa më shumë futeshin në thellësi të logut aq më tepër ndihej një shqetësim. Ca hije baritnin larg. Dy kalorës me shenjën e lajmësit mbi setër rendnin me galop.

- Siç duket, pritet ndonjë sulm nga Skënderbeu, - tha

kronisti.

- Prapë roja të dyfishuara, - tha astrologu.

- Thonë se Skënderbeu është i tmerrshëm, - tha astrologu. – Sidomos në sulmet e natës.

- Natën çdo gjë bëhet më e tmerrshme, - tha jeniçeri.

- Tursun Tunxhasllan pashai ynë nuk është më i paktë, - ndërhyri kronisti. – Në kryeqytet thuhet se është gjenerali më i zoti i krejt ushtrisë.

- Lavdi Zotit!

Për çudi ata vunë re se ndodheshin pranë shatorres së kryekomandantit.

- Ende vazhdon mbledhja? – pyeti astrologu një nga rojat. Ushtari s'deshi t'i përgjigjej, por, kur vuri re shenjat mbi rrobën e tij, i tha prerazi:

- Ende.

Të pafsha të ftohtë, tha me vete astrologu, pa e ditur as vetë se kë po nëmte: rojen, vetveten, apo këshillin e luftës. Astrologu ishte në ankth. Mendja bënte ç'bënte i shkonte te dalzotsi i tij, myftiu. Do ta mbronte vallë apo do të rrinte si shushk atje në këshill?

Ndërkaq në shatorren e Tursun pashait vazhdonte mbledhja e jashtëzakonshme e këshillit të luftës. Komandantët rrinin ulur mbi lëkurët e shtruara mbi nim. Një pjesë ishin të plagosur dhe me gjymtyrë të lidhura. Tre anëtarë të këshillit ishin vrarë gjatë sulmit dhe qysh tani, në këndin më të largët, arkitekt Kauri po shestonte mbi një letër tyrbet e tyre që, sipas traditës, duhej t'u ngriheshin mbi fushën e luftës. Kjo ishte për të një punë çlodhëse, me të cilën merrej me kënaqësi, zakonisht gjatë kohës së mbledhjeve.

Po fliste kryeveqilharxhi. Ai kërkonte shkarkimin nga puna të astrologut dhe dënimin e tij me punë të rëndë. Të gjithë e kuptonin se furia e tij, ndonëse e veshur me fjalë të matura dhe sqimatare, drejtohej kryesisht kundër myftiut. Saruxhai, që herë pas here në mbledhje kishte humbur në dremitje, dëgjonte me syrin pishë. Ai i ndërpreu fjalën kryeveqilharxhit, duke kërkuar për astrologun dënimin me vdekje. Kryeveqilharxhi nguli këmbë tek e tija. Disa nga sanxhakbejlerët, ata që ishin nën ndikimin e myftiut, u përpoqën të përligjnin gabimin e astrologut. Të tjerët ishin vetëm për shkarkim. Nga komandantët, vetëm Kara-Mukbili kërkoi kokën e yllfolësit. E prera e frikshme në faqe, sa më shumë ia pengonte të folurën, aq më peshë iu jepte fjalëve të tij. Myftiu, plaku Tavxha dhe Kurdishxhiu, ashtu siç pritej, nuk morën pjesë në fjalosjen për astrologun. Allajbeu kërkoi gjithashtu shkarkim, kurse për llojin e dënimit nuk shfaqi asnjë mendim. Tursun pashai i dëgjoi ato çka u thanë me shpërfillje të plotë. Të dënohej apo jo astrologu atij i dukej një gjë kaq e vogël, saqë, të vriste mendjen për të, ishte njëlloj sikur të vriste mendjen nëse thembra e tij kishte shtypur ose jo një thnegël gjatë ecjes. Ai e dinte se gozhda rrihte në tjetër vend, por sot edhe ndeshja e heshtur midis dy grupeve, që ishin krijuar në shtabin e tij, e cila do ta kishte shqetësuar në çdo rrethanë tjetër, i dukej i parëndësishme dhe pa kuptim. Në kokën e tij ishte ngulur vetëm një gjë, që errësonte gjithçka: ç'duhej bërë më tutje.

Ai i dha fund rrahjes së mendimeve për astrologun dhe mori shpejt e shpejt vendimin: astrologu të shkarkohej nga detyra dhe këndej e tutje të punonte në hapjen e hullive e të gropave. Ndërsa shkresari po hidhte në letër vendimin, fjalën e kërkoi Kurdishxhiu. Ai kërkoi lejen, që, sipas traditës, aradhet e tij të bënin një fushatë ndëshkimore në krahinë për të llahtarisur dhe plaçkitur vendbanimet malore. Ai tha se kjo gjë ishte e nevojshme pikërisht tani, për të thyer besimin që mund të kishte zgjuar në zemrat e rebelëve dështimi turk.

- Unë do të marr hak për gjakun e derdhur sot, - tha

Kurdishxhiu. – Do të djeg e do të pjek. Gur mbi gur s'do të lë. Do të bëj hatanë.

Tursun pashai vështroi një copë herë kokën e tij që dukej si e përflakur dhe e besoi se ai do ta bënte vërtet atë që thoshte.

- Të nisesh, - tha pashai dhe i bëri shenjë shkresarit për të shkruar vendimin, që ai e mori pa u këshilluar me të tjerët, gjë që e bënte rrallë.

- Pashai im, - u dëgjua një zë i ulët.

E kishte kërkuar fjalën një burrë i kuqërremtë, me flokët rrica-rrica, që, me sa dukej, ishte thirrur për herë të parë në këshillin e luftës.

- Tabduk Baba, agai i shërbimit të fshehtë, - tha Tursun pashai, kur pa se shumica e mbledhëtarëve e vështruan me habi të panjohurin. – Folë, aga!

Tjetri bëri sikur s'e vuri re përçmimin në sytë e një pjese të këshillit.

- Këtu u fol shumë për astrologun. – tha ai, - por ka edhe të tjerë që duhet të dënohen. Kam të dhëna se ka përpjekje për vjedhjen e së fshehtës së armës së re. Kam gjithashtu një letër padorase kundër munxadhënësit.

- Ç'është kjo letër padorase? – pyeti Asllanhani. – S'e kam dëgjuar ndonjëherë këto fjalë.

- Një letër pa nënshkrim, - shpjegoi Tabduk Baba. Pra, kam marrë një letër të tillë ku hidhen dyshime të rënda lidhur me munxosjen e kështjellës.

- Shih, shih, - ia bënë dy-tri vetë.

Tursun pashai bëri një miratim me krye. Agai i shërbimit të fshehtë ishte balsam i vërtetë për këto çaste ligështimi. Të tjerët gjithashtu u gjallëruan. Pra humbja s'paskish qenë për faj të tyre.

- Po të jetë kështu, s'kemi ç'presim, t'ia heqim kokën, - tha Asllanhani.



- Prit një herë, - tha Tursun pashai. – Së pari duhet të vërtetohet faji. Apo jo, kadi? – iu drejtua një burri të shkurtër gjithë rrudha, që gjithashtu merrte pjesë për herë të parë në këshill.

- Të dënosh një munxadhënës nuk është gjë e lehtë, - tha gjykatësi. – Madje do të thoshja të kundërtën.

- Nuk mendoj ashtu, - tha agai i shërbimit të fshehtë.

Tursun pashai i la një copë herë të acaroheshin me fjalë.

- Mjaft, - tha më në fund. – Munxadhënësit t'i vihen hekurat dhe hetimit të bëhet në fshehtësi të plotë. Sa për gjyqin, kemi kohë. Madje mund t'ia bëjmë të hapur.

- Një gjyq i hapur është përherë i dobishëm në kësi kohërash, - tha kryeveqilharxhi me një nënqeshje plot nënkuptim.

Tursun pashai bëri sikur nuk e pikasi.

- Sa për vëzhgimin e njerëzve të dyshimtë, ti ke lejen time, - iu drejtua kryekomandanti Tabduk agait. – Për këdo, - shtoi midis heshtjes. Ai vuri re se sytë e tyre kërkuan të kryqëzohen me njeri-tjetrin, gjë që tregonte se kuptimi i fjalëve të tij ishte kapur prej tyre plotësisht. – Dhe tani kalojmë në çështjen kryesore, atë për të cilën padishahu i madh na ka dërguar gjer këtu në fund të botës: si do ta marrim këtë kështjellë.

Plaku Tavxha, Tahankai, myftiu dhe disa të tjerë ishin për një sulm të dytë. Ata thanë se ushtria e lavdishme e osmanëve, që kishte marrë me dhjetëra qytete e pirgje të papushtueshme, s'kishte se si të duronte qoftë dhe turpin e gozhdimit për një kohë të gjatë përpara kësaj fortese. Gjithë bota pret lajmin e rënies së saj, thanë ata. Duhet të sulmojmë. Por shumica ishin kundër sulmit, sidomos tani. Ata thanë se një sulm i dytë si ky kishte rrezik të përgjysmonte ushtrinë dhe ç'ishte më e keqja, ta ligështonte shpirtërisht. Ata ishin për kërkimin e rrugëve të tjera për të arritur atë që nuk u arrit me sulm. Ata thanë se

kurorën e lavdisë së një ushtrie e zbukurojnë margaritarët e fitoreve, pavarësisht nga mjetet e përdorura për to.

Gjer në mesnatë anëtarët e këshillit të luftës rikujtuan gjithçka dinin, ose që kishin dëgjuar për mënyrat e marrjes së një kështjelle, duke nisur nga ato më heroiket, gjer te më të padenjat, për të mos thënë të turpshmet. Kishte midis tyre nga ato që ishin me pirgje lëvizëse, me kolerë, me kinse tërheqje të ushtrisë për t'u rikthyer befasisht, me pengje, me hedhje nevoje nga lart, me dhelpëri të ndryshme, njëra prej të cilave ishte veshja e akënxhinjve me petka shqiptare dhe kinse sulmi i tyre kundër fushimit turk.

Tursun pashai po përfytyronte kokën e Kurdishxhiut me përkrenaren me kokë dhije të Skënderbeut dhe me vete tha "jo". U rrahën dhjetra motërzime, duke u kthyer disa herë te të parat dhe duke i shkoqitur mbarë e prapë të mirat dhe të këqijat që kishte secili. Një anëtari të këshillit i ra të fikët nga plaga dhe mjeku, që u thirr me ngut e çoi në tendën e vet. Më në fund u kuptua se shumica ishin për vrimën e nëndheshme që kishte parashtruar qysh në fillim arkitekt Kauri. Tursun pashai i bëri shenjë. Arkitekti nxori nga çanta e madhe një grumbull kartonësh të vizatuar, la këndin e tij dhe u afrua në qendër. Nën shikimin e dergjur të agait të shërbimit të fshehtë, që po e shihte, siç shihet gjahu i ardhshëm, hapi skicat mbi qilim dhe filloi të jepte shpjegime. Ata nuk përqendroheshin në fjalët e tij, të cilave, edhe sikur të tregoheshin të vëmendshëm, s'kishin për t'ua marrë dot vesh kuptimin. E vetmja gjë që kapnin nëpër atë gramshalesh ishte fjala gërfyell, që do të thoshte llagëm, e që arkitekti e zëvendësonte herë pas here me "zgavrinë", ose "gërmajë", e më shpesh me fjalën "tunel", nga gjuha e mallkuar e kaurëve.

Ata ndiqnin me sy dorën e zbehtë si qiriri që ndehej mbi vizatimet e çuditshme, duke u mahnitur si zakonisht si një gjë



e njëmendët dhe gjithsesi e rrokshme si kështjella, mund të shkërbehej nga ca vija të holla e të mjera, që tregonin jo vetëm pjesët e dukshme, por edhe pjesët e padukshme të saj, duke filluar nga shkallët e gjer te thellësitë e themeleve, ato të cilat syri njerëzor nuk mund t'i shihte kurrë. Në të vërtetë feja e shenjtë e Islamit e kishte theksuar disa herë se në vizatimet dhe pikturat kishte diçka djallëzore, por ata ishin të detyruar t'i pranonin ato, duke shpresuar në enigmën e tyre, ashtu siç kishin shpresuar më parë në vizatimet si lesh arapi të Saruxhait, prej të cilave kishin lindur pastaj vërtet topat përbindsha. Dora e arkitektit lëvizte pa pushim mbi vizatimet. Ai tregonte shtresat e buta dhe shtresat më të forta rreth kështjellës, duke shpjeguar se në hapjen e zgavrinës toka e butë ka një të mirë se gërmohet shpejt, por është e paqëndrueshme, kurse e forta, mihet me vështirësi, por, kur hapet, nuk ka rrezik shembjeje. Ai shpjegonte se ç'thellësi duhet të kishte zgavrina në fillimin e saj, sa duhej të arrinte thellësia kur të kalonte nën themelet e kështjellës dhe si, më tutje ajo duhej të ndahej në dy degë, në mënyrë që, po të pumbosej njëra anë, të mbetej tjetra. Ai shpjegoi pastaj sa kohë duhej për të hapur atë tunel dhe sa ushtarë mund të kalonin nëpër të për një kohë të caktuar.

Ata nuk kuptonin shumë gjëra nga ato që thoshte dhe as që bënin ndonjë përpjekje për të kuptuar, sepse e dinin që askush nuk ishte në gjendje të qortonte asgjë në shestimin e gërmajës. Ata i kishin ngulur sytë vetëm shigjetës së kuqe që fillonte diku jashtë kështjellës, platitej nën themelet e saj, si ai njeriu që shtrihet barkas për të kaluar nën një portë dhe pastaj, pasi ngrihej rishtaz, dilte diku në brendësinë e qilareve të errëta. Në sytë e të gjithëve rrinte pyetja: vallë do ta shponte dot barkun e kështjellës ajo shigjetë?

Ndërsa arkitekti fliste, myftiu e shprehte hapur përbuzjen e tij, duke mos kthyer as kryet nga vizatimet. Plaku Tavxha i

shikonte skicat me ca sy të hutuar dhe mendonte me trishtim se tani që dita-ditës në mjeshtërinë e luftës po hynin këto skica dhe shkresa, kishte rrezik që ajo ta bjerrte frymën e saj të shenjtë dhe të shndërrohej pak nga pak në marifete të pafundme njerëzish enigmatikë si ky arkitekt i nëmur, që nuk merrej vesh ç'thoshte. Ai ndiente turbull se, në qoftë se perandoria do t'u besonte shumë këtyre vizatimeve, ajo do të vyshkej dalngadalë, sepse rrënjët e saj nuk do të ushqeheshin më nga fryma e shenjtë dhe luftarake e njerëzve si ai, por nga shkresurinat që thanin çdo gjë. Plaku Tavxha kishte mbyllur sytë përgjysmë. Plaga pranë syrit i dhimbte dhe atij i vinte gjumë. Në kohën që në mendjen e tij të lodhur vërtiteshin këto mendime, kryeveqilharxhi, i cili ndiqte me bishtin e syrit herë atë, herë myftiun, mendonte se perandoria, në qoftë se donte të qëndronte, duhej të përpiqej të ecte me kohën dhe dalngadalë të mënjanonte nga postet drejtuese njerëz të tillë si plaku Tavxha, myftiu apo Kurdishxhiu. Por, ndoshta, thoshte ai, duke kundërshtuar veten, janë pikërisht ata që mbajnë gjallë frymën parake dhe ne me diturinë tonë nuk mund të bëjmë dot asgjë pa mosdijen e tyre. Ndoshta i dituri dhe i padituri, kur i shërbenin së njëjtës gjë, përbënin një lidhje shumë më të fortë se lidhja midis dy të diturish ose dy kryegdhesh, ashtu siç ishte më i fortë bronzi edhe nga bakri edhe nga kallaji, prej lidhjes së të cilëve dilte.

Mbledhja mbaroi pas mesnatës. Duke e mbyllur, Tursun pashai i paralajmëroi të gjithë për mbajtjen e së fshehtës. Ai tha se për këtë gjë secili, pavarësisht nga grada që kishte, përgjigjej me kokë. Pastaj u ngrit i pari në këmbë.

- Këtë fortesë nuk e morëm dot kur iu vërsulëm nga lart si skifteri, - përfundoi me një zë të qetë. – Tani do t'i futemi nga poshtë si gjarpri. Për ta kafshuar në gjumë.

Kryeveqilharxhit i kaloi një e ngjethur në shpinë.



*Ka ditë që fushimi i tyre i paskajshëm ka një tjetër pamje. Më tepër se me log ushtarak përngjason me një panair të zhurmshëm. Ne që e kemi parë ditën e parë të tij, kur e pllakosi tokën si akullnajë, që na la pa gjumë më pas në natën e tij të orgjisë, që u nxi dhe u egërsua pastaj ditën e mësymjes, duke vjellë tmerr e mort, e kemi të vështirë të mësohemi tani me këtë sendërgjim të ri. Do të besonim se nuk janë ata, por një tjetër ushtri, e një kohe dhe mbretërie tjetër, që ka mbirë s'di se qysh poshtë nesh.*

*Në krye kjo larushi na u duk zbavitëse, me ato vrapime e lodrime kuajsh, me flamurthet ngjyra-ngjyra, me aradhet që shkonin në stërvitje, ose ktheheshin prej saj gjithë urdhra e këngë, me minaretë e porsangritura prej druri, që ngjanin si lodra, e me fyejt, culet e cimbalet, që të gryenin në lukth.*

*Shumë nga tanët u hutuan. Madje kishte që pyesnin: mos turqit po hiqnin dorë prej luftës? Mos iu erdhi urdhri, fermani, siç i thoshin ata, nga mbreti i tyre, që andej nga fundi i botës, ku rrinte? Gjindja nisi të lutej: marrshin sytë e ikshin!*

*Kur një ditë më parë, pas shumë gjërave të pabesueshme, pamë dhjetëra ushtarë që vërtiteshin me fustane me lule e ringa-xhinga grash në duar, të blera në tezgat e fushimit, na u duk se ose ne po ëndërritnim një ëndërr të sëmurë, ose ata ishin çmendur keq. E mblodhëm atëherë gjindjen e u thamë njerëzve se më mirë ishte të mos shihnim ç'bëhej atje. U thamë gjithashtu se një ushtri që është e aftë të shfaqet një ditë si zhgan pijanecësh, tjetrën si përbindësh i hekurt e të tretën si aktore e lajthitur, s'ka dyshim se është vërtet një forcë djallëzore, e paparë gjer sot mbi fytyrë të dheut. Dhe një Zot e dinte si mund të gdhihej nesër: si tigreshë e tërbuar apo si dhelpër e ngordhur.*

*Shumëkush u kujtua për rrëfimet e të parëve tanë, për bajloza, kulshedra shumëkrerëshe e shlliga me shumë fytyra, për brijanacin apo brivetmin e frikshëm. Të gjitha ato nuk ishin fort larg kësaj ushtrie-shtrigë që aty qesh e qan vjell tym, e aty nxin e hesht. S'mund t'u besosh zhurmave që nxjerr. E aq më pak heshtimit të saj.*

## KREU I GJASHTË

Akënxhinjtë po niseshin. Pararoja porsa kishte lëvizur nën gjëmimin e lodrave. Mijëra ushtarë kishin dalë për të përcjellë shokët ose thjesht për të kundruar.

Mevla Çelebiu, i hipur si gjithë akënxhinjtë mbi një kalë trupvogël, mbështjellë me një gunë të dhirtë, vështonte i hutuar përreth.

Ishte i verdhë në fytyrë. Qëkurse kishte marrë urdhrin



nga allajbeu për të shoqëruar ndëshkimorët, pothuajse s'kishte vënë gjumë në sy. Në krye nuk u kishte besuar veshëve. Ai, Mevla Çelebiu, tani në këtë moshë të ndiqte akënxhinjtë e papërmbajtshëm nëpër thepajata e maleve? Ç'gabim kishte bërë që po e dërgonin prapa diellit?

Kur allajbeu i kishte shpjeguar se kur *ata* kishin vendosur ta dërgonin në male, e kishin menduar këtë gjë, jo si një dënim, por përkundrazi, për të mirën e tij, domethënë që ta njihte sa më mirë luftën, për ta përshkruar sa më saktë etj.etj., nga droja se mos e merrnin për trembës, kronisti i kishte mëshuar më fort anës shëndetësore: kërbishteve, pa dyshim, por edhe shpretkës, që e linte pa gjumë, por allajbeu bënte sikur s'dëgjonte, shtinte shurdhat, siç thuhej, dhe vazhdonte të fliste për historinë që tani e tutje duhej shkruar ndryshe, drejt e nga balli i fushatës e jo nga këndet e ngrohta të kryeqytetit etj.etj., zinjve, që kishin shtirë sfinat kundër tij, siç e kishte bërë me mend kur kishte ardhur, përfundoi duke e falënderuar allajbeun dhe gjithë *ata*, për nderin e madh që po i bënin, domethënë për mundësinë që po i jepnin për të parë me sytë e tij, luftën e akënxhinjve të famshëm.

Tani, i hipur mbi kalë, duke pritur sa të lëvizte njësiti i tij, dëgjonte pa e pasur mendjen në vend dromca bisedash rreth e rrotull.

- Thonë se në male ka egërti.
- Kushedi sa robinja do të sjellin.
- Ullu, mos harro porosinë.
- Kushedi se ç'bukuroshe do të sjellin. A?
- S'dihet.
- Pse thua s'dihet? T'u thaftë ajo gojë!
- Goja t'u thaftë ty, zgjebs. Dhe hëngërsh baltë me të!
- Ej, ju aty, mbylleni të shkretën. Sot është një ditë e gëzuar. Eh, ç'gjëmon lodra. Bjeri, lodërtar. Tunde botën, vëlla.

- Ullu, vëlla, unë do ta blej sa të kushtojë, vetëm të jetë flokëverdhë dhe e gjatë.

- Edhe në kushtoftë gjashtëqind akçe?

- Edhe gjashtëqind akçe.

- O bythëshoshë që shkon me azapët.

- Mbylle, more, atë gojë helm! Nuk e sheh se ç'hir i ka rënë botës?

- Po ku do t'i gjesh gjithë këto para?

- Ç'ke ti? Do t'i gjej.

- Me sa di unë, arma juaj merr dy akçe e gjysmë ditën.

- Do t'i gjej.

- Më vjen çudi, sidoqoftë.

Mevla Çelebiu u bë kureshtar dhe ktheu kryet. Biseda që kishte dëgjuar bëhej midis një akënxhiu me mustaqe të mëdha, i hipur mbi kalë dhe një xhenieri të ri. Ushtari ishte i bukur. Rrinte në këmbë gjithë sqimë me njërën dorë të mbështetur te vithet e kalit.

- Gjashtëqind akçe janë shumë për rrogën tënde, - tha akënxhiu plot dyshim. – Mos ti...

Tjetri u bë prush në fytyrë.

Akënxhiu pështyu në tokë gjithë përçmim.

- Aha, ja si qenka puna. Nuk e prisja të katandiseshe gjer në këtë shkallë.

Tjetri nuk foli.

- E more vesh? Munxadhënësit ia hodhën hekurat që pa gdhirë. S'e paskish bërë mirë munxën, thonë. Gjysma e më shumë i paska shkuar dëm, domethënë anash kështjellës.

- Ç'thua more.

- Tek e lidhnin thërriste: kujdes duart, se me këto e kam punën. Kësaj i thonë humb kokën e pyet për flokët. Thonë se gjithë të dyshimtët do t'i venë në pranga.

- Mirë ç't'u bëhet.



- Kurrë s'do ta besoja për ty... Ti kishe vjedhur ose grabitur më mirë, sesa...

- Ç'të bëj, Ullu. U dogja për një femër.

- Pas kësaj, as femrën nuk ke për ta shijuar më...

- Pse? – pyeti ushtari me zërin që iu mek. – Pse Ullu?

Në atë kohë ra lodra e njësitit të tyre dhe rreshtat lëvizën njëri pas tjetrit. Përbri kaloi rëndshëm Kurdishxhiu mbi kalin e tij madhështor. Një grup ushtarakësh bashkë me myftiun po e përcillnin.

- Diell e paç, Kurdishxhi! – i tha allajbeu, duke e përqafuar.

Mevla Çelebiut, në çastin e fundit, i zunë sytë jeniçerin Tuz Okçan, që po i thoshte diçka një akënxhiu. Akënxhiu i premtonte me kokë. Mos po bënte dhe ky dashuri të njështatshme, siç quhej tani vonë? Rreshti para tij lëvizi. Pa ditur as vetë pse, Mevla Çelebiu ktheu sytë nga kështjella. Njollat e mëdha të serës mbi muret e saj, ngjanin si perde të përzhitura.

- Udha e mbarë, Mevla Çelebi! – dëgjoi ai pas shpine zërin e jeniçerit Tuz Okçan, që e kishte parë më në fund. Çelebiu ngriti dorën gjithë mirënjohje. Zemra sikur i shkriu në gji. Siç dukej, më shumë se për çdo gjë kishte patur nevojë për atë urim. Mbarë paç dhe ti, tha me vete.

Tuz Okçani vështroi një copë herë pluhurin që ngrinin kuajt e akënxhinjve. Kur u largua aradhja e fundit, ai u kthye drejt fushimit. Duke ecur midis grumbujve të ushtarëve dëgjonte si flisnin për akënxhinjtë, që porsa i kishin përcjellë, kryesisht për porositë që u kishin bërë. Tuz Oçkani e dinte se një pjesë e madhe e ushtarëve kishin porositur vajza. Kishte dëgjuar nga ushtarët më të vjetër se, zakonisht, pas kthimit të akënxhinjve, logu ushtarak shndërrohej për disa ditë rresht në një treg të madh robinjash. Ushtarët vraponin të blinin

fustane me lule, pas shijes së tyre, për të veshur me to robinjat, në mënyrë që, pasi t'i përdornin vajzat, t'i shisnin me çmime të volitshme dhe pastaj të vraponin për të bërë ndonjë të re. Përgatitësit e fushatave të mëdha, nuk harronin kurrë që në furnizimet e ushtrisë, të parashikonin edhe disa qindra fustane me lule.

Tuz Okçani kishte dëgjuar se tregu i robinjave ishte sa i gëzueshëm aq edhe i vështirë për një ushtar të pastërvitur. Çmimet asnjëherë nuk ishin të përcaktuara mirë. Çdo gjë lëvizte e ndryshonte me orë. Çmimet vareshin në radhë të parë nga numri i robinjave. Bukuria dhe mosha nuk loznin pothuaj asnjë rol ngaqë, duke qenë nga vise fare të ndryshme të perandorisë, shijet e ushtarëve për femrat ndryshonin kryekëput nga njëri-tjetri. Disa i donin të trasha e me barkun me pala, e të tjerë të holla si shkarpa, kishte nga ata që çmendeshin për sisët e mëdha, siç kishte plot që nuk i duronin dot, e kështu me radhë për belin, sytë, moshën dyzetë vjeçare, qafat, llërët e, sidomos dëndësinë e leshnajës sipër seksit.

E vetmja gjë për të cilën ishin pothuaj të gjithë në një mendje ishte vlerësimi i flokëverdhave. Nganjëherë çmimi i tyre ngrihej kaq shumë, saqë mund t'i blinin vetëm oficerët ose ushtarët e vdekjes.

Çmimet lëviznin sidomos pas natës së parë të orgjisë, kur ushtarët, pasi i kishin mbajtur robinjat gjihë natën, në mëngjes dilnin t'i shisnin përsëri, të penduar që kishin prishur aq para për to. Të lodhur e plot pezm ishin gati t'i jepnin me gjysmë çmimi. Atëherë, ata që kishin përvojë në kësi punësh, përfitonin nga orët e mëngjesit dhe blinin me shumicë vajzat që ushtarët e përgjumur i nxirrnin përpara tendave. Ata e dinin që do të vinte prapë mbrëmja e errët dhe plot duhmë dhe çmimet do të ngriheshin papritur.

Çmimet bënin lëvizje të befta edhe pasi shuhej etja e parë.



Madje qëllonte që ngriheshin kur pritej më pak. Kjo ndodhte ngaqë vajzat të shqyera e të çmeritura vdisnin me shumicë ose çmendeshin.

Duke iu afruar fushimit, Tuz Okçanit i theri në zemër kur mendoi se ai nuk do të merrte dot pjesë në tregtimin e gëzueshëm të robinjave. Deshi ta qetësonte veten duke menduar se, edhe sikur jeniçerëve t'u lejohej një gjë e tillë, ai nuk do të kishte mundësi të blinte një vajzë me rrogën e tij të vogël prej rishtazi. Veç në qoftë se bëhej gjysmatar me një shok, ose me dy shokë bashkë. Kishte dëgjuar se raste të tilla ndodhnin shpesh.

Tuk Okçani ecte gjithë vrull. Nga të gjitha anët kalonin jeniçerë të gëzuar. Ishte ditë rrogash. Duke ecur drejt tendës së veqilharxhit të taborit të tij, ai po njehsonte me mendje se sa herë duhej të hiqte mënjanë rrogën e tij pesëmbëdhjetëditëshe, prej njëzet e dy akçesh, për të sajuar një shumë prej dyqind akçesh, që ishte zakonisht gjysma e çmimit të një robinje me vleftë mesatare dhe një e treta e çmimit të një flokëverdhe.

Vlerësimi i një robinje në mendjen e Tuz Okçanit gjithashtu lëvizte dukshëm. Ditën, kur ecte vrulltaz si tani, i dukej vërtet një marrëzi të jepte krejt kursimet e vitit për një femër të zgërlaqur nga përdorimi. Por kishte ca netë plot zheg, kur jo kursimet e vitit, por të krejt jetës do t'i jepte për të shijuar çerdhen e dallëndyshes. Tek sfilitej nga dëshira, ndërmend i vinte një këngë e paturpshme, që ia kishte treguar një jeniçer i vjetër: "Bie borë, era të fshik, ulërin miku për mik", kur, për habinë e Tuz Okçanit, fjala "mik" zëvendësohej herën e parë me emërtimin e seksit të femrës dhe të dytën, me atë të mashkullit. Pra ishte seksi i femrës që ulërinte si ulkonjë në ditën me dëborë të dimrit, mendonte Tuz Okçani. Kurse ai ishte i bindur se asgjë në botë s'mund të krahasohej me

tërbimin e seksit të mashkullit, në orët e urisë. E kishte ndjerë në trup të vet rebelimin e tij. Dukej se ashtu, i dehur e shkumak, siç qe, do t'ia shkallmonte fundin e barkut dhe herdhet i dhimbnin, i dhimbnin ngaqë mezi e përmbanin, siç mbahet me zor i dehuri.

Nga një herë, droja se mos nuk i jepej rasti ta provonte kurrë femrën i kthehej në një tmerr të vërtetë, dhe atëherë jo krejt kursimet e jetës, por edhe ca vite të saj do të ishte gati t'i jepte për të.

Tuz Okçanit iu shkëput një aht dhe u përpoq ta çojë mendjen tjetërkund.

Për të dytën herë gjatë javës së fundit i bëri përshtypje furra e re e bukës, e ngritur jo larg mureve të kështjellës. Duke kaluar përbri saj, ai vështroi me kureshtje rojat e shumta përqark. Në dy-tri vende ishin vendosur dërrasa me fjalët: "Ndalohet hyrja në furrë". "Ndalohet qëndrimi pranë furrrës". Para ca ditësh qe hapur fjala se një spiun, i dërguar nga armiku, ishte përpjekur të hidhte helm në brumin e bukës. Ky ishte, me sa duket, shkaku që furra e re ruhej kaq fort. Veç kësaj, flitej se kjo ishte furra ku piqej buka për oficerët e lartë dhe natyrisht që si e tillë do të ruhej më shumë se të tjerat.

Tuz Okçani po largohej, kur i zuri veshi një zhurmë potkonjsh pas shpinës së tij. Një oficer i lartë, i shoqëruar nga dy-tri të tjerë, po i afrohej furrës. Ca ushtarë u ndalën si ai dhe kthyen kryet të vështronin.

- Pashai, - tha dikush me zë të ulët, - kryekomandanti.

Tuz Okçani hapi sytë. Kishte dëgjuar aq shumë të flitej për të, por kurrënjëherë nuk e kishte parë kryekomandantin. Jeniçeri u ngrit mbi majat e këmbëve. Ushtarët rreth e rrotull tij pëshpërisnin me zë të ulët.

- Sa i vrenjtur është.

- Vërtet. Nxin si reja me shi.



- Po ai tjetri, në të djathtë, kush është?

- S'e di. Ai nga e majta është allajbeu, tjetrin s'e njoh.

- Tjetri është arkitekt Kauri.

- Ç'fytyrë që ka. Krejt fytyrë qoseje.

- Thonë se herë pas here i bie sëmundja e tokës.

- Megjithatë flitet se s'ka më të zotin në krejt mbretërinë.

- E besoj. Shkumbëngarët janë ose tarallakë ose gjeni.

- Përse shkojnë vallë te furra?

- S'dihet. Punët e qeverisë.

- Thonë se në brumin e bukës kanë hedhur përsëri helm dhe ndoshta bëjnë hetime.

- Si, si? Helm?

- Pse s'di gjë ti? Ah, po ti qenke prapa botës. Dëgjo këtu, helmi është e ç'është, po ka edhe më keq. Munxadhënësi s'paskësh qenë vetëm thonë.

- Pse s'thua, qenkërka e thellë puna.

- Pus, vëlla. Pus e shkuar pusit.

Një nga rojat u afrua te ushtarët.

- Largohuni këndej. Këtu është i ndaluar grumbullimi i njerëzve.

Ushtarët u shpërndanë njëri pas tjetrit.

Ndërkohë Tursun pashai, arkitekt Kauri dhe allajbeu u futën në ndërtesën e furrës. Kryeroja e pashait hyri pas tij. Rojat e tjera mbetën përjashta.

Tursun pashai zbriti shkallinat e ngushta, pas një xhenieri, që mbante në dorë një pishtar. Grupi i vogël u gjend në quarin e furrës, nën tokë. Këtu nuk kishte as thasë me miell, as bukë. Pak vetë e dinin se kjo ishte hyrja e fshehtë e tunelit dhe se furra sipër shërbente vetëm për fshehjen e vrimës. Tymtari sipër lëshonte ditë e natë tym, por brenda nu piqej asnjë bukë në vatër. Nga porta e jashtme hynin vazhdimisht qerre të mbuluara me cohë të dyllosur që të gjithë i merrnin për thasë

me miell. Vetëm një vesh i stërvitur mund ta kuptonte se qerret hynin bosh. Kur dilnin, përkundrazi, ishin të ngarkuara, veç kjo ishte një peshë shumë më e rëndë se buka. Me baltën e nxjerrë nga gërmimi i zgavrinës mbusheshin thasë të panumërt dhe qerret i çonin për t'i shkarkuar shumë larg, prapa një rrëzome.

Grupi i vogël po ecte brenda nëpër tunel. Pikat e ajrosjes, ca hulli që dilnin në sipërfaqen e tokës, të fshehura sipër me tenda, ishin të rralla dhe ajri mezi thithej. Sa më thellë që futeshin, aq më tepër pashait i merrej fryma, megjithatë ikte më tutje. Aty-këtu ndriçonin ca enë të mbushura me hi të njomur me vajguri. Herë pas here përballë tyre kalonin njerëz që shtynin qerre dore të mbushura me dhé. Në gjysmë terr u ngjanin hijeve.

- Gjer këtu forcim trarë tutje jo, - tha arkitekti.

- Ai thotë se tuneli është i paforcuar me trarë, - përsëriti kryeroja.

Ata qëndruan.

Tursun pashai ngriti kryet dhe pa sipër trarët e trashë të lagur. Gjer këtu vinte zhurma e gërmimit. Arkitekti nxori një skicë dhe kryeroja afroi pishtarin.

- Ai thotë se pika ku ndodhemi është njëzetë e pesë hapa larg murit të kështjellës, kurse gërmuesit ndodhen vetëm dy hapa larg. Mbrëmë ata prekën themelin.

Arkitekti shënoi mbi skicë një pikë që dukej pothuaj ngjitur me murin.

Tursun pashai vuri re se tuneli pjerrtësohej befas te ky vend. Ishte aq i zgripët saqë njerëzit ngjiteshin e zbrisnin duke u mbajtur pas ca litarëve të mbërthyer anash. Poshtë, si nga fundi i një honi, vinte ndriçimi i pishtarëve, por ai ishte i turbullt për shkak të pluhurit, dhe njerëzit u ngjanin shpirtrave që vërtiteshin nga një shtjellë.



Arkitekt Kauri fliste pa pushim.

- Ai thotë se kjo pjerrtësi është e detyrueshme në mënyrë që së paku gjysma e lartësisë së tunelit të kalojë nën themelet e kështjellës. Kështu që ne do të na duhet të prishim vetëm një pash mur.

Tursun pashai nuk i hiqte sytë nga hijet e njerëzve. Te skaji i gërmajës pluhuri dëndësohej herë-herë aq fort saqë ajo i ngjante hyrjes së skëterrës.

- Sa kohë punojnë pa dalë në ajër? – pyeti pashai.

Allajbeu u përtyp.

- Përveç xhenierëve, të tjerët janë të dënuar, kështu që...

- E kuptova, - e ndërpreu Tursun pashai.

Herë pas here nga thellësia vinte një erë që të kallte krupën.

- Ç'është ky kutërbim? – pyeti pashai duke zënë hundët.

Arkitekti e shpjegoi.

- Ai thotë se është era e shëllirës me të cilën spërkaten ditë me radhë themelet për t'i gërryer më lehtë.

Arkitekti tregoi përsëri diçka në skicë që pashai nuk e pa mirë, sepse sytë po i digjnin nga tymi. Ai bëri shenjë me dorë dhe kryeroja, që mbante pishtarin e largoi atë.

- Ai thotë se, pasi të kapërcejë themelin, tuneli do të ngjitet përsëri në lartësinë e parë, në mënyrë që, në mbarimin e tij, të jetë fare pranë syprinës së tokës.

- Në këtë rast si do të mbytet zhurma e qysqive? – pyeti allajbeu.

Arkitekti u përgjigj pa bërë asnjë pushim.

- Ai thotë se, duke filluar që nga themelet e tutje, ne gjatë gërmimit, nuk do ta goditim më tokën, por do ta gërryejmë, - shpjegoi kryeroja.

- Kjo do të kërkojë kohë, - tha pashai.

- Ai thotë se kjo është e vetmja mënyrë për të mos u

pikasur.

- Sa ditë? – pyeti shkurt pashai.

- Dymbëdhjetë, - tha arkitekti.

Arkitekti dha disa shpjegime të tjera. Ai tregoi përsëri se në ç'burg të kështjellës do ta kishte daljen e tij llagëmi dhe se si brenda pak çastesh prej tij mund të vërshonin një duzinë ushtarësh. Këta do të ishin në gjendje të mbronin ballin e tunelit gjersa të dilnin sulmuesit e tjerë, madje edhe sikur në çastin e fundit kështjellarët e zbulonin vrimën dhe jepnin kushtrimin.

Tursun pashai u kthye të dilte. Ata e ndoqën pas. Kur dolën përjashta, po binte mbrëmja. Pashai, pa vështruar asgjë, kaloi mespërmes fushimit për në shatorren e tij. Nga të gjitha anët oficerët dhe ushtarët ndaleshin dhe vështronin me kureshtje kryekomandantin. Ngaqë dilte shumë rrallë nëpër log, shumica e ushtarëve, madje dhe e oficerëve, nuk e kishin parë kurrë.

Kur mbërriti në shatorre ende i rrinte në sy pamja e tymtë e gropës së nëndheshme. Në të vërtetë bota ishte si një ngrehinë me tre kate dhe njerëzit, që jetonin në katin e mesit, në tokë, më kot kujtonin se dinin ose kishin në dorë ndonjë gjë të madhe. Në të vërtetë gjithçka vendosej në katin e epërm, në qiell, kurse të fshehtat lëviznin nën tokë... Ashtu si të vdekurit... Një shpresë e turbullt se ata do ta ndihnin ndoshta ta çonte atë gërmajë gjer në trupin e kështjellës, nuk i ndahej.

I ulur mbi nim, u hodhi një sy të shpejtë kumtimeve të ditës. Ishin fare të ndryshe, që nga njoftimet e agait të zbulimit, gjer te dëshmia e një roje për grindjen midis dy sanxhakbejlerëve, një ditë më parë. Kishte edhe gjëra më të vogla si një kërkesë e kadiut për dënimin me vdekje të dy veqilharxhëve, që kishin përvehtësuar rrogat e të vrarëve (ai përtoi ta lexonte gjer në fund shkresën dhe u mjaftua vetëm të shikonte në fund të saj vulën e kryeveqilharxhit), katër dënime për mosbindje ndaj oficerëve, si dhe dënime të tjera më të lehta, kërkuar nga komandanti i logut, për shkaqe të ndryshme, kryesisht grindje dhe çarturi. Ai nënshkroi shpejt e shpejt dënimet duke shtuar anash shënimin "të dërgohet poshtë". Ndërsa e shkruante atë fjalë që nënkuptonte tunelin, ai provonte ndjenjën e njohur të të pushtetshmit që ka në dorë rrokullisjen e tjetrit në humnerë. Mendimi se dikush tjetër e kishte në dorë po kështu fatin e tij, në vend që ta stepte, e shtynte në të kundërtën. Prej kohësh e kishte kuptuar se kjo botë s'ishte gjë tjetër veçse një shkallëzim pushteti dhe se i humbur do të ishte ai që do të tërhiqej i pari prej ushtrimit të tij. Dy kumtime, ata më të gjatat, i hoqi mënjanë për t'i parë më me kujdes. I pari ishte një njoftim i kryeveqilharxhit për gjendjen e rezervave të ushqimeve dhe të parave. Tjetrin e kishte shkruar allajbeu. Ai bënte fjalë për gjendjen shpirtërore të trupave. Ky ishte një raportim i rëndësishëm në hartimin e të cilit allajbeu kishte përdorur, siç duket, të dhënat e spiunëve të Tabduk agait. Krahas mendimeve të allajbeut, njoftimi ishte mbushur me riprodhime ngjarjesh të vogla, të përditshme, si dhe copëza bisedash të ushtarëve, të cilat vërtetonin mendimet e hartuesit. Në një fletë të ngjitur ishte shkruar madje dhe teksti i një kënge që kishte filluar të qarkullonte kohët e fundit në log. Duke i hedhur një sy të shpejtë raportit, Tursun pashai e kuptoi se në të gjithë atë mori ngjarjesh të vogla, që përshkruheshin atje si dhe në gërgamën e ushtarëve, kishte diçka të keqe dhe të ftohtë, që nuk kishte të bënte aspak me rreshtat e drejtë, me rregullat, me flamurët, me gradat, me boritë, me një fjalë me gjithë atë gjë që përbënte madhështinë e luftës. Kjo ishte si një lagështirë e mërzitshme që po i hynte në palcë trupit të madh të ushtrisë së tij. Ndonëse allajbeu e thoshte këtë tërthorazi, ai e kapi menjëherë. Nga përvoja e tij prej komandanti të lartë ai e dinte se një brejë e tillë e

rrezikonte ushtrinë gjatë rrethimeve, kur, pas një humbjeje, ajo binte në plogështi. Midis logut të madh gdhihej e ngrysej çdo ditë bashkë me ta kështjella. Ai e dinte se ajo rëndonte mbi të gjithë me një peshë gjithmonë e më të madhe. Ai e dinte gjithashtu se ç'mund të bëhej në këto raste: sajesa rreziqesh të paqëna, hetime kinse të fshehta, si ai i munxadhënësit, fatin e të cilit e ndiqte tani gjithë fushimi, gjyqe dhe dënime të bujshme ose nxitje grindjesh midis komandantësh të fuqishëm, ku tërhiqej një numër sa më i madh oficerësh. Ai mund t'i bënte të gjitha këto dhe do t'i bënte me siguri, në qoftë se në thellësinë e tokës nuk do të rritej çdo ditë gjarpëri i llagëmit, ku kishte varur tani të gjitha shpresat e tij. Një fitore e papritur brenda një nate të qetë, pa gjak dhe mundime, do të dukej dyfish më e bujshme në një gjendje të tillë plogështie, kur mbi masën e pafund të ushtarëve kishte filluar të varej ajo që quhej mërzi e luftës.

Ai e shfletoi për të dytën herë kumtimin e allajbeut dhe sidomos bisedat e ushtarëve. Kjo zhaurimë e largët, që vinte si oshëtima e detit nga tendat e panumërta, i mbeti në veshë për një kohë të gjatë. Zakonisht nuk bisedonte asnjëherë me ushtarët.

Gjatë marshimit të lodhshëm, tek i shihte siç ecnin varg, tabor pas tabori, mbështjellë me pajimet e rënda, të mbuluara nga pluhuri i dy kontinenteve, as që i shkonte ndërmend të merrte vesh se ç'kishte brenda atyre kokave të qethura, të njëllojta. Më shumë do të besonte se s'kishte asgjë, një grusht hiri, dhe ndoshta ca emra: të nënës, të atit, të fisit, kurse për jeniçert as këto... Kurse ditën e sulmit të parë, tek i ndiqte me sy si kacavirreshin mbi mure, dhe nga supet e tyre derdhej gjak dhe hi, dhe sidomos në çastin e hidhur pas tërheqjes, për herë të parë i kishte lindur mendimi të merrte vesh ç'bluante brenda vetes. Ti je një komandant i madh, i kishte thënë Tabduk



agai, kur e kishte thirrur ta ngarkonte me këtë punë. Asnjë nga pashallarët s'kishte dashur të dinte gjer atëherë ç'mendonte një ushtar. Dhe ky ishte ndoshta shkaku kryesor që rrëzoheshin pastaj.

Dhe ja tani, për herë të parë po dëgjonte murmurimën e tyre. Iu kujtua ajo verë e largët kur për herë të parë kishte parë detin. Kjo zhaurimë ushtarësh ngjante me atë të tij, veç, ndryshe nga deti, ta trishtonte shpirtin. Në qoftë se ajo s'do të reshtte, atëherë kjo ushtri që dukej e përkryer, do të zhvullnetej e do të molisej së brendshmi.

Ai po ndërmendohej prapë nëse duhej të bënte diçka, apo të priste vrimën e nëndheshme, kur hyri një çaush për të thënë se mjeku Siri Selimi kërkonte të fliste me të, për një punë të ngutshme.

Pashai u çudit për guximin e tjetrit në një orë kaq të vonë. Megjithatë i tha çaushit ta sillte. Siri Selimi, një stërfyell i gjatë jashtë mase, hyri i përkulur ndërkaq, po aq nga nderimi sa edhe prej shatorres.

- Më fal se po të shqetësoj në një orë të tillë, pashai im, - tha ai. Zëri i tij ngjante çudërisht i trashë në atë shtat ligaç, që shatorrja s'e linte të ngrihej plotësisht.

- Ora është vërtet e vonë, - tha Tursun pashai. – Ç'ke?

- Erdha për një punë të ngutshme, - tha mjeku. Sytë e tij ndeshën vështrimin pyetës së pashait. Siri Selimi ngriti njërën dorë në drejtim të hyrjes së shatorres, zgjati gishtin tregues dhe, pasi priti ca çaste, tha:

- I dëgjon?

Pashai rrudhi buzët.

- Çfarë?

- Këto lehje qensh.

Pashai bëri "po" me krye.

Për këtë kam ardhur, - tha Siri Selimi.

Pashai u vrenjt sikur të thoshte: ç'janë këto mahi në këtë orë. Këtë gjatahul edhe po ta dënosh nuk e çon dot në llagëm, mendoi. Allajbeu i kishte thënë se jo vetëm gërmihësit, por edhe jeniçerët që do të depërtonin në kështjellë ishin zgjedhur me shtat të shkurtër.

- Këta qen, lehja dhe disa herë ulërimat e të cilëve dëgjohen gjer këtu, kanë hapur parmbrëmë njërin nga varret e përbashkëta të ushtarëve, - shpejtoi të shpjegonte mjeku, duke e ndjerë se durimi i pashait, ashtu si durimi i çdo komandanti të lartë, ishte i shkurtër.

Tursun pashai bëri një shenjë neverie.

- Qentë kanë nxjerrë jashtë disa kufoma dhe i kanë shqyer. Në ushtri rrezikohet të bjerrë murtaja, - vazhdoi Siri Selimi. Në fytyrën e pashait kaloi një hije tmerri. – Xhenierët nuk kanë punuar mirë, pashai im, - vazhdoi mjeku. – Ata i kanë mbuluar shpejt e shpejt të vrarët dhe pas një mbikqyrjeje që bëra sonte, pashë se vende-vende cipa e dheut mbi trupat nuk ishte më e trashë se dy pëllëmbë.

Tursun pashai murmuriti një të sharë. Ai përplasi duart. Te hyrja e shatorres u shfaq një nga çaushët.

- Ullug beu të vijë këtë çast, - tha pashai.

Një copë herë ai qëndroi pa folur. Mjeku rrinte në këmbë si i ngulur. Diku nga e majta, herë më e qartë, herë më e mbytur, vinte angullima e qenve.

- Ata edhe mbrëmë kanë lehur gjithë natën, - tha Tursun pashai.

- Po pashai im, por asnjëri nuk e dinte këtë. Një vartësi im më lajmëroi sonte. E kishte dëgjuar rastësisht nga goja e një qerrtari.

Në shatorre përsëri ra heshtja dhe lehja e qenve iu duk të dyve si më e afërt. Jashtë u dëgjuan hapa të nxituar. Ullug beu, komandanti i xhenierëve, hyri duke marrë frymë me



mund.

- I dëgjon? – ulëriti pashai kur ai bëri përkuljen e zakonshme. – I dëgjon qentë, more qen?

Ullug beut nuk i doli asnjë zë nga goja.

- Këta qen po zbulojnë varret e ushtarëve, - klithi pashai.

Ullug beu u zverdh. Ai e kuptoi.

- Heronjtë japin jetën për lavdinë osmane, kurse ti përton t'u hedhësh mbi trup një grusht dhé. Britma e kryekomandantit, me një si ngulç në mes, ishte e paduruеshme për Ullug beun. Pashai vazhdonte ta quante "qen", gati-gati sa s'po i thoshte se me qëllim i kishte lënë gropat ashtu, për t'u dhënë ushqim vëllezërve të tij, qenve etj.etj., por Ullug beu nuk fyhej aspak. Me vete thoshte: mirë ç'më bëhet, ose: më mbroftë Zoti. Ai donte që pashai ta shante edhe më, ta quante çakall, hienë, madje ta godiste me fshikull, veç ato lehjet e mallkuara të mos dëgjoheshin.

Kur më në fund të sharat rreshtën dhe lehjet gjëmuan sikur të ishin prapa shatorres, Ullug beu mendoi se i erdhi fundi. Deshi të binte në gjunjë, ose t'i shpjegonte se i mbyllur ditë e natë në tunel me xhenierët e tij i kishte lënë shyt punët e tjera. Mirëpo, i mpirë siç qe, nuk bëri as njërën as tjetrën, veç uli sytë dhe priti. Ndoshta kjo dhe e shpëtoi.

- Në qoftë se gjer në mëngjes mbi gjithë varret nuk do të ketë më shumë se dy pash dhé, do të fut të gjallë në tokë. Kaq.

Ullug beu u përkul dhe doli. Në errësirë u dëgjuan hapat e tij gjithë nxit, pastaj vrapi si prej të marri.

- Siri Selim, - tha pashai. – Ka rrezik murtaje?

- Ende jo, pashai im, - tha mjeku me zë të qetë.

Sytë e tij ndeshën shikimin përbuzës të pashait. Atij iu duk sikur në sytë e kryekomandantit u shfaq befas dyshimi se mos shqetësimi i tij kishte qenë i parakohshëm.

- Ende jo, - përsëriti mjeku. – Sonte është ende herët, por nesër ndoshta do të ishte vonë.

Pashai uli sytë. Siri Selimi, pasi kërkoi lejë të ikte doli.

Pashai qëndroi për një kohë të gjatë me duart të lidhura. E lehura e largët e qenve vinte herë pas here pak a shumë nga i njëjti kah. Tursun pashai nuk i hiqte sytë nga një pikë e qilimit. Vetëm kur e lehura e qenve u ndërpre papritur, gjë që tregonte se Ullug beu me xhenierët e tij kishin arritur te gropat e varreve, mori frymë i lehtësuar. U mbështet mbi një nënkresë dhe mbylli sytë përgjysmë. Mendimi i tij i lodhur brodhi ngeshëm mbi logun e madh të ushtrisë. Pa u ndalur midis tendave të panumrta, i ndoqi akënxhinjtë, që ndodheshin në udhëtim maleve të frikshëm, u kthye përsëri te rojat e kampit, eci rrëzë mureve të kështjellës, pastaj te tenda e grave, te qentë, te gropat e ushtarëve, prapë u kthye te tenda ngjyrë vjollcë, u mëdysh një grimë te hyrja e errët e seksit të leshverdhës, pastaj, befas, i la të gjitha këto dhe rrëshqiti tinëzisht nën tokë për t'u strukur në llagëmin e errët gjithë lagështirë. Kështu fjeti. Një nga çaushët, pasi iu afrua në majë të gishtave, ia mbuloi supet me një rrobë të butë, duke vështruar nga afër, me frikë dhe adhurim, fytyrën e hequr të zotit të tij.



*U mor vesh më në fund se ç'paralajmëronin fustanet me lule në duart e ushtarëve dhe ç'fshihej pas kinse heshtimit turk. Fustanet dhe lajle-lulet e grave ishin shenja se akënxhinjtë do të niseshin për plojë e për pre. E ushtarët natyrisht gatiteshin për blerje robinjash. Sa për qetësinë, ajo ndrynte brenda mortjen.*

*Dyshimin e parë na e cyti një furrë buke e ngritur, për çudi, jo larg mureve tona. E vumë në mbikqyrje atë furrë, së pari qerret, që hynin e dilnin, pastaj tymin që nxirrte tymtari i saj. Një sy i stërvitur mund të kuptonte se qerret, që hynin, ndonëse ecnin ngadalë, ishin bosh, kurse ato që dilnin ishin plot. Po kështu prej vrojtimit të tymit, e sidomos prej krahasimit të kohës së dëndësimit të tij, pra të ndezjes së furrës, me kohën e mungesës, domethënë të pjekjes së bukës, furrtarët tanë ishin në një mendje se asnjë furrë në botë s'mund të punonte kështu. Pra, ishte e qartë se në këtë furrë ndonëse nuk hynte miell e as piqej bukë, qerret ishin të ngarkuara me gjësend tjetër. Dhe ky tjetër gjësend s'mund të ishte tjetër veç baltës.*

*S'kishte asnjë dyshim se turqit po zgroponin tokën. Hapja e hullive nëntokësore njihej si mënyrë e hershme e*

*tyre për pushtimin e fortesave. Pa humbur kohë ne zbritëm në zgafellat dhe burgjet e kështjellës dhe vumë roja kudo. Përgjuesit të shtrirë përdhe, me veshin mbështetur pas tokës, pritnin ditë e net. Shumë prej tyre na u sëmurën. Atëherë u kujtuam se enët e holla prej bakri i riprodhonin zhurmat nëntokësore. Shumë net rojat tona pritën kështu. Nga përqëndrimi i vëmendjes herë-herë iu dukej se i dëgjonin goditjet. Më në fund i zbuluam. Ishin futur disa hapa nën kështjellë. Mihnin ose më mirë gërryenin fare lëndimthi. Sikur një kafshëz fërkohej ditë e natë në thellësi.*

*Të shtrirë në pllakat e ftohta, me veshin ngjitur pas tokës, përgjuesit tanë ndjekin hap pas hapi udhën e tyre nën dhé. Tani janë aq të kujdesshëm sa herë-herë duket se u tretën. Por janë përherë aty. E kanë ndarë gërfyellin në dy degë, si gjarpër me dy krerë. Ai zvarritet, zvarritet vazhdimisht poshtë nesh. Veshët tona uturojnë nga përgjimi.*

## KREU I MESIT

Akënxhinjtë po ktheheshin. Brirët e tyre u dëgjuan përpara se pararoja të dukej te gryka. Fushimi që dukej sikur kishte rënë në dergjë, u gjallërua papritur. Ushtarët rendnin gjithandej, duke thirrur me zë të lartë shokët e tyre, që rrinin shtrirë apo koteshin buzë tendave. Vraponin me një frymë sidomos ata që kishin bërë marrëveshje që më parë për punë femrash apo plaçkash. Madje disa nga ushtarët qysh tani mbanin nëpër duar fustanet me lule, që i kishin blerë ditë më



parë. Jeniçeri Tuz Okçan, që vërtitej midis turmës, po pendohej që nuk kishte blerë dhe ai një fustan me lule. I ishte dukur e parakohshme, madje si shenjë e keqe ta blente qysh më parë, kurse tani hante veten që ishte mëdyshur dhe kishte frikë se mos fustanet mbaroheshin në mos ishin mbaruar ndërkaq. Dy-tri herë, ndërsa shikonte kuajt e parë, që ecnin vengthi, u mat të hidhej me vrap gjer tezgat, por ndërroi mend aty për aty, duke pasur frikë se mos vonohej dhe ndërkaq akënxhiu, që i kishte bërë një gjysmë premtimi, ia shiste robinjën ndonjë tjetri.

Përreth turma gumëzhinte. Ushtarët qeshnin, bënin mahi, thoshnin fjalë të ndyra dhe me epsh. Aty pranë kaloi eunuku i zi, Hasani, me dy vedra bosh në duar. Ushtarët i ranë me bërryl njëri-tjetrit.

- Po shkon të mbushë ujë për ato.
- Për ato?
- Posi. Nuk ia shikon enët?
- Ato duan të freskohen. Kanë vapë.
- Kanë zjarr, të gjorat... Po ne, ç'kemi ne?
- Ne mund të shkrijmë hekurin më shpejt se furrat e Saruxhait. Ha, ha, ha.
- Sht, se do të na dëgjojë.

Eunuk Hasani kaloi midis ushtarëve me një pamje mospërfillëse. Ata e ndoqën një copë herë me shikimet e tyre të zjarrta njeriun, pamja e të cilit u kujtonte enigmën e femrës. Kishte nga ata që sa e shihnin iu përvdireshin sytë dhe gjunjët u dridheshin, por atë mesditë kureshtja për akënxhinjtë ishte aq e madhe saqë e harruan eunukun.

Aradhët e ndëshkimorëve po hynin në log. Koka e madhe dhe e kuqëremtë, si e përgjumur, e Kurdishxhiut lëkundej ngadalë sipas ecjes së kalit. Kur turma e ushtarëve e brohoriti, ndërsa kalonte mespërmes saj me rojat e tij, Kurdishxhiu i

mbajti sytë gjysmë të mbyllur. Pa u ndalur dhe pa i kthyer përshëndetjen askujt, kalëroi drejt shatorres së kryekomandantit.

Ndërsa vargu i gjatë i akënxhinjve tretej si rrëke e lodhur midis lumnajës së ushtarëve, Tursun pashai, duke kërcitur gishtat e gjatë, dëgjonte me përbuzje fjalët e pakta të Kurdishxhiut.

- Kaq? – ia bëri kur Kurdishxhiu mbaroi.

- Kaq.

Tursun pashai mori frymë thellë dhe, duke bërë një përpjekje mbinjerëzore për të mos e pështyrë në fytyrë, shi në anën e majtë të buzëve, mbi shenjën e një plage të pambyllur mirë, pështyu në tokë. Kurdishxhiu sikur ta ndiente se ku donte ta hidhte pështymën pashai, ngriti dorën dhe fshiu buzët.

- Qafir! Qen bir qeni! Byths!

Kurdishxhiu nuk fliste. Ai e dinte se kryekomandanti do ta prishte po ta kishte në dorë kokën e tij. Ndonëse nuk ishte shpallur, të gjithë e dinin se Tursun pashai nuk kishte të drejtë të vinte dorën mbi të, ashtu siç nuk vinte dot dorën mbi plakun Tavxha, mbi myftiun dhe allajbeun. Por, nga ana tjetër, Kurdishxhiu e dinte se, po t'i kthente fjalë kryekomandantit, koka e tij do të kërkohej në këtë rast nga qendra dhe kjo ishte njëlloj për të.

Ndërkaq, te sheshi i madh, akënxhinjtë e lodhur, me çallma të pluhurosura e të përgjysmuara (shumica kishin përdorur copëra të çallmave për të lidhur plagët), zbrisnin nga kuajt për të takuar shokët ose, pa folur fare, ecnin më tutje drejt tendave të tyre. Jeniçeri Tuz Okçan vështronte me gojë gjysmë të hapur, duke kërkuar me sy cullufet e zeza të akënxhiut të vet. Ai vuri re se shumë të tjerë kishin të njëjtin padurim.

- Ku janë robinjat? – pyeste dikush prapa shpinës së Tuz Okçanit.



- Me siguri po i sjellin mbrapa.

Befas Tuz Okçani pa Çelebiun.

- Mevla Çelebi, Mevla Çelebi, - i thirri gjithë gëzim.

Kronisti u mundua t'i buzëqeshte me fytyrën e tij të verdhë e të dobësuar jashtë mase. Jeniçeri i dha dorën që ta ndihmonte të zbriste nga kali.

- Ke qenë sëmurë? – e pyeti.

- Jo. Jam lodhur shumë. Kryqet më therin.

- Dukesh.

Prapa tyre dikush pyeste me shqetësim për një Ullu. Mevla Çelebiu njohu ushtarin e bukur me rrobën e xhenierit. Ai pa se si një nga akënxhinjtë ia dha lajmin e keq xhenierit, duke mbyllur lehtë sytë. Xhenieri zuri kryet me duar.

- Janë vrarë shumë? – pyeti jeniçeri.

Mevla Çelebiu e vështroi në sy përpara se t'i përgjigjej. Sytë e kronistit ishin si të shuar.

- Mos më pyet më mirë, - tha me zë të ulët.

Dukej se këtë pyetje e kishin bërë shumë nga ata që prisnin, sepse dalëngadalë në sheshin e madh gumëzhitja gazmore e zërave po ia linte vendin një murmuritje humbane.

- U ndeshët me Skënderbeun? – pyeti jeniçeri.

- Ndoshta.

- Si ndoshta?

Mevla Çelebiu e vështroi tjetrin si ta vinte re për herë të parë. Një grimë jeniçerit iu duk se s'ishte në vete.

- Ndoshta, Tuz Okçan. Ta thashë një herë. Ishte natë, zakonisht dhe në terr s'mund ta dish kush të godet.

- E çuditshme. Keni sjellë robinja?

Kronisti buzëqeshi hidhur.

- Nja dy dyzina.

- Kaq pak?

- Mua më duken shumë.

Tuz Okçani mendoi se kishte bërë mirë që nuk ishte ngutur të blinte fustan me lule. Ai po shikonte se si dhjetëra ushtarë rrinin të ngrysur në këmbë, duke i vërtitur ato në duar, ngaqë s'dinin ç't'i bënin.

- Robinjat, - thirri një zë. – Po i sjellin.

Turma shtyhej gjithandej për të parë. Dëgjoheshin zërat "ja ku janë". I kishin lidhur nga katër-pesë bashkarisht. Petkat i kishin plot njolla balte dhe leshrat gjithashtu.

Përreth gumëzhinin zërat. I kanë përdorur, për besë. I kanë shnjerëzuar të gjorat vajza. Po pse do të të prisnin ty? Në i kanë përdorur, iu lumtë palla. Ja një flokëverdhë. Kjo tjetra qenka ç'qenka. Qukse kjo, siç i do Sulejmani. Po ç'e do, e paskan çapërlyer keq. E çë pastaj? Aty ia kanë lënë zogun, s'ia kanë marrë. Treqind akçe i jep lala për të. Shihe njërën, shihe njërën, që po qesh. Paska ikur nga mendja, e gjora. Eh, akënxhinj, ju lutëm, për besë. Nga preja që sjell njihet pretari.

Turma sa vinte dendësohej. Disa tundnin qeset me pare mu në hundë të vajzave. Të tjerë murmuritnin fjalë plot epsh. Dëgjoheshin zëra: hapni udhë! Po ushtarët nuk largoheshin. Shumica ishin si të dehur. Kishte plot që për herë të parë në jetë po shikonin femra të zbuluara. Iu dukej çudi që ato vetë ishin të lidhura, por sytë i kishin të lira. Një grumbull smeraldesh të derdhura sheshit, ku secili mund të merrte e të merrte sa të donte, nuk do t'i kishte magjepsur më shumë. Ishte aq e pabesueshme sa një ëndërr. Një pjesë e ushtarëve lëshonin klithma të vogla. Kujtonin se qeshnin e në të vërtetë dënesnin. Ose e kundërta. I zuri syri, tha dikush, pas shpinës së kronistit.

Largohuni, thërriste një zë. Hapni udhën, ushtarë. Robinjat do të shiten në treg, si zakonisht. Kaq pak janë? S'ka të tjera?

- Ato janë si një pikë uji në këtë shkretëtirë të kripur epshesh, - tha kronisti, që dalëngadalë po ndiente si rritej në



gjithë qenien e tij gëzimi që kishte mbetur gjallë.

- Në mbrëmje do të vdesin. Shumë shumë gjer në mesnatë.

Këto fjalë ia tha dikush shokut prapa shpinës së tyre. Tuz Okçani u kthye dhe, pa menduar mirë pyeti:

- Pse?

- Si pse? – u përgjegj një azap i thyer në moshë. – Kështu ndodh gjithmonë kur janë pak. Nuk durojnë më shumë se gjer në mbrëmje. Shumë shumë gjer në mesnatë.

- Thua se do t'i kalojnë dorë më dorë? – pyeti Tuz Okçani.

- Natyrisht, - tha azapi. – Si gjithmonë.

Pothuaj ngjitur me të Tuz Okçani po eunukun Hasan që, siç dukej, në kthim e sipër nga lumi, kishte mbajtur këmbët për të parë akënxhinjtë. Ai kishte lënë vedrat e mbushura në tokë dhe po ndiqte me sy të tmerruar robinjat. Tuz Okçanin e magjepsi era e mirë që vinte prej tij. Kronisti gjithashtu u kthye që të shihte kush erëmonte kështu, kur ndjeu një prekje në sup.

- Efendi, - i foli dikush me zë të ulët. Ishte çaushi i kryeveqilharxhit, që po i përkulej te veshi.

- Do më falësh, - i tha kronisti Tuz Okçanit. – Një mik i lartë po më thërret në shatorren e tij. Do të shihemi më pas.

Tek ecte, i gjallëruar befasisht, Mevla Çelebiut gati nuk i besohej se paspak do të rrinte me mikun e tij të lartë, ulur në ndenjëset e buta, duke pirë lëng shege e duke folur për gjëra të bukura e të holla, larg frikës dhe akullimës së natës. Në të vërtetë kishte kaq ditë pa folur me kurrkënd, i kishte zënë goja bar, siç thuhej, dhe ja, Allahu po ia shpërblente gjithë atë krusmë. Papritur bota iu duk më e bukur se kurrë, që nga ai bari i shkurtër, i shkelur ndanë rrugës, gjer te rraptima e një qerreje, që ecte diku prapa tij.

- Mevla Çelebi, sa qenke ligur, - tha me zë të lartë kryeveqilharxhi sapo e pa. Në sytë e mikut të tij, kronisti vuri

re dhembshurinë dhe kjo gjë e gëzoi. – Ulu, mik!

Mevla Çelebiu u ul. Tani as kryqet s'i dhimbnin më.

- Je kapitur, dukesh, - tha kryeveqilharxhi. – Mos do të bësh një banjë?

Mevla Çelebiu e ndjeu që fytyra iu mbush me njolla nga turpi. Me siguri që binte erë djersë dhe tani, pas zjarrmisë që i shkaktuan fjalët e tjetrit do të kutërbonte edhe më fort.

- Si të them... më fal... që erdha kështu... – nisi të bëlbëzonte, por tjetri e ndërpreu:

- Më fal ti mua që të thirra, pa të lënë kohë të çlodhesh një çikë në tendën tënde. Por e bëra nga dëshira që të të shoh sa më shpejt dhe të mësoj të rejat. Veç kësaj, isha në droje për ty.

Kronisti ishte pothuaj i lumtur.

- Miqësia jote është një smerald në jetën time, - tha kronisti.

Kryeveqilharxhi buzëqeshi me atë buzëqeshjen e tij të veçantë, që i shfaqej në fytyrë sa herë që bëhej fjalë për para ose gurë të çmuar.

- Shko pra të bësh një banjë, - tha i zoti i shatorres. – Pas një banje më shumë se trupi është shpirti që kthjellohet.

Kronisti u ngrit dhe eci kryeulur pas çaushit që mbante ndërkaq në duar një rizë. E ndara e hamamit ishte e vogël, por i kishte të gjitha. Kronistit iu duk se shihte ëndërr...

Pas banjës po aq e ëndërrt ishte pamja e poçit me lëng shege dhe një enë argjëndi plot me hallvë, që çaushi ua vuri përpara.

- Po si ia çuat andej, në male? – pyeti kryeveqilharxhi.

Kronisti, para se të përgjigjej, ngriti sytë e tij të lodhur dhe i mbajti një copë herë nën shikimin e qetë të mikut të vet.

- Mua mund të më tregosh të vërtetën, - tha kryeveqilharxhi. – Kronikat janë për brezat që vijnë, ose për



hanëmet e Edrenesë. – Ai bëri një heshtje të shkurtër, pastaj, pa i hequr sytë pyeti: - Si ishte?

- Tmerr, - tha Mevla Çelebiu. – Lebeti!

Ai tundi kryet me trishtim. Kryeveqilharxhi e pyeti pastaj për malet dhe Çelebiu pothuajse përsëriti fjalët e kronikës së tij. Dukej sikur kryeveqilharxhi s'e kishte mendjen.

- A pe shqiptarë? – pyeti ai papritur.

- Natyrisht.

- Si ishin?

Mevla Çelebiu i përmbylli pak sytë si t'i sillte ndër mend.

- Nga pamja janë pak më të gjatë se ne dhe vijnë më të hollë. Flokët i kanë si të zbërdhylët nga dielli. Kurse fëmijët, ndryshe nga tanët, janë pothuaj të gjithë flokëçelët.

- Po tjetër? Pamjen e tyre unë pak a shumë e di.

- Si të them, - u përtyp nëpër dhëmbë kronisti, - janë shumë të turrshëm e të hidhët. S'të besohet që nën ata flokë të zbërdhylur të ketë një kryeneçësi të tillë.

- Trima?

- Në kronikën time mendoj të shkruaj se ata, domethënë shqiptarët, kaq nuk durojnë të kenë njeri mbi vete saqë, ashtu si tigrat kthetrafortë, grinden edhe me retë që iu kalojnë rastësisht mbi krye.

- Frazë e bukur, - tha kryeveqilharxhi. – Po unë të pyeta a janë trima.

Kronisti hapi duart.

- Si të them... Ushtarët tanë luftuan si luanë, por ata djaj...

- Dëgjo Mevla Çelebi, - e ndërpreu tjetri. – Në qoftë se unë të thashë se dua prej teje të vërtetën dhe jo përgjigje bishtnuese, për këtë kam një arsye të thellë...

Kronisti iu bë një lëmsh në fyt.

- Mos ma vë re, - tha me zë të dobët. – Unë s'jam veç një kronist i gjorë që... s'kam... që s'di... që s'i kuptoj mirë

shumë gjëra.

- Merr hallvë, - tha kryeveqilharxhi.

Pasi kërkoi ndjesë sërish Çelebiu nisi t'i tregojë me hollësi për fushatën ndëshkuese. Ai foli sidomos për të ftohtët e maleve dhe për vrasitë e dyanshme e nguljet në hu. Kryeveqilharxhi dëgjonte pa e ndërprerë. Kur u duk se i tha pothuaj të gjitha, kryeveqilharxhi e ftoi përsëri të merrte hallvë. Kronisti ishte i uritur, megjithatë nuk bëri asnjëherë marrëzinë që të hante, pa e shtyrë miku i tij. Aq më tepër që vetë i zoti i shatorres pothuajse s'hante. Sytë e tij të kthjelltë e të ftohtë ishin të përqëndruar mbi pasqyrimin e kuq të lëngut të shegës.

Mevla Çelebiu u kujtua se foli si shumë për gjëra të ashpra e gjithë helm. Ndoshta miku i tij do të donte të dëgjonte diçka më të hollë dhe filozofike dhe e solli fjalën te gjuha e shqiptarëve, që rasti i kishte rënë ato ditë ta dëgjonte shpesh.

- Ata flasin në mënyrë të habitshme, - shpjegoi ai. – Duket sikur mbi gjuhën e tyre Allahu ka hedhur një si mjegull që nuk të lë të dallosh lehtë kufijtë midis fjalëve, të cilat janë aq të qarta e të prera në gjuhën tonë.

Ndërsa po fliste për shqiptimin e gjuhës, kronisti vuri re se miku i tij nuk e kishte mendjen.

- Me këtë popull do ta kemi vështirë, - tha më në fund. – Me ta dhe me gjithë ballkanasit, natyrisht.

- Ne ata do t'i goditim gjersa t'i zhbijmë nga faqja e dheut, - tha kronisti.

- Që do t'i goditim, këtë unë e di, - tha tjetri. – Por puna qëndron pikërisht te goditja. Si duhet goditur dhe ku dhe kryesorja: me ç'qëllim? Ti përmende zhdukjen e tyre. Po unë do të shtroja tri pyetje: E para, a është e mundur zhdukja e një populli? E dyta, në qoftë se po, me ç'mjete mund të arrihet? E treta, dhe mbaje mend mirë, Çelebi, pyetjet e treta janë zakonisht më djallëzoret, pra pyetja e tretë është: a duhet



një gjë e tillë? Ose që të jem më i saktë: a duhet gjithmonë?

Nga përqëndrimi për të ndjekur mendimin e tjetrit, kronisti ndjeu dhimbje në arrëz të qafës. Jo veç në fjalimet e sotme, por në krejt kronikat e vjetra shfarosja e kundërshtarit quhej fitorja më e madhe. Kurse ky këtu gati-gati po i thoshte të kundërtën. Sikur të mos të ishte ai që ishte, Mevla Çelebiu do të ikte nga sytë këmbët. Megjithatë kryqet nisën t'i dhimbnin prapë dhe gjymtyrët i ndiente si të thyera me varé.

- E shoh që të çmerita pak, - tha tjetri, pa e fshehur kënaqësinë. – Po le t'i marrim një nga një ato që të thashë. Të marrim përshembull atë punën e zhbërjes, që ti e ke për zemër.

Ç'më gjeti, tha me vete Mevla Çelebiu. Si të mos i kishin mjaftuar ato curre e zgripe ku qe sfilitur, na tani dhe kjo bisedë gjithë thepa.

- Nuk thashë se e kam për zemër, - tha me drojtje, - Por...

- Prit sa ta mbaroj mendimin, - e ndërpreu tjetri. – Pra, të marrim zhdukjen e një populli. A është e mundur kjo? – Ai tundi kryet në shenjë mohuese. – Vështirë, miku im, tepër vështirë. Me luftë, jo se jo. Me luftë, kurrsesi. Madje është qesharake ta mendosh... Po mos u habit ashtu, Mevla Çelebi. Unë do ta shpjegoj këtë punë. Merr hallvë.

Kryeveqilharxhi gjerbi pakëz lëng shege. Kronisti nuk e ndjente më as urinë.

- Tani dëgjo, - tha tjetri. – Çdo popull në këtë botë shumëzohet vazhdimisht. Disa shtohen më shumë, disa më pak. Zakonisht në çdo një mijë veta, në krye të vitit shtohen njëzet gjer në tridhjetë njerëz.

Mevla Çelebiu dëgjonte për herë të parë shifra të tilla. Në librat që lexonte ai, përgjithësisht, nuk kishte shifra.

- Po të bëjmë një njehsim të thjeshtë, - vazhdoi

kryeveqilharxhi, - del se pas pesëqind vjetësh, për shembull, shqiptarët që tani, sipas njehsimeve të mia, janë diçka më shumë se gjysmë milion frymë, duhet të jenë rreth dymbëdhjetë-trembëdhjetë milionë.

Mevla Çelebiu rrudhi ballin sikur të ndjente dhimbje.

- Kjo, i dashur mik, është një shifër që mund të themi se ta prish gjumin, - vazhdoi kryeveqilharxhi. – E kupton tani ç'gjë e frikshme është rritja natyrore e popullsisë së një vendi? Shumë njerëzve kokëgdhë, si plakut Tavxha, ose Kurdishxhiut, madje edhe myftiut, që hiqet si i kënduar, iu duket se me luftë dhe plojë mund të zhbish një popull apo një racë. Po kjo është e pamundur. Ta zemë se ne bëmë një betejë të madhe me ta dhe në fushë të luftës ata lanë njëzetë mijë të vrarë. Kjo do të quhej një fitore e madhe për ne, apo jo? Por sa dëshpëruese është të mendosh se në një betejë të tillë, e cila kërkon aq shumë përgatitje e mund, ti s'ke bërë gjë tjetër veçse i ke hequr këtij populli vetëm shtesën natyrore të një viti.

Kronisti deshi të zinte kryet me duar.

- Me fjalë të tjera, seksi i grave të tyre është në gjendje të nxjerrë në dritë më shumë njerëz se ç'mund të mbytin armët tona, duke përfshirë këtu edhe topat e famshëm të mikut tonë, Saruxhait.

Sado që s'donte kurrsesi, në mendjen e kronistit u sulën një grumbull fjalësh të ndyra për seksin femëror të dëgjuara gjatë rropatjes në bjeshkë. Shpesh ushtarët e vizatonin me shkumës ose qymyr kudo që mundnin, dhe përballë tij s'harronin të kundërvinin pallën e mashkullit, siç e quanin, e që në të vërtetë, i ngjante aq fort jataganit, e nganjëherë grykës së topit.

- Prandaj, duke mos u dhënë pas ëndrrave me sy hapur, si farimi i një populli, ne duhet të kënaqemi me ngadalësimin e



rritjes së tij. Me fushata ndëshkimore, me grabitje fëmijësh për jeniçerë, me rrënime të vendbanimeve ose zhvendosjeve të tyre, ne do të ulim gjer në njëfarë shkalle aftësinë e rritjes së ballkanasve. Megjithatë kjo nuk mjafton. Populli është si bari. Ai mbin kudo. Atëhere duhen shpikur mjete të tjera, më të holla. Unë kam punë tjetër, po padishahu i madh ka njerëzit e vet, që i shestojnë këto. Ato sigurisht i kanë menduar të gjitha. Ata janë mjeshtra për prishjen e popujve, ashtu siç është Saruxhai mjeshtër për shkatërrimin e kështjellave.

Një grimë u duk se i humbi filli i mendimit. Çaste të tilla ishin tepër kapitëse për Mevla Çelebiun, ngaqë për çdo të keqe që ndodhte gjatë bisedës, për një teshtimë, një përmbysje të bardhakut, madje për heshtjet që zgjatnin më shumë se ç'duhej, i dukej se fajtor ishte ai.

- Po... mjeshtër për kalbjen, si të thuash, brejën e popujve... Siç të thashë, atje në qendër, ata merren ditë e natë me këtë. Veç duhet ta dish, o mik, se popujt ashtu siç bymehen, ashtu edhe tkurren vetë. Nga goditja e jashtme, domethënë nga e keqja jonë, ata jo vetëm që s'pësojnë ndonjë gjë të madhe, por qëllon që forcohen. Kurse e keqja e brendshme, ajo që e pjellin vetë, ajo është breja që i vë poshtë... Më kupton ç'dua të them, Çelebi? Gjatë marshimit besoj, pate rast të shikosh ca si gropore me shkallina guri e me ca shtylla. Ato janë teatrot e famshme të dikurshme. Dhe a e di pse mijëra njerëz rrinin me orë të tëra në ato shkallina? Për të parë se si pesë a gjashtë njerëz të tjerë, që quheshin aktorë, tregonin përse vriteshin dhe si duhej të vriteshin njerëzit me njëri-tjetrin... Madje ai që e bënte më mirë këtë lemeri, i vinin një kurorë mbi krye për ta nderuar... Ja pra, të tilla zakone janë flori për ne. Këto bëjnë që këta popuj të mos shtohen, por të mbeten aq sa janë, si ai lloji i qenve që nuk rriten. Ke parë qen të tillë? Hanëmet e kaurëve të Edrenesë i mbajnë

zakonisht nëpër shtëpi. Merr hallvë.

Asnjëherë kryeveqilharxhi s'kishte folur me të kaq gjatë dhe për gjëra kaq të ndërlikuara. Lavdi Zotit që nuk po e pyeste më për asgjë, madje Mevla Çelebiut iu duk se tjetri nuk po e vinte më re.

- Po as kjo nuk mjafton, - tha ai me zë të kumbueshëm si të kundërshtonte një tjetër zë. Ne rropatemi këtu në tokë, bëjmë zi dhe mort, por lufta e vërtetë bëhet shpesh atje lart. – Ai ngriti dorën. – Një vend s'mund ta quash të mundur, pa i pushtuar qiellin. Mbase këto fjalë ty të duken pa kuptim, ose si fjalë poetësh, por s'është ashtu. – Mevla Çelebiut sikur i ra pika ngaqë në të vërtetë ashtu i qe dukur, por, për fat të mirë, tjetri vazhdoi të fliste, pa e çarë kryet se ç'mendonte bujtësi. Edhe mungesa e nderimit e kishte një të mirë, tha me vete kronisti. – Atje lart pra, në qiell, atje bëhet edhe lufta më e tmerrshme, - vazhdoi kryeveqilharxhi. – Sepse krejt si njerëzit, që i sigurojnë thesaret në vende të paarritshme, edhe popujt atje, në qiell i vendosin gjërat e tyre më të çmuara: hyjnitë, besimin, gjithçka të lartë e të papërbaltshme. Kur them në qiell, kam parasysh gjërat sipërane, të skajjetshme, ato që disa herë përshquhen turbull si vegullitë, me një fjalë, që kanë lidhje me shpirtin. Ne do t'i pushtojmë një ditë kështjellat e tyre. Do t'i pushtojmë se s'bën. Por kjo s'është e gjitha. Në fund të fundit ato s'janë veç një grumbull gurësh, që ata mund të na i marrin përsëri, ashtu siç ua morëm ne. Fitimi i një lufte është tjetër gjë... Nuk e di a më ndjek.

Mevla Çelebiu jo vetëm që s'e ndiqte por nuk ftillonte dot asgjë nga ai lëmsh. Vazhdonte megjithatë të tundte kryet, në kohën që tenda e tij, që kaq herë e kishte mallkuar, tani i përfytyrohej si një kënd i parajsës.

- Ke menduar ndonjëherë se sa e tmerrshme mund të jetë një gjë që s'të vete mendja, ta zëmë, një këngë? – vazhdoi



i zoti i shatorres. – Lufta që u bë para një muaji, për shembull, shndërrohet në një këngë. Në gjithë botën njihet kjo mjeshtëri e vjetër: nga stiva e ngjarjeve, e luftrave, madje e pallateve mbretërore, nxirret më pas një grusht rreshtash, njëlloj siç nxirret vera prej rrushit. Rrushi, madje gjithë vreshta vdes, kurse vera s'pëson asgjë. Madje sa më shumë shkon koha aq më fort kthjellohet. Kështu dhe me luftën. Lufta mbaroi, kënga vazhdon të lëvizë nga brezi në brez. Lëviz si mjegull, si zog, si hije, merre si të duash. Ajo pjell përsëri luftë, sepse kjo botë është ndërtuar në një mënyrë të tillë, që çdo gjë pjell vetveten. Si ta zhdukësh këtë zog të zi? Ose të marrim për shembull gjuhën e tyre. Nuk e di a të ka shkuar mendja, por besoj të ka shkuar, si i dijshëm që je, se gjuha është një gjë sa e madhe aq dhe e mistershme. Është e tillë sa që, nganjëherë, Allahu më ndjeftë, kam menduar se shumë gjëra në botë do të ishin më të qeta sikur ajo të mos ishte fare. Një pjesë e atij, qiellit, që të fola më parë, ka lidhje me të, sepse më fort se çdo gjë ajo jep e merr me qiellin. Merr hallvë! Kur ti më flisje pak përpara për shqiptimin pak me hundë të gjuhës së tyre, unë ndërkohë mendoja se sa vështirë është të thyesh diçka në ngrehinën e kësaj gjuhe, qoftë edhe në atë shqiptim me hundë që the ti. Kjo është e vështirë, Mevla Çelebi, më e vështirë se thyerja e portave apo prishja e mureve të kështjellave. Këtu s'të ndihmon as topi, as skicat e arkitekt Kaurit.

Për çudinë e kronistit i zoti i shatorres nisi të hante me shpejtësi. Siç duket, ajo e folur e lodhshme e kishte gërryer së brendshmi.

- Në qendër prej kohësh ka dy mendime për këtë, - vazhdoi pasi fshiu buzët me rizë. – Po, me sa duket, po fiton krahana jonë.

Mevla Çelebiu sa vinte po hutohej. Ç'ishin këto dy

mendime e, sidomos këto krahana? Madje ai nuk e kishte të qartë ç'ishte Qendra.

- Mendimet u rrahën për një kohë të gjatë, - vazhdoi tjetri. – Ç'do t'u lihej e ç'do t'u hiqej popujve të Ballkanit: feja apo gjuha. Pati mendime që t'u hiqeshin të dyja, ashtu siç pati që t'u liheshin të dyja. E natyrisht pati gjithfarë lloj parashtrimesh, gjersa krahana jonë, doli fituese. Domethënë që këtyre popujve t'u lihet feja. Sa për gjuhën, tani për tani të ndalohet veç shkrimi i saj. Për të folurën është herët të flitet. – Kronisti duhej t'i kishte shqyer sytë jashtë mase, sepse kryeveqilharxhi ia afroi fare pranë fytyrën e tij, që mbante erë të mirë. – Të lodha pakëz, por këtë e bëra se të quaj mik dhe prej kohësh s'jam zbrazur si sot. Dhe tani do të të them një të fshehtë, që besoj se do ta kyçësh thellë. – Kronisti ndihej aq i tronditur saqë një çast mendoi se ndoshta mjaftonin edhe aq sa kishte dëgjuar dhe se truri i tij i trandur e kishte vështirë të mbante më shumë. – Unë, Mevla Çelebi, detyrën e kryeveqilharxhit e kam si punë të dorës së dytë. Në të vërtetë...

O Allah, klithi me vete kronisti. Ishte ajo që kishte dyshuar herë pas here, por që kishte mundur ta mënjanonte nga mendja për të mos shkatërruar plotësisht shëndetin... Prej kohësh nëpër fushim qarkullonte pandehma se kush mund të ishte komandanti i vërtetë i kësaj ushtrie. Gjithfarë marrish fliteshin. Kishte zëra që thoshin se komandanti i vërtetë ishte një dervish me arna, të tjerë dyshonin për memecin Tahankai, që, pa dyshim, shtirej si memec e në të vërtetë s'ishte fare ashtu, kishte madje që këmbëngulnin se kryekomandanti s'ishte as i pari, as i dyti, por eunuku i zi, ai që kinse merrej me femrat e pashait. Kurse e vërteta paskish qenë ndryshe.

- Domethënë... ti... domethënë...

Kronisti po helbte, aq sa tjetri e vuri re.



- Ç'pate, Mevla Çelebi? – i tha me zë të butë. – Pi pak lëng shege.

- S'kam gjë... imzot i lartë.

- Si?... Je më mirë tani? E pra, po të thosha të fshehtën e punës sime kryesore. Ajo s'ka të bëjë as me këtë ushtri këtu, e me asgjë tjetër të ngjashme. Ajo ka lidhje me diçka të përgjithshme. Padishahu ka krijuar një këshill të lartë, gjysmë të fshehtë. Detyra e këtij këshilli është t'i përgjigjet një pyetje të madhe e të vështirë: ç'do të bëjmë me popujt e Ballkanit? Për këtë unë jam këtu, Mevla Çelebi.

Kronisti e ndjente qiellzën aq të tharë sa guxoi dhe e mori vetë bardhakun me lëng shege.

- Jam kaq i prekur nga besimi yt... – belbëzoi ai.

- Dhe tani të vij te pyetja e tretë, ajo që, siç të thashë, është përherë më djallëzorja: a duhen rrënuar këta popuj? Për t'i zhbërë, besoj se e ke të qartë që është një ëndërr e kotë. Po puna është te sfilitja, bjerrja e tyre. E pra, pyetja është: mos vallë edhe kjo është e pavend?

Ky njeri do të më çmendi, tha me vete Mevla Çelebiu.

Sytë e kthjellët të tjetrit, veshur me një si rrjetë imcake të përhershme, i ishin ngulur si në një hetim.

- Krahana jonë ka mendim tjetër, - tha ai. – Ballkanasit janë ylli i ri që fati ia ka nxjerrë përpara perandorisë sonë.

Kronisti përherë e më tepër po bëhej i ndërgjegjshëm se biseda ishte tejet e rrezikshme. Mu midis dhunës e përleshjes, po flitej për krushqi me ballkanasit. Një guvë e thellë nën tokë, ku thuhej se kryente dënimin astrologu, rrjepja e lëkurës, sharrimi i gjymtyrëve dhe pyetja: po ti, ç'farë u përgjigje ti kur ai tha se duhet t'i duam armiqtë? i rrinin si thumba në tru.

- Krahana jonë do të fitojë, besoj, - vazhdoi tjetri. – Tani gjakrat janë ende të nxehta, ka shumë tym dhe vdekje midis, por një ditë pamjet do të kthjellohen.

Ky qenkish i çmendur, për besë, tha me vete Çelebiu, dhe më i çmendur unë, që po e dëgjoj. Midis gërvimës së sharrës poshtë gjurit dhe frushullimës së kobrës, e cila sipas një dënimi të moçmë, që quhej "provë hyjnore", ndër dy të dënuarit besohej se do të kafshonte në terr fajtorin, s'dinte kë të zgjidhte.

- Ti s'je mirë, - i tha bujtësi. – Buzën e ke të zijosur. A të thërras mjekun?

- Jo, jo. Pata një marramendje. Do të më kalojë.

- E ke nga lodhja, mik. Pra, ku e kisha fjalën... ah, po, te fati që na nxori përpara ballkanasit. Ushtari anadollak është më i miri në botë. I duruar si balta. I bindur e fisnik si ajo. Por ai ka nevojë për komandantë. E komandantët më fort se balta e urtë i pjell një tokë e marrë si kjo. Merr hallvë!

Kronisti përpiqej të dëgjonte sa më pak. Unë s'ndihesha mirë, hetues bëj. Ndaj dhe shumëçka s'e kapja dot, e, aq më pak, helmin e mbuluar tinëzisht.

- Ti e di se me ballkanasit u ndeshëm gjashtëdhjetë vite më parë më fushën e Kosovës. Im atë ka qenë atje dhe gjithë jetën nuk fliste veç për atë luftë. Atje ne i pamë krejt: serbët, shqiptarët, bosnjakët, kroatët, rumunët. Të gjithë të bashkuar kundër nesh. Lufta vazhdoi dhjetë orë, ti e di. Atje u duk për herë të parë se ç'është një ushtri e pjellë nga balta dhe bindja dhe ç'është një tjetër, e zotëruar nga kapardisja. Atje, ushtarët tanë pa nofka dhe pa tituj, madje një pjesë pa mbiemra, por vetëm me emra, i thyen kontët dhe baronët krenarë. Tani mendo, Çelebi, se ç'mrekulli do të ishte gërshetimi i baltës fisnike të Anadollit me këto shkrepa që nxjerrin xixa. Më kupton ç'dua të them? Ne kemi nevojë për njëri-tjetrin. Ata për gjerësinë tonë, ne për marrëzinë e tyre... Ti ke lexuar besoj mjaft kronika për atë luftë.

- Sigurisht, - tha kronisti. – Aq më tepër që atje ra dëshmor



Sulltan Murati i parë i lavdishëm.

E përmendi vdekjen heroike të sulltanit me shpresë se biseda do të ndërronte kah. Por sytë e kryeveqilharxhit sa vente qelqësoheshin.

- Ajo fushë..., - tha me zë të ngadaltë e të zvargur. – Atje është ndryrë misteri më i frikshëm i perandorisë sonë.

Kronisti nuk po kuptonte asgjë. Veç me vete tha: filloi përsëri. Sytë e tjetrit ishin të veshur, si të hukatur së brendshmi.

- Ti je historian... ti i ke lexuar kronikat.

- Natyrisht, imzot.

- E pra, ç'thonë kronikat për të?... Desha të them për vdekjen... domethënë... vrasjen.

Mevla Çelebiu e dinte pothuajse përmendësh gjithçka që ishte shkruar për atë ditë dhe sidomos për muzgun e saj kur Sulltan Murati, fill pas fitores, i hypur mbi kalë, midis rojave të tij, po ecte përmes të vrarëve... Dhe befas, atje... një ballkanas...

Ai i tha të gjitha por fytyra e tjetrit në vend të çelej zymtohej edhe më.

- Tjetër... Ç'ndodhi pastaj?

Zëri i kryeveqilharxhit ishte i huaj, i ngjirur dhe kronisti mendoi se ky ishte ndërkaq hetim, ashtu siç kishte dyshuar kaherë.

- Vdekja e sulltanit u mbajt e fshehur për të mos ligështuar ushtrinë.

- Pastaj?

- Pastaj ndodhi vrasja e njërit prej djemve të sulltanit, Jakup Çelebiut.

- Prej kujt?

Kronisti, kushedi pse, vështroi duart. Kishte dëgjuar se njollat e gjakut zhvendoseshin nganjëherë, për trille hyjnish, në duart e të pafajshmëve.

- Prej këshillit të vezirëve, imzot. Për të shmangur grindjen për fron.

- Ti s'je i sinqertë, kronist.

Mevla Çelebiut iu duk se i ra shatorrja mbi krye. Ai prapë i vështroi duart, madje në atë mënyrë që t'ia shikonte dhe tjetri, si për t'i thënë se s'ishte ai, që i kishte shkruar ato kronika.

- Ti s'je i sinqertë, - përsëriti kryeveqilharxhi me zë të ftohtë. – Ti the: ndodhi vrasja e njërit prej dy djemve, pa thënë, se ndryshe nga ç'pritej në kësi rastesh, ishte i madhi, që u vra.

- Ke të drejtë, imzot, - u përgjegj kronisti. – U vra i madhi, trashëgimtari i ligjshëm i fronit, dhe sulltan u shpall i vogli, Bajaziti.

- Domethënë gjithçka u bë mbrapsht, apo jo? Domethënë...

Fytyra e tjetrit ishte tani në një afërsi të paduruеshme me të tijnë.

- Domethënë se, edhe ajo tjetra... vrasja e sulltanit... s'u krye prej ballkanasve... por... Coftinë, ti po dridhesh... Atëherë dëgjoje të vërtetën...

Ishte vonë që kronisti të bënte diçka, të shmangte kryet, t'i shtuponte, madje t'i shponte veshët. Tjetri pothuajse e kishte mbërthyer nga qaforrja dhe po ia derdhte drejt e në hinkën e veshit atë helm që do të mjaftonte të çmendte gjithë historianët e shtetit. Shurdhomë, o Allah, të mos e dëgjoj këtë lemeri, lutej me vete, ndërsa ajo i futej thellë e më thellë. Ishte aq i mpirë sa nuk e pati vështirë të shtirej se i kishte rënë të fikët. Kureshtja e mallkuar, me siguri e pengonte të fikej vërtet.

Më në fund diçka ndodhi sipër tij. Murmurima ogurzezë e kryeveqilharxhit ishte zëvendësuar nga fjalët e zakonshme, Mevla Çelebi, ç'pate kështu, o i gjori im, e ke nga lodhja, me



siguri... nga lodhja... pa dyshim.

Ai ndjeu mbi ballë një pece të lagët që çaushi ia vinte e ia hiqte lëndimthi, pastaj, kur hapi sytë, pa fytyrën e kryeveqilharxhit, ashtu siç e njihte, të kthjellët e plot kujdes. Mos u mërzit, do të shkojë, i thoshte ai. Dërgova e thirra një nga mjekët e këshillit të luftës.

- Uf, një ditë e çmendur, vërtet, kjo e sotmja, - tha mjeku, duke hyrë me nxit. – Ç'ka ndodhur, Kurt?

Më shumë se mënyra familjare me të cilën mjeku iu drejtua tjetrit, kronistin e la pa mend emri "Kurt", që ai e dëgjonte për herë të parë.

- O, jo, unë për vete s'do të të thërrisja në një ditë të tillë, por kam këtu një mikun tim, - tha i zoti i shatorres. – Mevla Çelebiu, historiani i ushtrisë, besoj se e ke dëgjuar.

Nga shpërfillja me të cilën mjeku i priti fjalët e tjetrit e, sidomos nga mënyra se si ia hapi qepallat për t'i vrojtuar ninëzat e syve, kronisti e kuptoi se mjeku s'kishte ndonjë nderim për historianët. Janë mësuar të vizitojnë veç njerëzit e lartë, tha me vete gjithë hidhërim. Por era e mirë që e ndjeu dhe vetë, kur mjeku ia shkopsiti petkun, për t'i dëgjuar rrahjet e zemrës, e bëri të ndihej krenar.

- Nga lodhja e dyfishtë, - tha mjeku duke iu drejtuar kryeveqilharxhit, sikur i sëmuri të ishte një fëmijë. Ai përsëdyti fjalët "lodhje e dyfishtë" me gishtin te tëmthi.

Mevla Çelebiu prapë e ndjeu veten ligsht. Të kishe dëgjuar ti atë gjëmë, pa ta shihje, o doktorth, u gërmush me vete.

- Ta pijë këtë dy herë në ditë, - i tha mjeku kryeveqilharxhit, duke nxjerrë nga çanta një shishe. Pastaj sikur kronisti të mos ishte aty, ata seç folën midis tyre me zë të ulët. I zoti i shatorres diçka i thoshte dhe mjeku përgjigjej: fort mirë, vazhdo me balsamin që të kam dhënë. Hajde pra, mirupafshim, Kurt.

Kurrë nuk do të hynte në rrethin e tyre, mendoi Mevla Çelebiu gjithë pikëllim. Hajde pra, mirupafshim Kurt, përsëriti me vete, si të mësonte një frazë nga një gjuhë e huaj. Në të vërtetë herë pas here kishte vënë re një theks të huaj në të folurën e kryeveqilharxhit, por e kishte dëbuar nga vetja atë dyshim si shumë të tjera... Pak emra "Kurt" kishte midis osmanëve?

Një mijë vjet të shkonin ai nuk do të mundte kurrë t'i thoshte natyrshëm fjalët: hajde pra, mirupafshim, Kurt. E donin kur kishin nevojë, për t'i zbrazur helmet që qenia njerëzore mezi i mbante... ashtu si pak çaste më parë...

Në një rast tjetër do të krenohej që i kishin besuar një të fshehtë të tillë. Pak më parë i ishte dukur tmerruese. Tani i ngjante fyese, dhe kushedi si do t'i dukej ditëve të tjera.

- Përse po flisnim kur të ra të fikët? – pyeti kryeveqilharxhi. Zërin e kishte të shkujdesur, por midis vështrimit Mevla Çelebiut iu duk se dalloi qartë një pjesë të ngrirë si hell akulli.

- S'më kujtohet mirë... – u përgjegj, - për popujt e Ballkanit, më duket, dhe për Skënderbeun.

- Ah, po, për Skënderbeun, - tha kryeveqilharxhi dhe fytyra iu çel edhe më. – Ato të tjerat s'i paske dëgjuar... Aq më mirë... – shtoi.

Mevla Çelebiu ndjeu një lehtësim në shpirt. Keqardhja që ia kishin marrë prapë të fshehtën, që i kishin besuar ishte e paktë, për t'ia prishur paqën shpirtërore të sapokthyer.

Kryeveqilharxhi gjithashtu dukej i lehtësuar e plot hare. I tha të pushonte edhe pak, pastaj çaushi i tij do ta shoqëronte gjer te tenda e vet. Ndërkaq mund të vazhdonin bisedën e këputur... he, he, bisedën e lënë në mes... për... Skënderbeun... Kryeveqilharxhi thoshte se një mik i tij e kishte njohur gjatë bisedimeve për paqe, që ishin bërë në një vend të fshehtë, ngaqë Skënderbeu s'kishte pranuar të vinte në kryeqytetin



turk, ndonëse padishahu i madh, Murat Hani, ftesën ia kishte nisur me fjalët: biri im. Bukëshkali, thoshte kronisti. Kurse tjetri vazhdonte të rrëfente se si gjatë bisedimeve Skënderbeu fliste veç latinisht, për të treguar se ishte ndarë përjetë prej nesh. Bukëshkali, përsëriste kronisti, rimohuesi. Është më i keq se një rimohues, thoshte kryeveqilharxhi. Ai prishi një nga ëndrrat e perandorisë sonë. Dhe a e di cilën? Më të bukurën: kthimin e katolikëve shqiptarë në fenë e Islamit. Kishte qenë një mrekulli ai kthim. Kishin qenë jo shumë, veç një grusht njerëzish, por s'duhet harruar se ishin të krishterë të moçmë, të ungjillëzuar qysh njëmijë e treqind vite më parë, dhe qysh nga ajo kohë të varur kishërisht nga Roma, pra në dëgjesë të saj. E pra, ishte një shenjë e sigurtë se Islami po e thyente krishtërimin mu në njërën nga kështjellat e veta. Lajm më i bukur s'kishte mbërritur ndonjëherë në qendër. Mirëpo ëndrra ishte fikur shpejt prej këtij djalli dyemërsh Gjergj Kastriot-Skënderbe. Kronisti dëgjonte gojëhapur. Të gjitha i ka dyshe: që nga emri, nga brirët e dhisë majë përkrenares, gjer te flamuri me zog dykrerësh. Dhe a di ç'bëri sapo mori pushtetin mbi princat e tjerë? U dha urdhër muslimanëve shqiptarë, ose të ktheheshin prapë në fenë e vjetër, ose do t'i grinte. Dhe ashtu bëri vërtet: rishtarët muslimanë, që sapo kishin vënë cipëzën e parë, ende të brishtë të Islamit, i riktheu me forcë në krishtëri. Ja kështu, Mevla Çelebi. Djall dybrirësh, thoshte kronisti, përpara se të pyeste për pamjen. Ah, pamja? përgjigjej dinjitari i lartë. Më kujtohet se shi këtë pyetje ia bëra atëherë mikut tim. Sipas tij, nga pamja ishte i zakonshëm. Zërin e kishte të ngjirur, ngaqë, me sa dukej, ishte i ftohur dhe, shallin me të cilin kishte mbështjellë grykën, nuk e hiqte as gjatë bisedimeve... Me shall rreth grykës, përsëriti kronisti gati përgjumshëm.

- Iu trembem njerëzve me pamje të zakonshme, - tha

kryeveqilharxhi. Zëri i tij rikumboi ndryshe, thua se përmasat e shatorres kishin ndryshuar befasisht.

Ishte heshtja e parë që pas ikjes së mjekut. Gishtat e gjatë te kryeveqilharxhit hiqnin rruzaret më ngutshëm se zakonisht. Një rruazë midis tyre s'jepte shkëlqim.

- Në kumtesën time, bashkë me hebrejtë dhe grekët, shqiptarët do t'i jepja si popullin e parë që ne duhet të joshim. – Zëri i kryeveqilharxhit, në kundërshtim me heqjen e rruzareve, ishte i ngadaltë e i menduar. – Veç më pengon ai, Skënderbeu.

- Të kuptoj, - u përgjigj kronisti. Në mendjen e tij fusha e Kosovës rrekej të tejshtrihej, me të vrarët e pafund, dhe Murat Hanin që kalëronte ngadalshëm midis tyre, në muzg... Duhej ta fikte atë pamje, ta fshinte nga kujtesa e tij përgjithmonë, përndryshe do të merrej më qafë.

- Shqipëria duhet të ndahet prej Skënderbeut, kjo është e vetmja zgjidhje, - tha kryeveqilharxhi.– Mirëpo ai po bënte çnuk e çmos për të kundërtën. Ai e di që do ta humbasë luftën. Megjithatë Shqipërisë s'i shqitet.

Të venë në djall që të dy, ai dhe Shqipëria, mendoi kronisti, por nuk guxoi ta thoshte me zë.

- Ai po bën diçka të pazakontë, - vazhdoi tjetri. – Madje tepër të pazakontë... Pak më parë të fola për qiellin ku popujt vendosin stolitë e tyre... Ai qysh tani po punon për qiellin... Nuk e di a më kupton. Ai po rreket të krijojë një Shqipëri të dytë, të parrokshme prej askujt, si të thuash të aspakët. Kështu që, kur kjo Shqipëri e njëmendtë të bjerë, ajo tjetra, fantazma, hija e saj, të endet nëpër qiell... Nuk e di a më kupton. – Në të vërtetë kronisti kuptonte përherë e më pak. – Ai po bën diçka që rrallëkujt i ka shkuar ndërmend: ripërdorimin e humbjes. Si të thuash, hedhjen e saj në luftë përsëri e përsëri...

Në kokën e Mevla Çelebiut ishte bërë një mishmash i tillë saqë një grimë atij i shkoi mendja se tjetri po e trulloste me qëllim për të harruar kalin e bardhë të sulltanit në fushën e Kosovës. Unë atë do ta fshij nga mendja pa më thënë ti, mendoi.

Gishtat e kryeveqilharxhit gati sa s'po i shqyenin rruzaret.

- Ai do të na detyrojë të luftojmë me hijen e tij, më kupton, Mevla Çelebi? Të thyejmë, si të thuash, shajninë, humbjen e tij. Po a thyhet një humbje, një thyerje? Kjo është si të mihësh një zgavër. Ajo është zbrazëti ndërkaq, s'pëson asgjë, kurse ti mund të rrënohesh në greminë... Më duket se të lodha, o mik. Është koha ndoshta të shkosh në tendën tënde. Çaushi im do të të shoqërojë.

Jashtë Mevla Çelebiu e ndjeu veten të këputur. Ishte kohë mbrëmjeje. Fushimi bënte jetën e tij të zakonshme. Ushtarët gëlonin gjithkah si mizat e dheut. Duke ecur nëpër udhën kryesore, dëgjoi një zhurmë qerresh. Iu duk se në njërën prej tyre pa astrologun. Shpejtoi hapin, në mënyrë që qerret të mos e arrinin dhe, kur pa se ato megjithatë po i afroheshin, ngriti qafëzën e gunës dhe u ktheu shpinën.

Kur arriti në tendën e tij, ra pa u zhveshur mbi lëkurët dhe, ndërsa po e zinte gjumi (shi në kohën që astrologu shante pabesinë e tij), i erdhi turbull-turbull mendimi se pavarësisht nga të papriturat, jeta sidoqoftë ishte e ëmbël. Të njëjtën gjë për jetën mendonte në atë kohë astrologu, i cili kishte zbritur nga qerrja dhe po gatitej të hynte nën tokë bashkë me gërmuesit, që do të zëvendësonin grupin e mëparshëm. Sa herë që astrologu bëhej gati të zbriste nën dhé, hidhte një sy me trishtim rreth e rrotull dhe çuditej se si më parë nuk e kishte vënë re se sa e bukur ishte bota. Gjithë jetën, duke qenë i pakënaqur nga vetja, kishte synuar të çante më tej, pa shijuar kurrë kënaqësinë, që i jepte arritja e një qëllimi. Tani që fati i tij qe gremisur në një guvë të errët e me lagështi, e

kuptonte se shumë ditë të tij mund të kishin qenë të lumtura, po të mos ia kishte errësuar lakmia e pangopur për një lumturi më të madhe.

Sa herë që bëhej gati të zbriste nën tokë e shponte si një thikë e hollë pyetja se a do të dilte më andej. Megjithëse tani punonin me shumë kujdes (pothuaj nuk gërmonin më, vetëm e gërryenin tokën ngadalë), prapëseprapë dyshimi se mund të ishin zbuluar prej kështjellarëve nuk iu ndahej. Rreziku tjetër ishte në natën e hapjes së zgavrinës. Gërmuesit që do të kishin fatin e keq ta çelnin, mund të binin viktima të gjakderdhjes së parë. Edhe po të shpëtonte nga vdekja (në qoftë se tuneli hapej në qetësi të plotë, gjakderdhja e parë nuk do të bëhej te dalja, por diku tutje, midis skutave të ngushta), gërmuesit mund të shtypeshin gjatë dyndjes së jeniçerëve. Fill pas shpimit, jeniçerët do të vërshonin si përrua i nëndheshëm, kështu që gërmuesit, të shtyrë, nga vala e tyre e furishme, mund të gjendeshin papritur, të lodhur e të paarmatosur, siç ishin, përpara heshtave të kështjellarëve.

Sa më shumë afrohej koha e hapjes së guvës, aq më të zymta bëheshin pandehmat e astrologut. Tani çdo natë, në tendat pranë furrës, prisnin gati të armatosur gjer në dhëmbë qindra jeniçerë të zgjedhur. Dy netët e fundit, disa dhjetra të tjerë rrinin brenda në tunel, gati për sulm në rast hapjeje të paparashikuar të tij. Si shatore në gjysmë terr ndiqnin me sy bartësit e mihësit që kalonin përbri tyre si përbri një muri. Nga shkaku i pranisë së jeniçerëve, ajri në guvë ishte bërë edhe më i rëndë. Jeniçerët i ndërronin çdo dy orë me trupa të freskëta, kurse gërmuesve qëllonte që iu binte të fikët.

Të gjitha shenjat tregonin se ora e çeljes së hullisë ishte fare afër. Tek ecte nëpër gjysmë terr, me thes në krahë, prapa një ish oficeri, i cili qe dënuar sepse gjatë sulmit, pas ngjitjes gjer në mesin e një shkalle ishte kthyer mbrapsht, duke i lënë



ushtarët vetëm, astrologu mendonte se këto dy-tri ditët e fundit, duke përfituar nga rasti që astrologu i ri nuk kishte mbërritur ende nga kryeqyteti, ai mund të bënte edhe një përpjekje të fundit për të ndryshuar fatin e tij. Duke shpjeguar skajimin e yjeve të Yjësisë së Gjarpërit (tërthorëzimi për llagëmin këtu ishte shumë i qartë), ai mund të parathoshte me guxim natën e volitshme për çeljen e tij, duke bërë kështu një përpjekje të fundit për ta nxjerrë fatin e vet nga balta ose për ta varrosur përgjithmonë në të. Mirëpo tani ai ishte thellë nën tokë dhe, që fjala e tij të shkonte gjer në sferat e larta, duhej një karvan i vogël miqsh besnikë. Mevla Çelebiu nuk ishte i tillë. Poeti Sadedin mund ta bënte ndoshta këtë gjë, por tani ai ishte shndërruar në një rapsod të verbër, fjalëve të të cilit vështirë se do t'ia vinte veshin njeri. Myftiu i fuqishëm, ai që e shtyu të bënte parashikimin e ditës së sulmit, duke u bërë shkaktari i vërtetë i fatkeqësisë së tij, tani me siguri s'ia mbante mend as emrin.

Astrologu mori frymë thellë. Sonte në gërmajë kishte më shumë jeniçerë se zakonisht. Ata rrinin të ngrirë si përherë nga të dy anët, në një largësi prej tre-katër hapash nga njëri-tjetri. Drita e dobët e flakës së hirit që digjej nëpër poçe aty-këtu, i ndriçonte në mënyrë të frikshme fytyrat e tyre, duke nxjerrë në dukje vetëm mjekrat, ballin dhe hundët dhe duke lënë në terr sytë dhe gojën.

Astrologu kaloi nëpër vendin ku zgavrina merrte një pjerrësi të papritur. Ai e dinte se këtu ishin themelet e murit kryesor që tuneli mundohej t'i kalonte, duke i prekur sa më pak. Në këtë pjesë, për shkak të thellësisë, ajri ishte i pathithshëm. Pastaj tuneli ngjitej përsëri në lartësinë e mëparshme. Tani astrologu ndodhej nën truallin e kështjellës. Sa herë që gjendej këtu zemra ia ngadalësonte rrahjet. Ngutej ta mbushte thesin për të ikur sa më shpejt, thua se peshën e

kështjellës e kishte mbi supe. Këtë herë në ballin e guvës ai pa një grup njerëzish, që rrinin në këmbë. Gërmuesit, që kishin punuar gjithë mbasditen, po u linin vendin atyre të natës. Grumbulli i vogël i njerëzve të huaj bisedonin me njërin-tjetrin, tregonin me duar herë anët e gërmajës, herë pjesën e sipërme të lugët. Midis tyre astrologu njohu arkitekt Kaurin dhe allajbeun. Ato po i thoshnin diçka komandantit të xhenierëve, Ullug beut. Fytyra e këtij të fundit ishte e shqetësuar. Arkitekt Kauri ngrinte vazhdimisht dorën, duke treguar një rreth sipër kokës së tij. Me sa dukej, po vendosnin pikën e shpimit. Nga ndriçimi i paktë i pishtarëve, hijet e kokave të tyre në sipërfaqen e guvës ngjanin si të rrethuara me brerore, nga ato që të krishterët qarkonin kokat e martirëve, në kishat e tyre.

Ata flisnin me zë të ulët. Gërmuesit, që filluan nga puna, gjithashtu nuk bënin asnjë zhurmë. Ata e prisnin dheun ngadalë me thika të trasha. Astrologu filloi të mbushte thesin e tij me dhé. Kuptohet që zgavrina nuk do të zgjatej më tutje. Tani gërmuesit po zgjeronin anët e saj. Kjo bëhej, me sa duket, për të hapur një shesh të vogël, nën pikën e çeljes, në mënyrë që atje të mund të rrinin rrasët, sa më shumë jeniçerë, në çastin fatal.

Astrologu e mbushi thesin dhe e hodhi në krahë. Duke kaluar pranë grumbullit të dinjitarëve të lartë, ai ndjeu përsëri zërat e tyre të ulët, të shqetësuar. Ishte e qartë se sonte do të ndodhte diçka. Shqetësimi dhe pritja ndiheshin kudo. Ai kaloi me thes në krah përbri ushtarëve, që rrinin si gurë në këmbë, zbriti pjerrësinë, e ngjiti përsëri dhe arriti në vendin ku lejohej përdorimi i qerreve. Si përherë kur mbërrinte këtu, astrologu lëshoi një "uh" lehtësimi.

- E, ç'bëhet andej? – pyeti ai që mbante qerren. – Më duket se sonte do të hapet.

- Ashtu më duket dhe mua, - tha astrologu duke zbrazur



thesin.

- Daltë mbarë kjo punë, - tha tjetri dhe kapi qerren.

Astrologu u kthye me thesin në krahë.

Ishte e qartë se sonte do të ndodhte gjithçka. Kur arriti te balli, ata ishin përsëri aty, duke folur prapë me zë të ulët dhe duke treguar herë pas here me dorë atë rrethin mbi kryet e tyre. Prania e tyre i zgjoi astrologut siguri dhe besim. Në fund të fundit, ata që punonin atje nuk ishin kaq të braktisur sa dukeshin, përderisa njerëz aq të lartë kishin zbritur aty bashkë me ta, në këtë natë të pazakontë.

Kur astrologu çonte thesin e dytë me dhé, udhës takoi dy xhenierë, që po bartnin një shkallë të shkurtër dhe mjaft të gjerë.

- Po çojnë shkallët, - i tha qerrtari kur u takuan prapë. – Kjo është e dyta gjer tani.

- Edhe në daljen tjetër çdo gjë është gati?

- S'e di. Ka ditë që s'kam qenë andej.

Kur astrologu u kthye përsëri, arkitekt Kauri, allajbeu dhe dy të panjohur të tjerë po largoheshin. Ndjenjës së sigurisë, që kishte zgjuar kaq kohë te gërmuesit dhe bartësit prania e tyre, ia zuri vendin një zbrazëti dhe frikë. Megjithatë, kishin mbetur Ullug beu me ndihmësit e tij si dhe një oficer i jeniçerëve. Oficeri rrinte mënjanë dhe vështronte çdo gjë me sy të palëvizur. Gjatë kohës që grupi i dinjitarëve ishte aty, oficeri nuk kishte rënë në sy. Vetëm kur ata ikën, mihësit vunë re papritur trajtën e tij të ngrirë dhe të heshtur, sikur të kishte mbirë nga errësira. Ky oficer, me sa duket, do të komandonte shpërthimin e sulmit.

Gërmuesit po zgjeronin me shpejtësi guvën. Dheu ishte i butë dhe pritej lehtë. Astrologu me bartësit e tjerë po mbyteshin në djersë. Shpejt e shpejt, në njërën anë të gërmajës u hap një si kthinë, ku u vendosën ushtarë të tjerë të

ngjeshur njëri përmbi tjetrin. Ata ngjanin si gdhëndje të një basorelievi. Gërmuesit po gërryenin tani anën tjetër ku, me sa duket, do të sileshin ushtarë të rinj. Jeniçerët vështronin si të ngurosur shkallën e shkurtër nëpër të cilën ata do të ngjiteshin së shpejti drejt fatit të tyre.

Askush nuk e dinte ç'kohë ishte. Dihej vetëm që lart, përmbi tokë, ishte natë. Ullug beu vështronte herë pas here me shqetësim në errësirën e gërmajës. Siç dukej, pritej lajmëtari që do të sillte urdhrin e shpimit. Urdhri po vononte ose ndoshta kështu u dukej atyre që ishin nën dhé. Për të tjerët, për ata që ishin mbi tokë, koha, me ç'dukej, rridhte ndryshe.

Ishin të gjithë në një gjendje mpirjeje, madje edhe flakëzat e pishtarëve dukej sikur po gjumësiteshin, kur befas u ndie një lëkundje, një si trembje në gjumë e krejt dheut, dhe fill pas saj një gjëmim. Njerëzit ngrinë në vend. Një nga pishtarët u shua, tjetri u përmbys. Një zhurmë e mbytur rrënimi po vinte diku nga mesi i tunelit. Të gjithë kishin kthyer kryet andej, gjersa edhe ajo u fashit.

Ullug beu dhe ndihmësit e tij vrapuan nëpër tunel. Të tjerët, ushtarë, xhenierë, gërmues, lëvizën papritur, si të çliruar nga një magji. Dikush thirri "mbaruam", një tjetër "tërmet". Dy-tre veta deshën të vraponin pas Ullug beut, por befas, oficeri i jeniçerëve, që gjer atëherë kishte qëndruar si mumje, nxori shpatën dhe thirri:

- Ndal! Mos lëviz!

Të gjithë u bindën.

Në mes të heshtjes ata dëgjonin rikumbimin e mbytur të hapave të Ullug beut dhe të ndihmësave të tij, që largoheshin vazhdimisht. Pastaj nuk i dëgjuan më as ato. U dëgjuan hapa të tjerë, të hallakatur, si prej të dehuri, që herë ngjanin se po aviteshin e herë se rrinin në vend. Nga degëzimi tjetër i



zgavrinës, dikush po vinte me vrap.

- Ndal, - thirri oficeri. – Ç'je ti?

- Xhenier jam. Ç'ka ndodhur? – tha, duke iu marrë fryma.

- Allah, ç'na gjeti kështu?

- Qetësi! – urdhëroi oficeri. – Ndizni pishtarët!

- Po vijnë, - tha dikush me zë të ulët. Të gjithë vunë veshin. Dëgjoheshin hapa. Ata nuk vraponin. Vinin pothuaj ngadalë.

- Ç'ka ndodhur?

Fytyra e Ullug beut dhe e ndhmësit të tij ishin të verdha e me djersë të ftohta.

- Mbaruam!

- Oh!

- Qetësi! – urdhëroi oficeri. – Si është puna?

- Llagëmi u vithis, - tha Ullug beu, me zë të mekur.

- Ata? – pyeti oficeri duke ngritur dorën lart.

- Ata.

- Na mbytën, për besë.

- Na varrosën të gjallë.

- Qetësi! – tha oficeri. – Ç'mund të bëhet? – pyeti Ullug beun.

- Asgjë, - u përgjegj komandanti i xhenierëve.

- Asgjë, - përsëriti njëri nga ndihmësit.

Fjalët rikumbonin frikshëm nëpër guvë: aas... gjëëë...

- Nuk mund të çelim një brimë sa për të dalë? – pyeti oficeri.

- Jo. Tani ata qëndrojnë sipër nesh. Ruajnë çdo lëvizje tonën.

- Ndoshta dheu u rrëzua vetë?

- Jo. Nuk e ndjen erën e squfurit?

- Atëherë do të vdesim, - tha oficeri me zë të qetë. – Allahu zgjodhi për ne këtë vdekje. Duam, s'duam do ta pranojmë.

Disa prej tyre filluan të luten. Shumica rënkonin.

Astrologu zuri kryet me duar dhe u ul në tokë.

Mendja e tij qysh tani filloi të ndahej me botën.

- Përse të mos dorëzohemi? – tha dikush me zë të ulët.

- Mbylle gojën, tradhtar! – tha oficeri dhe vuri dorën në mill të shpatës.

- Kush jep urdhëra këtu? – tha Ullug beu. – Këtu komandoj unë.

- Unë komandoj jeniçerët e mi, - tha oficeri.

- Këtu urdhëroj unë, - përsëriti Ullug beu.

- Ullug bej, ti kërkon dorëzim?

- Jo, - tha komandanti i xhenierëve, - unë dua vetëm që askush të mos japë urdhra në vendin ku komandoj unë.

- Në qoftë se dorëzohemi, ata do na grijnë si berrat, - tha oficeri me zë të lartë, që ta dëgjonin të gjithë.

Jehu i fjalëve po iu ngjethte mishtë. Sii... beee... rraaat... eee... rraa...

- S'dihet, - pëshpëriti dikush.

- Qetësi! – tha oficeri. – Ata do të na grijnë për të marrë hak për plojën e akënxhinjve.

- Oh!

Astrologu mbështeti shpinën mbi një tok baltë. Në dritën e zbehtë të flakës së hirit që digjej, ai pa pjesën e sipërme të gërryer në trajtë luge të guvës. Ja dhe yjqyrësi yt, tha me vete. Yjqyrësi perandorak. Observator imperial, siç i thoshin kaurët, drejtor i së cilit kishte ëndërruar të bëhej gjithë jetën... Prej kupolës së tij tani pikonte ujë i zi. errtas, mendja e tij arriti të mblidhte një grusht mendimesh të turbullta e të palidhura mirë. Njëri prej tyre kishte të bënte pak a shumë me fatin e tij të zi, që e çoi të jepte shpirt në një gërmajë, nën një kështjellë të huaj. Tjetri kishte një farë lidhje me yjtë, me të cilët ai gjithë jetën ishte miqësuar, armiqësuar, grindur e



pajtuar, më tepër se me njerëzit, dhe tani, në çastin e mbarimit, nuk do t'i shihte më, por në vend të tyre do të shihte vetëm baltë të zezë dhe të lagët, që pikonte pa pushim.

Kjo vazhdoi një kohë të gjatë. Pastaj pllakosi një kohë tjetër edhe më e gjatë. Pishtarët u shuan njëri pas tjetrit. Pas tyre u fikën bishtukët. Së fundi i erdhi radha flakës së hirit nëpër kova. Herë-herë dukej se gulçonte edhe ajo, lëshonte ndriçime të çrregullta, të kaltëreme, gjersa nisi të platitej sipër hirit. Ishin përpëlitjet e fundit të saj, nën të cilat dukeshin fytyra të llahtarisura, tipare të shtrajtuara, të fryra anash, sy dhe hundë që derdheshin, mjekra që shpërbëheshin në çast. Gjithçka kishte arritur në kufirin e hijes së përjetshme. Më në fund flakët u shuan. Lutjet, murmuritjet dhe rënkimet, që pushuan një çast, filluan përsëri. Herë pas here aty-këtu ngrihej ndonjë klithmë e shkurtër ose një gulçimë, që mbytej sakaq në dënesë. Përbri astrologut dikush zvaritej, afrohej. Astrologu ndjeu në fytyrë frymën e nxehtë të dikujt. A do të të tregoj jetën time? pyeti i panjohuri me një zë të ulët. Astrologu nuk iu përgjigj. Unë do të tregoj jetën time, vazhdoi tjetri. Ai filloi të fliste në një mënyrë krejtësisht të njëtrajtshme për ca shkallina të një shkalle nëpër të cilën ai ngjitej e ngjitej vazhdimisht.

Astrologu përpiqej t'ia shmangte veshin, por i panjohuri ia gjente prapë. T'u thaftë ajo gojë, e mallkoi me vete. Për ta hequr mendjen e çoi prapë te mallkimet. Shumica ishin me hije dhe me baltë. Të ardhtë era dhé. Ose lënsh hijen. Këtë të fundit e kishin lënë ndërkaq dhe pa nëmën e tij. Për herë të parë e rroku gjer në fund kuptimin e mallkimit. Jam pa hije, mendoi, pra, i vdekur.

Unë jam kipci, dëgjoi një zë aty pranë. Pastaj ndjeu fërkimin e dy qënieve që, me sa dukej, donin të zotëronin veshin e tij të majtë. Ç'është ky kipc? pyeti. Dytësori shpjegoi tjetri. Ai që, për arsye sigurimi do të zëvendësonte Tursun

pashain. Ta zëvendësonte pashanë, po ku? Kudo që ishte e nevojshme. Në radhë të parë gjatë sulmeve, por edhe në raste të tjera, në mbledhje për shembull. Mirëpo ai nuk pranoi dhe ata më futën këtu. Kush? Ata... Pashai, siç duket, dyshoi. Por edhe ata dyshuan... Unë jo më pak se ata... Një ditë mund të na duhesh, thanë, por tani për tani s'duhet të dukesh asgjëkund. Më hoqën mjekrën e shkurtër që të mos i ngjasoja më dhe më rrokullisën këtu... Ti pra, paskërke qenë hieja e tij, tha astrologu. Ndaj mallkoje pak më parë me fjalë të frikshme. Ai s'më deshi, tha tjetri, ndaj përfundova në gropë. Këtu ka shumë të padashur, domethënë të dënuar. Me qindra të tjerë janë në vrojtim. Të tjerë janë në hetim. Pa folur për ata që gjenden ndërkaq nën torturë. A je në vete? pyeti astrologu. Ku ndodhin të gjitha këto? Gjithkund, u përgjigj tjetri. Gjysma e spitalit fushor është nën urdhrat e Kapduk agait. Një pjesë e mjekëve janë hetues. Pas punishtes së topave, të xibërraka, atje... atje... është tmerri... Dhe përgjuesit gëlojnë gjithkah, madje edhe këtu në guvë... Unë zhvendosem vazhdimisht që të humb gjurmët. Ika tani...

Shqitmu sa më shpejt, mendoi astrologu. Po vendin e kipcit e zuri aty për aty zëri i pakmëparshëm, ai i shkallinave. Astrologu bëri çmos për t'i shpëtuar, por s'ishte e mundur. Prishmë, tha me vete. Shkatërromë gjer në fund. Zëri i tjetrit ishte i butë, si të kërkonte ndjesë për këmbënguljen. Mendimi i parë për t'u kthyer më lindi në shkallinën e katërt, tha ai. Por e dëbova aty për aty. Vazhdova të ngjitem. Te shkallina e shtatë dikush rrëshqiti përbri meje i vdekur. Këmbët vazhdonin të më ngjitnin. Te e teta mendimi i kthimit më erdhi prapë, më i fortë, por e dëbova, duke menduar se ç'do të thoshnin ushtarët e mi. Te shkallina e dhjetë ngrita kryet dhe pashë atë që po ndodhte mbi mure. Ishte e parrëfyeshme. Ktheva sytë mbrapsht dhe pashë ushtarët e mi që më vinin pas. Që të



zbrisja, duhej që ata të më hapnin rrugë. Vazhdova të ngjitem. Te e njëmbëdhjeta ndjeva erën e mishit të djegur përpara hundës sime. Qafa e kacavarësit para meje lëshonte ende tym. Te shkallina e dymbëdhjetë mendova se askush nuk do të më vinte re në gjithë atë rrëmujë. Kapa fort me duar shkallinën dhe u vara poshtë saj. Pastaj njërën dorë e hodha te shkallina e njëmbëdhjetë. Pas asaj kapa tjetrën. Pastaj me të djathtën kapa të dhjetën. Po zbrisja. Tek e nënta një ushtar, që ngjitej, më shkeli gishtat. Tek e teta më shkelën prapë egërsisht. Pastaj u lëshova dhe rashë midis katrahurës, rrëzë murit. Kujtova se nuk do të më kishte vënë re njeri, por isha gabuar. Të gjithë hapat e mi ishin vënë re. Syrit të tyre nuk i kishte shpëtuar asgjë. Ata m'i kujtuan më vonë të gjitha, gjer në imtësitë më të vogla. Në të vërtetë, mendimi i kthimit mbrapsht mua më lindi që në shkallinën e dytë. Nga e katërta gjer te e shtata u ngjita si i dehur. Tek e teta... Që të jem i saktë, unë kisha vendosur të kthehesha që te shkallina e shtatë, por nuk gjeja dot mënyrën e zbritjes. Tek e njëmbëdhjeta desha të bëhesha si i vrarë dhe të rrëzohesha poshtë, por lartësia m'u duk e madhe. Në ato kohë ndjeva erën e mishit të përcëlluar... Ti nuk më dëgjon? Ti po qan? Nejse, unë pothuajse ta tregova gjithë jetën time. Desha të të bëja gjithë sqarimet e fundit. Ti, po deshe dëgjoji, po nuk deshe, mua s'më mbetet qejfi. Ai filloi të fliste prapë me zërin e tij të njëtingullt. Kjo vazhdoi për një kohë mjaft të gjatë. Ai përpiqej të saktësonte sa më mirë se në cilën shkallinë i erdhi për herë të parë mendimi i kthimit dhe ku vendosi, në të vërtetë, përfundimisht, për këtë gjë. Ai thoshte numrat e shkallinave, por pastaj kishte prapë nga një ngurim për ato që thoshte, duke përsëritur vazhdimisht se donte që të ishte sa më i paanshëm dhe i sinqertë në shqyrtimin e krejt jetës së tij.

Herë-herë astrologut i dukej se një pjesë e jetës së tjetrit

ishte përzier ndërkaq me të tijnë. Bënte t'i shmangej, si njeriu që i shmanget ujrave, por s'kishte nga të ikte. Zëri ndërkaq këputej aty-këtu dhe dobësohej ngaqë një tjetër murmurimë futej midis. Shtrajtimi i gjithçkaje po bëhej me shpejtësi. Një si lëng i zi i përbashkët, veshtullor zvargej gjithkah. Jo vetëm për ujët e hollë dhe spermën, por as për mushkëritë s'mund të ishe i sigurtë, madje as për shpretkën. Gjithçka po njëjësohej. Jemi të gjithë një, të bashkuar si trup i vetëm... Me siguri po zbuteshin edhe kafkat, mburoja e fundit, përpara se truri të binte... Ky do të jetë edhe fundi, mendoi astrologu.

Në të vërtetë Tursun pashai i njëmendtë jam unë, dëgjoi zërin e njohur.

Erdhe prapë, i mallkuar? tha, por tjetri u hoq sikur s'e dëgjoi.

Kisha kohë që dyshoja, por tani, arrita ta kuptoj. Tursun pashai pra, jam unë, kurse ai lart s'është veçse kipci im. Por siç ndodh shpesh me kipcat, ai u tregua më i shpejtë dhe më përmbysi. Domethënë ai bëri atë që duhej të bëja unë.

Ç'flet? tha astrologu... S'ke të drejtë të çmendesh i pari... A thamë se do të jemi bashkë gjer në fund?

Mos më ndërprit... Dyshimet e mia pra u vërtetuan... Njëri nga ne do të rrëzohej. Po ti s'ke pse të habitesh me fatin tim. Kjo gjë iu ka ndodhur pak a shumë të gjithëve. Të njëmendtët jemi ne këtu poshtë, kurse ata lart... Ata janë të aspakët... hije... Dhe tani më duhet të zhvendosem prapë... Spiunët s'më ndahen.

Ikë, tha astrologu. Baltërohu.

Murmuritjet dhe lutjet sa venin bëheshin mëtë mbytura. Herë pas here gulçimat notonin midis tyre. Klithmat ishin më të rralla. E fundit u dëgjua befas nga këndi më i largët. Nuk dua të më tregosh jetën tënde, klithi dikush. Nuk dua. Unë s'kam jetë për vete. Përse të dëgjoj jetën tënde? Hiqmu, të



them! Përse m'u qepe mua? Nuk dua të më tregosh jetën tënde. Merr vesh? S'dua. S'dua. Zëri kaloi në ulërimë. Pastaj befas u mbyt në një dënesë të fortë. Dënesa i përfshiu ca çaste të gjithë. Disa e shoqëronin të qarët me fjalë, orëzestë ne, oi, oi. Pastaj midis vajit dikush tha: kryekomandanti!

Në të vërtetë Tursun pashai kishte zbritur nga bota e të gjallëve. Nën ndriçimin e paktë të një bishtuku, që s'dihet kush arriti ta ndizte, astrologu e njohu kryekomandantin. Zërin e kishte të kipcit, por mjekra kishte arritur t'i rritej. Sa kohë kemi këtu, o Zot, mendoi ai. Një mjekërrkohë, shtoi me vete. Ata lart do të tmerroheshin nga fjalë të tilla. Në arritshin të ngjiteshin gjer atje. Tursun pashai i takoi me radhë, sidomos ata që njihte. Ullug beun e pyeti ç'porosi kishte për gruan e nënën. Një tjetri i dha një lajm nga të vetët. Pastaj, ndërsa flaka po fikej, u tha të gjithëve: ndjesë paçi! Kurse ata iu përgjigjën: "mirë u pjekshim!".

Astrologu shtrëngonte midis gishtave rrotullën prej bakri me tre yjet sipër. Mendja e tij rrekej të kapërcente errësirën dhe baltën për të dalë lart në sipërfaqe, që të ndahej përfundimisht me botën. Por nuk mundte. Qysh tani balta dhe errësira po shtrinin pushtetin e tyre mbi të. Astrologu qante. Miq, gra të ndryshme, rrugë të zhurmshme, ca porta dhe trokitje mundoheshin të renditeshin me një farë lidhje në trurin e tij, por ishte i pamundur.

Midis rënkimeve, si shpend i verbër ikte aty-këtu e qeshura e ndonjë të çmenduri. Ik, i tha mendjes së vet astrologu, dil prej meje, s'më duhesh më. Disa flisnin si të dehur për pendimin e atyre lart. Ne do t'i torturojmë ata, gjumë s'do të kenë prej nesh. Një pjesë zhdeheshin aty për aty e shkriheshin në gazavaj, por disa nuk epeshin. Flisnin për asgjësinë që e kishin të tyren ndërkaq dhe që i bënte më të fortë se çdo gjë. Ne kemi Mungesën, mbretëreshën e botës,

thoshin. Astrologu deshi të ulërinte: unë jam i huaj këtu, lermëni, dhe ngriti shenjën prej bakri... Kishte bërë gabime vërtet, por gremina qiellore mund të kishte qenë më e mëshirshme me të. Tani, e vetmja shpresë që i kishte mbetur ishte çmendja. Mëshirë, i tha mendjes së vet. Më lodhe, ik prej kafkës sime. Por ajo s'i ndahej.



*Ne vendosëm t'ua shembnim gërmajën të dielën e fundit të korrikut, kur e kuptuam se ata nuk po zgroponin më tej. Kjo do të thoshte se atë natë ose e shumta të nesërmen, do ta shpërthenin. Shëmbjen vendosëm ta bënim pranë themeleve, ku thellësia ishte më e madhe, kështu që edhe varrimi i tyre do të ishte më i sigurt.*

*Pas shembjes vazhduam të përgjonim me kujdes, gjatë gjithë gjatësisë së guvës. Nuk pati ndonjë përpjekje, as prej atyre që u varrosën brenda, as nga jashtë, për të hapur ndonjë hulli shpëtimi. Siç duket, e kuptuan dhe vetë që çdo përpjekje për të dalë do të ishte krejt e kotë.*

*Në fillim poshtë nesh çdo gjë ishte e qetë. Gati-gati nuk na besohej se ata ishin aty, katër-pesë pashë poshtë, me dhjetëra xhenierë dhe ushtarë të armatosur gjer në dhëmbë. Por heshtja ishte vetëm në fillim. Ditët e tjera, sidomos netëve, po të vije veshin në tokë, mund të dëgjoje rënkimet dhe ulërimat e tyre. Ç'ndodhi atje brenda askush nuk mund ta thotë.*

*Ne menduam se gjëja më e mirë ishte që t'i linim të vdisnin aty ku ishin. Po t'i nxirrnim, s'kishim për t'i mbajtur në burg, sepse ne, edhe pa ata ujin dhe ushqimet*

*i kemi të pakta. Në një rast tjetër do të kërkonim ndoshta t'i ndërronim me të plagosurit tanë, që kanë rënë në duart e tyre e ndoshta janë ende gjallë. Ose, edhe mund t'i kthenim, në këmbim të diçkaje. Mirëpo pas shnjerëzimit që iu bë vajzave robinja, njerëzit tanë janë egërsuar mjaft. Ne jo vetëm që s'jemi më ata që ishim, por s'do të jemi, me sa duket, kurrë. Shumica jemi të ngarkuar me mortje dhe nunosjen dhe pendesën e kemi përherë e më të vështirë. Kur ahtet e tyre nisën të fiken, fretërit tanë u lutën megjithatë për shpirtrat e atyre orëzesve. Disa netë rresht ndezën qirinj sipër tyre dhe dogjëm temjam nëpër zgafella. Megjithatë gjumi iu prish të gjithëve, madje ata që arrinin të flinin, zgjoheshin më të lodhur se të pagjumët, nga tmerret që shihnin në ëndërr. Puna arriti gjer atje, saqë disa dyshuan se turqit vetë e sajuan atë, kinse tunel depërtimi, me të vetmin synim për të na futur të vdekurin nën vete.*

## KREU I TETË

Ato rrinin gjysmë të shtrira mbi shtratet fushore. Ishin pothuaj të zhveshura e, megjithatë, dukej që zhegu i mundonte.

- Jashtë megjithatë bënte më freskët, - tha Lejlaja, duke afruar fytyrën te thurima e dritares. – Në tendë gjithmonë bën ose më ftohtë ose më nxehtë se përjashta.

Ajo ishte e vetmja midis tyre, që kishte qenë edhe një herë tjetër në luftë. I zoti i saj, një vezir që e kishte marrë me vete, ishte vrarë gjatë fushatës së Thesalisë dhe, ashtu si zakonisht në kësi rastesh, gjëja e parë që kishte bërë vejusha



e vezirit, pas varrimit të të shoqt, ishte zhbërja e krejt haremit. I kishte shitur vajzat me ngut të paparë, e si të mos mjaftonte kjo, duke mos gjetur një mënyrë tjetër për të shprehur përçmimin e saj për to, i kishte vënë secilës çmimin e një dhije.

Të gjitha këto Lejlaja ua kishte treguar qysh natën e parë shoqeve të reja në haremin e ri, gjë që ishte bërë shkak për t'i ngjitur nofkën "dhija", ose "kecka", çka varej prej marrëdhënieve midis tyre. Kohët e fundit, me sa dukej, për shkak të armiqësisë që i rrethonte, vajzat shkonin mirë me njëra-tjetrën.

- Uf, ç'ufëm, - tha fqinja e Lejlasë, "baloshja", siç e thërrisnin për shkak të flokëve të verdhë. – Ku është Hasan? Me sjellë së paku ca ujë me ba fresk.

Si përherë ato qeshën me turqishten e saj të cungët, ndonëse e ndjenin se pas ca kohe as kjo nuk do t'i zbaviste më.

Më e reja prej tyre, Exheri, ndryshe nga herët e tjera, rrinte mënjanë dhe nuk fliste fare. Fytyrën e kishte të zbehtë dhe gërshetat i kishte thurur pa kujdes.

- Exher, prapë të vjen për të vjellë? – pyeti Lejlaja.
- Po.
- Siç duket, është e sigurtë.

Exheri i nguli sytë.

- Edhe unë kështu e pata barrën, me të vjella, - tha Ajseli. – Sa më ka marrë malli për vajzën. Në vjeshtë mbush dy vjeç. Do të kthehemi vallë gjer në atë kohë?
- S'dihet, - tha Lejlaja. – Këtij rrethimi, kështu siç e ka zënë, s'i dihet fundi.
- Unë gjithashtu e pata barrën të vështirë.
- Megjitahtë ti u zbukurove pas lindjes, - tha Lejlaja. – Kur ishe me barrë, ne të gjitha kujtuam se *ai* do të të shiste

pas lindjes. Mirëpo, për çudi, jo vetëm s'të shiti, por për ca kohë të kishte më të pëlqyerën.

Ajseli qeshi mendueshëm, duke vështruar herë njërën herë tjetrën.

- E dini pse? – tha me zë të ulët.

Ato kthyen kokat. Madje dhe leshverdha i hoqi sytë e saj të mërzitur nga qilimi dhe mbështeti mjekrën te dora.

- Mua më donte sepse unë kisha shumë qumësht dhe *atij* ia kishte ënda që, kur më depërtonte, t'i spërkatej gjoksi me kulloshtër.

- Vërtet? – hapi sytë Exheri.

- Po. Madje natën, para se të flinte me mua, më porosiste të mos i jepja gji vajzës, në mënyrë që...

- Përse nuk na e ke treguar më parë këtë gjë?

- Kisha turp.

- Turp? Po nga kush?

Ajseli ngriti supet.

- Ku di unë?

- Po unë a do të kem shumë qumësht? – pyeti Exheri.

Ato qeshën.

- S'dihet.

- S'është qumështi që e mban një burrë, - tha Ajseli.

- Po ç'e mban, sipas teje?

- Një Zot e di.

Ato vështruan Lejlanë. Përveç që kishte qenë në luftë, ajo ishte e vetmja që kishte provuar një burrë tjetër, ndaj në të gjitha rrethanat iu dukej më e mençur.

- Burrat janë e fshehta më e madhe e botës, - tha ajo. – Unë... unë... Të them të drejtën ëndrra ime më e madhe është të bisedoj një herë me një burrë... Të kuvendoj, më kuptoni, jo të fle me të, por të kuvendoj, të kuvendoj me orë të tëra... sa të gdhihet... sa të këputem krejt.



- Ku të ka shkuar mendja, - tha Ajseli. – Po me të parin s'të ka qëlluar të flasësh?

- Kurrë. Ishte i ngrysur si korb. Kurse *ky* më ka folur vetëm një herë. Dhe e dini çfarë? Tmerrohem kur e kujtoj. Pra veç një herë më ka thënë: tregomë si ta bënte ai tjetri.

- Vërtet? Dhe ti ia tregove?

- Sigurisht. Dridhesha, kujtoja se do të më vriste pas kësaj, por, për çudi, ndodhi e kundërta. Se si u bë, më i butë. Apo mua m'u duk ashtu ngaqë prisja tjetër gjë.

- Folë prapë, - tha Exheri pas një heshtjeje. – Tregona ndonjë gjë tjetër.

- Ç't'ju them? Të gjitha ua kam rrëfyer.

Në të vërtetë ua kishte thënë të gjitha, madje duke i përsëritur gjëra, sidomos atë punën e ndryshimit të seksit të burrave, domethënë që një palë e kishin pallën të drejtë si shpatë e kaurit e një palë të kthyer si jatagani turk.

Ato kujtuan ngjarje të tjera të haremit dhe tani u vinte çudi se si i kishte marrë malli kaq shpejt për shtëpinë në Brusë. Sillnin ndër mend natën e fundit kur pothuajse askush s'kishte fjetur. Disa ishin të mërzitura që do t'u niseshin shoqet, e të tjerat rrinin helm e pikë ngaqë s'do të shkonin vetë.

- Unë e dija si ishte lufta, por s'doja t'ua prishja gëzimin juve të dyjave, - tha Lejlaja duke iu drejtuar Exherit dhe baloshes. – Sidomos ty, Exher, nuk të mbante vendi. Si është lufta? më pyesje vazhdimisht dhe s'të durohej sa të gdhinte.

- Ku ta dija unë se lufta do të ishte një tendë plot bulçimë, ku të vjen për të vjellë? – tha vajza me zë ankues.

- Prisni, ka dhe më keq, - tha Lejlaja.

- E pse bëhet lufta? – pyeti Exheri.

Ajseli ngriti supet.

- Ku ta dimë ne?

Sytë e Lejlasë u bënë të menduar.

- Asnjeri nuk e di pse bëhet lufta, - tha ajo, - vetëm sulltani i madh e di.

- Një herë Gjyzela më ka thënë se ajo kishte lexuar në një libër se luftërat bëhen nga shkaku i grave, - tha Ajseli.

- Nga shkaku i grave? – Lejlaja ngriti supet.

- Mbase është vërtet kështu, - tha Ajseli. – Mbase ne gratë, kur lindim djemtë, lindim njëkohësisht edhe luftën.

- Kushedi.

- Mbase njeriu, ngaqë lind midis llahtarës dhe gjakut, ka dëshirë pastaj që gjithë jetën ta kalojë i përgjakur.

- Ku të vete mendja, Ajsel.

- Si do të mbarojë vallë kjo luftë? – pyeti Exheri.

- Ku dihet, - tha Lejlaja. – Si të dojë zoti. Për ne, sido që të mbarojë njëlloj është. Në qoftë se fiton luftën, *ai* do të fitojë më shumë grada dhe pasuri dhe atëherë do të blejë gra të tjera, kështu që ne do të kemi shoqe të reja.

- Ah, sa bukur! – tha Exheri.

- Në qoftë se humbet, atëherë ka për të na shitur edhe ne, kështu që s'dihet ç'na pret. Mund të kemi fat më të mirë, por mundet edhe më të keq.

- Ah, sa bukur! – tha prapë Exheri. – Ma kënda të shitem prapë.

- Sht, marroke, - ia bëri Lejlaja, - do të të dëgjojë ndonjë ditë eunuku.

- Ku është ky Hasani? – tha me ankim leshverdha.

- Më duket se po bëhen gati t'i presin ujin kështjellës, - tha Ajseli. – Dëgjova dje që po bisedonte Hasani me njërin nga rojat.

- Vërtet? Atëherë lufta ka për të marrë fund shpejt, - tha Lejlaja. – Në këtë djegagur kurrkush nuk e duron dot etjen.

- Po si do t'ua presin ujin? – pyeti Exheri.

- Si? Zakonisht kërkojnë ujësjellësin dhe, pasi e gjejnë,



e prishin, - tha Lejlaja.

- Po, - tha Ajseli. – Flisnin për njëfarë ujësjellësi, që nuk po e gjejnë dot.

- Sa mirë që kemi Hasanin, që na sjell nganjëherë lajme se ç'bëhet jashtë.

- Pardje duke ecur midis ushtarëve, Hasanit i kishte zënë veshi se myftiu i ushtrisë, na urren për vdekje ne të katrave.

- Myftiu? Ç'punë ka ai me ne?

- Thonë se ai ka thënë se ne jemi ters këtu.

- Ha, - ia bëri Lejlaja, - prite kur të thonë se ne jemi bërë shkak që nuk po merret fortesa.

- Me siguri që e kanë thënë.

- Uh, aman, sa të ik që këtej, - tha leshverdha e mërzitur.

- Po ty s'të durohet sa të takohesh me Gjyzelën? – pyeti me dinakëri Exheri. Baloshia nuk u përgjigj. Në fytyrën e saj të mërzitur u shpërnda një i kuq i lehtë.

- Mos bëni të tilla mahi se do t'ju dëgjojë Hasani, - tha Ajseli. – Ju kujtohet kur i gjetën duke u puthur Kekikën me atë greken?

- Unë nuk isha atëherë, - tha Exheri. – Si quhet ajo këneta ku i mbytën?

- Avdi Batak. Atje i mbytin zakonisht gratë që shkelin kurorën. Gjithë natën, thonë, dëgjohen kukamat e tyre.

- Që shkelin kurorën... – tha Exheri mendueshëm, - sa fjalë të çuditshme që ka.

- Kurrë s'do ta harroj atë natë, - tha Ajseli.

- Kurse unë kurrë nuk do ta harroj këtë tendë që djeg si furrë, - tha Exheri.

- Mos u anko, ka edhe më keq, - tha Lejlaja.

- E ç'mund të ketë më keq se kjo tendë?

- Ka dhe gjëra më të këqija, - tha Lejlaja. – Mund të sulmojë armiku dhe të na bëjë robinja.

Exherit i ndriti fytyra.
- S'kam qenë ndonjëherë robinjë, - tha.
- Shët, marroke, se do të dëgjojë eunuku.
- Ta kënda të bëhesh robinjë ushtarësh? – tha Lejlaja. – Po i harrove vajzat shqiptare, që sollën para dy javësh akënxhinjtë tanë? Të kujtohet ç'na tregoi Hasani për to? Jetuan vetëm atë natë dhe shumicën mëngjesi i gjeti në gropë.
Exheri uli kryet.
- Hasani i kishte parë, - tha Ajseli. – Atij i kishte dalë gjumi që pa gdhirë dhe kishte dalë përjashta për të marrë ajër të freskët. Kur u fut brenda, u përplas pas një vedre dhe unë u zgjova. E pashë që po dridhej. Ç'ke? I pëshpërita. Ai m'u afrua. Ajsel hanëm, më tha me zë të mekur, i pashë, ishin të gjitha të bardha, krejt të bardha, si këto të linjta.
- I gjori Hasan! Nuk duron dot kur i mundojnë gratë.
Exheri papritur filloi të qajë.
- Mjaft tani, Ajsel, - tha Lejlaja. – Exherit nuk i bën mirë të dëgjojë tregime të tilla.
Një copë herë ato dëgjuan dënesat e vajzës.
- Uh, plasa, - tha leshverdha duke mënjanuar flokët me dorë.
Dy të tjerat po i copëtonin erashkat.
- Hasani më tregoi lemeri të tjera, - pëshpëriti Ajseli te veshi i Lejlasë. – Natën ushtarët kishin dashur të hapnin varret. I ke dëgjuar ata që kanë dëshirë të përdhunojnë gratë e vdekura? Se si e kanë një emër. Pra, natën...
- Shët. Thuaj më mirë ndonjë gjë zbavitëse.
- Më duket se po vjen Hasani, - tha Exheri. – Dëgjova zërin e tij.
Në tendë hyri vërtet eunuku.
- Ku ishe ti Hasan? – e pyetën ato pothuaj në një gojë. – Si na le kështu në këtë saç?



- Po shikoja si kërkonin ujësjellësin, - tha Hasani.
- E gjetën?
- Jo. Po gërmojnë kudo, por nuk i bien dot në gjurmë. Fusha gjithkund nxin nga gropat, po ujësjellësi s'del që s'del.
- Mbase nuk kërkojnë atje ku duhet? – pyeti Lejlaja. Ajo ishte e vetmja që dinte diçka për kërkimin e ujësjellësve, ndonëse në luftën që kishte qenë s'kishte shkuar puna gjer atje.
- Xhenierët kërkojnë në pikat që cakton arkitekt Kauri, - tha eunuku. – Thonë se ai i di të gjitha të fshehtat e tokës dhe të ujërave.
- Hasan, sa llafazan je. Sill ujë shpejt, - thirri leshverdha.
- Tani, tani, - tha Hasani dhe nxitoi jashtë.
Tringëllima e enëve të tij dëgjohej gjer në tendë.
Exheri kishte mbështetur ballin te bërryli.
- Të vjen prapë për të vjellë? – e pyeti Ajseli.
- Po.
- Dukesh, - tha Lejlaja, - u zbehe prapë në fytyrë.
- E di *ai* që ti je shtatzënë?
- Me siguri që i ka thënë Hasani.
- Ata i duan shumë fëmijët që i zënë nëpër luftëra, - tha Lejlaja. Zëri i saj ishte i menduar. Ajo donte të thoshte diçka tjetër, por pastaj, siç duket, ndërroi mendje.
- E pse? – pyeti Exheri.
Lejlaja nuk iu përgjigj.
- Sidomos po të jetë djalë, - vazhdoi ajo.
- E pse i duan shumë fëmijët që zënë nëpër luftëra? – pyeti përsëri Exheri.
Lejlaja uli sytë.
- As unë nuk e kuptoj mirë, - tha. – Ndoshta sepse këta lindin atje ku ka shumë shkatërrime dhe vdekje, dhe kjo gjë, me sa duket, atyre u pëlqen. Apo ndoshta sepse ata, dukeqenë

gjithmonë nëpër luftëra, i kanë shumë hua jetës dhe gëzohen kur i kthejnë asaj, qoftë edhe një thërrime nga gjithë ato që marrin.

- *Ai* është shumë i mërzitur kohët e fundit, - tha Ajseli. – E keni vënë re?

- Po. Nxin vazhdimisht.

- Mua më pëlqejnë burrat që janë të mërzitur, - tha Exheri.

- Kohët e fundit i dhemb veshi i djathtë, - tha Ajseli. – Para një jave, pasi fjeti me mua, papritur vuri dorën te veshi dhe, kur unë e pyeta mos kishte dhimbje, tha se dëgjonte herë pas here një zhurmë brenda kafkës.

- Sigurisht, me gjithë këto luftëra dhe lodërtia si të mos i gjëmojnë veshët? – tha Exheri.

- Sidoqoftë nuk besoj se e ka nga ato, - tha Lejlaja. – Atë e mërzit shumë fati i kësaj lufte që s'po mbaron.

- Edhe kur u shemb guva ishte shumë i mërzitur, - tha Exheri.

- Guva? Sigurisht, - tha Lejlaja. – Madje, më duket, se prej saj i filloi...

Që jashtë u dëgjua tringëllima e vedrave. Ato iu sulën eunukut sapo hyri. Prisni, shtriga, iu thoshte ai.

I futi më në fund të katra në të ndarën e tendës, që shërbente si hamam. Të qeshurat e grave dhe spërkatja e ujit u përzien një copë herë të gjatë.

Të lehtësuara u kthyen pastaj te shtratet e tyre dhe filluan të krihen.

- Hasan, na thuaj tani të rejat, - tha Lejlaja.

Pas banjës ishte koha më e mirë kur Hasani zbrazej. Ai e rrëfente gjithçka, siç i vinte në krye, pa ndonjë renditje apo pëzgjedhje. Në gjithë fushimin nuk flitej veç për gjyqin e ardhshëm të munxadhënësit. Ky paskish qenë dhe shkaktari kryesor i dështimit të sulmit. Paskan ardhur dijës nga



kryeqyteti, nga Pallati i Munxës së madhe, me ca vegla e me ca litarë, për të vërtetuar fajin. Kanë bërë matjet e duhura dhe kanë ardhur në përfundim se munxa që në nisje është nisur gabim, se munxa është si shigjeta, një shmangje e vogël në krye, zmadhohet e zmadhohet sa më larg që shigjeta fluturon. Kështu pra, kur munxa ka arritur te kështjella, ajo sa i ka cikur murin e djathtë, kurse pjesa kryesore ka shkuar kot, domethënë ka ikur larg, gjersa ka ndeshur në ndonjë ahishtë apo kullotë, që me siguri do të thahet pas dy-tre vitesh, po sa para bën, kështjellën as që e dëmton fare.

- Uf, Hasan, na e bëre kryet lëmsh, - tha Exheri.

- Pritni, - tha eunuku. – Se puna qenkish më e thellë se ç'dukej. Në fillim u dyshua se munxadhënësi ka bërë thjesht një gabim, por tani po del që gjithë kjo, s'paskish qenë aq e rastit... Nën torturë, në fillim ndihmësit e tij e pastaj ai vetë, pohuan se gjithçka e kanë bërë me vetëdije të plotë, se janë të lidhur me armiqtë e shtetit, madje pëshpëritet se kanë njerëzit e tyre edhe në këshillin e luftës, por tani për tani kjo gjë nuk thuhet, për t'i vënë, siç duket, tradhtarët në gjumë e për t'i zënë pastaj në grackë, kllap, si miun.

- Hasan, ç'janë këto llahtara që thua, - tha Ajseli. – Na jep më mirë ndonjë pemë ujcake, se na u tha goja.

- Na thuaj ndonjë gjë më zbavitëse, - tha Exheri.

- Zbavitëse? Tërë ushtria nuk flet veç për grindjen e Kurdishxhiut dhe Tunxh Karadumanit për shkak të një djalurçine. Paskan rënë keq të dy në dashuri me të, dhe, për shkak të tij, janë në thikë e në pykë, siç thuhet.

Ato përmbyllën sytë, thuajse njëherësh, me atë brengën e hollë, që shkaktonte diçka e shëmtuar, që ngjante megjithatë me një gjë të bukur, të cilën e kishte mbytur.

Hasani foli një copë herë për gjithfarë çikërrimash, por ato ishin të pavëmendshme, ngaqë gjithsesi nuk ndaheshin dot

nga përfytyrmi i një grindjeje midis dy burrave për shkak të ndonjerës prej tyre. E dinin që edhe sikur ajo të ndodhte, nuk do të ndodhte aspak në një log dyluftimi, me përplasje shpatash, por në treg, për arsye çmimi dhe nën tringëllimin e monedhave.

- Dhe tani mjaft, - tha Hasani. – Pa i ngrini edhe një herë këmbët, se atje në hamam s'ua pashë mirë. Më duket se pëllumbi u ka zënë hijezë dhe për ca ditë do t'ju kthehet në korb. Sidomos ty Lejla dhe ty Ajsel. Bëjuni gati t'jua pastroj.

- Uf, - ia bëri Ajseli. – Kaq shpejt?

- Kam vënë re në se verë kaçubëza rritet më shpejt, - tha Hasani. – Ejani, vajza, shpejt. Ndryshe e pëson Hasani pastaj.

- E ajo, gjithmonë do ta mbajë leshnajën? – tha Exheri, duke treguar me krye baloshen.

Leshverdha e dëgjonte me një buzëqeshje shpotitëse.

- Atë e vendos *ai*, - tha Hasani. – Urdhrat janë urdhra. Juve, pasqyrë. Asaj të mos i preket asnjë qime, siç i thonë. Dhe a e di pse? – shtoi ai me zë të ulët. – Se është leshverdhë. Të gjithë ata mahniten me leshverdhat, që e kanë kaçuben e zezë... Ta kishte të çelët si flokët, do më shihje ti mua. Mirëpo e ka të zezë... Një herë, më kujtohet, kur punoja te një bejlerbe, imzot bleu një leshverdhë, ja si kjo. Mezi ç'priste të binte në shtrat me të dhe, ndërsa po e laja dhe e erëmiroja në hamam, dy-tri herë më thirri që pas derës: se mos ia presësh kaçuben, se e di ti ç'të pret. Mirëpo, pas darke, më thirri prapë. Nxinte i tëri dhe ashtu hundë e buzë më tha: preja si të gjithave. E kuptova në çast shkakun e zhgënjimit: ndryshe nga të tjerat, ajo e kishte leshnajën të çelët si flokët. S'kisha parë furçëz më të bukur. Thua se i kishte rënë sipër një rreze dielli. Dhe ashtu, tek ia prisja, si të kositja trendelinën, me ato pikëlat e farës së tim zot aty-këtu, si pika vese, për besë, më vinte të qaja. E me vete mallkoja tim zot: po pse, i paudhë,



s'e pëlqeve këtë mjaltë e këtë puhizë floriri. Pse të pëlqen i zi e i frikshëm si gremina. Se je vetë korb e greminë, ja pse.

Të shkrehura nga banja ato po koteshin ndërkaq, po kjo s'e pengonte eunukun të vazhdonte të folurën. Madje nga heshtja dëshira i shtohej. Rrëfente ngjarje të hershme, të lidhura me zonjat që kishte patur. Dhe të gjitha i kujtonte veç për të mirë. Kur isha në Smirnë, kisha një zonjë, që s'ia gjeje shoqen. Gojën e kishte mjaltë, për besë, ashtu si llokumen poshtë. Zaten unë nga seksi ua njihja zemrën. Edhe kur zemëroheshin, edhe kur qeshnin, njëlloj fisnike ishin për mua. Duro, eunuk i zi, bir i natës, thoshja me vete. Madje ndjeja një ëndje të turbullt. Mashkullimi ishte aq i egër përreth saqë goditja e tyre më lehtësonte. Bjermëni, o zonja, thoshja, gërrismëni me thonj, lëshomëni pipinë mbi krye, duke u kakarisur. Më dukej se kështu merrnin pakëz hak për veten e tyre.

Ç'e ke këtë brengë, Hasan, më pyesnin nganjëherë. Kështu ishin ato zonja. Edhe në re të kishte një brengë e shquanin. Disa prej tyre prehen tani në varre. Shkoj nganjëherë t'i shoh në varrezën e Vajafushës. Dhe do t'i qaja me zë, po të mos më përgjonin ruajtësit. Sepse bota dhe mashkullimi sa vete po egërsohen. Po ndëshkimi i Zotit po afrohet gjithashtu. Natën fushimi s'fle i qetë. Dëgjohen rënkime, thonë, nga toka. Sidomos të djelën e shkuar, ndaj të gdhirë. Dheu nisi të dridhej, thua se ata do të dilnin vargan e gjithë baltë nga gërmaja, ku u varrosën të gjallë. Pas dyzetë ditëve, duhet të shkojnë edhe dyzetë të tjera. Pastaj duhen dyzetë javë, që toka të gjejë një farë prehje. Se toka çdo gjë e ka më të ngadalshme se njerëzit. Veç pas dyzetë vjetësh do të qetësohet krejt.

*Një diell verbues, si i kthyer befas kundër nesh, na rri mbi krye. Asnjë re mbrojtëse në qiell, asnjë mjegull kurrkund. Duket se të gjithë na kanë braktisur, bashkë me orët e zanat, që as veguesve nuk u shfaqen më. Bjeshkojnë ndoshta kushedi ku. E qielli qysh në ag duket që është pa qiellni.*

*Poshtë në tokë ata po korrin me ngut grurin e pjekur para kohe. Ndritin kosoret e drapërinjtë që larg, egër e kërcënueshëm, si të prisnin njerëz e jo grurë. E ne që e mbollëm atë grurë e që s'paskish qenë e thënë ta korrnim, kemi hidhërim në shpirt. Duket se u njëmendësuan fjalët e Ungjillit te zbulesa e Shën Gjonit: një drapër do të bjerë mbi tokë e do të korrë vetmëveti të lashtat... Pra drapëri, i pambajtur nga duart tona, ra vërtet si në ditën e fundbotës.*

*Fusha rreth kështjellës nxin nga gropat e hullitë e hapura për kërkimin e ujësjellësit. Njeriu që udhëheq kërkimin, një arkitekt me nofkën "I krishteri", është aq i zoti, saqë ndonëse ditën e tretë arriti ta zbulonte ujësjellësin, aty për aty e kuptoi se ai ishte i vjetri, pra i rrejshmi dhe, vazhdoi zhbirimet për gjetjen e tjetrit, të*

*njëmendtit.*

*Or atë s'e di askush, madje as ne vetë. Ne dimë vetëm që një nga punët e para të Gjergj Kastriotit ishte ndërtimi i ujësjellësve të rinj në të gjitha kështjellat. Për mbajtjen e së fshehtës ato u kryen prej të burgosurve. Një vit më parë ata hapën një lesh e li të tillë vrimash e hullish, saqë askush s'mund të kuptonte se cila prej tyre e sillte ujin në kështjellë, e më shumë kishte gjasë që nuk e sillte asnjëra, por një tjetër, e padukshme. Gjithë shpresat ata i kanë vënë tani te gjetja e saj. Ngaqë s'e dimë as vetë nga vjen e si vjen, na duket se askush s'mund ta gjejë. Por "I krishteri" i frikshëm na bëhet në gjumë, ndaj për çdo rast po hapim nën burgjet e kështjellës një pus të ri, për ditë të zeza.*

*U bënë gati dy muaj që jemi të rrethuar. Pamja e tyre na i lodhi sytë. Vërtiten me dhjetëra mijëra, atje poshtë në fushë; një mizëri e pafund, që lëviz e lëviz vazhdimisht. Nga dalin këto hordhi të pafund, si merren vesh dhe si pleksen udhës, ku shkojnëdhe pse? Ata që kanë qenë në viset e tyre, thonë se atje gratë janë shumë të pakta dhe se ato nuk duken gjëkundi. Atëherë kush i pjell? Shkretëtira?*

# KREU I NËNTË

Mevla Çelebiu shikonte me smirë ushtarët, që rrinin shtrirë gjysmë të zhveshur përpara tendave. Vapa të merrte frymën dhe ai do të donte të zhegitej si ata, sikur kjo gjë të mos rrezikonte dinjitetin e tij. E vërteta ishte që pothuajse kurrkush midis ushtarëve nuk e njihte kronistin, madje me siguri, as që e dinin se midis tyre kishte edhe një historian që përpiqej ta



bënte të pavdekshme këtë luftë. Disa herë, për shkak të veshjes, ata e kishin kujtuar për mjek ose për falltar dhe kronistit kjo i ishte dukur e natyrshme, përderisa shumica e tyre as që e dinin çdo të thoshte fjala "histori".

- Ç'është kjo lodër që bie? – pyeti ai një grumbull ushtarësh.

- Dikujt do t'i presin kokën, - iu përgjigjën.

Ai vuri re se turma njerëzish po drejtoheshin në sheshin ku kryheshin zakonisht dënimet. Ngaqë s'dinte ku të vente, Mevla Çelebiu u drejtua andej. Në mëngjes kishte bërë një shëtitje me këmbë rreth e rrotull. Fusha ishte e bukur, por gropat e hapura kudo për kërkimin e ujësjellësit, ia prishën kënaqësinë e ecjes. Aty-këtu midis barit dukeshin shigjeta të mbetura, siç duket, që pas sulmit të madh. Ai u përkul dhe e mori një shigjetë në dorë. Asnjëherë nuk kishte qëlluar me ndonjë armë dhe iu duk si çudi që një copë dru i thjeshtë, me një hekur të vogël në majë, mund të shkaktonte vdekje.

- Kujt do t'i presin kryet? – pyeti më tutje një ushtar.

Ushtari ngriti supet.

- S'e di, më duket nja dy spiunëve.

Lodra e tubimit binte pa pushim. Diku tutje dëgjohej zëri i kasnecit. Mevla Çelebiu dalloi që larg trupin e gjatë të Siri Selimit, që po afrohej bashkë me një të panjohur.

- Si je, Mevla Çelebi? – i tha mjeku. – Si shkon historia?

Kronisti u përkul me nderim.

- Njihuni, - tha Siri Selimi, duke zgjatur njërën dorë nga kronisti dhe tjetrën nga i panjohuri. – Historiani Mevla Çelebiu.

I panjohuri e pa me mospërfillje.

- Kurse ky është astrologu i ri, që porsa ka mbërritur nga Edreneja.

Mevla Çelebiu vështroi astrologun me atë kureshtje që do të shihte këdo që vinte nga kryeqyteti.

- Ç'kemi andej nga Edreneja, - pyeti ai me butësi, duke bërë sikur nuk e vuri re mospërfilljen e tjetrit.

- Asgjë, - tha astrologu, - vapë.

Mevla Çelebiu e kuptoi se yllfolësi nuk kishte dëshirë të fliste. Trupi i astrologut të parë, që i përhiej tani veç i përzier me baltë e gurishte, ia hoqi Çelebiut çdo zemërim të mundshëm. Me këtë ngrefosje që ka, ky do të përfundojë si i pari, mendoi.

- Përse mblidhen këtu njerëzit? – pyeti Siri Selimi.

- Më duket se do të ngrihen nja dy spiunë, - tha Çelebiu.

- Spiunë? – pyeti një jeniçer që kaloi pranë. – Vërtet?

- E ç'kanë spiunuar? – pyeti mjeku dhe u nis të ecte në atë drejtim ku binte lodra. Ata i shkuan pas.

- S'e di, - tha kronisti.

- E di unë, - tha një dervish, që ecte përbri. – Janë dy spiunë, që donin të vidhnin të fshehtën e topave të mëdhenj.

Midis turmës, kronisti pa Sadedinin, që po e shtynin nga të gjitha anët. E kishte parë disa herë të vërtitej verbazi me shkop në dorë nëpër fushim, por nuk i kishte folur ngaqë s'dinte ç't'i thoshte. Tani që e pa si lëkundej trupi tij i gjatë, i pikoi në zemër.

- E sheh atë të verbrin atje, atë që po e shtyjnë nga të gjitha anët? – i tha Siri Selimit. – Është poeti Sadedin. U verbua gjatë sulmit dhe tani vërtitet ashtu i pasy nëpër log.

Astrologu edhe këtë herë nuk tregoi as vëmendjen më të vogël për ato që tha Mevla Çelebiu. Madje nuk ktheu as kryet të shihte.

- Po shkoj ta marr, - tha kronisti. – Nuk duroj dot që ta shtyjnë si rreckë.

- Përse nuk kthehet në Turqi, tani që u verbua? – tha Siri Selimi.

- Ai po shkruan një poemë të madhe për luftën, - tha



kronisti. – Kështu që do të jetë këtu kur të pushtohet kështjella.

- Aha. Qenka i çuditshëm. Thirre të vijë.

Mevla Çelebiu u nis drejt Sadedinit. Pas pak, erdhi bashkë me të.

- Dëgjohen kudo këmbë ushtarësh, - tha i verbri me zërin e tij të kumbueshëm. – Kjo zhurmë më kënaq.

Astrologu e vështroi me mospërfillje.

- Në Greqinë e vjetër, shumë shekuj më parë, ishte një poet i verbër si ti, - tha Siri Selimi.

Sadedini ktheu gropat e syve në drejtim të mjekut.

- Atë e quanin Homer dhe shkroi një poemë të madhe për një kështjellë që quhej Trojë dhe që u bë hi prej grekërve, - vazhdoi mjeku. – Në një fjalim të tij para dy muajsh, princi Mehmet, sulltani ynë i ardhshëm, tha se Zoti i ka caktuar turqit të hakmerren për Trojën.

- Unë s'i di këto, - tha i verbri. – Mua më quajnë Sadedin. Më parë më thërrisnin Sadedin Bilbili, një emër që s'më ka pëlqyer kurrë.

- Ty të pëlqente emri Sarperkan Tok Kelleç Ollgunsoj, - ndërhyri kronisti.

- Atë emër s'e mbajta dot, - tha Sadedini. – Kjo luftë nga Sadedin Bilbili më ktheu në Sadedin Qorri. Kështu më thërresin tani të gjithë.

Ai vuri dorën mbi ballë, si të shkulte që andej një gjë që e pengonte apo i kallte tmerr. Kur e ngriti prapë dorën, kronistit iu duk se kishte në atë lëvizje diçka fatale.

- Dëgjoj këmbë ushtarësh, - tha prapë ai, duke ndërruar bisedën. – Ne lëvizim si nata. Askush nuk e ndalon dot natën. Dhe gjysmë hënën që del midis saj. Toka e zhveshur dridhet nën këmbët tona.

Siri Selimi buzëqeshi.

- Ti më pëlqen, - i tha. Sadedini nuk u përgjigj.

- Gjaku turk do të spërkatë pluhurin e tre kontinenteve, - vazhdoi ai. – Është thënë që ky gjak të mos rrjedhë nëpër dej, por të derdhet përjashta, nëpër krojet e plagëve, gjersa të mbytë dheun.

Siri Selimi u vrenjt.

- Gjak dynjaja, - tha me zë të ngjirur Sadedini, - gjak i bukur turk.

Duke u mbajtur te shkopi, pa u përfalur fare me ta, i verbri iku papritur dhe për një kohë të gjatë Mevla Çelebiu ndoqi me sy trupin e tij, që e shtynin nga të gjitha anët.

- Do të vonojë vallë kokëprerja? – pyeti mjeku.

- Nuk besoj, - tha Çelebiu. – Pashë çaushbashin që kaloi pak më parë.

Në këtë kohë përpara tyre një grup oficerësh u takuan gjithë zhurmë me një shokun e tyre, që, siç duket, kish ardhur nga larg. Mevla Çelebiu i vuri veshin bisedës së tyre gazmore.

- Po ç'kemi andej nga kryeqyteti? – pyetën ata të dy-tri herë rresht.

- Ç'të kemi? – përgjigjej i porsaardhuri. – Lufta është bërë bisedë e ditës. Kudo flitet për të, mblidhen ndihma, shkruhen vjersha. Hanëmet ëndërrojnë për heronjtë.

- Mos u tall. Na trego, vërtet, ç'thuhet andej.

- Nuk tallem, - tha oficeri. – Gjithë kryeqyteti vetëm një gjë ka në gojë, luftën. E patë Skënderbeun? pyesin porsa marrin vesh që je kthyer nga Shqipëria. Nuk e dinë ata se po e pe një herë Skënderbeun nuk e sheh më këtë botë.

Të tjerët qeshën.

- Ja dhe kryeveqilharxhi me Saruxhanë, - tha mjeku. – Më duket se po venë në mbledhje.

Dy dinjitarët përshëndetën që larg, por Siri Selimi ua bëri me dorë.



- Do të ketë një prerje koke. Ejani ta shikoni.

- Kush dënohet?

- Thonë se janë dy spiunë, që donin të vidhnin të fshehtën e topave të tu, - tha mjeku. – Vërtet ti nuk di gjë?

- S'di gjë, - tha Saruxhai me zë të ngjirur. – Ç'janë këta spiunë?

- E çuditshme.

- Kush është ky tjetri? – pyeti me zë të ulët kryeveqilharxhi.

Kryeveqilharxhi e vështroi gjithë përçmim.

- Vërtet nuk di gjë? – pyeti prapë Siri Selimi.

- Të thashë një herë, s'di asgjë, - tha Saruxhai.

- Të është ngjirur zëri. Mos je ftohur? – pyeti mjeku.

- Ashtu më duket.

Midis turmës u dëgjuan zëra: "Po i sjellin!", "Po i sjellin!". Ushtarët ngriheshin mbi majat e këmbëve për të parë. Aty-këtu dëgjoheshin thirrjet: "Vdekje spiunëve!"

Në një treme të sapongritur, rojat hoqën rrëshqanthi dy njerëz të lidhur. Pas tyre u ngjit xhelati. Të lidhurit ishin pothuaj lakuriq dhe në trupat e tyre dukeshin që larg shenjat e torturave.

Kryeveqilharxhi i kundronte me vëmendje.

- Se ku i kam parë këto fytyra, - tha.

- Po këta janë ata dy ushtarët kureshtarë që i kemi parë disa herë pranë punishtes së topave, - tha kronisti. – Ja njëri me flokë të kuq. Nuk ju kujtohen?

- Po, - tha Saruxhai. – Ata janë.

Grumbulli i njerëzve, që ishin pranë tyre, zgjatën kryet të dëgjonin ndonjë sqarim.

- Prandaj vinin çdo ditë dhe vështronin topat, - tha Mevla Çelebiu. – Pushtët! Kurse neve na dukeshin si djem të mirë, që i ngjashnjente shkenca.

Xhelati me ndihmësin e tij po u lidhnin sytë të dënuarve.
- Nuk është ashtu, - tha Saruxhai. – Njëzet vjet më parë edhe unë, ashtu si ata të dy, vështroja që prapa gardhit të punishtes, Saruhanlliun e madh që derdhte topat e tij. Ata janë spiunë sot, aq sa isha edhe unë spiun njëzet vjet më parë.
Kronisti mbeti me gojë hapur.
- Atëherë?
- Ata të dy i ka marrë më qafë kureshtja për shkencën, - tha Saruxhai. – Natyrisht unë mund t'i shpëtoja të dy, por sot mua më dhemb fyti.
Lodra e mbledhjes së njerëzve pushoi.
- Ç'më shqyeni sytë? – tha Saruxhai me zë krejt të ngjirur. – Nuk e shihni si më është zënë fyti? Të shpëtosh dy njerëz nga vdekja duhet, së paku, të flasësh një copë herë me zë të lartë.
- Kjo është e vërtetë, - tha kryeveqilharxhi. – Me shëndetin tënd është lidhur jeta e mijëra ushtarëve dhe ti ke për detyrë ta ruash atë.
Të dënuarve iu vunë kryet mbi trung.
- Ja dhe arkitekti, - tha Siri Selimi. – Si përherë me ngut, si era me shi.
Arkitekt Kauri po çante vërtet me një shpejtësi të pabesueshme midis turmës.
- Më duket se po vonohemi për mbledhje, - tha kryeveqilharxhi.
Ata u përshëndetën dhe kthyen krahët për të ikur, në kohën kur xhelati e goditi për herë të parë me sëpatë njërin nga të dënuarit. Turma u trand me një murmuritje të fuqishme.
- Shpejtojnë për mbledhje, - tha Siri Selimi i menduar. – Më duket se së shpejti do të më thërresin edhe mua atje.
Mevla Çelebiu nuk guxoi të kërkonte ndonjë sqarim.
Xhelati ngriti sëpatën për herë të dytë. Turma gjëmoi



përsëri.
- Do të më thërresin patjetër, - tha Siri Selimi pothuaj me zë të lartë dhe fytyra iu skuq papritur. Kronisti u tremb. Nuk dinte si ishte më mirë të vepronte: të tregonte vëmendjen e nevojshme, që lypte mirësjellja për fjalët e pakuptueshme të mjekut, apo të bënte sikur nuk i kishte dëgjuar. Siri Selimi, megjithëse nuk ishte në rangun e kryeveqilharxhit dhe të Saruxhait, prapëseprapë hynte në grupin e njerëzve të fuqishëm dhe Mevla Çelebiu mallkoi orën që iu gjend pranë, në një çast kaq të turbullt.
- Hë, hë, - ia bëri Siri Selimi me vete dhe qeshi në mënyrë të frikshme. Mevla Çelebiut i ngriu gjaku fare. Ai ktheu sytë nga astrologu, por ky i fundit, krejt mospërfillës, vështronte tjetërkund.
Ndërkaq kryeveqilharxhi me Saruxhanë po i afroheshin shatorres së kryekomandantit. Përpara tyre, arkitekt Kauri u fut pothuajse me vrap.
- Duket sikur ka luajtur, - tha Saruxhai.
- Ka hak, - tha kryeveqilharxhi, - i zien koka. Shembja e llagëmit desh e mori në qafë.
- Thua se do të dështojë edhe në gjetjen e ujësjellësit?
- Kam frikë se po.
- Ti je më mirë nga të gjithë, - tha Saruxhai. – Ti s'ke kurrë halle të forta si ne të tjerët.
Kryeveqilharxhi buzëqeshi.
- Ashtu duket, - tha qetësisht. – I ke bërë ndonjë herë pyetje vetes, përse ka dy ditë që mijëra ushtarë po korrin grurin e fundit me ngut?
- Vërtet, - tha Saruxhai, - desha të të pyesja më parë, por më doli nga mendja. Si është puna?
- Po të them një të fshehtë, që gjer tani e dinë, përveç meje, vetëm kryekomandanti dhe allajbeu.

Saruxhai u kollit, siç bënte përherë përpara një tronditjeje.

- Skënderbeu ka goditur dhe ka shkatërruar karvanet e venedikasve, që po na sillnin ushqimet.

- Ka goditur karvanet e venedikasve? Domethënë...

- Është njëlloj si t'i ketë shpallur luftë Venedikut, - tha kryeveqilharxhi.

Saruxhai qëndroi në vend.

- Paske luajtur mendsh.

- Ashtu them dhe unë, - tha kryeveqilharxhi. – Vetëm se s'duhet harruar që ky është dëshpërimi i luanit.

- Dëshpërim apo çmenduri luani, mua më duket e njëjta gjë, - tha Saruxhai. – Veç kësaj, të sulmosh drithin ose rrëshiqet me vaj, s'më duket dhe aq heroike.

Kryeveqilharxhi qeshi me zë. Ai tundi kryet, thua se e qeshura nuk i shqitej kollaj.

- Kurse mua më duket e kundërta. Një gjeneral që sulmon karvanet e ushqimeve, përpara se të të sulej ty, është një ushtarak i madh.

- Më duket se jemi vonë, - tha Saruxhai.

Ata u futën në shatorre njëri pas tjetrit, duke u përkulur pak te hyrja. Këshilli i luftës ishte mbledhur krejt. Vetëm vendi i pashait ishte i zbrazët. Disa nga mbledhtarët kuvendonin me zë të ulët me ata që kishin përbri. Shumica gjerbnin në heshtje sherbetin me të cilin u mbushte gotat vazhdimisht një çaush, që endej si hije midis tyre, me një poç në duar. Herë pas here vështronin me bisht të syrit arkitekt Kaurin. Por fytyra krejtësisht e pajetë e arkitektit nuk ua jepte atë kënaqësi, që shijohej në një rast të tillë, kur krejt zymtia e një mbledhjeje rëndonte mbi supet e një njeriu dhe kur të tjerët, duke hetuar ankthin e orëziut, bekonin fatin që nuk ishin në vendin e tij dhe ndienin gëzim për këtë gjë. Fytyra e arkitektit ishte shpërfillëse si gjithmonë dhe kjo, ngaqë iu hiqte atyre një gëzim



për të cilin mendonin se kishin të drejtë, i pezmatonte keq, duke i çliruar ndërkaq nga çdo ndjenjë mëshire.

Kur Tursun pashai hyri dhe zuri vendin e tij, në shatorre u bë heshtje e plotë. Dëgjohej veç gërvima e plumbçit të shkresarit, e cila për veshin e tyre, më shumë se në zhurmat, bënte pjesë në heshtjen e botës.

Tursun pashai foli shkurt. Ai tha në fillim se këshilli duhej të vendoste atë ditë mbi fatin e mëtejshëm të luftës. Pastaj foli për ujësjellësin. Të gjitha përpjekjet për ta gjetur kishin dështuar. Shpresat, siç e shihnin të gjithë, po fikeshin çdo ditë. Ai e lavdëroi arkitektin për gjetjen e ujësjellësit të rrejshëm, e sidomos për atë që ai nuk i la të gëzoheshin para kohe për të. Si arkitekt i madh që je, ti na kurseve nga një zhgënjim, domethënë nga një fakteqësi, tha pashai. Ndërkaq ai hodhi poshtë pandehmën e arkitekt Kaurit se ndoshta ujësjellës tjetër nuk kishte. Ti vetë the se ai që zbulove ishte i rrejshëm, e po vetë thua se s'ka tjetër veç tij. Atëherë cila është e vërteta, arkitekt? I rrejshëm apo jo është ujësjellësi? Ty po të flas.

Buzët e arkitektit u vunë aty për aty në lëvizje.

- Ujësjellës vërtet ujësjellës rrejshëm po dhe jo.

Tursun pashai zuri ballin me dorë. Pastaj i bëri shenjë të pushonte. Duke i ngulur sytë e tij të ftohtë e të lodhur i tha që të priste sa të mbaronte ai. Buzët e tjetrit u kyçën. Ndonëse të lëvdova për atë që duhet të lëvdohesh, unë jam i pakënaqur nga ti arkitekt, tha pashai me zë të rëndë. Ashtu siç pritej, madje me një farë vonese dhe pa shumë zell ai përmendi më në fund tunelin. Pa ia hequr sytë, ai tha se, ndërsa për shembjen e llagëmit, mundet që Kauri deri diku të shkarkonte fajin nga vetja, sepse ndoshta shkak për zbulimin e guvës kishin qenë vetë xhenierët, komandanti i të cilëve, Ullug beu, ndjesë pastë, ndodhej tani nën tokë dhe askush nuk mund t'i

kërkonte më llogari, për mosgjetjen e ujësjellësit të vërtetë, faji ishte vetëm i tij dhe ai duhej të përgjigjej përpara këshillit të luftës për këtë gjë. Duke përfunduar, Tursun pashai bëri pandehmën e hidhur se mos ndoshta arkitekt Kaurit për "një arsye ose një tjetër" i qe zbehur zelli për t'u ndërprerë ujët kaurëve. Fajësimi, e sidomos theksimi i fjalës "kaurëve" ishin të tilla, që do ta përmbysnin këdo që do të ishte në vendin e arkitektit. Kur fytyra e këtij të fundit mbeti po aq e patrandur edhe pas kësaj, të gjithë e humbën përfundimisht shpresën se do të shikonin ndonjëherë shprehje mbi atë fytyrë, dhe kjo gjë, përveç pezmatimit, shkaktoi tek ata një frikë të pashpjegueshme.

Tursun pashai mbaroi. Për disa çaste u dëgjuan midis heshtjes së plotë gërvishtjet e shkresarit, që po kthente në shkronja, ato që të gjithë i kishin dëgjuar me veshë. Ata ishin mësuar me këto gërvishtje, të cilat ishin gjithmonë të njëtrajtshme, pavarësisht nëse fjalët që shkruheshin ishin të hidhëta apo plot paqe, thumb akrepi apo puhi. Ata anëtarë të këshillit, që u kishte rënë rasti të merreshin me shkresa, e kuptonin që shkresari bënte një zhurmë më të madhe se ç'duhej me pendën e tij. Po të vihej re shprehja hijerëndë e fytyrës, nuk ishte e vështirë të kuptohej se këto çaste heshtjeje, që prisheshin vetëm nga gërvishtjet e pendës, ishin të vetmet në jetën e tij, kur ai e ndiente veten me njëfarë rëndësie. Pastaj, porsa dikush merrte fjalën, të gjithë harronin se ishte aty.

Arkitekti u ngrit. Ai nisi të fliste si gjithmonë me po ato fjalë të gjymtuara, të renditura në fraza të cungëta, që vinin rresht, pa asnjë largësi midis tyre. Në shtjellën lodhëse të të folurit të tij kishte diçka nga shkretëtira. Kjo ngjashmëri bëhej më e madhe tani që fliste për ujërat. Duke e dëgjuar, ata e ndienin se ky njeri ishte krijuar nergut për të tharë ujëra dhe burime, gjë që ai e kishte bërë shpesh në luftërat e shkuara, ku kishte fituar famë.



Arkitekti foli për kërkimet e tij. Ai shpjegoi përpara këshillit se si kishte hulumtuar gjithçka: spikamën e tokës, pyllëzimin, vendet ku tokat gëlqerore takoheshin me argjiloret, lagështirën e tyre dhe shumë gjëra të tjera. Në bazë të gjithë atyre kishte dhënë urdhër të mihej atje ku duhej, (mih ku duhet mih, jo mih ku nuk duhet mih). Kur pas këtyre zhbirimeve e kishte gjetur gypin, që e kishte gjykuar aty për aty të rrejshëm, (currila e ujit ishte aq e paktë saqë s'mund të gabonte askënd), ai kishte këmbëngulur për zbulimin e ujësjellësit të vërtetë. Kishte dhënë urdhër të shqyrtohej shtrati i lumit pash më pash për të gjetur ndonjë gjurmë të thithjes së ujit. Zhytarët e tij ishin kredhur në lumë në një gjatësi disa miljesh pa pikasur kurrgjë. Pas kësaj e, sidomos pas vënies në torturë të robërve shqiptarë, të cilët gjersa dhanë frymën përsëritën se nuk dinin të kishte tjetër gyp, ai kishte krijuar bindjen se ujësjellësi i zbuluar në krye ishte edhe i vërteti edhe i rrejshmi.

- Ç'janë këto lodra fjalësh? – e ndërpreu myftiu. – Është e dyta herë që e dëgjojmë këtë marrëzi. Si e duron, pashai im, të tallet me ne ky... ky... Si mund që një gyp të jetë njëkohësisht edhe i vërtetë edhe i rremë? Mos vallë edhe gypat e ujit na paskan kipcet e tyre si njerëzit?

- Shpjegohu, - i tha pashai arkitektit.

- Un nuk tall kënd un shpjegoj krejt – u përgjigj arkitekti. Ai tha se ujësjellësi mund të quhej edhe i vërtetë edhe i rrejshëm, meqenëse ishte i braktisur tashmë. Një gyp që tejçon ujë, vazhdoi ai, është një ujësjellës, siç e thotë emri i tij, e ai që nuk sjell më, s'është veç gyp. Keshtjellarët prej këtij gypi merrnin ujë gjer ditën e mbërritjes sonë. Pastaj nga droja se ujësjellësi zbulohej e kanë prishur vetë.

- Ah, ashtu? – thirri myftiu. – E për ç'arsye, arkitekt efendi? Përse shpejtuan të bëjnë një gjë, për të cilën ne do të

na duhej kaq mund? Apo sepse s'donin që të na mundonin?

Disa nga anëtarët e këshillit qeshën. Të tjerët tundën kryet për të treguar se e miratonin pyetjen. Madje një nga sanxhakbejlerët tha: "ma more nga goja".

Arkitekti nuk lëvizi as qepallat. Vetëm goja iu hap për të derdhur si përherë një sasi fjalësh të njëtrajtëshme si rëra.

- Ti pyet çfar shkak nxit ata prish gyp vetë shkak është frikë nga helm.

Ai shpjegoi se qëllonte shpesh që të rrethuarit pasi mbyllnin portat dhe hyrjet, të dukshmet e të fshehtat, tekefundit, prej frikës së helmimit, pasi mbushnin sternat me ujë, e ndërpritnin edhe lidhjen e fundit me jashtësinë, ujësjellësin.

Buzëqeshja tallëse sa vente bëhej zotëruese në fytyrën e myftiut. Të tjerët, gjithë kureshtje po ndiqnin këtë ndeshje ku, për herë të parë, dukej se një nga të dijshmit po thyhej. Fjalën përsëri e kërkoi myftiu.

- Ta zëmë se është ashtu, - tha ai. – Ajo që unë s'arrij të kuptoj dot është se përse ata u ndanë vullnetarisht nga uji tre muaj më parë, kurse mund të ndaheshin vetëm në çastin fatkeq për ta, kur ne ta zbulonim ujësjellësin?

- Skile e vjetër, - i pëshpëriti Saruxhai kryeveqilharxhit.

- Nuk është aq trutharë sa duket, - tha me zë të ulët kryeveqilharxhit.

- Të mos harrojmë, - vazhdoi myftiu, - se një sternë është plot me ujë për herë të fundit, në çastin e prerjes së ujit. Çdo i rrethuar përpiqet që ky çast të vijë sa më vonë, kurse këta të rrethuarit tanë, sipas teje, na qenkan kaq të çmendur saqë, me dorën e tyre, i kanë prerë vetes ujin me të mbërritur ne. Këtë, mendja ime nuk e rrok dot.

- Mendja jote nuk rrok dot pse mendja jote nuk di, - u përgjigj arkitekti.



- Mos fyej dhe përgjigju dy pyetjeve, - e ndërpreu Tursun pashai. E para: ç'ujë përdorin të rrethuarit. E dyta: përse e zhbënë ujësjellësin para kohe.

Plaku Tavxha, Kurdishxhiu dhe disa sanxhakbejlerë qeshën prapë nën buzë. Sytë e Tahankanit u egërsuan. Vështrimi i Kara-Mukbilit mbeti i trishtuar si më parë, kurse Tursun pashai dhe allajbeu vazhduan të rrinin të vrenjtur. Sanxhakbejlerët, duke e parë këtë gjë, i zhdukën përnjëherësh buzëqeshjet nga fytyrat e tyre.

Vështrimet e të gjithëve i ishin ngulur arkitektit. Gërvimat e pendës së shkresarit dukej se i bënin ato edhe më shpuese.

Si përherë goja e tij u hap befas. Pyetjes së parë iu përgjigj shkurt: pas mendimit të tij, të ngujuarit kishin edhe sternën edhe pus natyror. Për pyetjen e dytë tha se shqiptarët e kishin braktisur ujësjellësin para kohe, nga frika se zbulimi i tij nuk bëhej me bujë, siç u bë, por tinëzisht.Ne mund ta mbanim të fshehtë gjetjen me qëllim që nëpërmjet gypave t'u dërgonim helm ose molepsje të frikshme, tha ai. Kështu ai kishte helmuar dhjetë vjet më parë mbrojtësit e Gjyzel-Hisarit dhe një vit më pas, ata të Tash-Hisarit, dhe kështu, nga dymbëdhjetë milje larg, i kishte dërguar kolerën fortesës së Alepit. Ai përmendi emra të tjera kështjellash e qytetesh të rrethuar, të cilët uji, më i mbrapshtë se shpata, i kish përmbysur.

Hutimi po i terratiste njërin pas tjetrit anëtarët e këshillit. Kurrë nuk e kishin menduar se ky mosqims, siç e kishin mahitur midis tyre, për shkak të mungesës së qimeve, të ishte aq i pamposhtur. Shpresa se mund ta vinin në gjunjë ishte venitur dhe ata ndiheshin të kapitur. I lodhur ishte edhe shikimi i Tursun pashait. Ti do të futesh prapë në burg, thoshte ai me vete, dhe prapë do të dalësh si përherë, më i fortë se më parë. Kurse të tjerët s'dihej ç'fat i priste. Ai s'po iu besonte veshëve: arkitekti ishte për sulm të menjëhershëm.

- Të tjerët, - tha Tursun pashai, pa vështruar askënd.

Heshtja që vazhdoi ishte e volitshme për shkresarin që të nxirrte gërvishtje nga më të fortat.

- Unë jam për sulmin, - i pëshpëriti kryeveqilharxhi Saruxhait. – Si thua ti?

Saruxhai ngriti supet.

- Për mua njëlloj është.

- Është koha për sulm, - tha kryeveqilharxhi. Gjatë gjithë kohës së mbledhjes atij i rrinte mendja në një pikë: te shkatërrimi i karvanëve.

Ai e kërkoi fjalën i pari. Si gjithmonë, me fjalë të zgjedhura dhe të lidhura bukur, ai bëri një hyrje të shkurtër rreth zgjatjes jashtë mase të këtij rrethimi dhe rreth plogështisë, që shkaktonte kjo në gjendjen shpirtërore të ushtarëve. Pastaj ai shfaqi mendimin e tij. Ai ishte në një mendje me arkitektin për sulm.

- Kam marrë vesh se mbërriti nga kryeqyteti astrologu i ri, - tha njëri nga sanxhakbejlerët.

- Është e vërtetë, - tha Tursun pashai. – Të thirret astrologu.

Një kasnec u nis me ngut për të gjetur astrologun.

- Meqenëse nuk kam ndonjë nderim për yllfolsit, unë po e jap mendimin tim përpara se të vijë astrologu, - tha Saruxhai. – Jam për sulm.

Rruzaret në duart e tyre shkoqiteshin përherë e më ngadalshëm. Më kot iu ngulnin sytë njëri-tjetrit për të kuptuar se ç'ishte kjo çudi, që po ndodhte në këshillin e luftës. Të dijshmit, ata ishin quajtur prej tyre zonjëza kryeqyteti, bythëpambukë, të pazell e të pagjak, befas qenkërkëshin bërë skifterë.

Astrologu hyri. Bëri një përkulje të thellë dhe zuri vendin që i treguan. Tursun pashai i tha diçka allajbeut, që e kishte



përbri.

- Këshilli i luftës dëshiron të dijë ç'shenja japin yjtë, - pyeti allajbeu. – A je gati të përgjigjesh?

- Gati jam.

- Atëherë përgjigju: ç'shenja japin yjtë për një sulm të dytë?

Astrologu nuk e vonoi përgjigjen.

- Shenja jo të mira, - tha. – Tani për tani skajimi i tyre është i pambarë për sulm.

Anëtarët e këshillit pëshpëritën me njëri-tjetrin.

- Ky qenka më finok se ai i pari, - i tha Saruxhai kryeveqilharxhit.

Kryeveqilharxhi shtrëngoi dhëmbët.

- Këta kryetula janë vetëm për të prishur punë, - murmuriti.

- Ai e di se kështu nuk rrezikon asgjë, - tha Saruxhai. – Kurse në rast të kundërt, mund të përfundonte në hapjen e guvave, si i pari.

Njëri pas tjetrit anëtarët e këshillit po jepnin mendimin e tyre. Në të vërtetë ata nuk kishin qenë asnjëherë në një mëdyshje kaq të vështirë. Kjo vinte sepse gjithsesi nuk arrinin ta kapnin këtë ndërrim të pllakës të krahanës së teknikëve. Pas fjalës së myftiut, gjendja u ndërlikua edhe më keq. Kishte mjaftuar këmbëngulja e të dijshmëve që ai të stepej për sulmin, por kur astrologu u shpall kundër, ai pa u mëdyshur tha gjithashtu: "jo". Sanxhakbejlerët që i shkonin pas u bashkuan me të. Të çoroditur prej kësaj kryeteposhtje të gjërave, plaku Tavxha me Kurdishxhiun, në kundërshtim me qëndrimin e tyre të zakonshëm, këtë herë s'tregonin kurrfarë zjarrmie luftarake. Tahankai, ndonëse i shkrepëtinin sytë kundër teknikëve, u bashkua me ta, përderisa ishte fjala për mësymje.

- Kara-Mukbil, - tha Tursun pashai, - ti ç'mendon?

- S'di ç'të them, - u përgjigj Kara-Mukbili. – Sytë e tij të trishtuar hetonin fytyrat e dijetarëve për të kapur arsyen e vërtetë të asaj që po ndodhte. Kjo mbrapështi i ngjallte atij frikë më fort se muret e kështjellës. – S'di ç'të them, - përsëriti.

- Po sikur të provojmë edhe një herë fatin me ujësjellësin? – tha plaku Tavxha.

Ata s'po iu besonin veshëve. Askush s'do të besonte që agai i tmerrshëm i jeniçerëve, ai që dukej se kishte ardhur në këtë jetë vetëm për luftë e gjak, do të fliste për gypa e prerje ujërash. Ai e ndjeu se heshtja, e thellë si një gropore, e shkaktuar prej fjalëve të tij, s'mund të mbushej veçse prej tij. Një copë herë fërkoi ballin me dorën e shkurtër gjithë nyje.

- Shumë vjet më parë, nuk më kujtohet sa, kur ne kishim rrethuar Hapsanë-Kalanë, ia gjetëm ujin, në një mënyrë të çuditshme, - tha ai. – Ne nuk përdorëm as letra, as vizatime të mallkuara, por një kalë.

- Një kalë? – pyeti allajbeu.

- Një spahi plak na tregoi ç'të bënim, - vazhdoi Tavxhai. – Mënyra ishte e thjeshtë. Morëm një kalë, e ushqyem mirë dhe nuk i dhamë ujë për disa ditë rresht. Pastaj e lëshuam rrotull fortesës. Kali, i tërbuar nga etja, mund të zbulojë edhe pikën e fundit të lagështirës në tokën e thatë. Të jeni të sigurtë se ai e bën këtë gjë, më mirë se çdo arkitekt.

Myftiu dhe dy-tre sanxhakbejlerë qeshën. Tursun pashai bëri shenjë për qetësi.

- Kështu e gjetëm në ujësjellësin e Hapsan-Kalasë, - tha Tavxhai. – Përse të mos e provojmë edhe këtu?

Për një kohë të gjatë ata u morën me parashtrimin e Tavxhait, në fillim me njëfarë mosbesimi, pastaj gjithmonë e më bindshëm.

- Që kali është në gjendje të zbulojë burimet e fshehura, sidomos kur ka etje, këtë gjë e di nga përvoja e tij çdo akënxhi,



- tha Kurdishxhiu, - por që të zbulojë ujësjellsat e fshehur, s'e kam dëgjuar kurrë.

- Ishim me mijëra në Hapsan-Kala, që e pamë me sytë tanë, - tha Tavxhai.

- Ju mund të ishit me mijëra, por mua s'më mbushet mendja, - tha Kurdishxhiu.

Allajbeu pyeti me zë të lartë arkitekt Kaurin se a ka mundësi që ujësjellësi, gjatë udhës së tij nën tokë, të përçojë aq lagështirë sa ç'është e mjaftueshme për të ndjellë një kalë të etur. Arkitekti u përgjigj se ai nuk ishte marrë kurrë me kuaj dhe nuk dinte asgjë për natyrën e tyre, por, për sa i përkiste lagështirës, që mund të lëshonte një ujësjellës, kjo varej nga përbërja e gypave. Ai shpjegoi se, në qoftë se gypat ishin prej balte të pjekur, siç janë zakonisht shumica e ujësjellësve, atëherë kishte mundësi që të djersinin lagështirë, por në rast se ujësjellësi ishte prej plumbi, djersitja përjashtohej.

Gjer në fund të mbledhjes ata u morën vetëm me këtë gjë. Kur mbledhja mbaroi, ishte ngrysur. Dolën njëri pas tjetrit nga shatorrja dhe u larguan dy nga dy ose tre nga tre, përveç arkitektit, që iku, si përherë, i vetëm, me rojen prapa, si me hijen e vet.

Një njeri tepër i gjatë, i mënjanuar disi, i ndiqte me sy që larg. Ishte Siri Selimi.

*Është dita e tretë që ata po bëjnë diçka krejtësisht të pakuptueshme për ne. Mijëra ushtarë gjysmë të zhveshur, nën diellin përvëlues, po ngrenë një gardh të madh, rreth e rrotull kështjellës. Është e pamundur ta marrësh me mend se ç'është kjo thurimë.*

*I kanë lënë të gjitha punët e tjera: ngritjen e pirgjeve me rrota, shkallët trifaqëshe në formë piramide, madje vetë kërkimin e ujësjellësit, dhe po merren si të çmendur me një gardh.*

*Ka dy ditë që e vrasim mendjen të gjejmë se ç'kuptim ka kjo pahi: frika se mos duke përfituar nga terri, lajmësit tanë nisen për diku? Një pengesë në rast mësymjeje tonë të beftë? Thurima është kaq e rëndomtë saqë as lajmësit, e aq më pak mësymësit nuk mund t'i pengojë. Atëherë ç'është: punë bestyde, nga ato që neve s'ua kuptojmë dot: namatisje, munxë, rrethojë për magji? Apo tallje me ne, aq më tepër që gardhi iu ngjan pahive të vathës, pra ne, si të thuash, jemi si berrat në vathë, na pret, si të thuash, po ai fat, e kështu me radhë. Prej kohësh ne jemi bërë dyshimtarë për gjithçka, madje nganjëherë edhe për njëri-tjetrin. Më kot fretërit tanë na grishin të mos mëkatnojmë*

*kështu e na kujtojnë thesin e përhimë të pendesës. Njerëzit ngucen për asgjë dhe kundër gjithçkaje. Dje konti Vrana, Vranakonti, siç e thërresim midis nesh komandantin, futi në burg vëllezërit Prelaj, për mosbindje. Gjithçka nisi nga një kotni: Gjon Prela, po thoshte se diellin e kemi patur përherë kundër e se jo më kot të gjitha këngët e krahinës së tij fillonin me fjalët: shumë po shndrit njai diell e pak po nxeh, e dikush iu përgjigj: a po ta ka ënda hënën osmane, e kështu fjalë pas fjale, duart shkuan në shpatë.*

*Në të vërtetë ka shumë që mendojnë se fatin e kemi kundër.*

## *KREU I DHJETË*

Në mesditë, ndonëse dielli përvëlonte, turma të mëdha ushtarësh po dyndeshin drejt gardhit të madh, për të parë atë që do të ndodhte. Gardhi qe ngritur aq me ngut, saqë shumicës së ushtarëve nuk u kishte rënë rasti ta shihnin. Tani që ata afroheshin dhe e shikonin për herë të parë, mbeteshin pak të zhgënjyer. Ishte një gardhim pothuaj i rëndomtë, pak më i lartë se të zakonshmit. Megjithatë ushtarët shpresonin se do të kishin parë një zbavitje të madhe. Vërtet thurima ishte e thjeshtë por, me sa thoshin, ajo që do të ndodhte do të ishte krejtësisht befasuese. Ato dy-tri ditë, sidomos në mëngjesin e ditës së fundit, midis ushtarëve u hapën shumë fjalë. Megjithatë askush nuk e dinte të vërtetën, përse u ngrit ky gardh dhe ç'do të ndodhte në shkretaninë midis tij dhe mureve të kështjellës. Disa thoshin se kjo gjë kishte lidhje me gjetjen e ujësjellësit, por as ata vetë nuk ishn në gjendje të shpjegonin



se ç'lidhje mund të kishte një gardh me gypat e fshehura thellë nën tokë të një ujësjellësi. Të tjerët thoshin se do të bëhej një magji e madhe dhe pahia, e spërkatur me ujë dhe lutje të shenjta do ta kufizonte veprimin e magjisë në hapësirën e rrethuar prej saj. Të tjerët thoshnin gjëra të tjera, sipas përrallave dhe këngëve të viseve nga kishin ardhur, ose të viseve ku kishin shërbyer për një kohë të gjatë.

Të gjithë u bindën se prapa thurimës do të ndodhte vërtet diçka e rëndësishme, kur panë një grumbull oficerësh të lartë që po vinin nga qendra e fushimit dhe sidomos kur prapa ushtarëve xhebelu, panë rojen e kryekomandantit dhe pastaj vetë Tursun pashanë. Ai zuri vend në tremen e ulët, prej nga kishte ndjekur mësymjen e parë. Prapa pashait qëndruan me radhë allajbeu, plaku tavxha, myftiu, kryeveqilharxhi, kryemekaniku Saruxha, Kurdishxhiu, Kara-Mukbili, arkitekt Kauri, Tahankai dhe anëtarë të tjerë të këshillit të luftës. Përbri tyre, më tutje rrinin sanxhakbejlerët, komandantët e ushtarëve të vdekjes e të dallkëllëçëve, imamët, kadiasqeri, Siri Selimi, astrologu, komandanti i porsaemëruar i xhenierëve, ndihmësi i Saruxhait, kryetopçiu, komandanti i logut, ëndërrshkoqitësi i parë, mbajtësi i vulës, Kapduk agai e të tjerë. Edhe më tutje, në një grumbull pak më të çrregullt e më të dendur rrinin shkresarë të ndryshëm, mjekë, hoxhallarë, spahinj, teknikë të vjetër dhe oficerë gradash të ndryshme. Mevla Çelebiu ishte në këtë grumbullin e fundit dhe, ndërsa kthente vazhdimisht kryet nga ajo anë ku ngrihej mbi supet e të tjerëve koka e Siri Selimit, vriste mendjen se a do të bënte mirë sikur të shkonte edhe ai atje, apo mos ndoshta kjo gjë do të binte në sy për të keq. Kronisti i trembej shumë smirës së zyrtarëve të vegjël. Kujtimi i saj ia kishte helmuar disa herë çastet e lumtura të shëtitjeve të tij me kryeveqilharxhin dhe Saruxhanë, ndaj vendosi të mos bënte asnjë hap më tej nga këndi që kish zënë.

Ndërkaq turma e topitur nga dielli u gjallërua. U ndien zëra, fjalë, një shqetësim i shoqëruar nga lëvizje dhe ngritje mbi majë të gishtave. Fjalët "një kalë", "kalë i bardhë", "kalë", u përsëritën me dhjetra herë. "Pse është i bardhë?" pyeste dikush me këmbëngulje. Një zë përgjigjej se kali ishte i shenjtë. Një copë herë fjala "i shenjtë" duke kaluar gojë më gojë zotëroi mbi fjalën "kalë". Ndërkaq një hingëllimë e ndërprerë tregoi se ajo që do të ndodhte kishte lidhje vërtet me një kalë. Nuk kaluan shumë çaste dhe pothuaj të gjithë panë kalin tek ngarendte, fare i vetëm, përtej thurimës. Ishte i bardhë. Askush nuk kishte hipur mbi të dhe askush nuk e ndiqte. Kali vrapoi një copë herë me trokth të çrregullt, pastaj qëndroi, shkrofëtiu, rrahu tokën me potkonj, ngriti krifën, hundëroi, sikur të kërkonte në erë diçka të padukshme dhe u sul drejt lumit.

- Ai kërkon ujin. E shikoni si kërkon ujin?
- Ka etje. Duket që larg.
- E kanë lënë disa ditë pa ujë.
- Me siguri i kanë dhënë elb dhe kripë.

Kali lëshoi prapë një hingëllimë. Ankuese dhe madhështore, ajo u bë njësh me hapësirën. Ia pate shkumën në gojë? thoshte dikush. Thonë se do ta gjejë ujësjellësin.

Kali qëndroi përpara gardhit dhe thundroi tokën fort. Tani të gjithë vunë re se në anën e lumit, gardhi ishte bërë më i dendur dhe më i lartë. Kali eci me galop përbri gardhit, duke kërkuar, siç duket, një dalje. Kur e pa që nuk kishte të tillë, ai u kthye dhe vrapoi nëpër truallin e shkretë.

- I gjori kalë! Do ta gjejë vallë ujësjellësin?

- Do ta gjejë se s'bën. Kuajtë s'kanë perde në sy, si ne. Ata shohin ato gjëra, që ne s'i shohim dot. Të vdekurit nën tokë për shembull, ata i shohim siç shihemi unë e ti. Të ka shkuar mendja, për shembull, përse kali nuk kapërcen kurrë mbi një truall, poshtë të cilit ka një kufomë? Sepse e sheh



kufomën, toka s'e pengon dot. Kështu do ta shohë edhe ujësjellësin, sado i fshehur të jetë.

- Përnjëmend ke të drejtë.

Kali u ndal në dy-tri vende, e zhguriti tokën e thatë me potkonj, shkrofëtiu dhe eci përsëri lingthi, këtë herë përskaj mureve të kështjellës.

- Shënoni çdo pikë ku ndalet, - dha urdhër dikush, prapa shpinës së pashait.

Kur arriti gjer në rrëzën e mureve, kali uli kryet në vrap e sipër, i mori erë tokës, pastaj vazhdoi të ngarendte përbri, ndërsa shkumba i binte zhargë nga mëgojëza.

- Gjarpri është më i sigurtë për të gjetur ujin, - i tha Tavxhai, midis heshtjes, Tursun pashait. – Në Hapsan-Kala ne deshëm të përdornim gjarprin, por hoqëm dorë, sepse përveç që nuk e detyronim dot të kërkonte në atë vend ku donim, kishim frikë se na zhdukej në ndonjë vrimë.

Tursun pashai nuk dëgjonte. Përpiqej të mos i shpëtonte asnjë lëvizje e kafshës. Në sytë e tij të mjegulluar nga lodhja, kali bëhej përherë e më i bardhë e më i ajërt. Ishte kaq i fort i përqendruar, saqë, pas ca kohe, ndjeu një lodhje në gjunjët dhe në qafë, sikur të ishte ai, që ngarendte me galop dhe sikur të ishte ai, që ulte kryet herë pas here për të gjurmuar lagështirën në tokën e zharitur. Madje pati një çast kur iu duk se në buzët e tij kishte shkumë dhe ngriti dorën për ta fshirë.

Ndërkaq, mbi muret e larta filluan të dilnin njëri pas tjetrit kështjellarët.

Kali vazhdonte rendjen përherë e më me tërbim. Ishte hera e katërt që po kthehej mbrapsht nga buza e greminës, ku vrapin e tij e kishte sprapsur gardhi.

Tani nga shkaku i përqendrimit të vëmendjes së njerëzve (pjesa më e madhe e ushtarëve e kishte marrë vesh ndërkaq qëllimin e vërtitjes së kalit dhe këtë vërtitje secili e kishte lidhur

deri diku me fatin e përfundimit të luftës, pra me fatin e vet), prapa thurimës, po vendosej një farë qetësie. Dalngadalë, zhurmës së mëparshme po i zinte vendin një pëshpërimë e ulët, ndonëse mjaft e fuqishme, përderisa dilte nga mijëra burra. Ajo herë kthehej në gulçimë të mbytur e herë në frymëmarrje të rëndë, përmes së cilës zhurma e thundrave të kalit dëgjohej gjithmonë e më shkretueshëm.

Siri Selimi i bëri shenjë me krye kronistit që të afrohej.

- Grekët e vjetër e morën Trojën me ndihmën e një kali të drurtë, - i tha duke afruar kokën te supi i tij. – Sadedini i tyre, që e kishte emrin Homer, e tregon këtë në një libër të tij. – Ne, me sa duket, do ta marrim këtë kështjellë me ndihmën e një kali të gjallë. Ai qeshi. – Vërtet që kohërat ndryshojnë, - vazhdoi. – Veç poetët janë gjithmonë të verbër. Me që ra fjala, ku është miku yt?

Kronisti ngriti supet për të thënë se nuk e dinte.

- Do ta gjejë vallë? – pyeti dikush për të dhjetën herë.
- Sikur s'më besohet.
- Kali po lodhet. Kam frikë se do të rrëzohet përdhe.
- Shiko, mbi muret kanë dalë vajzat e tyre.
- Vajzat? Vërtet? Ku?
- Ja, një grumbull, në të djathtë të pirgut të dytë.
- Ja dhe dy të tjera pak më tutje.
- Ah, po, i shoh.
- Çudi!
- Si dalin të zbuluara para mijëra ushtarëve?

Te muret kishin dalë vërtet një grumbull vajzash. Në një rast tjetër shfaqja e tyre do të tërhiqte vëmendjen e përgjithshme, por këtë herë ushtarët ishin aq shumë të përqëndruar te vërtitja e kalit, saqë pakkush ngriti kryet.

- Më duket se kali u lodh, - thoshte një zë.

Kali vraponte si i ndërkryer përpara murit kryesor. Dy-



tri here qëndroi në vend, rrëmoi tokën me tërbim dhe prapë iku më tutje. Tani përreth ishte bërë heshtje e madhe, saqë dëgjoheshin qartë jo vetëm thundrat e kalit por edhe shkrofëtimat dhe ngulçet e tij. Ai u ndal befas përsëri disa hapa larg murit, e thundroi prapë tokën, duke ngritur një re të madhe pluhuri dhe prapë rendi me noçkën e ngritur lart. Kur po kalonte poshtë pirgut të tretë, një nga kështjellarët ngriti harkun dhe shënoi në të. Fluturimi i shigjetës u shoqërua nga një murmuritje e shurdhët. Kali bëri një kërcim të dëshpëruar, për të shkulur, siç duket, shigjetën që i ishte ngulur në shpatull. Prej gjokseve të ushtarëve doli diçka midis thirrjes së dëshpërimit dhe rënkimit. Një pjesë kishin vënë dorën te milli i jataganit.

Ata që rrinin rreth e rrotull pashait, kthyen kryet nga ai në mënyrë pyetëse.

- S'ka gjë, - tha Tursun pashai, ndërsa ndjeu një dhimbje therëse në shpatullën e majtë, - plaga ia shton etjen.

Kali lëshoi një hingëllimë të dhimbshme. Të gjithë i mbanin sytë te pirgjet, duke pritur që nga grumbulli i kështjellarëve, të fluturonte një shigjetë e dytë.

- Ata mund ta vrasin kalin po të duan, por nuk e bëjnë këtë për të treguar se nuk kanë ujësjellës, - tha dikush me zë të ulët prapa shpinës së pashait.

- Po pse e qëlluan atëherë?

- Rastësisht. Ndonjerit prej tyre nuk i mbajtën nervat.

Kali filloi përsëri të rendte me tërbim të dyfishuar. Shigjeta i ra përtokë. Plaga e shpatullës dhe tizga e gjakut, që i kullonte në një vijë të shtrembër, dukeshin që larg.

- Në Hapsan-Kala ata na vranë tre kuaj, njërin pas tjetrit, - tha Tavxhai. – Të katërtin, atë që gjeti ujët, e veshëm me hekur.

Kali hingëlliti përsëri duke ngritur kryet. Krifa e tij ndehej

përherë e më tronditshëm drejt qiellit. Gulçimet dhe rrahjet e tokës me thundra u bënë më të shpeshta. Te muret keshtjellarët vështronin të heshtur (kjo kuptohej nga qëndrimi i palëvizur i kokave të tyre), kurse prapa gardhit mijëra ushtarë merrnin frymë mundimshëm. Fjala "ah, sikur ta gjejë", "gjeje ujin", "kalë i shenjtë, gjeje ujin" dëgjoheshin aty-këtu, të shqiptuara herë me lutje, herë me ngashërim. Me dhjetëra hoxhallarë dhe dervishë nisën të faleshin duke bashkuar pëllëmbët e duarve përpara gojës dhe duke rënë përmbys.

Kali ngriti kokën, hingëlliu dhe, duke ndier, siç duket, përsëri erën e lumit, u sul prapë drejt tij. Mirëpo gardhi ishte i fortë dhe ai rendi një copë herë përskaj, duke kërkuar prapë një të çarë. Trupi i tij i lodhur avullonte dhe flegrat e hundës i dridheshin. Turiri i ishte gërvishtur dhe përgjakur. Nga plaga vazhdonte t'i rridhte currili i hollë i gjakut. Tek vraponte përbri gardhit, disa hapa larg ushtarëve, ai i vështrone ata me sy të mjegulluar, të çmendur. Muret e kështjellës nxinin. Kishin dalë pothuaj krejt kështjellarët. Disa prej tyre mbanin në duar kryqe dhe kora.

Papritur kali qëndroi, u rrotullua në vend, uli turirin në tokë, zhgërreu dheun me të, pastaj goditi me forcë me thundra, duke ngritur pluhur dhe baltë. Nuk u largua, siç kish bërë herët e tjera, nga ai vend, ku ishte ndaluar edhe më parë, përkundrazi thundrimi dhe gërvishtjet me turi të tokës këtë herë ishin të papërmbajtura. Për një çast ai u mbështoll me re pluhuri. Një grimë u duk se kishte ndodhur e pabesueshmja, krejt si në përrallat e fëminisë. I përzier midis shtëllungës së pluhurit kali u duk sikur përnjëmend u tret, thua se u ngjit nëpër qiell. Kur pluhuri nisi të bjerë dhe u pa se kali vërtet ishte zhdukur, mijëra gjokset e ushtarëve lëshuan një aht shungullues tmerri e ngazëllimi bashkë. Pastaj, midis ahtit u dëgjuan britmat "ja ku është! ja ku është!", por njerëzit aq



shumë ishin të përndezur saqë të shumtë ishin ata, që ngritën kryet për ta kërkuar vërtet në qiell. Veç kur pluhuri u shpërnda krejtësisht e panë se ishte lëshuar perdhe. Fërkonte qafën pas tokës, kurse thundrat lëviznin në erë gjithmonë e më ngadalshëm.

- Gërmoni menjëherë në atë vend, - thirri Tursun pashai. Komandanti i xhenierëve, që ishte afruar pranë, duke e parashikuar një urdhër të tillë, vrapoi te grupi i xhenierëve, që rrinin gati, pak më tutje, me mihëset në krahë. Te gardhi u hap një si derë dhe xhenierët, me komandantin në krye, rendën drejt vendit ku ishte shtrirë kali. Me të arritur, mënjanuan pak kufomën dhe nisën gërmimin.

Te muret kështjellarët lëvizën. Trupat e tyre u zgjatën përpara kërcënueshëm. Pastaj në ajrin e përvëluar fishkëllyen shigjetat. Dy prej xhenierëve ranë përtokë me klithmë. I treti ra komandanti.

Tursun pashai mbylli sytë i lodhur dhe i lumtur.

- Më në fund, - murmuriti, - më në fund. Të mbrohen xhenierët, - thirri pa i hapur sytë.

Dikush vrapoi. U dëgjuan urdhra, u hap përsëri dera e gardhit. Një grumbull azapësh me mburoja në duar vrapuan përballë xhenierëve, që e kishin ndërprerë punën dhe po vinin me vrap.

- Atje është uji, - tha Tursun pashai. – Deri sa ata qëlluan, do të thotë se atje është vërtet uji. Pse po ikin xhenierët? Të kthehen mbrapsht. Duhet gërmuar ngutshëm. S'duhet lënë kohë të mbledhin ujë.

- Mbrapa, - thirri allajbeu, duke i lënë përpara grumbullit të xhenierëve dhe të azapëve që po vinin. – Të gërmohet!

Azapët, të udhëhequr nga një oficer i tyre, u nisën të parët me vrap drejt vendit ku ishte shtrirë kali. Xhenierët rendën pas tyre. Azapët, porsa u afruan ku arrinin shigjetat e

kështjellarëve, ngritën mburojat, pa ndërprerë vrapin. Ata arritën pranë trupit të kalit, sajuan një mur me mburoja rreth vendit ku do të gërmohej dhe pritën afrimin e xhenierëve. Me të vrarët, që kishin rënë pranë kalit, nuk po merrej askush.

Nga muret qëlluan edhe disa herë me shigjeta. Pastaj dhëmbëzat nisën të zbrazen.

- Zbritën për të mbushur enët, - tha dikush.

Tursun pashai dha një urdhër. Menjëherë drejt xhenierëve u nis një njësi e tërë azapësh, që krijoi një rreth të dytë mbrojtjeje.

Xhenierët vazhdonin të gërmonin. Të gjithë ishin në pritje. Vetëm fytyra e arkitekt Kaurit kishte mbetur si përherë pa jetë, midis ethes, shqetësimit dhe djersës së përbashkët. Myftiu e vështronte herë pas here me bisht të syrit, tundte kryet dhe me siguri e mallkonte.

Gërmimi po vazhdonte gjatë. Tani xhenirët mihnin të futur krejt në tokë. Dukej vetëm dheu që hidhnin përjashta lopatat. Në sytë e të gjithëve bashkë me grumbullin e baltës së zezë po rritej shqetësimi.

- Në rrethimin e Hapsan-Kalasë ne rrëmihëm gjysmë dite rresht, - tha plaku Tavxha, duke vështruar herë njërin herë tjetrin, si për të kërkuar ndjesë për mosgjetjen.

Asnjëri nuk tha asgjë. Ngaqë gropa ishte thelluar shumë, dheun e nxirrnin tani me thasë. Dikush po shpejtonte me një shkallë. Ca nga kundruesit, të lodhur nga pritja, largoheshin, po vendin e tyre e zinin aty për aty të tjerë. Vinin për të parë ata që zakonisht nuk shiheshin kurrë në një ushtri: ndihmësgjelltarët, rrobalarësit e oficerëve, ujarët, tërkuzarët, grihësit e shpatave, ata që i kishin tendat matanë lumit e që tani i quanin tejujasit, e gjer te shkurtabiqët e porsaardhur nga kryeqyteti për të dhënë shfaqje.

Tursun pashai kërciste gishtat. Veshi i djathtë nisi prapë



t'i kumbonte. Vështrimi i tij kapi trupat e të vrarëve, rrotull të cilëve vërtiteshin xhenierët. Ai i tha diçka allajbeut. Por shi në atë kohë që andej erdhi një britmë e egër gëzimi "ujë". Britma u përsërit e dhjetëfishuar, pastaj e qindfishuar nga mizëria e ushtarëve, që u shkundën papritur nga topitja, sikur uji t'u kishte spërkatur gjymtyrët dhe fytyrat.

Tursun pashai qeshi. Ishte hera e parë që ai qeshte gjatë kohës së fushatës. Ata që ishin rrotull tij kthyen kryet të habitur të shikonin të qeshurën e tij. Kjo ishte diçka e pazakonshme, diçka që nuk shkonte. Ata nuk kishin menduar kurrë ta shihnin ashtu dhe, si çdo gjë që përmbys një mendim të përgjithshëm, kjo e qeshur zgjoi tek ata një farë shqetësimi, gati-gati frikë. Fytyra e tij u bë papritur e huaj, e pakuptueshme dhe e largët.

Britmat "ujë", "ujë", "ujë", shpërthenin kudo me një gëzim të çmendur. Ushtarët përqafoheshin me shoku-shokun, ngrinin njëri-tjetrin në krahë, thërrisnin dhe ulërinin si të marrë. Dervishët filluan të kërcenin.

Muret e kështjellës vazhdonin të ishin të shkretë. Vetëm rojat e zakonshme majë pirgjeve lëviznin ngadalë si hije mosnjerëzish.

- Skënderbe, - murmuriti si i dehur Tursun pashai, - më në fund ta hëngra kokën. – Ai kërciti dhëmbët në një mënyrë të tillë sikur po përtypte në to kockat e armikut të tij më të madh, emrin e të cilit po e thoshte me zë për herë të parë. Sa herë që në mbledhjet e këshillit apo në biseda të tjera kishte rënë fjala për të, duke mos dashur t'ia shqiptonte emrin, e kishte quajtur gjithmonë "ai". – Skënderbe, - murmuriti për të dytën herë. – Ku do të strukesh tani?

E qeshura në fytyrën e tij u mpak ngadalë, si ujët që tretet në rërë dhe fytyra e tij u bë prapë e afërt dhe e kuptueshme për ata që ishin rrotull tij. Ata u shkundën më në fund dhe vala e gëzimit, që i arriti pak me vonesë, i përmbyti të gjithë. Filluan

të flisnin gjithë zhurmë, duke ndërprerë dhe duke uruar njëri-tjetrin. Myftiu, Kurdishxhiu dhe ca të tjerë kthenin kryet herë pas here nga arkitekti në fytyrën e të cilit nuk kishte ndryshuar asgjë. Ata i bënin shenja mahitëse shoku-shokut. Vetëm plaku Tavxha nuk e ktheu kryet asnjëherë nga Kauri. Ai priste me krenari urimet dhe diçka murmuriste nëpër dhëmbë.

Ndërkaq uji kishte shpërthyer nga gropa dhe po sajonte një hurdhë përreth. Toka e djegur e thithte aty për aty. Xhenierët të ngjyer me baltë e llucë, vërtiteshin midis veglave të punës, kufomës së kalit dhe trupave të të vrarëve, për të cilët nuk kujtohej askush.

Tursun pashai u kthye për të ikur. Duke u larguar, ai ktheu kryet për t'i thënë allajbeut:

- Sonte të bëhet festë.

Të tjerët po largoheshin pas tij.

- Besoj se tani lufta do të mbarojë shpejt, - i tha Saruxhai kryeveqilharxhit. – Më vjen keq që nuk do ta provojmë dot topin e tretë.

- Kurse mua më duket se do të ketë kohë për të provuar topin e tretë, madje edhe të katërtin, në qoftë se e ke ndërmend.

- Si ka mundësi? Ata mbetën pa ujë. Kjo do të thotë se do të dorëzohen pas një jave.

- Sikur s'më besohet, - tha kryeveqilharxhi.

- Sidoqoftë ti po më gëzon, - tha Saruxhai. – Kur dëgjova pak më parë britmën e parë "ujë", e qava me mëndjen time topin e tretë.

- Gjedhet janë gati? – pyeti kryeveqilharxhi.

- Pothuaj.

Ata ecën midis zhurmës së përgjithshme. Aty-këtu dëgjoheshin britma dhe urdha: "Mos u afroni te gropa". "Mund të qëllojnë nga pirgjet". "Largohuni nga gardhi". Ca xhenierë po çonin diku trupat e të vrarëve. Pas tyre vinte një grumbull më i madh. Në një tezgë të madhe po sillnin kufomën e kalit. Ushtarët duke hapur rrugë, zgjatnin kryet për të parë më mirë. Krifa e përbaltur varej anash.

- Do ta varrosin me nderime, njëlloj si komandantin e xhenierëve, - tha dikush.

- S'u tha më kot se është kalë i shenjtë.

- Sipër do t'i ngrenë një tumë, dëgjova me veshët e mi urdhrin e pashait.

- Tyrbe? Sa mirë e kanë menduar.

- Kush do të emërohet vallë komandant i ri i xhenirëve? – tha një oficer i ri i jeniçerëve.

- Kushedi? Ky është i dyti që vritet. I gjori, s'e gëzoi emërimin as tri orë. Mbase i treti do të ketë më shumë fat.

Një pjesë e thurimës qysh tani ishte prishur. Ushtarët shkelnin mbi të, të tjerët zhgardhonin pjesën pranë lumit.

Disa hapa përpara kryeveqilharxhi pa arkitekt Kaurin, që po ecte i vetëm, i ndjekur nga roja i tij. Dy oficerët e rinj jeniçerë, që bisedonin për fatin e keq të komandantëve të xhenierëve, e njohën arkitektin e nisën të qeshin me të.

- I rroftë shkolla, - tha njëri, - një kalë u tregua më i mençur se ai.

- Të gjithë ata kështu janë, hanë bukën e shtetit kot.

- Kujton ti se shteti i do? Shtiret ashtu nga e keqja.

- Ai tha se kali u tregua më i mençur se arkitekt efendiu, - i përsëriti një jeniçer shokut të tij fjalët e oficerit.

Jeniçerët qeshën me zë të lartë. Njëri prej tyre, duke parë Saruxhanë dhe kryeveqilharxhin që po afroheshin u pëshpëriti diçka shokëve. Ata e prenë të qeshurit. Njëri nga oficerët ktheu kryet dhe, siç duket, e kuptoi përse ushtarët e tij u stepën.

- E, pra, qëllon që një kalë bën atë që nuk e bën dot

njeriu me shkollë, - tha ai me zë të lartë, duke dashur t'u tregonte ushtarëve se një jeniçer nuk ka se pse të tutet prej njerëzve si kryeveqilharxhi dhe kryemekaniku, sado zyrtarë të lartë të ishin ata. Jeniçerët qeshën me gjysmë zëri.

Kryeveqilharxhi u prish në fytyrë.

- Çfarë the ti, oficer? – thirri ai me zë të egër, - përsërite.

- Unë nuk fola me ty, - tha oficeri me zë të vrazhdë.

- Pis, horr horrash, asnjë hap më tutje, - ulëriti kryeveqilharxhi. – Ndal!

Oficeri qëndroi. Oficeri tjetër dhe grumbulli i jeniçerëve qëndruan gjithashtu. Arkitekt Kauri ktheu fytyrën e tij pa jetë, për të parë çdo të ndodhte.

- Ke ndonjë punë me mua? – tha oficeri me shpoti.

- Kam, - tha kryeveqilharxhi, dhe iu afrua, - ja, këtë kam. – Ai e qëlloi oficerin në fytyrë me erashkën e lëkurtë.

Oficeri vuri dorën te shpata, por roja e kryeveqilharxhit, e shpejtë si një mace e egër, doli përpara të zotit të tij, duke nxjerrë thikën. Roja e Saruxhait bëri të njëjtën gjë. Në turmë u dëgjua një murmuritje e mbytur, por shenjat e anëtarit të këshillit të luftës, të qepura në petkat e gjata të kryeveqilharxhit dhe të Saruxhait, dukeshin qartë për të gjithë.

- Çarmatoseni! – tha kryeveqilharxhi.

Të dy rojat u hodhën mbi oficerin dhe i hoqën shpatën menjëherë. Ai shikoi rreth e rrotull, si të kërkonte ndihmë, por përreth u përsërit e njëjta murmuritje e mbytur. Rojat, me thika në duar, kthyen sytë nga të zotët e tyre për të marrë vesh ç'duhej bërë më tutje dhe të gjithë e kuptuan se kufiri midis jetës dhe vdekjes së oficerit kalonte nga buzët e dy dinjitarëve në thikat e rojave.

- Në burg, - tha kryeveqilharxhi, duke iu drejtuar një oficeri të panjohur, me gradë më të lartë, që i zuri syri midis turmës. – Të urdhëroj ta çosh në burg këtë horr.



Oficeri bëri "po" me kokë dhe urdhëroi dy-tre ushtarë që ta vinin përpara oficerin.

- Ia bëre mirë, - tha Saruxhai kur u larguan pak. – Kot nuk u thamë rojave ta vrisnin në vend.

- Njëlloj është, - tha kryeveqilharxhi, - gjyqi do ta dënojë me vdekje.

- Ç'zuzar!

- Na prishi bisedën, - tha kryeveqilharxhi. – Kishim një bisedë fort të këndshme. Përse po flisnim?

- Nuk më kujtohet.

- Më duket për zinë e bukës.

- Ashtu besoj.

- E di ç'bëjmë? Shkojmë në shatorren time të pimë diçka? – tha kryeveqilharxhi. – Tani do të nisë rrëmuja dhe ti e di që unë nuk e duroj dot.

Saruxhai pranoi.

Në të vërtetë rrëmuja kishte filluar. Po ngrysej. Nga të katër anët po binin lodrat. Ushtarët dyndeshin nëpër sehshet ku mund të kishte argëtim. Dy-tri herë ata desh u përplasën me azapë gjysmë të dehur. Aty-këtu shehlerët kishin nisur fjalimet e para. Një grumbull dervishësh po kërkonin shesh për kërcim.

Kur kaluan pranë shatorres së Tursun pashait, e zuri veshi kumbimin e një dajreje. Midis gjëmimeve të vrazhda të lodërtive, tingujt e dajres vinin ledhatarë e gjithë ojna.

- Dorë gruaje, - tha kryeveqilharxhi, duke mbajtur hapat.

- Po, dorë gruaje.

Në tendën ngjyrë vjollcë kishte dritë më shumë se zakonisht. Në sytë e tyre u pasqyrua për ca çaste diçka nga magjia e këndshme që mbyllte në vetvete ajo tendë.

- Pashai po dëfren, - tha Saruxhai.

- Po. Gjë që ndodh rrallë.

- Kam vënë re se në përgjithësi nuk i ka qejf argëtimet, - tha Saruxhai.

- Kjo tregon se sonte ka një gëzim të jashtëzakonshëm, - tha kryeveqilharxhi, - dhe, ç'është e drejta, ka arsye.

Dajrja vazhdonte të binte me një shpeshti të këndshme, që herë pas here thyhej si me trill.

- Në qoftë se ai nuk korr fitore në këtë luftë, dihet nga të gjithë se ylli i tij do të shuhet përgjithmonë, - tha kryeveqilharxhi.

- A thua?

- Është e sigurt. Në rast humbjeje, ndëshkimi më i lehtë për të do të jetë internimi. Më i rëndi, - kryeveqilharxhi bëri një shenjë me dorë përpara fytit.

Ata përsëri desh u përplasën me ushtarë gjysmë të dehur. Ngacmonin njëri-tjetrin me vravashka, lapërdhonin ose shqyheshin gazit. Të tjerë loznin brezahupthi e disa kishin sajuar një farë shregulle për t'u kolovitur.

Kryeveqilharxhi nuk e fshihte përbuzjen.

- S'më pëlqen kur zuzërojnë ushtarët, - tha.

Shatorrja e tij ishte mënjanë, në një kënd të qetë. Ushtarët, që nuk kishin qejf të merrnin pjesë në festë, rrinin ulur ose shtrirë përpara tendave dhe kuvendonin fare ultas. Diku në thellësi dikush këndonte një amané të trishtuar. Fjalët mezi dalloheshin.

*Kjo luftë që u shpall sivjet*
*Sa larg që ish, fund i dynjasë.*

Që larg gjëmimet e lodrave, të shkrira në një zhurmë të përbashkët madhështore, vinin valë-valë dhe po ashtu iknin tutje në pafundësinë e natës.



Para se të futeshin në shatorre, kryeveqilharxhi ktheu kryet dhe vështroi një copë herë fushimin e pafund, që shtrihej nga njëri horizonte në tjetrin, nën qiellin e hapur, me ato mijëra trekëndësha tendash, në ngjyrën mavi të të cilave kishte diçka zindjellëse.

- Ç'mendohesh? – tha kryemekaniku.

- Mendoj se do të na duhet shumë herë të vijmë nga larg e të ngremë tendat tona në këto vise.

- S'ke ç'i bën. Është kohë luftërash.

- Dëgjo, - tha kryeveqilharxhi, duke ndërruar bisedën papritur. – Në këshillin e luftës unë do të ngul këmbë prapë që sulmi i dytë të bëhet sa më parë. Ti duhet të më përkrahësh.

- Sigurisht, - tha kryemekaniku, - po përse ky ngut?

- Ata janë shumë, - tha kryeveqilharxhi duke zgjatur dorën në drejtim të mizërisë së tendave, - buka nuk mjafton për të gjithë.

Saruxhai shfryu hundët.

- Tre-katër mijë gojë të tjera më pak.

- Po, - tha kryeveqilharxhi, - veç kësaj, sulmi mund të japë fitoren.

- Çdo ditë pa ujë e afron vetvetiu fitoren, - tha Saruxhai. – Koha punon për ne.

- Vërtet ne u kemi prerë ujin, por s'duhet harruar se ata na presin bukën, - tha kryeveqilharxhi. Ai zgjati dorën përsëri në drejtim të qendrës së logut nga ku vinte zallahia e festës. – Ata bëjnë dafrunga dhe nuk e dijnë se për disa ditë mund t'u përgjysmojmë ushqimin.

- Të zestë ata, - tha Saruxhai, - sa shumë gjëra nuk dinë.

- Ky është fati i ushtarit.

Ata u futën brenda, por fjalët sa vente iu mehnin. Më në fund, Saruxhai u ngrit të ikte. I zoti i shatorres doli ta përcillte një copë udhë. Larg vazhdonte festa, por jo me atë bujën e

mëparshme.

- Prit, - tha kryeveqilharaxhi, në çastin që po bëhej gati të përshëndetej me bujtësin. – Ç'po më dëgjojnë veshët? Daulle kushtruese?

- Ka një copë herë që bie, - tha çaushi i tij.

- Vërtet daulle rrokarmëse, - tha Saruxhai.

Ata mbajtën vesh. Daullja e madhe e rrokarmës binte diku në thellësi të logut. Zëri i saj mbyste njërën pas tjetrës gjithë zhurmat.

- Skënderbeu, - tha kryeveqilharxhi.

Ata mbajtën vesh përsëri. Diku, thellë nga e majta vinte një zallahi e largët. Fjalët "Silah bashna!", "Rrok-armë!" përsëriteshin aty-këtu në errësirë, me kumbime të ndryshme.

- Saruxha, rri të flesh tek unë, - tha kryeveqilharxhi. – Kjo pjesë e kampit është jashtë çdo rreziku.

- E kam mendjen te punishtja, - tha Saruxhai.

- Unë them të rrish. Sidoqoftë është natë...

Saruxhai ishte në mëdyshje. Lodra e rrokarmës binte pa pushim.

- Si duket, ai ka marrë vesh prerjen e ujit, - tha kryeveqilharxhi me një zë të menduar. – Tigri më në fund u hodh, - shtoi pas pak.



*Më në fund na e prenë ujin. Kur kali i bardhë nisi të vërtitej si një mallkim rrotull mureve, ne e morëm në krye për një marrëzi të tyren, punë magjish a ritesh parakë. Vetëm konti që gjer vonë pas mesnate ishte marrë me shkoqitjen e zjarrmureve, e dinte të fshehtën. Ajo lidhej me gardhin, e të dyja bashkë me ujin. Ndërsa ne mahniteshim sipër mureve, ai ishte mbyllur në kishë e falej. Dalngadalë fjala u hap dhe sado që vazhdonim të talleshim ankthi po na kapte. Ndonëse nuk e dinim krejt të vërtetën, një frikë na pushtoi. Ishim, siç thuhet, ngrij e shkrij. Konti, i verdhë në fytyrë, erdhi dhe ai mbi muret dhe vështronte gjithë pikëllim. Ai, që s'ishte tutur nga arma e re, dukej se i druhej këtij kali. Më pas, kur gjithçka kishte mbaruar, na e shpjegoi se ujësjellësi, ashtu siç qe shestuar e në atë udhë të panatyrshme, që vinte, ishte i pazbulueshëm nga mendja njerëzore. Mirëpo porsa njeriu u hoq mënjanë për t'i lënë vendin shtazës, ai u frik. Mosmendja në këtë rast ishte më e rrezikshme se mendja.*

*Kur ujët shpërtheu dhe gropa po shndërrohej atje poshtë në hurdhë të zezë, vajzat tona ia dhanë vajit bashkarisht. Pastaj shkuan të gjitha në hierore e iu lutën*

*Zonjës Shën Mëri.*

*Gjer në mesnatë ata festuan prerjen e ujit. Brirët e tyre, lodrat, fyejt, camunxat, rrëshekët me pipza e Zoti e di ç'farë, gjëmonin e cijatnin si zëra dreqërish. Kjo vazhdoi gjersa ra kushtrimi. Gjergji ynë që, siç duket, e mori vesh prerjen e ujit, më në fund ra mbi ta.*

*Ka kaluar mesnata. Logu i tyre paskaj përpëlitet e gulçon sikur po e presin me gërshërë kahmos. Gjergji është atje poshtë, midis tyre. I grin e i çmend, ashtu si di ai. Nata është e zezë shkrumb e ne nuk shohim asgjë. Ndjejmë vetëm fërtymën e tij. Jemi mbledhur te portat, gati për t'i hapur e për t'u hedhur mbi ta, po të jepet urdhri. Një grua që nga muret thërret: Gjergj, Gjergj, hakmerru për ne, vraji ata!*

## KREU I NJËMBËDHJETË

Kronistin porsa e kishte zënë gjumi, kur u zgjua nga britmat e para të kushtrimit. Kjo kishte qenë një mbrëmje e mërzitshme për të. Gjatë gjithë kohës që vazhdonte festa, ai qe vërtitur i vetëm nëpër fushim midis festarëve dhe galdimit të përgjithshëm, pa takuar dot asnjë të njohur. Kur më në fund e humbi shpresën, u kthye në tendë dhe u mundua të flinte. Por s'qe e mundur. E ndiente veten të vetmuar. Zhurmat e festës, që vinin nga jashtë, ia shtonin këtë ndjesi. Dy-tri herë u mat të ngrihej e të dilte prapë, por iu kujtua zdërhallja e pakmëparshme dhe nuk lëvizi. Tani priste që zhurmat e festës të shuheshin. Në të vërtetë gjumi i erdhi më përpara. Si të endnin fijet e tij, vërtitjet e kalit të bardhë, që kërkonte



ujësjellësin i vinin ndërmend përherë e më të ngadalësuara. Pastaj trualli përtej gardhit iu shndërrua në fushë të Kosovës, veç kali vazhdonte të ishte i bardhë, kurse mbi shpinë kishte një njeri: sulltan Muratin. Pikëllueshëm, sytë e sovranit vështronin të vrarët, kur befas... Mos o Zot, rënkoi ai dhe aty për aty u përmend. Që jashtë vinte një zhurmë e tjetërllojshme. Doli te hyrja e tendës dhe vuri veshin. Lodërtia e madhe e rrokarmës po binte diku nga qendra e fushimit. Të tjerat heshtnin njëra pas tjetrës. Britmat "Hazërrol!", "Rrok-armë!" dëgjoheshin nga të gjitha anët. Kronisti u vesh me shpejtësi. Balli iu mbulua me djersë të ftohta. Doli prapë te hyrja e tendës. Të gjitha zhurmat e festës ishin shuar dhe fushimi qe zhytur në një errësirë të frikshme. Vetëm gjëmimi i lodrës së kushtrimit sa vente bëhej më zotërues. Në terr ai dëgjoi këmbë ushtarësh, vringëllima armësh, zëra dhe urdhra. Pastaj zhurmë potkonjsh që largoheshin me shpejtësi. Por të gjitha këto ndodhnin diku tutje, anash. Nga tendat rreth e rrotull ushtarët me armë në duar rendnin, siç duket, për në vendin e mbledhjes së taborëve. Të gjithë iknin si hije, sikur po vraponin në një përbetim. Mevla Çelebiun e kapi një ndjenjë tmerri. Përse iknin ashtu? Ku venin? Rrinte si i ngurosur para tendës së tij, pa ditur ç'të bënte. Heshtimi përreth iu duk i dyshimtë. Ca hapa largoheshin me ngut. Dikush thërriste "shpejt", "shpejt". Pastaj prapë qetësi. Përse po braktisej kjo pjesë e fushimit? Në çastin që në trurin e Çelebiut vetëtiu kjo pyetje me gjithë ndriçimin e saj të akullt, ai, pa u menduar më gjatë, vrapoi në atë drejtim që kishin ikur ushtarët. Nuk e kuptoi sa eci. Qëndroi vetëm kur iu duk se përreth kishte mjaft njerëz. Kjo ishte një dyndje e vërtetë. Jeniçerë, vullnetarë, azapë, eshkynxhinj, me armë në duar, kërkonin taborët e tyre, nën dritën e pishtarëve. Nuk kuptohej nëse ata zmbrapseshin, apo përgatiteshin të mësynin. Nga të gjitha anët dëgjoheshin britma të egra, zëra, thirrje,

urdhra oficerësh.

- Tabori i katërt u nis. Tabori i katërt u nis.

- Thonë se kanë sulmuar logun e jeniçerëve.

- Eshkynxhinjtë e të pestit këndej.

- Kara-Mukbili po përlseshet me ta për jetë a vdekje.

- Te punishtja e topave! Ata po sulmojnë punishten e topave.

- Mbrapa! Ç'tabor jeni ju? I dyti? Kthehu, kthehu, mbrapsh!

- Keshtjellarët kanë hapur portat.

- S'është e mundur. Pusho!

- Bakërhani u vra! – thërriste dikush si i çmendur në krye të një turme që po vinte me vrap.

- Mbrapa! Ku shkon?

- Skënderbeu!

- Mbrapa!

- Skënderbeu! Skënderbeu!

- Pse thërret, qen? Na!

- Ah!

Prapa shinës së tij kronisti dëgjoi goditjen e shpatës në mish dhe të trupit që u rrëzua.

- Akënxhinjtë! Po vijnë akënxhinjtë!

Koka e madhe e Kurdishxhiut, që flakërinte nën dritën e pishtarëve, u duk në krye të një grupi kalorësish, që vrapuan si era.

- Mbrapa! Mbrapa! – thërriste një oficer.

- Te taborët! Të gjithë te taborët!

- Spahinjtë e lavdishëm. Po vijnë spahinjtë e lavdishëm.

Kalorësit spahinj vrapuan në drejtim ku u zhdukën akënxhinjtë.

Kronistit i rrihte zemra me forcë. Lulja e ushtrisë po nisej t'i vinte gjoksin armikut. Ai u tërparua për frikën që ndjeu



pak më parë. (Vrapin bëri sikur e harroi). Shikoi me adhurim si niseshin taborët në drejtim ku duhej të ishte ai, bisha e egër, Skënderbeu. Por gëzimi i tij qe i shkurtër. Pështjellimi i ushtrisë, në mes zërave, armëve dhe urdhrave të së cilës, ai mbytk pak kohë më parë frikën, befas nisi të tretej me një shpejtësi të pabesueshme. Armët, zërat, urdhrat rrëshqisnin nëpër të çarat e natës dhe kronisti kuptoi me tmerr se, pas një kohe fare të shkurtër, do të mbetej i vetëm në rrugën ku ndoshta do të vërsulej bisha.

Çelebiu vrapoi përsëri. Nuk dinte ku vente. Mjaft që të largohej nga ky vend, që po braktisej si anija që po mbytej. Që nga errësira, diku rrotull, anash, vinin vazhdimisht zëra, urdhra. Por ishte e vështirë të kuptoje se nga ç'kah vinin dhe ai dëgjonte kush. Vërtiteshin përreth nëpër vorbullën e natës, më tepër thirrje shpirtrash se njerëzish.

Duke rendur kronisti u gjend prapë në një turmë. Përsëri nuk e kuptoi dot nëse ajo po i shmangej përleshjes, apo e kërkonte atë. Turma, ashtu si dhe tjetra, nisi të shkimej dhe Çelebiu mbeti përsëri vetëm. Ai e kuptoi se tani në gjithë fushimin e madh grumbujt e ushtarëve dendësoheshin, lëviznin dhe treteshin në mënyrë të pakuptueshme, ashtu si retë e bardha në qiell, gjatë një dite me erë. Asgjë të qëndrueshme nuk mund të kishte në një natë të tillë.

Kronisti vraponte. Pa kuptuar dhe vetë, këmbët po e çonin drejt qendrës së fushimit, ku ishte shatorrja e kryekomandantit. Në rendje e sipër dëgjoi përsëri zëra dhe urdhra. Pastaj në errësirë u ndien gulçime të frikshme, që mbuluan gjithçka. Tahankai, mendoi kronisti.

Shatorrja e Tursun pashait ishte krejt e errët. Megjithatë, shquheshin kasnecët që hynin e dilnin në të. Çelebiu e kuptoi që pashai ishte brënda, por drita ishte mbuluar për sigurim. Kur e mori veten, ai vuri re se rreth e rrotull qindra ushtarë

xhelebù rrinin të heshtur në terr, me heshtat e gjata në duar. Kronisti e ndjeu veten të sigurt. Ai u ul përdhé ndanë një rrugine. Që larg vinin gjithfarë zhurmash, por këtu çdo gjë ishte e qetë. Herë pas here kuajt e ndërlidhësve ndalnin befasisht dhe kalorësit hidheshin vrik për tok, dhe po aq shpejt niseshin. Lavdi Zotit, që e kishte gjetur këtë strukë, lutej ai. Por kjo nuk vazhdoi gjatë. Mevla Çelebiu ndjeu se si nëpër natë diçka u fërkua, lëvizi. Ai pa se si radhët e ushtarëve xhelebù u dendësuan. Prapa shpinës së tij dikush po jepte urdhra. Një zallahi e largët dukej se po afrohej.

Kronisti u mbush përsëri me djersë të ftohta. Po sikur Skënderbeu të sulej atje, drejt e mbi shatorren e komandantit? U ngrit. Kjo ishte e natyrshme. Ai do të sulej pikërisht atje. Atje dhe në asnjë vend tjetër. Kronistin e pushtoi përsëri tmerri. Ai nisi të vrapojë. Një strehë për t'i futur, thoshte me vete. Një kënd që s'tretej, që s'lëvizte. Një vend i sigurtë, zgavellë, vrimë. Truri i tij punonte me shpejtësi. Gërmaja e braktisur... Furra. (Mevla Çelebi, të kishte shkuar ndonjëherë ndër mend se kjo furrë fshihte hyrjen e llagëmit?) Ai po vraponte drejt furrës gjysmë të prishur. Zallahia po afrohej. Shpejt! Shpejt! Ja furra! Ai ktheu kryet pas. Askush. U fut. Duke u dredhur, gjeti me duart e me këmbë shkallët. Nisi të zbriste. Shkallët ishin të ftohta. Zbriti më thellë. Një erë e rëndë balte i zuri frymën. Iu kujtua astrologu. Befas iu duk se në terr, te këmbët e tij, lëvizi diçka. Gjarpër, mendoi me tmerr dhe deshi të hidhej, por nga poshtë dëgjoi një zë të qetë:

- Kujdes! Do na shkelësh.

Çelebiu ngriu në vend.

- Ulu më mirë, - tha zëri po me atë qetësi.

Çelebiu nuk po e mblidhte dot veten. Iu duk se më tutje dikush zhvendosej bythazi. Një tjetër teshtiu.

- Nga të kemi? – pyeti zëri.



- Unë këndej... unë rastësisht, - belbëzoi kronisti.

- Lëri ato rastësisht, - tha zëri. – I di unë ato rastësishte. Ti, or mik, e ke menduar mirë. Qenke i zgjuar.

Çelebiu nuk u ndie fare. Njeriu që fliste kishte zë të trashë, qetësues.

- Mos u tremb, - vazhdoi ai, - ne që vijmë këtu nuk e kallëzojmë njëri-tjetrin. Korbi korbit nuk ia nxjerr sytë. Unë jam nga tabori i katërt i azapëve. Njëmbëdhjetë vjet ushtar. E kisha prerë në mend me kohë: porsa të bënte ndonjë sulm nate Skënderbeu, këtu do të vija. Të vritesh në mure gjatë sulmit ka kuptim, po të të rrëmbejë kot shpata midis territ, kjo nuk durohet. Kështu që, me të dëgjuar rrokarmën, dola me vrap nga tenda. Ik, azap te vendi yt, thashë me vete. Mirëpo, sapo zbrita, pashë ca miq të tjerë këtu. Kishin qenë më të shpejtë se unë.

Si për të vërtetuar fjalët e tij dikush gogësiti aty pranë.

- Ulu, - tha azapi. – Rri në shtëpinë tënde. Këtu nuk të trazon njeri.

Çelebiu u ul mbi një tog balte.

- Xhenier je? – pyeti azapi

- Po, - tha kronisti.

- E mora me mend. Siç duket ke punuar këtu.

Pas këtyre fjalëve, në kohën që Çelebiut iu zgjua dëshira për të folur, siç do t'i ndodhte kujtdo që sapo kishte kapërcyer një rrezik, azapi heshti. Kronisti nuk guxonte të fliste i pari. I dukej sikur nga zëri do ta kuptonin kush ishte. Ishte një gjë e turpshme për të që, në kohën kur lart qe ndezur lufta, ai, Mevla Çelebiu, historian, autor i kronikës që do ta bënte të pavdekshme këtë luftë, ishte futur si ndonjë mi në një zgavrinë të errët dhe po priste të mbaronte përleshja.

- Tani lart bëhet gjëma, - tha azapi sikur t'i kishte kuptuar mendimet e tij.

Kronisti s'dinte ç'të thoshte. Lart, mbi tokë, herë më shkoqur e herë më mbytur, dëgjoheshin ca si trokitje. Për një kohë të gjatë u bë një qetësi. Pastaj trokëllimat u ndien prapë, në krye larg, pastaj anëpërqark, gjithmonë e më afër.

- Po vijnë këndej, - tha azapi.

Askush nuk foli. Ndihej që të gjithë mbanin vesh. Rraptimat po afroheshin. Duke u avitur ato po shndërroheshin në thundrim kuajsh. Tani ishin afër. Fare pranë. Toka po dridhej. Kronisti u mblodh kruspull.

- I kemi mbi krye, - tha azapi.

Zhurma e thundrimit u bë e padurueshme mbi kryet e tyre. Vunë duart në leshra për të shkundur baltën, që kujtonin se iu kishte rënë, pëshpëritën lutje, gjersa rropama u fashit.

Dikush mori frymë. Mevla Çelebiu u mat të thoshte diçka i lehtësuar, por larg, në thellësi, u ndien përsëri trokëllimat, në fillim të lehta, pastaj gjithmonë e më kumbuese.

- Po vjen vala e re, - tha azapi. Ata mbajtën frymën. Gjëmimet e potkonjve u bënë gjithmonë e më të forta, gjersa erdhi një çast që atyre iu duk sikur strehimi do shembej.

- Skënderbeu, - tha dikush.

Kjo vazhdoi për një kohë, që kronistit iu duk jo vetëm e pasosur, por e mbledhur shtëllungë, përpiese, si gjatë etheve. Kur u bë prapë heshtje dhe u duk se valë të re nuk do të kishte, Mevla Çelebiu dëgjoi zërin e shtruar të azapit, i cili, me sa dukej, kishte kohë që po i flise, pa çarë kryet aspak nëse ai e dëgjonte apo jo.

- Njëmbëdhjetë vjet ushtar. Të duket shumë? Kushedi sa do të shërbej edhe. Tani ne ushtarëve të vjetër na ka ardhur radha të marrim tokën që na kanë premtuar prej kohësh. Përpara se të niseshim në këtë luftë, na thanë se do të na jepnin tokat rrotull kështjellës që do të pushtonim. Unë jam nga Anadolli, por kam parë shumë vise. Kam luftuar në viset



e Karabogdanit, në Stara Planini të Bullgarisë, në Tarabulluz, në Bosnjë, kam shkuar gjer në Semendër të Hungarisë. Kudo ka toka të mira dhe gjithkund ku kemi ngritur fushimin, kam menduar se ç'mund të mbillej te kjo tokë dhe si ishte kjo tokë në krahasim me atë, ku kishim luftuar disa muaj më parë. Të duket çudi? Ti je xhenier dhe nuk duhet të çuditesh nga këto gjëra. Edhe ju keni të bëni me tokën, me baltën. Vetëm se ju, në vend që ta nderoni, i punoni asaj qindin, siç thuhet. Pastaj ankoheni kur ajo hakmerret, siç ndodhi me këtë gërmajë që u shemb e zuri brenda shokët e tu. Po nejse. Ku e kisha fjalën. Te toka. Pra neve na premtuan se do të na jepnin tokë rreth fortesës, kështu që ditën e parë, kur shkelëm në këtë vend, puna e parë që bëra ishte të shihja ç'baltë ishte. E mora në duar, e thërmova, i mora erë. Tokë e mirë. Grurin e bën të mirë. Por ç'e do? E huaj. Se si s'më ngrohej zemra. Kam një zgavër mu këtu. Tokë e huaj. Më kupton ç'dua të them? Edhe erën sikur e ka të ndryshme. E ndjen?

Te hyrja u dëgjua një si zvarritje. Dikush po zbriste shkallët. Azapi preu fjalën. Të gjithë mbajtën frymën. Ndihej se dikush hynte në guvë si i verbër.

- Ngadalë, or mik, se do na shkelësh, - tha azapi.

- Ah, - ia bëri me tmerr i panjohuri.

- Lëri ahet e uhet, po ulu aty se je mirë, - tha azapi. – Nga të kemi?

- Nga tabori i nëntë i eshkynxhinjve. – Të panjohurit i qe holluar zëri nga tmerri.

- Ç'bëhet lart?

- Mos pyet më mirë.

- Thonë se kështjellarët kanë hapur portën dhe kanë dalë, - foli dikush. – Di gjë ti?

- S'di gjë. Di vetëm që lart bëhet hataja.

- Ulu! Rri si në shtëpinë tënde!

- Po sikur të vijë ndokush për kontroll?

- Po të vijë, mirë se të vijë, - tha azapi.

I panjohuri nuk lëvizi më. Siç duket, u ul.

- Luftë, - tha azapi. Askush nuk e mori vesh se ç'donte të thoshte.

Lart filluan përsëri të dëgjoheshin trokitje, por ato shmangeshin diku anash, humbisnin, ndiheshin përsëri, pastaj prapë treteshin kushedi ku.

- Po dal një herë të shoh ç'bëhet, - tha dikush.

U dëgjuan hapat e tij nëpër baltë, pastaj te shkallët. Ata pritën gjersa ai u kthye.

- Duket sikur po qetësohet. Ende s'ka gdhirë.

Dikush lëvizte nëpër terr.

- Po ikën? – u dëgjua zëri i azapit. – Si të duash. Unë do të rri dhe pak. Do të shihemi prapë. Sa të dëgjosh rrokarmën, vrapo. Këtu do të na gjesh.

Kronisti deshi të ngrihej gjithashtu, por një kapitje vdekjeje e mbajti në vend. Mendimi se tendën e tij mund të mos e gjente më në këmbë dhe strehë më të mirë se kjo për të pushuar pak s'gjente dot, e bëri të mbyllte sytë. S'e kuptoi nëse fjeti apo ashtu iu duk. Një kalë i bardhë që s'dihej ç'ishte, ai i mesditës apo i hershmi, i Murat Hanit në fushën e Kosovës, i rrinte vazhdimisht ndër mend. I dukej se qysh nga mesdita kishte kaluar një stinë e tërë. I mendoi fletët e kronikës të shkelura nga kuajt. Fjalët e kryeveqilharxhit për vrasjen e perandorit, ashtu kishin qenë, përmbytëse e rrënuese më keq se potkonjtë. Kishte dashur t'i shkulte po s'ishte e mundur. Ishte përpjekur me të mirë, me të keq, por më kot. Kishte dashur t'i ndryshonte paksa, t'i zbuste, por ato sa vente e zhvisheshin më keq... Sulltanin e madh Murat hanin nuk e vranë të krishterët, por vezirët e vet... Një curril plumbi i shkrirë, i derdhur në vesh, do të ishte ndoshta më i durueshëm.



Ishte edhe tmerr edhe hapësirë e shqyer befas edhe dyshim dehës.

S'e kuptonte dot përse në një natë të tillë, pa kurrfarë arsyeje i rrinte mendja atje. Pastaj iu duk se e gjeti shkakun: ishte i vetëm, në terr, në një vend të panatyrshëm, as tokë, as zyrë, as tendë. Një lloj askundi, tokë e paligjshme përnjëmend, jashtë botës dhe shtetit. Ishte ndoshta i vetmi rast që mund të bluante qetësisht në mendje, atë që s'do të guxonte ta shkruante kurrë: të vërtetën për luftën e Kosovës. Nxito, i tha vetes, paspak do të gdhijë. Dhe ashtu, pranë amëzës së dheut e mendoi vajtimin e parë: Murat Hani sulltan, mbi kalë të bardhë, fill pas mbarimit të luftës, ende pa rënë muzgu, endet midis të vrarëve. Dhe befas një ballkanas, gjithë rrecka e plagë, ngrihet nga toka, kërkon t'i afrohet, kinse për t'i puthur dorën, dhe rojat në krye nuk e lënë, por sulltani, për çudi, thotë "lëreni", dhe ai avitet dhe në vend t'i puthë dorën, nga trupi i tij i zhveshur nxjerr një thikë edhe më të zhveshur dhe, pasi kërcen si mace nga poshtë lart, e godet në zemër. Kështu shkruajnë të gjithë kronikat, veç zëri i kryeveqilharxhit ulërin: gënjeshtër! Si e besove ti, coftinë, se në atë ditë të përgjakshme, një i pabesë mund t'i afrohej aq pranë sulltanit perandor? Dhe si e besove se një i plagosur mund të hidhej nga poshtë drejt e mbi kalë dhe me një goditje të vetme t'ia gjente gjoksin në parzmore mbretit?

Kundërvaji i parë: Një vrasje ka ndodhur vërtet, disi e çuditshme, pikërisht në prag të muzgut, në sytë e dhjetëra njerëzve. Por mbi kalin e bardhë s'ishte Murat Hani, por kipci i tij. Dhe ai që e therr s'është një ballkanas, por një dervish i stërvitur enkas për atë ditë, i veshur si ballkanas... Ndihmomë, o muzë, të them vajin e dytë, mendoi.

Vajtimi i dytë: Shatorrja e sulltanit dhe këshilli i vezirëve rreth tij. Vjen një lajmës për të thënë se mbreti u vra. Sulltani

qesh, kurse vezirët rrijnë të ngrysur. Përse nxini si korbat? i pyet ai. Kaq shumë iu dhimbset hija ime? Është shenjë e keqe, madhëri, thotë veziri i madh. Kur bie hija, bije edhe i zoti. Dhe e grijnë me thika.

Kundërvaji i dytë: Kështu ka gjasë të ishte shestuar kjo gjëmë qyshkur. Të bëhej e besueshme se sulltanin e vranë të krishterët... Dhe rojat e kipcit dhe vetë dervishi vrastar, u shkuan në thikë aty për aty për të humbur gjurmët... Ndihmomë, o muzë, për vajtimin e tretë, u lut ai.

Vaji i tretë: Në anën tjetër të fushimit, princi trashëgimtar Jakub Çelebiut i vjen një kasnec: Të kërkon yt atë i lavdishëm. Rrugës dëgjohen britmat: "Sulltani u vra!" Por kasneci e qetëson: është vrarë kipci i tij, imzot. Ndërkaq parandjenja e keqe s'i ndahet princit.

Kundërvaji i tretë: Qyshse ishin nisur për në Kosovë ishin marrë vesh që sido që të mbaronte lufta, me humbje a fitore, ta vrisnin mbretin. Për të vënë në fron jo djalin e madh, sipas ligjit, por të voglin, Bajazitin. Se ashtu donin. Ndihmomë, o muzë, për vajin e fundit.

Vajtimi i fundit: Princi Çelebi hyn në shatorren e t'et. Kufoma e sulltanit është shtrirë gjërë e gjatë midis. Po ky është im atë, thotë princi, kurse mua më thanë se ishte hija e tij, që u vra. Në këtë botë të gjithë s'jemi veç hije, i thotë një nga vezirët. Dhe e grijnë edhe atë si të atin.

Kundërvaji i fundit: Vëllai i vogël, princi Bajazit, ka zenë kryet me duar. Ka bërë sikur s'ka kuptuar e prej kohësh ka kuptuar gjithçka. I kanë premtuar se do të përpiqen ta bëjnë punën pa gjak dhe ai ka bërë sikur ka besuar. Shikon fushën e Kosovës, që shtrihet mortshëm përpara tij dhe e ndjen se mallkimi do t'i ndjekë pas fitimtarët e të mundurit. Që larg dëgjohen britmat: sulltani u vra. Dhe prapë kasnecët thonë se ishte kipci i tij, dhe ai, ashtu si vëllai pak më parë, ecën drejt



shatorres së t'et. Hyn dhe vështron dy kufomat. Im atë dhe kipci i tij, mendon. Por ndërkaq ata e thërresin "padishah" dhe i bien në gjunjë. Atëherë ai vë re se një nga kufomat është e vëllait Jakub. S'qe e mundur të merreshim vesh me të mirë, pëshpërit veziri i madh. S'qe e thënë. Dhe mbreti i ri mbulon sytë me duar dhe lotët i rrjedhin çurk dhe askush s'mund ta dijë kurrë se ç'janë ata lot dhe pse...

Falmë, Allah i madh, psherëtiu kronisti. E ndjente veten të dërrmuar si pas mëkatit të pafalshëm. Kështu ishte kapitur një herë në djalërinë e hershme, kur shokët e kishin mësuar se si duke e lëvizur me dorë seksin, dhunshëm nxirrej fara. Gjithë natën e kishte bërë, gjersa mëngjesi e kishte gjetur të zgërlaqur e bosh. Falmë, Allah, u lut prapë dhe deshi të mblidhej shuk, të fikej, ashtu si atëherë, por e ndjeu se fqinji i tij s'ishte më përbri. Tmerri se mund të kishte mbetur vetëm e bëri të ngrihej. Errtas e kërkoi daljen gjersa iu duk se e përshqoi. Po gdhihej vërtet. Një lëbardhje e paskaj me përhimje humnere, stërpikur aty-këtu nga ca njolla vjollce, e bënte gjithçka si të palëndët. Tek ecte e ndjente se si balta i shkundej prej petkave. Po ta shikonte kush do ta merrte për dikë që porsa kishte dalë nga varri. Kronisti ngriti qaforen për të mos u njohur dhe shpejtoi hapat. Logu i madh dukej se flinte në paqe. Asgjë s'të kujtonte se ç'kishte ndodhur pak kohë më parë. Atij vetë i dukej se përnjëmend kishte dalë nga gropa. Atje, për në jetë të jetëve e kishte varrosur kronikën e tij të vetme kundër shtetit. U mbush me frymë, i lumtur që kishte shpëtuar prej saj.

Mbi faqet e pjerrëta të tendave ndihej lagështia e agut, krejtësisht e huaj për armiqësinë njerëzore. Tmerri, klithmat, gjëmimet e thundrave, gjithçka ishte tretur në miliona kokrrizat e vesës, në secilën prej të cilave kishte diçka nga mbarimi i natës dhe përjetësia e mëngjesit. Por më tutje pamja

ndryshonte befas. Përpara syve i doli një radhë e tërë tendash të përmbysura, të çara vende-vende. Flamurë të rrëzuar. Një kalë i shtrirë gjer e gjatë. Më tutje një trup njeriu rënë përmbys. Mevla Çelebiu ndjeu një çjerrje mu në gjoks. Pamja e shkatërrimit ishte e trishtueshme. Tenda të rëna rresht si nga era. Kronisti shpejtoi hapat për t'u larguar këndej. Ndërsa ecte drejt tendës së vet dëgjoi hapa të çrregullt. Dikush po vinte përballë, duke u hallakatur. Ishte një trajtë e gjatë, me një shkop në dorë, që e lëvizte si të verbrit. Kur u afrua dhe pak, e njohu. Ishte Sadedini. Murmuriste me vete dhe herë pas here ngrinte shkopin përpjetë sikur kërcënonte dikënd.



*Të nesërmen e ditës së prerjes së ujit ata çuan një dërgatë për bisedime. Të veshur me madhështi, të dërguarit qëndruan përpara portës së madhe. Një prej tyre mbante në dorë flamurin e bardhë, tjetri i binte vazhdimisht lehtë një lodre. Ne iu bëmë zë të largoheshin, ndryshe do të qëllonin. Atëherë, ai që i binte lodrës, thirri me zë të lartë.*

*- Ej, ju fatkëqinj, e dëgjoni këtë daulle? Lëkura e saj është rrjepur nga trupi i armiqve të padishahut. – Ai i ra lodrës një copë herë, pastaj vazhdoi: - E dëgjuat ç'thotë lëkura? Ha, ha, ha. Edhe lëkurët tuaja do t'i bëjmë daulle kështu si kjo. Të zeztë ju, ç'ju pret!*

*Me kaq mbaruan bisedimet. Vazhdon zhegu. Ujët po na mbaron. Pusi që kemi hapur ka nxjerrë diçka, por jo aq sa prisnim. Po mihim një tjetër. Kemi etje. Ja, më në fund edhe shtrëngesa e etjes, që ata e theksonin vazhdimisht në bisedimet e paraluftës. Mund të stinoni ushqimet, na thanë disa herë, por uji nuk stinohet.*

*Të trembur nga ndonjë tjetër sulm nate, po hapin llogore dhe ngulin gjithfarë kunjash rreth e rrotull fushimit. Ndërkaq punishtja e tyre e topave nxjerr ditë e*

*natë tym të zi. Siç duket, po derdhin topa të rinj. Inxhinierët dhe dijetarët e tjerë, që kanë sjellë me vete, janë po aq të egër sa jeniçerët që kacavirren mureve tona. Ata duan të na japin tani goditjen vdekjeprurëse. Ata duan të përfitojnë nga ditët e nxehta dhe nga etja jonë. Si të mos iu mjaftonte hëna, mendojnë se kanë edhe diellin me vete, dhe iu duket vetja zot.*

*Ata duan të mbarojnë gjithçka sa pa filluar shirat. Sepse, po filluan shirat...*

*Ne shpesh ngremë kryet dhe për një kohë të gjatë kundrojmë tejpamjen. Asnjë re askund. Shkretani qiellorë dhe vetmi.*

## KREU I DYMBËDHJETË

Mësymja vazhdonte. Ndryshe nga zakonisht, kishte nisur në mesditë, në pikun e zhegut. Mizëria e ushtarëve, e mbytur në gjak dhe në djersë, shtyhej në gjithë gjatësinë e mureve, kacavirrej nëpër shkallë, zmbrapsej, krijonte vorbulla, gulçonte dhe ulërinte nën gjëmimet e topave dhe të qindra borive dhe lodrave që s'rreshtnin asnjë çast. Një pluhur i dendur mbështillte herë pas here copëra pamjesh, ndërsa zbulonte të tjera edhe më të frikshme.

Dielli digjte mizorisht. Tursun pashai, në kundërshtim me rregullat e luftës, kishte vendosur që sulmi të niste në mesditë për shkaqe që kuptoheshin; etja do t'i raskapitte dyfish kështjellarët. Sipas mendimit të arkitektit, (kishte vënë re se sa më shumë i zemërohej aq më tepër e dëgjonte), shtatë ditë pa rrjedhje uji nga jashtë, kishin qenë të mjaftueshme të thanin



çdo sternë sado e madhe të ishte. Kurse ujët e puseve (robërit e torturuar e kishin dhënë të ndryshëm numrin e tyre, disa tre, e disa katër) nuk mund të mjaftonte edhe për të pirë edhe për të plagosurit. Në një zheg të tillë të plagosurit janë për ne më të volitshëm se të vdekurit, kishte thënë arkitekti. Tursun pashai mezi e kishte mbajtur veten t'i ulërinte: mos do të na këshillosh prapësi të reja tani? Mos kërkon të më bindësh t'u jap urdhër ushtarëve që të kenë kujdes gjatë përleshjes të mos vrasin, por veç të plagosin? Ia tha një pjesë të këtyre fjalëve, por pa klithma, me qesëndi. Kurse arkitekti ishte përgjigjur: bëj çdo vet.

Megjithatë arkitekti kishte dhënë mendimin më të mençur për ditën e mësymjes. Shumica kishin qenë për shtyrjen e saj, në mënyrë që t'i lihej etjes një pjesë e mundit që do t'i duhej shpatës. Arkitekti kishte ngulmuar për të kundërtën. Vonesa ishte e mirë, kishte thënë, dhe etja vërtet do ta lehtësonte shpatën, por s'duhej harruar se kishte kaluar mezi i gushtit dhe ata që i njihnin këto vise thoshnin se koha e rreshjeve s'ishte larg. Një shi i papritur mund të përbyste gjithçka.

Kishte mjaftuar kjo që Tursun pashai të merrte vendimin. Edhe sikur retë ta vononin shiun, kohën e luftës ai e kishte të kufizuar. E kishte qarkuar si në rreth të hekurt kështjellën, por vetë ndërkaq ishte po aq i mbyllur si ajo. Ata kishin të paktë ujin kurse ai kohën. Shumë-shumë ajo mund të zgjatej gjer në mesin e vjeshtës. Me ngricat e para vinte zakonisht edhe urdhri i tërheqjes. Domethënë fundi.

Ai nuk i hiqte sytë nga porta kryesore, ku dyndja e ushtarëve ishte më e fortë se kudo. Azapët kishin mundur të ngrinin përsëri një pirg prej druri, që po e mbulonin me shpejtësi me lëkurë berrash të porsatherrur. Trinat e mëdha prej xunkthi lëviznin sa andej këndej mbi kokat e ushtarëve si barka mbi një det të egërsuar. Të mbrojtur prej tyre, ata kishin

filluar të goditnin portën me deshtë e hekurt.

– Porta po lëkundet, - tha allajbeu. – Siç duket riparimi ka qenë shkel e shko.

- Të përsëritet urdhri për të mos u futur në oborrin e brendshëm, - tha Tursun pashai. Një nga oficerët u nis me kalë drejt portës.

Një natë më parë në këshillin e luftës, ishte hedhur mendimi se përderisa gjatë sulmit të parë shpërthimi i portës së madhe nuk kishte sjellë asgjë të mirë, të hiqej dorë prej saj. Mirëpo Tursun pashai kishte thënë se shqyerja e një porte, qoftë edhe të panevojshme, i përndizte sulmuesit më fort se çdo gjë. Veç kësaj, këtë herë ai kishte sajuar diçka me Saruxhanë, kështu që porta e madhe për çdo rast duhej të ishte e hapur.

- Pasha i ndritshëm, - i tha me zë të ulët, duke i afruar kryet te supi një nga ndihmësit, - mjeku Siri Selimi kërkon të flasë me ty.

- Tani? – tha Tursun pashai, pa i hequr sytë nga tymtaja përpara portës kryesore.

- Tani.

- Le të vijë.

Siri Selimi përkuli dy-tri herë shpinën e tij të gjatë. Duke kujtuar se pashai nuk e pa, ai u kërrus përsëri.

- Fol, - tha pashai, kur e ndjeu hijen bezdisëse të mjekut prapa shpinës. Fol, dhe mjerë ti nëse ajo që thua është e pavend, mendoi.

- Më fal që po të shqetësoj, pashai im, në këtë çast të... të...

- Shkurt, -tha pashai.

Siri Selimi gëlltiti pështymën.

- Duhet nxjerrë që andej një kështjellar, - tha, duke zgjatur dorën drejt mureve, - në mos të gjallë, së paku të plagosur rëndë. Ose qoftë edhe të vdekur, - shtoi pas pak, duke kujtuar



se kërkoi shumë. – Unë do t'i hap trupin dhe do të kuptoj në se ka pirë ujë dhe sa ka pirë.

Një rob. Gjatë sulmit të parë ishin përpjekur të zinin robër, por kjo kishte qenë tepër e kushtueshme. S'ishte e lehtë të zbrisje një rob që lart nëpër shkallaret që digjeshin orë e çast. E keqja ishte se robin e gjallë, qoftë edhe të plagosur, duhej ta mbain dy-tre veta bashkë, kurse nëpër shkallët nuk mund të zbriste veçse një njeri. Dy-tri herë kishte qëlluar që robi i plagosur, duke u përpëlitur gjatë zbritjes, ishte këputur e kishte rënë poshtë bashkë me kapësin e tij. Kurse për një trup të vdekur, siç kërkonte Siri Selimi, ndryshonte puna. Një trup i vdekur mund të flakej që nga mesi i shkallëve, sepse një i vdekur i copëtuar pak ndryshonte nga ai që kishte veç një plagë në gjoks.

- Një rob, qoftë edhe i vdekur, - tha Tursun pashai pa e vështruar Siri Selimin. – Të sillet me çdo kusht.

Nuk kaloi shumë kohë dhe ai pa një grup dervishësh të armatosur, që rendnin herë drejt e herë gjarpëzi midis lumnajës së ushtarëve drejt mureve. Pas pak i humbën nga sytë. Më pas iu duk sikur i ajgëtoi prapë tek po kacavireshin në njërën nga shkallët. Po i tërhoqi vëmendjen një gjë tjetër dhe dervishët iu tretën prapë nga sytë. Porta e madhe po shkallmohej. Përpara saj ziente një vorbull e egërsuar ushtarësh, e mbështjellë vazhdimisht me një mjegull pluhuri. Topat gjëmuan njëri pas tjetrit, duke shkëputur copëra muresh.

- Ky është topi i tretë, - i tha kryeveqilharxhi Siri Selimit, pas gjëmimit të fundit.

- Bën një zhurmë pak të ndryshme nga dy të tjerët, - tha mjeku.

Porta e madhe po shkallmohej.

- Të shkulet porta nga vendi dhe të merret me vete, - dha urdhër Tursun pashai. Urdhri ishte disi i çuditshëm. Ai e dinte

se nga ana ushtarake rrëmbimi i portës s'kishte ndonjë vlerë. Mirëpo, shpirtërisht do të ishte ngazëllyese për ushtarët e tij aq sa do të qe dëshpëruese për mbrojtësit.

Pështjellimi te porta sa vente shtohej. Mbrojtësit, siç duket, e kuptuan qëllimin e sulmuesve për ta shkulur dhe dendësuan goditjet. Pa portë askush s'mund të flejë i qetë në një shtëpi, mendoi Tursun pashai. E aq më tepër në një kështjellë.

Ai nisi një lajmës të dytë për t'u premtuar shpërblim të veçantë shkallmuesve. Azapët dhe mekanikët, që edhe pa këtë ishin bërë si të dehur, e dyfishuan turrin. Tre-katër prej tyre kishin mbetur varur nëpër hekurat e saj si të kryqëzuar, megjithatë të tjerët s'pyesnin. Iu qepeshin të dy flegrave si të marrosur. Pastaj midis zhurmave të tjera, u dëgjua një ulërimë e madhe, që nuk kuptohej në ishte klithmë gëzimi apo paralajmërimi, dhe porta gjigante ra perdhe me shungëllimë. Ushtarët, që ishin hapur në çastin e rënies, u dyndën përsëri rreth saj si thneglat. Turma e shqetësuar u vërtit shumë kohë rreth portës gjersa, më në fund, ajo, e tërhequr nga dhjetëra litarë, gremça dhe krahë të zhveshur, lëvizi ngadalë. Kështjellarët qëllonin me tërbim mbi rrëmbyesit. Megjithatë, porta e hekurt largohej gjithnjë. Nëpër hekurimat e saj kishin ngecur e zvarriseshin bashkë me të nëpër pluhur dhjetra ushtarë të vrarë, por askush nuk kishte nge të merrej me ta. Rrëmbyesit, të gjakosur, të mbytur në pluhur, po e nxirrnin atë gërdallë nga rrëmuja, duke ulëritur në kupë të qiellit si të çonin një nuse.

Gjëmuan përsëri topat njëri pas tjetrit dhe përsëri, pas gjëmimit të fundit, kryeveqilharxhi i tha Siri Selimit:

- Ky është topi i tretë.

- Tani e njoha edhe unë, - tha mjeku, që nuk i ndante sytë nga muret, atje ku dervishët kishin një copë herë që po



përlesheshin grykasi me mbrojtësit.

- Ai po rreh gjithmonë e më poshtë, - tha kryeveqilharxhi.

- E shoh, - ia bëri Siri Selimi, pa i hequr sytë nga dervishët.

Në hapësirën e zbrazët midis sulmuesve dhe fushimit, kasnecët që kalëronin, ngjanin përherë me të vetmuar. Nga muret vinin herë pas here vigtarët me të plagosurit. Përballë tyre një grup ushtarësh me lodërti po vraponte drejt mureve për të zëvendësuar lodrat e vijës së parë, të cilat, të shpuara nga shigjetat, kishin hedhur fare ose lëshonin një gulçim të mbytur, sipas çarjeve që kishin marrë.

- Po e sjell, po e sjell, - thirri me zë të ulët Siri Selimi, duke picërruar sytë për të parë më mirë. Kryeveqilharxhi vështroi andej, por nuk dalloi dot asgjë.

- Ah, më bënë sytë, - tha mjeku pas pak. Edhe një herë tjetër ai thirri si i lojtur "po e sjell", por përsëri u gabua. Herën e tretë një nga dervishët u duk vërtet te dhëmbëzat me një trup në krahë. I shkathët si një mace e egër, u var te shkallët, pa e lëshuar trupin, dhe filloi të zbriste. Jeniçerët, që po ngjiteshin, ndaleshin në vend dhe i hapnin udhë. Siç duket, dervishi bërtiste se po sillte një rob me urdhër të pashait. Shkalla në dy-tri vende kishte marrë flakë dhe në vend të saj, azapët po afronin një të re, por dervishi arriti të hidhej përpara rrëzimit. Një copë herë të gjatë humbi, pastaj u pa të përbironte midis katrahurës, me robin që e mbante si pre.

- Po sjellin robin, - klithi i pari Siri Selimi.

Tursun pashai dhe të gjithë të tjerët kthyen sytë andej nga tregonte dora e mjekut. Dervishi me trupin në krahë po afrohej me një vrap të lehtë, duke ngritur pluhur me këmbët e zbathura. Kur u afrua, ata panë se fytyra e tij e zeshkët ishte mbytur në djersë dhe goja e hapur mezi ngopej me ajrin e nxehtë. Dervishi gulçonte. Ca rrëke gjaku, që zbrisnin nga qafa, i kishin ngrirë mbi gjoksin e zhveshur, por nuk kuptohej

në ishte ky gjaku i tij apo gjaku i trupit të huaj, që mbante mbi shpinë. Koka e të huajit, me flokë të çelët, lëkundej si kokë berri pas qafës së zeshkët të dervishit.

- Lëshoje, - thirri Siri Selimi me një zë të egërsuar befas. Qafa e tij e gjatë dhe gjithë fytyra iu skuqën. Dervishi, duke bërë një mundim të fundit, e flaku robin përdhé. Mjeku u përkul në gjunjë dhe nisi të prekte me shpejtësi gjoksin, gojën dhe sytë.

- Është ende gjallë, - thirri ai.

- Gjallë?

- Gjallë, por së shpejti do të vdesë.

Ai i hapi gojën dhe diçka po bënte në gjuhën e robit.

- A ka etje? – pyeti pashai.

- Ka, pashai im. Po tani do ta kuptojmë më mirë, sa etje ka, - tha Siri Selimi.

Nga trasta e lëkurtë nxori me shpejtësi thikat dhe u përkul mbi trupin e robit. Disa nga ata që ishin aty pranë kthyen kryet për të mos parë. Shumica e tyre kishin marrë pjesë në vrasi të mëdha, megjithatë ajo që po bënte mjeku i bëri të zverdheshin. Ishte hera e parë që po zbulonin se ngadalësia e bënte therrjen e njeriut dhjetë herë më ngjethëse se prerja e rrufeshme prej shpatës ose heshtës. Një copë herë të gjatë Siri Selimi qëndroi si i përpirë mbi trupin e zhveshur të të huajit. Kur u ngrit, duart i kishte të përgjakura gjer në bërryla. Duke i mbajtur anash për të mos njollosur petkat, iu afrua pashait.

- Janë të tharë, të çujëzuar, siç thuhet në mjekësi, megjithatë pinë nga pak, - tha.

Pashai mbylli sytë përgjysmë, i lodhur dhe mori frymë thellë. Pastaj bëri një shenjë me dorë dhe trupin e prerë e hoqën sakaq. Në këmbë kishte mbetur dervishi. Ai gulçonte ende.



- Shpërblejeni, - tha Tursun pashai dhe me vështrimin e lodhur u mundua të kapte gjithë gjatësinë e mureve. Pamja nuk kishte ndryshuar. Po atje lëvizje e çrregullt e pa fund, po ato qindra shkallë, disa të mbushura me ushtarë, disa të zbrazura e disa gjysmë të djegura dhe po ai pluhur i verdhë, që vëtitej e vërtitej vazhdimisht duke rënë mbi djersët dhe plagët e ushtarëve. Dielli nuk ishte më në kupë të qiellit, megjithatë ende digjte pa mëshirë. Tursun pashait po i erreshin sytë. Nganjëherë binte në një gjendje topitjeje. Vetëm gjëmimi i herpashershëm i topave e sillte në vete.

Një kasnec po vinte me vrap mbi kalë.

- Uç Tunxhkurti u vra, - thirri që larg.

Tursun pashai ktheu sytë nga pirgu lindor, atje ku bënin trysni eshkynxhinjtë. Nga larg lëvizjet e ushtarëve dukeshin të plogëta, si nëpër gjumë, por ai e dinte mirë se çfarë ndodhte në të vërtetë atje dhe ç'egërsi dhe mundim fshihej pas asaj kinse plogështie.

Si për t'u qetësuar e hoqi vështrimin prej tyre, për ta ulur poshtë, në këmbët e mureve, ku mizëria e azapëve, nën komandën e Kara-Mukbilit, mbante si mbi shpinë gjithë peshën e sulmit. Kishte qenë dikur komandant azapësh dhe e dinte ç'do të thoshte të gjendeshe në atë që ai e quante kati përdhes i luftës. Të hiqje vazhdimisht shkallët e djegura për t'i zëvendësuar me të rejat, të rrëzoheshe shpesh në to e mos të të ngrinte kurrkush, të të vinte nga s'e prisje shigjeta e verbër, sera, apo squfuri, dhe së fundi dhe më e hidhura, të të shkelnin shpesh të vetët, eshkynxhinjtë, jeniçerët, dallkëllëçët, ushtarët e vdekjes, dhe ti, jo vetëm që s'ankoheshe, por i shihje me adhurim, sepse ata ngjiteshin lart, drejt lavdisë së epërme, ndërsa ti mbeteshe poshtë, në shkallën më të ulët, për të vdekur, ashtu siç kishe jetuar, nga një vdekje që s'binte kurrë në sy...

Plaku Tavxha i kishte mënjanuar pak jeniçerët e tij nga ajo zbrazëti, që pak më parë kishte qenë porta kryesore e që tani, për çudi, ngjante edhe më e frikshme. Të strukur nën trinat, një pjesë e të cilave nxirrnin tym, jeniçerët prisnin urdhrin për t'u vërsulur nëpër oborrin e brendshëm drejt portës së dytë.

Lart, te muret, eshkynxhinjtë përpiqeshin të pushtonin një rryp të ngushtë, por s'arrinin dot. Ata që mbërrinin gjer në majë ishin ende të paktë. Shumica firoheshin nëpër shkallë, një pjesë arrinin të kapeshin thonjaz te dhëmbëzat e gurta, shkeleshin egërsisht, kthetroheshin prapë, gjersa këputeshin, duke shkulur me vete ndonjë kufomë a kështjellar të plagosur. Ishte ende herët për dallkëllëçët, e aq më tepër për lulen e ushtrisë, dhëndurët e vdekjes.

Si për t'i kujtuar se kishte edhe nje sferë të lartë, që ngjasonte me goditjen e Zotit, topat gjëmuan njëri pas tjetrit.

Nga e çara sipër murit të portës së brendshme, shpërtheu një re pluhuri.

- Tani Saruxhai do të përpiqet të shkallmojë me top portën e dytë, - i tha kryeveqilharxhi Siri Selimit.

Siri Selimi nuk foli. Dukej që diç bluante në kokë.

- Punë e vështirë, - tha një sanxhakbej me një dorë.

- Punë e vështirë, por ai do ta bejë, - tha kryeveqilharxhi. – Ky është një top i ri, që nuk është përdorur kurrnjëherë.

Sanxhakbeu tundi kokën i menduar.

- Më duket e vështirë, - tha, - tyta e topit duhet ulur shumë dhe kjo është e rrezikshme.

- E di, - tha kryeveqilharxhi.

- Topat gjëmuan përsëri. Topi i tretë goditi disa pashë nga e djathta, sipër portës, duke e shqyer edhe më fort të çarën.

- Herën tjetër do të godasë me siguri, - tha allajbeu, pa iu



drejtuar kujt.

Njësiti i jeniçerëve, i bigëzuar tashmë, i ishte afruar edhe më pranë portës së hapur.

- Tavxhai po bëhet gati, - tha sanxhakbeu me një dorë. – Ngutu, ngutu, plak, - murmuriti.

- Ata do të sulmojnë tani, të tmerrshëm si tërmeti, - tha dikush pas shpinës së tyre.

Grupi i dinjitarëve që ndiqte betejën, u gjallërua. Pritej gjuajtja e re e topave. Tani askujt nuk i bënin përshtypje ato që po ndodhnin te muret. Rrëzimet e shkallëve, trupat që këputeshin e binin, dyndjet dhe zmbrapsjet e papritura, të gjitha këto ishin gjëra të zakonshme, që po përsëriteshin për të njëqindtën herë, nën zhurmën shurdhuese të brirëve. Gjithë vëmendja e tyre ishte përqëndruar tani te porta kryesore, atje ku aradhet e Tavxhait, të ngjeshura në katrore, prisnin shenjën për sulm.

Fishkëllyen njëra pas tjetrës përdredhoret. Predhat e tyre ranë diku, në thellësi të kështjellës. Pastaj gjëmuan dy topat e mëdhenj. Pas oshëtimës së tyre, të gjithë pritën në heshtje gjëmimin e njohur të topit të tretë. Por ai po vonohej.

Jeniçerët ishin rrasur tani te porta kryesore, prej nga dukej një pjesë e oborrit të brendshëm, krejt e shkretë. Mbi trinat e tyre fluturonin pa pushim lëmshe të zjarrta, shigjeta dhe heshta, por ata nuk shkulshin andej. Mbrojtësit e kishin kuptuar, siç dukej, se ky ishte një grumbullim për sulm drejt portës së dytë dhe po i dendësonin gjuajtjet. Mirëpo azapët, eshkynxhinjtë dhe vullnetarët po bënin një trysni të fortë në të gjithë vijën e sulmit, kështu që një pjesë e kështjellarëve detyrohej të mbante vendet e para. Tursun pashai po e vononte urdhrin për të lëshuar në sulm dallkëllëçët dhe taborin e vetëm që i kishte mbetur të ushtarëve të vdekjes. Ai priste topin e tretë. "Pse nuk gjuan?" "Ç'të ketë vallë?" "Ç'bën Saruxhai?"

Këto fjalë të thëna me zë të ulët përsëriteshin gjithmonë e më me padurim. Tursun pashai nisi një oficer për te punishtja e topave. Por nuk arriti kasneci të largohej as një qind hapa, kur gjëmimi i topit të tretë, që për shkak të tendosjes së nervave, iu duk të gjithëve më i fortë se ç'ishte, drodhi tokën. Fill pas gjëmimit shurdhues, një vërshëllimë e rreptë dhe e jashtëzakonshme e çori ajrin fare ultas, pothuajse mbi kryet e tyre. Të gjithë vështronin me ankth pikën ku duhej të binte predha, por shi në atë kohë kur ata prisnin që ajo të shkallmonte portën e dytë, predha ra midis jeniçerëve.

- Ah, - ia bëri pashai me një zë të pazakontë.

Radhët e ngjeshura të jeniçerëve u shthurën menjëherë. Përpara portës së madhe u krijua një peshtjellim skëterre. Nga të gjitha anët rendnin oficerët për të marrë vesh humbjet.

Drejt Tursun pashait, duke ngritur pluhur me kalin e tij të zi, po vinte Tavxhai. Ulëriminë e kishte lëshuar që larg. Dy nga truprojat u ngjeshën në të dy anët e pashait. Agai i jeniçerëve u hodh nga kali sikur të shembej. Klithmat e tij ishin aq të forta, të përziera me shkumbëzim e fjalë mongole, saqë në krye, më shumë se u kuptuan, u morën me mend. Duart e tij të shkurtra, që i shoqëronin, dukej se donin të mbysnin dikë. Kur klithmat u qartësuan disi, u pa se ishin pak a shumë ato që priteshin.

- Na vranë, horrat, të shiturit, kaurët. Pasha, si e duron këtë gjë? Na goditën pas shpine. Tradhtarët!

Tursun pashai e dëgjoi i qetë dhe nuk ia preu fjalën.

- Gjer tani i kemi dëgjuar dokrrat e tyre. Tani po na gjuajnë me top pas shpine, - vazhdonte të thërriste Tavxhai. – S'durohet më. S'durohet më.

- Sa u vranë? – pyeti pashai.

Tavxhai mezi merrte frymë.

- Me dhjetra, me qindra. Jeniçerët e mi, bijtë e Kara-



Halilit. Dua shpagim. Dua fajtorin. Pasha, kërkoj kokën e fajtorit. Jeniçerët e mi kërkojnë fajtorin.

- Do ta japim, - tha kryekomandanti.

- Tani, - thërriti me zë të thellë Tavxhai. – Ata e duan tani. Ata janë tërbuar. Ata duan ta gjykojnë vetë. Jepmë fajtorin.

- Të gjendet fajtori menjëherë, - dha urdhër pashai. – Të vijë këtu çaushbashi.

Komandanti i logut erdhi me vrap.

- Gjeje dhe lidhe në vend fajtorin kushdo që të jetë, - dha urdhër pashai. – Pasi ta lidhësh, dorëzojua jeniçerëve. Është e drejta e tyre të bëjnë ç'të duan me të.

- Pasha im, ndërhyri kryeveqilharxhi, dyll i verdhë në fytyrë. – Po sikur... të jetë... Saruxhai?

Tursun pashai ngriti supet për të thënë "s'kam ç'bëj".

Çaushbashi, i ndjekur nga një grumbull ushtarësh, u nis drejt vendit të topave.

- Kjo punë u përdreqnua, - tha Tursun pashai si të fliste me vetvete.

Vazhdim i sulmit pa jeniçerët ishte i kotë. Ai dha urdhrin e tërheqjes.

Ndërsa taborët e lodhur e të rraskapitur po sprapseshin njëri pas tjetrit, kryeveqilharxhi, porsa pa që Tursun pashai ktheu shpinën, u nis me vrap drejt topave. Grumbullin e jeniçerëve, në krye të të cilëve ecte Tavxhai me komandantin e logut, ai e gjeti në të dalë të punishtes. Po vinin si hordhi e egër. Midis tyre, të lidhur kokë e këmbë dhe dyllë të verdhë në fytyrë, kryeveqilharxhi pa ndihmësin e Saruxhait. Tre-katër jeniçerë e hiqnin branë nëpër pluhur. Sytë e djaloshit, krejt të humbur e të djersitur, u qepën pas syve të kryeveqilharxhit për të kërkuar ndihmë. Por hordhia ecte shpejt, kështu që kryeveqilharxhin nuk e mundoi për një kohë të gjatë ai vështrim. Atij i tërhoqi vëmendjen një zë i njohur, që po

thërriste si i tërbuar. Prapa turmës së jeniçerëve po vinte me vrap Saruxhai, i ndjekur nga çaushi i tij.

- Ndalni, qena, zuzarë! Lëreni atë! Lëreni atë, po ju them! Do të përgjigjeni me kokë.

- Saruxha, - i tha me zë të butë kryeveqilharxhi duke e kapur për mënge, - prit pak.

- Lërmë, mos më pengo. Ai s'ka asnjë faj. Ndaluni!

Kryeveqilharxhi u detyrua të eci pothuaj me vrap për ta ndjekur.

- Prit, Saruxha, s'ka nevojë të rendësh pas tyre. Nuk e kupton që me ata s'merresh dot vesh? Prit!

- Jo, nuk pres. Ndalni, zhulsa, të poshtër! Tavxha, çaushbash, ju jeni kokëderra, injorantë, dëgjoni apo jo? Ju jeni plëndsa të ndyrë, lëshojeni!

Nga grumbulli që po ikte përpara si fërtymë, asnjëri nuk ktheu kryet. Kryeveqilharxhi e kuptoi se po ta linte ai, Saruxhai do të sulej me ta dhe do të merrte veten më qafë.

- Saruxha, vëllai im, prit të lutem!

Ai u përpoq ta mbante me forcë kryemekanikun dhe i bëri shenjë rojës së tij që ta ndihmonte. Roja u afrua, por nuk guxoi ta prekte të zotin.

- Tavxha Takmakhan, o thes me pleh, o dudum, o shtrembs, unë do ta shtyp kokën tënde të trashë. Unë do të gjuaj me top mbi jeniçerët e tu në rastin më të parë. Do t'ju zhbij pa mëshirë! Do t'ju lëroj nënat të gjithëve! Oh!

Kryeveqilharxhi mezi arriti ta mbante më në fund. Saruxhai shkumbëzonte. Ninëzat e syve i kishte të ngrira. Fërkoi tëmthat, i tha kryeveqilharxhi rojes së vet. Ai vetë po i fshinte shkumën ndanë buzëve. Lëvizjet e Saruxhait për t'u shkëputur sa vente bëheshin më të dobëta. Vetëm koka i kthehej andej nga kishin ikur jeniçerët, dejtë i fryheshin si më parë, por nga ngjirja e beftë e zërit, sharjet s'i kuptoheshin më.



Kur turma u largua aq sa s'dukej më, Saruxhai rënkoi si i plagosur.

- Si do të bëj unë pa të? – tha pothuaj duke qarë, me një zë të trashë, të prerë aty-këtu nga tinguj të hollë dhe therës. – Do ta vrasin trashtinat. Më thuaj, si do të bëj unë pa të?

- Diçka do të mendojmë, - tha kryeveqilharxhi, - do të bëjmë diçka për ta shpëtuar.

- Kujt t'i shkosh, kujt t'i ankohesh? – gulçoi Saruxhai. – Këtu jemi si në shkretëtirë.

- Diçka do të mendojmë, - tha kryeveqilharxhi.

Saruxhai e vështroi me sy të turbullt, duke u përpjekur të kuptonte nëse besonte vetë kryeveqilharxhi në atë që thoshte apo e bënte këtë veç për ta ngushëlluar.

- Ata do të pendohen për vdekjen e tij, por atëherë do të jetë vonë, - tha me dëshpërim.

Kryeveqilharxhi po vriste mendjen se kujt mund t'i kërkonin që të ndërmjetësonte te pashai. Ai vetë do të ndërhynte sigurisht, por në këtë rast fjala e tij nuk do të kishte peshën e nevojshme, sepse dihej që ishte miku i ngushtë i kryemekanikut. Duhej gjetur ndonjë tjetër, ndonjë që të ishte i paanshëm. Kurdishxhiu ishte i përshtatshëm, por ai dergjej tani në shatorren e tij, duke folur përçart, me dy plagë të rënda në brinjë të marra gjatë sulmit të Skënderbeut. Kara-Mukbilit gjithashtu nuk do t'i ecte fjaal, sepse dihej që nuk shkonte mirë me plakun Tavxha. Veç kësaj, pas gjithë këtij sulmi të mundimshëm, ku ai, me azapët e tij, kishte mbajtur peshën kryesore, ishte një kohë e papërshtatshme t'i flisje për shpëtimin e jetës së një njeriu atij, që porsa kishte parë qindra vdekje përbri. Për myftiun as që bëhet fjalë. Ai do të gëzohej më shumë nga të gjithë për vdekjen e mekanikut. Mbetej vetëm një njeri: allajbeu.

- Shkojmë te allajbeu, - tha kryeveqilharxhi, - ai mund të

bëjë diçka.

Duke ecur drejt shatorres së allajbeut, ata shihnin rreshtat e pafund të ushtarëve, që ktheheshin nga muret. Në fytyrat dhe në lëvizjet e tyre dukej një lodhjee llahtarshme. Shumë prej tyre mbanin në krahë shokët e plagosur, kryet e të cilëve, një pjesë me flokë të përzhitur, tundeshin sa andej këndje. Kryeveqilharxhi dy-tri herë ktheu kryet mënjanë, për të mos parë plagët e frikshme, punë e përbashkët e metalit, e serës dhe e gurit.

Ata u munduan të ecnin nëpër ndonjë rruginë, ku nuk kishte ushtarë që ktheheshin, por kjo ishte e pamundur. Ushtarët, në heshtje të plotë, vërshonin gjithandej drejt tendave të tyre. Në këtë kohë, kur dita po thyhej dhe drita e diellit kishte filluar të bëhej më e kuqërremtë, fushimi i ngjante një sfungjeri të stërmadh, që po mbushej me gjak dhe djersë.

- Është një kohë e pavolitshme për të ndërhyrë, - tha kryeveqilharxhi, - por, sidoqoftë, do ta provojmë.

Allajbeu ishte vetëm në shatorren e tij. Ai e dëgjoi me vëmendje kryeveqilharxhin, (Saruxhai nuk foli fare), por shprehja e zymtë e fytyrës nuk i ndryshoi për asnjë çast. Kur kryeveqilharxhi mbaroi së foluri dhe allajbeu vazhdonte të vështronte të njëjtën pikë, ata e kuptuan se ai nuk do të bënte gjë. Allajbeu foli ngadalë, si pa e pasur mendjen në vend. Ai tha se do të ishte një nder i madh për të në qoftë se do të mundte t'i ndihmonte dijetarët e lartë me ndërhyrjen e tij. Ai e kuptonte fare mirë se vrasja e mekanikut të zot nuk ishte në volinë e përgjithshme të padishahut dhe të perandorisë, aq më tepër tani, kur porsa kishte filluar epoka e armëve të reja dhe kur shestuesit e topave, në gjithë perandorinë, numëroheshin me gishta. Mirëpo, megjithatë, ai e quante tepër të vështirë ndërhyrjen. Ai iu lut atyre ta kuptonin drejt. Ai tha se ata duhej të merrnin me mend gjendjen shpirtërore të



ushtarëve, të cilët, pas një dite me të vërtet skëterrore dhe pasi ishin coptuar e përzhitur mizorisht nga heshtat e nga sera, papritur, shi në kohën që gjithë shpresën e kishin venë te topat, pikërisht prej tyre ishin goditur në shpinë, me këta ushtarë, shumicës së të cilëve u kishte rën dielli në kokë, ishte vështirë të merrshe vesh, sidomos tani. Aq më tepër kur në atë punë ishte përzier Tavxhai.

Saruxhai murmuriti një sharje, porsa dëgjoi emrin e urryer të agait të jeniçerëve.

Duke i përcjellë, allajbeu u tha se ata mund të provonin të ndërhynin vetë te pashai, megjithëse ai vetë kishte shumë pak shpresë.

- Të shkojmë te pashai, - tha Saruxhai, kur ata dolën nga shatorrja e allajbeut. – Të shkojmë pa humbur kohë, ndryshe ato shtazë do ta mbytin pa mbaruar gjyqi.

Ata arritën te shatorrja e Tursun pashait pothuaj me vrap. Te hyrja rojat me sëpata në duar iu prenë udhën.

- Ne te pashai, - tha shkurt kryeveqilharxhi.

Rojat bënë "jo" me krye. Te hyrja u shfaq një nga çaushët e kryekomandantit.

- Pashai është i lodhur, - tha, - ai ka dhënë urdhër të mos e shqetësojë kush.

- I thuaj se kemi një punë të ngutshme, - tha Saruxhai. – Unë jam Saruxhai, kryemekaniku i topave dhe ky është kryeveqilharxhi.

- Unë ju njoh, - tha çaushi, duke bërë një përkulje dhe u zhduk përsëri.

Të dy rojat vështronin me bisht të syrit të ardhurit. Tehet e sëpatave ndrisnin herë pas here në rrezet e fundit të diellit.

Çaushi doli pas pak.

- Pashait i dhemb fyti, - tha ai, - ai nuk mund t'ju presë.

Saruxhai vuri dorën te fyti sikur ta kishin goditur.

- I thuaj që ne... i thuaj që ne...

Por çaushi ishte zhdukur përpara se ai të fliste. Sytë e Saruxhait ndeshën me sytë e pjerrët të njërit prej rojave.

- Eja të ikim, - i tha kryeveqilharxhi.

Ata u kthyen për të ikur. Tani ecnin ngadalë. S'kishin pse të nxitonin. Gjithë pjesa e fushës, përpara mureve të kështjellës, që jo shumë kohë përpara ziente si deti i skëterrës, tani ishte zbrazur. Vetëm porta e madhe e hekurt, e zvaritur gjer afër logut, kishte mbetur atje, e shtrirë në pluhur, si një rrangallë, që nuk i hynte në punë kurrkujt.

Më tutje ndeshën rreshtin e gjatë të qerreve, që po niseshin për të mbledhur të vrarët.

Pa e kuptuar dhe vetë se si, këmbët po i çonin nga ajo pjesë e logut ku ishin tendat e jeniçerëve. Ecnin ngadalshëm si të donin të mos arrinin kurrë.

Ata nuk nxituan hapat edhe kur panë një turmë të madhe jeniçerësh, në mesin e të cilës kishte ndodhur ose po ndodhte diçka. Kur u afruan dhe pak, vunë re se shumë ushtarë po largoheshin grupe-grupe. Kjo do të thoshte se çdo gjë kishte marrë fund. Megjithatë ata iu afruan lëmshit të jeniçerëve, që sa vinte po zhbëhej. Sytë e tyre ishin të topitur dhe të papërqendruar... Disa mbanin ende nëpër duar, si të hutuar, jataganët dhe sëpatat. Diku, midis ushtarëve, ata panë shpinën e gjërë të Tavxhait, që po ikte. Të gjithë largoheshin, me përjashtim të tyre. Kur u afruan fare pranë, ndërsa po kërkonin me sy trupin e të gririt, panë disa xhenierë që po hidhnin diçka me lopata në një tezgë. Kjo diçka nuk ishte as trup, as gjymtyrë, as copa gjymtyrësh. Ishte përzierje dheu, mishi, kockash dhe gurishtesh, të bëra njësh nga furia e verbër.

Ata nuk i hiqnin sytë nga tezga që po mbushej. Ca jeniçerë, që kishin mbetur atje, vështronin të hutuar dinjitarët e lartë. Ishin, me siguri, nga ata që kishin marrë pjesë në plojë.



Tani në sytë e tyre nuk dukej më as egërsia as urrejtja. Kishte vetëm një topitje dhe një zbrazje e lodhje të madhe. Kryeveqilharxhi i vështronte ngultazi. Pak kohë më parë ata kishin qëlluar mbi mekanikun me gjithë urrejtjen dhe njëkohësisht frikën që iu shkaktonte enigma e diturisë. Duke e grirë copa-copa inxhinierin, ata kutjonin se mund të çliroheshin nga frika e së panjohurës së tmerrshme. Do të çliroheshin ndoshta përkohësisht, gjersa ajo të mblidhej përsëri pikë-pikë në ndërgjegjen e tyre dhe t'i tiranizonte përsëri. Dhe do të kërkonin koka të tjera për qetësim.

Kryeveqilharxhi dhe Saruxhai, pa thënë asgjë, ikën. Dielli po perëndonte. Po ktheheshin qerret e para të ngarkuara me kufoma. Tek-tuk nën rrotat pikonte gjak. Në log kishte shumë pak lëvizje. Një tabor xhenierësh me mihëset dhe lopatat në krah po shkonte, siç duket, për të hapur varret e përbashkëta.

Dikush i përshëndeti, por asnjëri prej tyre nuk e ktheu përshëndetjen.

- Selam, gazilerë, - iu foli për të dytën herë Siri Selimi. Ai nxitonte.

- Selam, - u përgjigj kryeveqilharxhi.

- Ç'keni kështu? – tha Siri Selimi.

Asnjëri nuk iu përgjigj.

- Unë po shkoj te – pashai, - tha Siri Selimi, megjithëse ata nuk e pyetën. – Unë kam menduar një mënyrë tjetër për t'i mbytur ata.

Ata përsëri nuk iu përgjigjën. Siri Selimi ecte përbri tyre dhe hija e tij në tokë kishte një gjatësi të përbindshme. Papritur fytyra dhe qafa e gjatë iu bënë gjak të kuqe.

- Ju kujtoni se lufta bëhet vetëm me topa dhe me njehsime? – tha me një zë të hidhur, duke shpejtuar hapat. Kur ishte larguar mjaft, ktheu përsëri kryet. – Kurse për minjtë, ju gazilerë, nuk mendoni.

- I ka rënë dielli në kokë, - tha kryeveqilharxhi.

Saruxhai nuk foli.

Ata ishin tani në qendrën e logut. Ajo nuk kishte qenë kurrë kaq e braktisur. Nga shatorrja e madhe e Kurdishxhiut po dilnin një grumbull mjekësh. Një tabor tjetër xheniersh, me vegla në krahë, po shkonte drejt gropave të mëdha.



*Ata na u turrën prapë si herën e parë dhe si herën e parë ne i sprapsëm. Ne kishim etje, na merreshin mendtë nga zhegu i pamëshirshëm, megjithatë nuk ramë.*

*Në çastin më të keq, kur fati deshi që njëri nga topat e tyre, ai më i lemerishmi, në vend që të shkallmonte portën e dytë, goditi të vetët, mësymja u ndërpre.*

*Ka dy ditë që orlat vërtiten sipër e përfund mureve. Kufomat janë tërhequr vërtet, por ka mbetur, siç duket, era e gjakut. Pamja dhe krrokama e tyre na brengosin, por ne s'kemi ujë për të larë gjakun.*

*Që këndej duken loget e stërvitjes së ushtarëve ku ata provojnë shkallë të reja. Hypin e zbresin nëpër to, përviren e kapen me gremça hekuri si djaj. Disa herë i bëjnë stërvitjet me vravashka në duar. Përgatiten, me sa duket, për sulm nate.*

*Ne gjithashtu jemi bërë gati për gjithçka. I dogjëm trupat e të vrarëve dhe hirin e vendosëm në hinore e ato i fshehëm thellë nën tokë që sido që të ndodhë, të mos mund t'i gjejnë dot e t'i përdhosin, siç e kanë zakon.*

*E dinë që na djeg etja, dhe për të na munduar edhe më, te vendi ku e kanë çarë ujësjellësin, kanë ajuar një*

*currilhedhëse, rreth së cilës ushtarët e zhveshur lagen e spërkaten horrazi gjithë ditën.*

*Për të ligështaur shpirtrat tanë, ose për të këndellur të vetët, sajojnë shpesh tallje si të loznin teatër. Kështu erdhën dje me flamurë të bardhë gjer te vendi bosh i portës së madhe. Ndaluan te pragu, kinse porta të ishte ende aty, madje bënë edhe lëvizjen e trokitjes në erë. Kur rojat tona i qëlluan, i ulën në çast sprethet e hekurt të përkrenareve, dhe nga mënyra si shigjetat rrëzoheshin nga supet e tyre, kuptohej që nën petkat e mëndafshta, kishin veshje hekuri.*

## *KREU I TREMBËDHJETË*

Ai nuk përqendrohej dot më në fjalët e tyre. Ndërsa ata njoftonin me radhë për humbjet dhe shfaqnin mendimin e tyre për mënyrën e vazhdimit të luftës dhe për parashtrimin e ri të Siri Selimit, i cili ishte ftuar për herë të parë të merrte pjesë në mbledhje, Tursun pashait i rrinte mendja vazhdimisht te kumtesa e fundit e allajbeut, të cilin e kishte lexuar që në mëngjes. Duke lexuar fletët e mbushura me shkrim të dendur, ai kishte ndier përsëri murmurimën e gjërë dhe të fuqishme të ushtarëve, këtë herë më të vrazhët e më të hidhur. Dhe ashtu si atëherë pas murmurimës përshenjej tani qartë mërzia e luftës. Pothuaj në të gjitha fushatat që kishte komanduar, ai e kishte pritur gjithmonë shfaqjen e saj si bujtjen e një të njohure të vjetër, por të tmerrshme. As humbjet e rënda, as shthurjet e rregullit, as mosbindjet apo grindjet midis komandantëve, as sharjet kundër shtetit apo atij vetë, madje as dukja e



shenjave të para të murtajës, nuk e tmerronin atë më shumë sesa kjo pluhurizë e përhime, që binte pa kuptuar mbi fytyrat, lëvizjet, sytë, duart, armët, zërat e ushtarëve dhe të oficerëve. Edhe gjatë kësaj fushate, ai e dinte se ajo do të shfaqej si gjithmonë, por kishte bërë ç'ishte e mundur që koha e ardhjes së saj të vononte sa më shumë. Shenjat e saj ishin dukur për herë të parë para një muaji e gjysmë, fill pas sulmit të parë, por atëherë ishin tretur shpejt. Gjyqet e shpejta, e sidomos pëshpërima për hetimet e fshehta, zbulimi dhe dënimi i spiunëve të armës së re, grindjet për robinjat, një hije, që thuhej se endej pas mesnatës buzë lumit, ardhja e artistëve nga kryeqyteti, (vallzuesja kryesore, thuhej se kishte rënë në dashuri me një ushtar të vdekjes e vuanin të dy ngaqë s'mund të bashkoheshin dot), e sidomos kërkimi e zbulimi i ujësjellësit, e kishin davaritur, padyshim. Por ai e dinte se ajo s'ikte kurrë larg. Ishte përherë aty, askund dhe gjithkund njëherësh, në pritë. Asnjëherë nuk e kishte pritur me gjak aq të ngrirë. Dhe ja tani, më në fund, kishte behur. Nuk ishin shenjat e saj paralajmëruese, si para një muaji e gjysmë, por ishte ajo vetë, e gjerë, e pluhurosur dhe e vjetër sa vetë lufta.

Ata flisnin për sulmin e ri. Një pjesë ngulnin këmbë për trysni të pareshtur për të mos i lënë keshtjellarët të merrnin veten nga lodhja dhe etja. Sidomos ngulte këmbë për seri sulmesh kryeveqilharxhi. Pashai e dinte se mendja e tij rrihte veç te mungesa e ushqimeve. Gjatë mësymjes së natës së Skënderbeut ishin dëmtuar sidomos vazot e mjaltit e të orizit. Kryeveqilharxhi fajsoi atë lloj mendësie që duke i kushtuar me të drejtë kujdes të veçantë mbrojtjes së asaj pjese të logut ushtarak ku ishin topat, trupat e zgjedhura ose shatorret e komandantëve, (s'përjashtoj këtu edhe shatorren time, shtoi), tregohej një shpërfillje e pafalshme për depot e ushqimeve, sikur ato të ishin të kurrkujt. Mjalti u derdh sheshit atë natë,

vazhdoi ai, dhe të pikonte zemra të shikoje thundrat e kuajve të ngecnin nëpër të. Veç në qoftë se ndonjë nga ushtarakët tanë e kishte parashikuar enkas një gjë të tillë për ngadalësimin e lëvizjeve të armikut, përfundoi ai, duke u tallur haptaz.

Çaushbashi që përgjigjej për sigurimin e logut u zverdh në fytyrë. Me fjalë të palidhura mirë, por të hidhura, ai tha se i vinte çudi që në këshillin e luftës një lëndë ushqimore si mjalti çmohej njëlloj si gjaku turk. Kryeveqilharxhi, duke thartuar buzët, u përgjigj se ata ishin në këshillin e luftës dhe jo në tregun e fjalëve boshe. Nga përçmimi i fytyrës u kuptua se fjalët e tjera të tij do të ishin edhe më therrëse, ndaj allajbeu ndërhyri për të thënë se në këtë këshill gjer më sot nuk jan bërë krahasime të tilla. Ai shtoi se gjersa në rregulloren mbretërore të luftës urdhërohej që përpara sulmit çdo ushtari t'i jepej mjaltë për ta gjallëruar, kjo tregonte vlerën e kësaj lënde, dhe brenda këtij kuptimi ai e kishte marrë shqetësimin e kryeveqilharxhit.

Tursun pashai i ftoi të ktheheshin te çështja e sulmit. Dikush përmendi astrologun.

- Ç'thotë ai, yllfolësi? – tha pashai pa e fshehur shpotinë.

Askush nuk iu përgjigj. Tursun pashai e përsëriti pyetjen duke iu drejtuar këtë herë myftiut, me të cilin zakonisht kishin lidhje astrologët.

- Ai nuk parashikon tani për tani ndonjë gjë, - tha myftiu.

- Ashtu? ia bëri me egërsi pashai. – Atëherë do të parashikojmë ne diçka për të.

U bë heshtje.

- Ushtarët thyejnë kokën nëpër mure, kurse ai përton të bëjë parashikime, - thirri pashai me zë pothuaj të ngjirur. – Të rrihet me fshikull përpara të gjithëve. Pastaj të punojë në llogore, ashtu si i pari.

Ata nuk i befasonin më këto shfrime të befta. Pashai nuk



e fshihte acarimin e tij për gjithë mbikqyrësit e nëpunësit që vinin nga kryeqyteti. I dukej se shumica vinin për të vëzhguar fatkeqësitë e tij, ndaj nuk kërkonte veç shkaqe për t'i ndëshkuar. Pas heshtjes së shkurtër, gjatë së cilës shkresari shënoi urdhrin për dënimin e astrologut, anëtarët e këshillit vazhduan të merrnin fjalën njëri pas tjetrit. Një pjesë ishin kundër sulmeve të dendura. Ata thoshin se ishte mirë që të prisnin edhe përfundimin e molepsjes së puseve të keshtjellës dhe të mbrojtësve, sipas mënyrës që kishte parashtruar mjeku Siri Selimi, pastaj të turreshin. Tursun pashai i ndoqi një copë herë fjalët e tyre, pastaj vëmendja iu shkëput përsëri.

Dikush përmendi retë.

- Për fat të keq padishahu i madh nuk i urdhëron dot retë, - tha kryeveqilharxhi duke kundërshtuar Kara-Mukbilin, që ishte kundër sulmit të shpejtë. – Retë mund të shfaqen në qiell një mëngjes dhe një shi i papritur mund të zhdukë etjen e tyre, për të cilën ne u munduam kaq shumë.

Shiu. Asnjëherë në jetën e tij nuk e kishte munduar mendjen e Tursun pashait kujtimi i shiut, si këto dy javët e fundit. Ajo fjalë e shkurtër, e shëmtuar, e bënte atë të dridhej. E urrente, mundohej ta harronte, por s'ishte e mundur. Duke parë qiellin të hapur, fisnikërisht të kaltër, nën pushtetin e diellit përvëlues, atij i dukej nganjëherë se shiu nuk ishte më në botë. Por ai e dinte se edhe tani, në kulmin e vapës, diku në vise të tjera, shiu bënte jetën e vet. Binte i shtruar e i mërzitshëm si vetë vdekja. Tani për tani ishte larg, por mjaftonte një kohë e shkurtër që retë e pabesa ta sillnin papritur dhe atëherë, pikat e tij të urryera, do të lagnin gjithçka.

- Ata presin shiun, - vazhdoi kryeveqilharxhi. – Në njërën nga pirgjet kanë vënë disa fletë metalike, që vërtiten, me anë të të cilave duan të parashikojnë motin. Kjo do të thotë se ata janë keq dhe ne duhet të shpejtojmë.

Në këshill u krijua përsëri ajo gjendja e njohur çoroditëse kur gjithçka kthehej kryengulthi. Prej saj, më së shumti vuanin sanxhakbejlerët. Myftiu, që ata e ndiqnin me sy, nxinte. Ai e kishte mendjen gjetkë. Dënimin e astrologut e kishte marrë si goditje ndaj atij vetë dhe pezmi po ia ngushtonte gjoksin. E kërkoi fjalën.

- Të gjitha këto që po ndodhin kanë vetëm një shkak, - tha ai me zë të rëndë. – Në ushtri po përhapet shthurja. Ndikimi i kryqit të mallkuar, siç duket, po e bën punën e vet. Fryma fetare po dobësohet. Fepakët po shtohen. Gjatë sulmit të fundit një pjesë e eshkynxhinjve kishin pirë. Zvetënimi duket gjithandej, por oficerët bëjnë sikur s'e vënë re.

Myftiu i grishi të gjithë të shkundeshin sa nuk ishte vonë. Ai kërkoi që leximi i kuranit të bëhej i detyrueshëm. Të ndaloheshin në log pijet. Të ndalohej sjellja e robinjave dhe futja e lavireve. Ai tha se ishte kundër ardhjes së artistëve nga kryeqyteti. Ushtarët osmanë s'kishin nevojë as për kurvat që tundnin vithet, as për kurvarët e kokoroshët që sillnin modën e fundit.

- Kam edhe diçka tjetër, - shtoi duke iu ngulur sytë Tursun pashait. – Është në të mirën e ushtrisë dhe në tënden po aq, që t'i largosh femrat që ke sjellë me vete. Kaq kisha.

Heshtja që u bë ishte aq e rëndë saqë shkresari nuk guxoi ta cënonte me penën e tij.

Nëpërkë, tha me vete Tursun pashai. Sytë i gacullonin më fort se gurgjaku i unazës. Të gjithë kishin mbajtur frymën. Ata e dinin se nga gjithë grindjet e mundshme në një këshill lufte, më e rrezikshmja ishte ajo midis kryekomandantit dhe kryefetarit. Ishte njëlloj sikur padishahu i madh, që i kishte të dy pushtetet, të grindej me vetveten.

Nëpërkë e akrep bashkë, mumuriti me vete Tursun pashai. E dinte me siguri që s'i kishte punët mirë në qendër ndaj



guxonte të trimërohej. Por ai s'dinte një gjë. Nuk dinte që po ta fitonte luftën, gjithë myftitë e imamët e mbretërisë s'i bënin dot gjë. Kurse po ta humbte mund ta rrëzonte edhe një thnegël.

Zgaq, shau me vete. Do të donte t'ia thoshte të gjitha sharjet që Saruxhai i kishte thënë para ca ditësh Tavxhait, dhe që Kapduk agai ia kishte njoftuar në një kumt të veçantë. Mirëpo ngaqë vetë s'përdorte fjalë të ndyra nuk i kujtoheshin. Zgaq i neveritshëm, e kishte sharë një ditë tjetër Saruxhai, unë fshij bythën me mjekrën tënde.

Para se të hapte gojën për të folur, ata e kuptuan se ai ndihej tepër i fortë dhe kjo mjaftoi që shumica të bëheshin aty për aty me të.

- Unë të dëgjova, myfti, - foli ngadalshëm. – Domethënë dëgjova përgojimin tënd për ushtarët dhe oficerët e lavdishëm, që po e kryejnë këtë luftë. Tani dëgjo: robinjat do të lejohen përsëri; artistët do të vijnë prapë nga kryeqyteti, kurani do të lexohet aq sa më parë, as më pak as më shpesh, ushtarët në pushim, dhe unë bashkë me ta, do të argëtohemi si të duam. Ty, në s'të pëlqen, mbathja këndej. Madje qysh tani.

Tahankai lëshoi një zë si prej fyti të prerë, që në këtë rast, kur ende s'dihej si do të mbaronte kjo ndeshje, i pakuptueshëm siç qe, do të lakmohej nga të gjithë. Ata e dinin se ndërhyrjet e Tahankait kështu edhe shënoheshin prej shkresarit "klithmë e Tahankait". Kishte gjasë, që në këtë rast, ishte me pashain, për shkak se ia mbrojti eshkynxhinjtë e tij.

- Pasha, mati fjalët! – thirri nga vendi i tij myftiu. – S'je ti që më ke caktuar këtu.

- Jam unë që komandoj, - tha Tursun pashai. – Dhe qysh nga ky çast të heq të drejtën e fjalës.

Midis heshtjes, që të gjithëve iu duk e re, pena e shkresarit bëri një gërvimë aq të fortë, thua se mbyllja e një goje s'mund të shënohet ndryshe veç asisoj.

- Qysh nga ky çast po ju a bëj të qartë të gjithëve. Në u rebeloftë kush, qoftë edhe midis jush, do t'i hedh hekurat. Pastaj, përpara sulltanit përgjigjem vetë.

Kryeveqilharxhi kërkoi fjalën.

- Pas fjalëve që dëgjuam, a mund ta quajmë se këtu u shpall një gjendje e jashtëzakonshme?

- Po, - u përgjigj pashai. – Pikërisht.

- Të kuptova, pashai im, - tha kryeveqilharxhi dhe u ul.

- Flisni për parashtrimin e mjekut, - tha kryekomandanti. – Shkurt.

Allajbeu, duke dashur, me sa duket, të zbuste gjendjen, me një të folur të natyrshëm, si të mos kishte ndodhur gjësend, e pyeti Siri Selimin se sa ditë duheshin gjersa të shfaqej sëmundja e parë.

- Në rrethimin e dytë të Alepit lëngata shpërtheu dy javë më pas, - u përgjigj mjeku. – Por s'duhet harruar se atje u përdorën kafshë të ngordhura. Të gjallat, për arsye se lëvizin e shpejtojnë gjithçka.

- Ka leje nga qendra për këtë gjë? – pyeti Saruxhai. – S'ka ndonjë gjë për t'u çuditur, - vazhdoi me zë ashpërak, ku dy-tri zëra pëshpëritën "ç'është kjo leje nga qendra?". – Për çdo armë të re merret lejë nga qendra. Për kërmat e di që lejohet, por dyshoj për gjallesat.

- Gjer tani përdorimi i kafshëve të gjalla, për arsye sigurimi ka qenë përnjëmend i ndaluar, - u përgjigj mjeku. – Por para tre muajsh veziri i madh e dha lejen.

- Ka kushte? – pyeti Saruxhai.

Të gjithë po e ndiqnin me kureshtje këtë përplasje. Ishte hera e parë që të dijshmit po nguceshin kështu mes veti.

- Ka, - u përgjigj mjeku. – Ndalohet përdorimi i katapultave. Nga droja e shpërthimit në ajër të kafazeve me gjallesa.



Siri Selimi shpjegoi kundërtinë që krijohej: nëse arkat do të bëheshin aq të forta sa të mos çaheshin në ajër, ato s'do të çeleshin as kur të binin mbi keshtjellë. Dhe anasjelltas: po të bëheshin të dobëta... Ndaj ishte menduar që arkat të barteshin gjer mbi muret prej ushtarëve.

- E për ushtarët është menduar? – e ndërpreu Kara-Mukbili.

- Natyrisht, - u përgjigj mjeku. – Bartësit do të kenë doreza lëkure dhe fytyrat do t'i kenë të mbuluara.

- Si xhelatët, - tha dikush.

- Si xhelatë apo si kukudhë, s'ka rëndësi, - tha mjeku. – Rëndësi ka që ata do të jenë të mbrojtur nga kafshimi i rastit në çastin e hapjes së kafazit.

Ende të trandur prej acarimit të pakmëparshëm, të gjithë ndiheshin të lehtësuar nga kjo lirshmëri të foluri. Kryekomandanti, me sa dukej, kishte nevojë vetë për çtendosje.

- Sidoqoftë kjo është më mirë se hedhja e kufomave me katapulta, - tha plaku Tavxha. – Më kujtohet gjatë rrethimit të parë të Semendrës, një javë rresht hodhëm kërma minjsh, qensh, madje dhe gomerësh. Pastaj, pas kufomave të robërve, s'di qysh, mekanikët e katapultave i kapi një ndezulli dhe nisën të hidhnin voza me këllirë, me shurrë, të pëgëra, e dreqi e di ç'farë. Fortesa u ndot vërtet dhe pastaj ra, por ç'e do. Era e keqe i neveriti të gjithë, aq sa ushtarët, pas fitores, s'patën dëshirë të hynin në të. Ndotja molepsi gjithçka, as plaçkitje s'u bë, as robër e robinja, vetë fitorja ngjante pa gëzim. Qysh atëherë, me ç'di unë, u ndalua hedhja e ndyrësive. Kafshët e gjalla janë vërtet tjetër gjë. Unë s'jam kundër.

Ata dhanë mendimin njëri pas tjetrit dhe pas kësaj ndiheshin edhe më të lehtësuar. Vetëm myftiu nxinte. Dukej qartë se gjallërimi përreth ia shtonte edhe më fort pezmin dhe

vetminë.

Me përjashtim të Saruxhait, që nuk u kuptua pse foli kundra, të tjerët e përkrahën mjekun.

Në fund e mori fjalën Tursun pashai. Ndryshe nga herët e tjera ai foli më gjatë dhe me një zë të ngadaltë, pak të ngjirur nga të ftohurit. Ai vendosi të provohej molepsja e mbrojtësve me anë të kafshëve, sipas parashtrimit të mjekut Siri Selimi. Fytyra dhe qafa e Siri Selimit u përflakën krejt. Për vazhdimin e luftës ai tha se duheshin bërë sulme të njëpasnjëshme, pa e lënë armikun të merrte frymë. Ne kemi ardhur këtu për të marrë këtë fortesë dhe jo për të filozofuar, tha ai. Mësymjet do të bëhej pothuaj çdo ditë, pa marrë parasysh humbjet dhe pa marrë parasysh asgjë. Ai e tha këtë me bindje, sepse e dinte nga përvoja e tij se vetëm sulmet e pandërprera, të cilat nuk i lënë kohë ushtarit të mendojë asgjë tjetër veç shpëtimit të kokës, janë bari më i mirë kundër mërzisë së luftës. Ai tha pastaj, duke i zvarritur fjalët ngadalë, se kërkonte prej tyre një zell më të madh dhe kryesorja, një pjesëmarrje më të madhe të tyre drejtpërdrejt në luftë. Këtu ai u hodhi të gjithëve një vështrim të rëndë, sikur donte të përcaktonte se cilët prej tyre nuk e kishin vendin atë çast në nimin e gjatë të bisedimeve, por duhej të dergjeshin nën tokë ose, së paku, në kllapinë e plagëve, ashtu si Kurdishxhiu. Në heshtjen e rëndë që pasoi pas këtyre fjalëve, gërvishtjet e pendës së shkresarit, që po i hidhte ato fjalë në letër, i gërryen ata si thikë e mprehtë. Ata e kuptuan se çdo ditë e më tepër ai po bëhej më i lëndueshëm dhe prej tij këtej e tutje mund të pritej çdo gjë. Në fund Tursun pashai tha se për molepjsen duhej të mbahej fshehtësi e plotë, në mënyrë që ushtarët që do t'i mbartnin, të mos dinin as vetë ç'mbartnin. Kjo ishte e domosdoshme për të mos u hapur në ushtri tmerri i murtajës.

Mbledhja mbaroi. Allajbeu, Kara-Mukbili dhe



kryeveqilharxhi, sipas porosisë së pashait, shkuan për të mbikqyrur, bashkë me Siri Selimin, vendin ku mjeku mbante kafshët. Gjatë rrugës ata takuan grumbujt e ushtarëve, që po mblidheshin në sheshin e madh për të parë rrahjen e astrologut.

Gjyqi i munxadhënësit, që zhvillohej pak më tej, në një treme gjysmë të mbuluar, kishte kohë që nuk zgjonte kureshtje, ngaqë po zgjatej shumë. E vetmja gjë që prisnin njerëzit ishte dënimi, ose më mirë prerja e duarve të fajtorit, në rastin më të paktë e njërës dorë, pikërisht të asaj që kishte bërë edhe gabimin kryesor gjatë munxosjes.

Vendi ku dergjeshin kafshët e sëmura ose "dergjana", siç e quanin, ndodhej në të njëjtën ashpërinë me punishten e topave, por e ndarë prej saj nga një dheishtë që nxinte që larg nga togjet e qymyrit dhe hedhurinat e shkritores. Kishte po atë pamje të pikëlluar, ishte e rrethuar me pahi dhe me po ato dërrasa ku shkruhej "Ndalohet kalimi!", si punishtja, por ndryshe nga ajo, pas gardhimit të parë kishte një thurimë tjetër, që e mbulonte krejt, madje edhe më lart, në vend të pullazit.

Derën e kësaj thurime të dytë e hapi me çelës roja e Siri Selimit, në kohën që i zoti i tij po u thoshte: mirë se erdhën në dergjanë!

- Ja, kjo është mbretëria ime, - tha tërë gjallëri Siri Selimi, duke treguar me duart e tij të gjata arkat dhe kuvlitë e madhësive të ndryshme, të vendosura në të dy anët e disa herë njëra mbi tjetrën. Ishin të thurura me fije xunkthi ose metalike dhe brenda tyre gjallesat përpëliteshin, cijatnin ose dergjeshin si pa jetë. – Mos kini frikë për sëmundjet. Tani për tani nuk ka rrezik.

Ai filloi të shpjegonte se si në të gjitha rrethimet e gjata, ku ai kishte marrë pjesë si mjek i ushtrisë, i qe bërë zakon që të mblidhte gjallesa të ndryshme mbi të cilat provonte barëra dhe sëmundje gjithfarësh.

Kara-Mukbili vështronte me përbuzje arkëzat e mbushura kryesisht me minj. Kishte dhe qen të vegjël, mace, brumbuj, lepuj, ca kafshë të vogla bojë hiri, që ai i shihte për herë të parë, iriqë, karkalecë, madje në njërën nga kuvlitë, në fundin e së cilës qe vënë një enë me ujë, kishte bretkosa. Allajbeu dëgjonte çdo sqarim me vëmendjen më të madhe, ndërsa kryeveqilharxhi dukej sikur e kishte mendjen gjetkë.

- Përdorimi i kafshëve të sëmura në luftë nuk është një gjë e re, - tha Siri Selimi. – Kartagjenasit e hershëm, ushtritë e kaurëve më pas, madje gjer mongolt tani vonë e kanë njohur mirë vlerën e tyre. megjithatë, duhet thënë se ky përdorim nuk është aq i gjerë sa duhej të ishte. Gjer tani kundër kështjellave të rrethuara janë hedhur kryesisht me anë të katapultave kufoma, kurse depërtimi i kafshëve të gjalla, me sa duket, është diçka që i përket së ardhmes.

Duke parë shprehjen përbuzëse në fytyrën e Kara-Mukbilit mjeku vazhdoi:

- Ndoshta disave kjo gjë u duket si e padenjë për t'u përdorur nga një ushtri e lavdishme si kjo e jona, por s'ke ç'i bën. Nganjëherë një sëmundje tinzare bën atë që nuk e bën dot as shpata, as topi.

Kara-Mukbili nuk foli. Ai vazhdoi të shikonte po me të njëjtën shprehje përçmuese iriqët dhe zhabat.

- Ja ky karkalec i blertë këtu, - tha mjeku duke treguar një nga shportat. – Ky është një flori i vërtetë po të dish ta çmosh. Vendësit këtu e quajnë "kali i shtrigës", me sa duket, jo pa arsye. Ai mund të shkretojë grunajat, por i pajisur me një sëmundje ngjitëse, ai bëhet dhjetë herë më i rrezikshëm, një kalë shtrige i vërtetë.

Allajbeu, pasi i pa me vërejtje pothuaj të gjitha kafazet, i bëri një sërë pyetjesh Siri Selimit. Mjeku e sqaronte për çdo gjë, nga sëmundjet të cilat do t'u ngjiteshin kafshëve gjer te



mënyra e futjes së tyre në kështjellë. Ai tha se gjallesat e sëmura, pasi të liheshin disa ditë pa ngrënë dhe pa ujë, ditën e sulmit do të futeshin në shportëzat prej xunkthi, të cilat do t'i mbanin të lidhura në shpinë ushtarët. Midis përleshjes, në kohën që sulmuesit do të arrinin muret, pasi ta çanin me thikë shportën, do ta flaknin sakaq. Në rrëmujë e sipër mbrojtësit do ta kishin vështirë ta vinin re një gjë të tillë, por edhe sikur ta vinin re, nuk do të ishin në gjendje të ndiqnin dot gjallesat, sidomos minjtë, të cilët, të munduar nga uria dhe etja, do të vraponin drejt qilareve të ushqimeve e shumica te puset e kështjellës.

Siri Selimi dha shumë sqarime të tjera për cilësitë e çmuara që kanë gjallesat e ndryshme në përhapjen e sëmundjeve dhe për të ardhmen e madhe që e pret këtë lloj lufte në botë.

Kur ata po iknin, Siri Selimi u skuq papritur dhe, duke zgjatur dorën nga kështjella, tha në një mënyrë të panatyrshme:

- Ky popull, që thotë se ka lindur nga një shqiponjë, do të vdesë ndoshta nga një mi.

Këtë frazë ai e kishte përgatitur prej kohësh për në këshillin e luftës, por atje nuk i ra rasti ta përdorte.

Kryeveqilharxhi e kuptoi se mjeku kishte filluar të shoqërohej me Mevla Çelebiun.

Siri Selimi i përcolli një copë udhë, gjersa ata u ndanë dhe secili u nis për në shatorren e vet. Duke parë kronistin që po vinte në drejtim të kundërt, kryeveqilharxhi u bind se nuk kishte gabuar lidhur me dyshimin se kishte zënë miqësi me mjekun.

- Po shkon te Siri Selimi? – e pyeti.

Kronistit iu duk se në zërin e tij kishte njëfarë talljeje.

- Po, - u përgjigj, kurse me vete shtoi: m'u thafshin këmbët.

- Unë andej po vij, - tha kryeveqilharxhi. – Eja të shkojmë në shatorren time. Jam i mërzitur.

Balli i kronistit u rrudh nga shqetësimi.

- Mos je sëmurë? – pyeti ai.

- A, jo, - tha kryeveqilharxhi dhe qeshi i shkujdesur, - te Siri selimi isha për një punë tjetër. Si shkon kronika?

Mevla Çelebiu buzëqeshi.

- Çka.

Rruginat e logut ishin plot me ushtarë, që po ktheheshin nga stërvitja ose nga sheshi ku ishte rrahur astrologu. Mijëra të tjerë rribnin shtrirë në anët e sprapsme të tendave.

- Janë të lodhur, - tha kryeveqilharxhi. – Sulmi i fundit i ka dërrmuar fare.

- Kurse ata duhet të jenë duke dhënë shpirt, - tha Mevla Çelebiu, duke treguar me dorë nga muret e kështjellës, që dukeshin të shkreta, me ato çarje dhe perde të zeza prej sere që vareshin pothuaj gjer në tokë.

Kryeveqilharxhi nuk tha asgjë.

- Thonë se sytë e tyre janë nxirë duke qëndruar ditë e natë në pirgje për të vëzhguar udhët nga mund t'u vejë ndihma, - tha kronisti.

Kryeveqilharxhi, siç duket, e kishte mendjen gjetkë.

- Ja dhe një poet i verbër, - tha ai me zë shpotitës. – Më duket se edhe ky është miku yt.

Çelebiu nuk foli.

Sadedini i gjatë, me një shkop në dorë, po ecte vetëm, duke trokitur vazhdimisht përpara hapave të tij. Në një rast tjetër kronistit do t'i dhimbsej miku i tij fatkeq, por këtë radhë atij iu duk sikur ai i doli përpara për ta turpëruar. Ca oficerë, që rrinin në këmbë, i folën Sadedinit kur ai kaloi përbri tyre dhe i verbri u kthye që t'u përgjigjej. Kryeveqilharxhi mbajti këmbët për të dëgjuar. Zëri i Sadedinit ishte i ngjirur.

- Ç'shikoni ju në këtë botë? – thirri ai, duke drejtuar gropat e syve nga oficerët. – Unë edhe po t'i kisha sytë, do t'i nxirrja për të mos parë turpin.



Oficerët panë kryeveqilharxhin, që u afrua dhe u përkulën me nderim, të penduar që e kishin ngucur poetin. Por ishte vonë.

- Haram buka e padishahut! – ulëriti i verbri.

Ai rrotulloi gropat e syve nga të gjitha anët, i çuditur, siç duket, nga heshtja e papritur, që u bë rreth tij.

- Ç'shikni ju në këtë botë? – përsëriti me zë të thellë. – Jetimëri yjsh dhe asgjë tjetër.

Ai u kthye dhe zuri të ikte, duke kërkuar vazhdimisht tokën me shkop, sikur në çdo çast përpara hapave do t'i hapej gremina.

Oficerët qëndruan në heshtje. Kryeveqilharxhi, pa i vështruar fare, vazhdoi rrugën.

- Vapë, - tha ai pas pak. – Tani është më mirë të shkosh buzë detit.

- Thonë se deti nuk është larg që këtej.

- Po, është një det shumë i bukur, megjithëse emrin e ka të vështirë.

- Kadri-Atik, - tha Mevla Çelebiu. – Kështu më duket se quhet.

Kryeveqilharxhi u shqye gazit.

- Mirë që nuk thua Kadri bej, - tha midis së qeshurës. – Tani dëgjoje mirë si quhet: Adriatik, A-dri-a-tik.

Mevla Çelebiu nuk e donte veten.

- Vërtet është gjë e bukur të jesh tani buzë detit, - vazhdoi kryeveqilharxhi. – Thonë se padishahu ka shkuar të pushojë në Magnesia të Anadollit.

Mevla Çelebiu nuk dinte ç'të thoshte. Miku i tij po fliste me lehtësi për gjëra që ai as guxonte t'i mendonte.

- Thonë se tani merret atje me çështje të gjithësishme të fesë.

- Allahu i shtoftë ditët, - tha Mevla Çelebiu, i dëshpëruar

që e shpenzoi të vetmen frazë, që mund t'i shpërbente në një rast të tillë. Ai u gëzua që, më në fund, u duk së largu shatorrja e madhe e tjetrit. Atje brenda, meqë ishte, si të thuash, në shtëpinë e vet, do tal inte ndoshta atë të folur tallës.

Ai i foli kronistit për kafshët e sëmura që do të lëshoheshin në kështjellë gjatë sulmit të ardhshëm. Mevla Çelebiu dëgjonte i habitur dhe njëkohësisht i lumtur për rikthimin e besimit. Sado që s'donte kurrsesi, fraza të pabesa, nga ato që ai i shtypte si të ishin gjarpërinj, i vinin ndërmend. Dhe u sulën bashkërisht kundër mureve luanët dhe tigrat e thinjur të luftës bashkë me pleshtat, karkalecët, zhabat dhe minjtë e neveritshëm... Qen i pabesë, i tha vetes. Mos u anko pastaj kur të torturojnë.

- Kjo është përpjekja jonë e fundit, Mevla Çelebi, - tha kryeveqilharxhi. – Ne bëmë çmos, por fati gjer tani s'na buzëqeshi. Kjo është përpjekja e fundit.

Zëri i kryeveqilharxhit jo vetëm që s'kishte më asnjë gjurmë shpotie, por kronistit iu duk i përzitur.

- Stinës së luftës po i afrohen ditët e fundit, - tha kryeveqilharxhi me zë të ngadalshëm, pothuajse me trishtim. – Ashtu si kronikës sate, që i kanë mbetur ende pak fletë për t'u shkruar.

- Po pastaj? Ç'do të bëhet në qoftë se... - Mevla Çelebiu nuk guxoi të thoshte "në qoftë se kështjella nuk merret".

Kryeveqilharxhi e vështroi me sytë e tij të qetë, ku zakonisht kronisti nuk ishte në gjendje të ndante kthjelltësinë nga ftohtësia.

Jetimëri yjsh, përsëriti si nëpër gjumë fjalët e Sadedinit.

- Pastaj, fushata do të përsëdytet vitin që vjen në pranverë, - tha kryeveqilharxhi, këtë herë me një zë të çuditshëm. – Taboret e pafundmë do të nisen njëri pas tjetrit nën gjëmimet e lodrave dhe fërfërimat e flamurëve, ashtu si atëherë. Ata do të marshojnë ditë dhe net pa pushim në këmbë, mbi kuaj, mbi



gamile, mbi qerre, gjersa të arrijnë në muret e kështjellës. Këtu, - kryeveqilharxhi tregoi me dorë tokën, - ata do t'i shikojnë gjurmët e logut tonë, që shirat e dimrit, do t'i kenë prishur e mbuluar me baltë, por që nuk do t'i kenë fshirë dot krejtësisht. Ata do të ngrenë tendat e tyre po te ky vend dhe atëherë historia do të përsëritet.

Në sytë e kryeveqilharxhit shkëlqente një dritë e keqe.

- Ti do të pyesësh se ç'do të bëhet në qoftë se edhe vitin që vjen kështjella përsëri nuk do të pushtohet. E shoh që ta kënda ta bësh këtë pyetje.

Kronistit po i binin djersë të ftohta. Ai s'mund të ishte aq pjerrakeq, sa t'i shkonte nëpër mend një pyetje e tillë, por, nga ana tjetër, s'kishte si ta kundërshtonte hamendjen e mikut të tij të lartë. Në se tjetri ishte i sigurt për pyetjen, kjo donte të thoshte se ai duhej ta pranonte në heshtje këtë gjë për të mos ia fyer sigurinë.

- Në qoftë se kështjella nuk pushtohet as në pranverën e vitit që vjen, - tha kryeveqilharxhi, - atëherë fushata do të përsëritet motin tjetër.

Mevla Çelebiu nuk dinte ku t'i çonte sytë. Sadedini, atij i qoftë, do ta kishte më lehtë në një rast të tillë me ata kokërdhokët e tij qelqanë.

- Veçse këtë herë ajo do të jetë shumë më madhështore, - vazhdoi kryeveqilharxhi, - sepse në krye të saj mund të jetë vetë padishahu i madh.

Kronistit i ranë përsëri djersë të ftohta.

- Fushata do të jetë e madhërishme, - vazhdoi kryeveqilharxhi, - ashtu siç e kërkon rangu perandorak. Taborët do të jenë të panumërt, gradat e komandantëve do të jenë më të larta, në vend të këshillit tonë të luftës do të jetë këshilli i vezirëve, i pashallarëve e i emirëve, në vend të Kara-Mukbilit dhe të Kurdishxhiut, do të jetë bejlerbeu i Rumelisë

dhe bejlerbeu i Anadollit, në vend të plakut Tavxha, do të jetë agai i përgjithshëm i jeniçerëve, në vend të myftiut, do të jetë Shehulislami, në vend të astrologut, që u rrah sot përpara ushtarëve, do të jetë kryeastrologu i pallatit dhe në vendin tënd, Mevla Çelebi, do të jetë vetë Uruç Ben Adili i famshëm. – Kryeveqilharxhi bëri një pushim të shkurtër. – Veçse ushtarët do të jenë po ata, - vazhdoi ai, - dhe muret do të jenë po ata. Dhe vdekja do të ketë po atë ngjyrë dhe po atë erë, - tha pas pak.

Mevla Çelebiut i ngriu gjaku. Po sikur kryeveqilharxhi të hamendsonte një pyetje, që ai s'kishte ndër mend ta bënte? Ai priti një copë herë i tmerruar pyetjen, por tjetri nuk e bëri atë dhe kronisti e kuptoi se edhe për njerëzit e pushtetshëm, sado të fuqishëm të jenë, kishte një cak përpara të cilit ndaleshin.

Dalngadalë drita e kthjellët dhe e keqe në sytë e kryeveqilharxhit nisi të zbehej dhe sytë e tij po merrnin përsëri shprehjen e tyre të zakonshme, me të vetmin ndryshim se këtë herë ata ishin pak të lodhur.

- Kjo luftë do të zgjasë shumë, - tha kryeveqilharxhi. – Shqipëria në këtë luftë do të tretë vetveten. Ky është vetëm fillimi.

Ai piu lëng shege dhe mori frymë thellë.

- Çdo pranverë, bashkë me blerimin, ne do të shfaqemi përsëri në këto vise, - vazhdoi ai. – Toka e zhveshur do të dridhet nën taborët tanë. Luginat do të digjen e do të shkrumbohen. Ekonomia e tyre e fortë do të shkatërrohet. Me emrin "turk" ata do të trembin fëmiët e tyre. E, megjithatë, ta kam thënë edhe një herë tjetër, Mevla Çelebi, në qoftë se ata nuk i mposhtin dot këtë herë me goditjen tonë të parë, me goditjen e dytë do të na duhen forca dyfishe për t'i mposhtur, me të tretën trifishe, e kështu me radhë. Në qoftë se ata dalin



të gjallë nga kjo skëterrë, atëherë është vështirë të vdesin më. Ata do të mësohen me rrethimet, urinë, etjen, plojat, kushtrimet. Ndërkaq do të kenë lindur fëmijët e tyre të parë në luftë. Më e keqja nga të gjitha është se ata do të mësohen me vdekjen si me një kafshë të zbutur, së cilës nuk i trembet njeri. Atëherë, edhe në i pushtofshim ne, nuk kemi për t'i nënshtruar dot më. Duke i sulmuar vazhdimisht, duke i prerë, por duke mos u dhënë dot goditjen vdekjeprurëse, ne u kemi bërë atyre padashur një të mirë të madhe.

Kryeveqilharxhi tundi kokën me dëshpërim.

- Ne kemi kujtuar se u kemi dhënë vdekjen, në kohën që me duart tona u kemi dhënë pavdekësinë.

Mevla Çelebiu dëgjonte si i mpirë.

- Një ditë, në mos gaboj, të kam folur për Skënderbeun, - vazhdoi tjetri. – Flasin shumë për të: e quajnë gjeneralin më të madh të kohës, luan, rimohues, tradhtar të Islamit, atlet i Krishtit e kështu me radhë. Këto të gjitha janë, me sa duket, të vërteta, por unë do ta quaja ndryshe. Një i tejkohshëm, ja ç'është për mua. Ne goditim pjesën e tij të rrokshme, tjetrës s'kemi ç'i bëjmë, qysh tani na ka ikur. Tani ai po e tërheq Shqipërinë në humnerë, ngaqë ashtu kujton se do ta bëjë të tejkohshme si veten. Dhe ndoshta ka të drejtë. Është e kotë të përpiqemi t'i ndajmë. Edhe të duam s'e bëjmë dot.

Tek e dëgjonte, kronisti ishte në përgjim të ndonjë pushimi a psherëtime të tjetrit, për të ndërruar bisedë. Por një lloj dehjeje prej fjalës, që ia njihte tashmë, nuk e linte kryeveqilharxhin të rreshtte.

- Ai rreh t'i veshë Shqipërisë petkun e pashkatrrueshmërisë, - vazhdoi. – T'i japë, si të thuash, një tejtrajtë, ta bëjë të ringjallshme, me fjalë të tjera, ta përgatisë për një botë tjetër. Nuk e di a po më ndjek. Nën shëmbëlltyrën e hyjnisë së tyre, ai rreh ta krishtëzojë Shqipërinë, pra ta bëjë

që ashtu si Krishti, ajo të ringjallet. Tre ditë pas vdekjes, tre shekuj, tre mijëvjeçarë, kjo s'ka rëndësi. Rëndësi ka vegimi i tij.

Kryeveqilharxhi mori frymë thellë dhe sytë iu përmbyllën si të shishte vërtet një vegulli.

- Kronika jote, Mevla Çelebi, do të jetë e gjatë dhe e trishtuar. – Kryeveqilharxhi i nguli sytë në thinjat e kronistit dhe Mevla Çelebiut i erdhi mirë që në vështrimin e mikut të tij pa njëfarë dhembshurie. – Ky rrethim u zgjat shumë, - vazhdoi. – Po afrohet vjeshta dhe sulmet do të bëhen çdo ditë e më të egra.

Ata folën një copë herë për vjeshtën. Tani për tani nuk dukej asnjë shenjë e saj. Ajo ishte vetëm në mendjet e tyre. Por do të kalonin dhe ca javë dhe fusha papritur do të gdhihej një mëngjes e mbushur me mijëra hurdha të vogla e të mëdha, që do të vështronin qiellin si mijëra sy të turbullt.

- Ç'bën Saruxhai? S'e kam parë fare, - tha kronisti, që iu duk se e gjeti më në fund çastin të ndërhynte për të ndërruar bisedë.

Tjetri e vështroi një grimë, aq sa i duhej, me sa dukje, të kujtohej se ç'ishte Saruxhai.

- Vazhdon të jetë si i hutuar. Gjithë ditën nuk del nga punishtja.

- E donte shumë ndihmësin.

- Po. Vdekja e tij e tronditi shumë. Tani rri në vetmi të plotë.

- Punon? – pyeti kronisti.

- Punon, - tha kryeveqilharxhi. – I ka hipur një urrejtje e madhe për gjininë njerëzore. Kjo e shtyn të punojë. Po sheston në vetmi një top të përbindshëm.

- Ashtu?

- Po. Veçse kam frikë se kjo stinë e luftës po kalon dhe



ai s'do të ketë kohë ta provojë topin e tij.

- Ndoshta në fushatën e ardhshme... - kronisti e la fjalën përgjysmë.

- Natyrisht, - tha kryeveqilharxhi. – Në fushatat e ardhshme do të ketë topa më të mëdhenj.

Në sytë e tij filloi të dukej prapë ajo dritë e kthjellët, e keqe.

- Me që ra fjala, arkitekt Kaurin e kanë thirrur me ngut për kryeqytet. I ka ardhur emërimi i ri. Dhe e di në ç'post? – Kryeveqilharxhi lëshoi një vërshëllimë: - arkitekt i rrethimit të Kostandinopolit.

- Do të nisë prapë rrethimi i tij?

- Po. Dhe me ç'duket ky do të jetë i fundit. Bizanti do të bjerë.

- Dhëntë Zoti!

- Dje mbërritën brohoritjet e reja për sulmin e ardhshëm. Ti po shqyen sytë, ngaqë, me siguri, nuk e di që brohoritjet kryesore që përdoren gjatë sulmeve vijnë nga lart?

- Hera e parë që e dëgjoj, - tha kronisti.

- E pra, në luftrat e rëndësishme ato vijnë nga qendra. Dhe këtë herë, njëra prej tyre, dhe pikërisht brohoritja kryesore, është mjaft kureshtare. Sulmuesit do të thërresin "Roma!" "Roma!"

- Ah, ashtu?

- Besoj se e merr me mend ç'uptim ka kjo, - vazhdoi kryeveqilharxhi. – Kjo do të thotë s ndërsa gatitet ta zhbijë më në fund, Romën e Lindjes, Kostandinopolin, perandoria po rinis këtu betejën për Romën e Perëndimit, domethënë Evropën... Këto ditë kjo fushë do të shndërrohet në një hamam të përgjakshëm.

*Qyshëse u dukën retë e para, ata, si të përmendeshin nga mpirja, i dendësuan mësymjet. I kishim pritur retë me padurim, madje, kur u shfaqën së pari në vetull të malit, vrapuam te kisha për t'i rënë këmbanës gjithë hare. Mirëpo retë, ikën prapë nga erdhën, të lehta e lozonjare, pa shi e breshër e pa kurrgjë, veç sa e ngucën kulshedrën.*

*E dinim që kishim poshtë nesh ushtrinë më të humnershme të botës, por që të kishte një forcë të tillë goditëse të pashterrshme, mendja s'ia rrokte askujt. Si një rrugnajë, si një gjëmim moti që vjen andej nga s'pritet, nga poshtë e jo nga lart, ajo na sulet e rreh të na marrë frymën.*

*Në çdo mësymje shfaqet diçka e re: trajta shkallësh të papara, pirgje me rrota, lëmshe të hekurt si me gjëmba iriqi e dreqi e di çfarë. Kur gjatë sulmit të fundit pamë ushtarë të tyre me fytyra të mbuluara, veç me dy brima te vendi i syve, kujtuam se kjo s'ishte veç një mënyrë tmerruese, nga ato që i kanë aq fort për zemër. Mirëpo shumë shpejt e kuptuam të keqen: ushtarët kishin ngjitur mbi mure gjallesa të neveritshme. Në pusin e porsahapur ranë minjtë. Dy puset e tjerë i shpëtuan rojat. Me të*

*dëgjuar britmat "minj! minj!", i pumbosëm grykat me mbulesat e hekurta. Farkëtarët tanë e gdhinë natën duke sajuar dhjetra kurthe, që u vunë kudo. Krismat e tyre s'na lënë të vemë gjumë në sy.*

*Ata s'lanë gjë pa provuar kundër nesh. Dhe Zoti e di ç'do të bëjnë ende. Por në rrugën e hordhisë së çmendur dikush duhet të qëndrojë. Dhe deri sa koha na caktoi ne dhe ne e pranuam, do të thotë se ky ishte fati dhe kryqi ynë.*

*Po agon. Qielli nxin. Por retë këtë herë janë tjetër lloj: të ngjeshura, të ngarkuara. Gjindja ka dalë në mure për të parë. Flasim me zë të ulët si në një tempull. Qielli që kaq kohë na kishte braktisur, po mbushet. Dhe bashkë me retë po kthehen hyjnitë. Me qerret e tyre bubulluese dhe me heshtat dhe peshoret e fatit në duar. Midis tyre thonë kanë parë prapë Orën e Mirë të Shqipërisë, dhe Orën e Ligë gjithashtu, që rendtte pas saj. Ora e Arbrit po bije. Zoti ynë mos na ler!*

## *KREU I KATËRMBËDHJETË*

Në tendë të zihej fryma. Kronisti shkroi me mundim edhe disa rreshta dhe mbështeti ballin te dora. Nuk i punohej. Gjëmimi i topave i shpërndante mendimet si tufë stërqokash. Për të dhjetën herë lexoi frazën e lënë përgjysmë: "Krokodilët e detit të luftës u sulën shumë herë kundër mureve, por fati...". Deti i luftës. Ai mendoi se këtë shprehje e kishte gjetur shumë mirë, por kishte një farë dyshimi për fjalën "krokodilët". Dihej se krokodilët nuk jetonin ndër dete, por ndër lumenj, kështu



që, për të qenë fraza e saktë, duhej thënë "krokodilët e lumit të luftës". Mirëpo shprehja "lumi i luftës" nuk e kishte kurrsesi fuqinë e "detit të luftës", që të sillte menjëherë ndërmend utërimën, valët e pambaruara dhe egërsimin e papritur të luftës. Më lehtë ai mund të flijonte fjalën "krokodilët" sesa "detin e luftës". Madje në fillim, pasi kishte gjetur shprehjen "deti i luftës", duke kërkuar një krahasim për ushtarët që notonin në këtë det, ai kishte sjellë ndërmend të gjithë gjallesat e detit, por asnjëra nuk i ishte dukur e përshtatshme për ushtarët e lavdishëm. Fjala "peshqit" ngjante e butë dhe e lëmuar, "peshkaqenët" tepër dinake dhe grabitqare, "balena" e ngathët, "tetëkëmbëshi" i neveritshëm. Kurse "krokodilët", si nga forca, si nga rrezikshmëria, e jepnin saktë rrëshqitjen e ushtarëve drejt mureve të kështjellës. Aq më tepër që luspat e forta dhe të pashpueshme, që iu mbulonin trupin ngjanin aq fort me mburojën e ushtarit.

"Krokodilët e detit të luftës u sulën shumë herë kundër mureve, por fati...". Kjo ishte një frazë e vështirë për ta mbaruar dhe atij i dhimbte kryet. Ai mund të shkruante: "por fati nuk u buzëqeshi atyre"; por fjala "buzëqeshi" iu duk e pështirë. Për ç'buzëqeshje mund të bëhej fjalë në këtë fundgusht të zi? E la pendën dhe vështroi i menduar fletët e kronikës të mbushura me shkrimin e tij të kërrusur si nga pleqëria. Ja ç'do të mbetej më vonë nga gjithë ky gjak i derdhur nën këtë qiell përvëlues, nga mijëra plagët e frikshme, gjëmimet e topave, nga pluhuri i verdhë i marshimit të mundimshëm, kllapia e hipjes dhe e zbritjes nëpër mure, kur kacavirresh përmes serës dhe shigjetave gjer larg dhe andej zbret prapë poshtë për t'u kacavjerrë përsëri përkrah shokut, që nuk të njeh më, sepse fytyra të është ndryshkur ndërkaq nga plagët. Ja ç'do të mbetej nga lëkura e zeshkët e ushtarëve, mbi të cilët metali i mprehtë, guri, sera dhe squfuri sajonin

vizatime të përbindshme, të cilat, pas mbarimit të luftës, vazhdonin të ndryshonin vetë pamjen, sikur të ishin të gjalla. Dhe më në fund, ja ç'do të mbetej nga kjo mizëri tendash, të cilat, kur të shkuleshin pas disa javësh, do të linin në këtë fushë mijëra gjurmë, sikur të kishte kaluar një luzmë kafshësh të çuditshme. Dhe këto gjurmë, siç kishte thënë kryeveqilharxhi, do t'i sheshonin dalngadalë era dhe shiu i dimrit dhe në pranverë mbi to do të mbinte bari, mijëra fije të vogla dhe shpërfillëse, që s'dinin asgjë nga ato që ndodhnin në këtë botë.

Mevla Çelebiu i mbuloi fletët e kronikës me një karton dhe u ngrit për të dalë. Jashtë frynte një erë e ngrohtë, që të merrte frymën. Qielli ishte mbuluar me re. Pluhuri i dendur, i ngritur nga era, turrej gjithkah. Ushtarët, të shtrirë ndanë tendave, nuk bënin as përpjekjen më të vogël për t'u mbrojtur prej tij. Të hirnosur e mospërfillës për çdo gjë, ata prisnin të dëgjonin lodrën e madhe të mbledhjes së taborëve. Ishte sulmi i pestë që do të bëhej brenda javës. As ujqit e vjetër të luftrave nuk mbanin mend një dendësi të tillë mësymjesh. Tani të gjithë e dinin se, sa më shumë të dyndeshin në qiell retë që paralajmëronin shiun, aq më të egra dhe më të shpeshta do të bëheshin sulmet.

Kronisti u end për një kohë të gjatë nëpër log, pa takuar asnjë të njohur. Nën ufmën mbytëse ai vështronte fytyrat e panjohura, të mpira, të ushtarëve dhe të oficerëve. Sytë e tyre ishin të lodhur, gati të fikur. Pluhuri, që ngrihej nga toka e thatë, dukej sikur e plakte gjithçka. As shatorrja e madhe e Tursun pashait, përpara së cilës zakonisht ushtarët mbanin këmbët për të admiruar shtizën e lartë metalike me gjysmë hënën prej bakri me të, dhe as tenda ngjyrë vjollcë përbri, e cila gjithmonë rrinte pezull si një mjegull e dridhshme ngjyrë jargavani mbi oqeanin e epshit të dhjetëra mijëra ushtarëve,



tani nuk tërhiqnin më vëmendjen e askujt.

Gjëmimi i topave mbushte herë pas herë tërë hapësirën e botës.

Gjithçka ishte në pritje.

Më në fund kronisti pa një të njohur, jeniçerin Tuz Okçan. Mevla Çelebiu u gëzua, por fytyra e jeniçerit ishte e verdhë dyllë. Ai ecte ngadalë dhe ajo që e çuditi më shumë kronistin ishte ushtari i armatosur që e shoqëronte.

- Tuz Okçan, ç'paske bërë? – pyeti ai.

- S'kam bërë gjë, - u përgjigj jeniçeri. – Po më çojnë në spital.

- Në spital, me roje? Po prit, ti s'ke marrë pjesë në sulmin e fundit, apo jo?

- Pikërisht, në atë kam marrë pjesë, - u përgjigj jeniçeri me një nënqeshje të hidhur. – Dhe atje, s'di se qysh, duke çarë me thikë atë dreq shportën e minjve, u gërvisha.

Në sytë e kronistit vetëtiu tmerri. Jeniçeri e kapi nga mënga.

- Mevla Çelebi, ti e ke mik Siri Selimin. Më thuaj të drejtën ç'sëmundje kishin minjtë që lëshuam ne gjatë sulmit? – pyeti me zë lutës jeniçeri. – Thonë se ai e di këtë gjë.

Kronisti ngriti supet.

- Të betohem, unë s'di asgjë.

- Mos është murtajë? – tha me dëshpërim jeniçeri.

- Murtajë? Je në vete? Në asnjë mënyrë, Tuz Okçan. Si të ka shkuar mendja?

- Oh, jam sëmurë, - rënkoi Tuz Okçani – jam shumë keq.

Mevla Çelebiu nuk dinte ç't'i thoshte. Jeniçeri u nis pa e përshëndetur, i ndjekur nga roja. Kronisti u gëzua që u nda shpejt prej tij. Ai u nis në drejtim të kundërt, duke pasur frikë se mos jeniçeri kthehej. Roja që e shoqëronte iu duk si një shenjë e keqe. Kishte dëgjuar të bëhej fjalë për fatin e

ushtarëve që i kapte të parët lëngata. Pas "dergjanës", ishin ca baraka të gjata, trualli rreth të cilave ishte spërkatur me gëlqere. Atje burgëtoheshin, gjersa vdisnin.

Iku dhe ky, tha me vete kronisti. Iku si Sadedini, si astrologu. Iu kujtua mbrëmja në vigjilje të sulmit të parë, kur të katër pinin raki nga e njëjta shishe. Ajo mbrëmje ishte e largët si nga një botë tjetër.

Duke ecur pa e pasur mendjen në vend, u gjend prapë në sheshin përpara shatorres së Tursun pashait. Rojat e palëvizshme rrinin, si gjithmonë, në hyrje, me sëpata në duar. Një shtëllungë pluhurize mbështolli për ca çaste fytyrat e rojave, heshtat dhe emblemën prej bakri. Pluhuri i shtyrë nga era e ngrohtë, binte kudo pa bërë asnjë dallim midis gjërave që mbulonte. Fytyra e verdhë e tij, me përmasa të ndryshueshme e të pafundme, herë shfaqej, herë zhdukej mbi sipërfaqen e tokës, si fytyra e një filozofi të lashtë sa vetë toka. Mevla Çelebiu e ndjeu se në kokën e tij po lindnin turbull-turbull ca shoqërime mendimesh të rrezikshme dhe prandaj, për t'u dhënë fund, u kthye që të ikte. Por shi në atë kohë ai pa disa anëtarë të këshillit të luftës që po drejtoheshin te shatorrja e kryekomandantit. Pas tyre në shatorre hyri myftiu, i shoqëruar nga një sanxhakbej. Çaushët e tyre, që mbetën përjashta, u shtrinë pak më tej në bar.

Përsëri mbledhje, tha me vete kronisti dhe nuk lëvizi nga vendi. Kryeveqilharxhi erdhi vetëm. Ai ecte i menduar dhe nuk e vuri re kur kaloi përbri. Edhe Kara-Mukbili, që kaloi fill pas tij, ishte i zymtë. Thuhej se ishte plagosur përsëri në sulmin e pardjeshëm. Pas Saruxhait dhe dy sanxhakbejlerëve erdhi Kurdishxhiu, i mbajtur për krahu nga dy çaushët e tij. Ishte hera e parë që koka e kuqërremtë dhe e përgjumur e Kurdishxhiut dukej e verdhë, gati e bardhë. Siç duket, porsa ishte ngritur nga shtrati dhe ardhja e tij në shatorren e



kryekomandantit, në një gjendje të tillë, tregonte se mbledhja duhej të ishte tepër e rëndësishme. Topat gjëmonin vazhdimisht.

Në shatorre hynë njëri pas tjetrit memeci Tahankai, Ollça Karadumani, Kapduk agai, Asllanhani dhe Ullu Kurdogmusi. Allajbeu erdhi vetëm. Pas tij, duke u ngërdheshur nga një dhembje e pakuptueshme, hyri plaku Tavxha. Pothuaj të gjithë ishin të ngrysur. Vetëm fytyra e arkitekt Kaurit, që hyri i fundit, me ca hapa krejt të barabartë, ishte e palëvizshme dhe pa jetë, si gjithmonë.

Një shtjellë pluhuri, që u vërtit përpara syve të kronistit, nuk ia turbulloi dot më mendimet. Perandoria ishte e fortë. Ajo mbetej madhështore edhe në ditë të këqia. Gjysmëhëna e osmanëve ishte e përjetshme. Burrat e fuqishëm e të zgjuar po mblidheshin. Ata do të bënin diçka. Ata nuk i ndaheshin kollaj "asaj", kështjellës. Tani fjalët e tyre të rënda si hekuri i luftës kumbonin atje dhe shkresari i shënonte ato në letër. Ndjenja e hidhur e smirës e gërvishi, por jo aq mprehtë. U kthye për të dytën herë të ikte, por sytë i ndeshën figurën e gjatë të Siri Selimit. Rrinte në këmbë i palëvizshëm si një shtyllë përskaj shatorres. Siç dukej, s'e kishte parë. Megjithatë kronisti nuk dinte ç'të bënte. Të ikte pa e përshëndetur, kishte frikë, sepse s'ishte i sigurtë që Siri Selimi përnjëmend nuk e kishte vënë re. T'i fliste vetë nuk guxonte, aq më tepër sot kur fytyra e gjatë e mjekut, me sytë e skuqur nga pagjumësia, dukej e frikshme. Ai vendosi të qëndronte gjersa mjeku ta shikonte. Për këtë iu desh të priste një kohë shumë të gjatë. Siri Selimi rrinte si i ngurosur. Madje një herë kronisti pati përshtypjen se ai po flinte në këmbë dhe iu duk se nga çasti në çast do të binte papritur në tokë me tërë gjatësinë e tij.

Më në fund mjeku e pa. Në fytyrën e tij të ligur befas vërshoi gjaku.

- Po bëjnë mbledhje, - tha duke zgjatur dorën në drejtim të shatorres.

Kronisti pohoi me krye.

- Mua s'më thirrën, - tha Siri Selimi. Ngjyra e kuqe e fytyrës dhe e qafës, vende-vende po i kthehej në mavi. – Janë të pakënaqur nga unë, - thirri potuaj me zë të lartë. Kronisti vështroi rreth e rrotull. – Ata duan që çdo gjë të ndodhi shpejt e shpejt, por shpejt e shpejt nuk ndodh asgjë. Në fund të fundit nga lepujt, zhabat dhe qentë s'kisha ndonjë shpresë kushedi çfarë. Kurse nga minjtë... - Zëri i tij gati sa s'u këput nga ngashërimi. – Nuk e fsheh Mevla Çelebi, nga minjtë jam zhgënjyer keq.

Kronisti s'po u besonte syve. Ai skërfyell i frikshëm, që kishte prerë një njeri mu në sy të të gjithëve, mend po shkrehej në vaj.

- Të gjorët, mbase dhe s'kanë faj. I kapin me çark ndoshta, dhe kushedi ç'heqin e si e japin shpirtin. E ndoshta e kanë çuar lëngatën që iu besova, por ç'e do.

E mblodhi veten. Zëri iu forcua prapë dhe njëri sy iu vesh.

- Ç'e do, - përsëriti. – Gjithë ai mund për një sëmundje të rëndomtë. Nuk më lenë, Mevla Çelebi. Të më linin dorë të lirë do të shihja ç'do të bëja. Po të besoj një të fshehtë, mik i shtrenjtë. I kam shkruar një letër padishahut. Jepmë murtajën, mbreti im. Kështu i kam shkruar.

Kronistit iu përqeth shpina. Iu kujtua Tuz Okçani dhe thashethemet për dy sëmundjet e frikshme.

- Qendra s'do që s'do, - vazhdoi mjeku. – Më kanë venë njëqind kufizime. S'më japin asnjërën nga të dyja mbretëreshat. As murtajën, as kolerën. I ruajnë për vete, me siguri.

Kronisti përfitoi nga një frymëmarrje e thellë për të pyetur se ç'sëmundje kishte dërguar "atje". Mjeku ia tha, por emrat



e shumicës së tyre Mevla Çelebiu as që i kishte dëgjuar. Ishin disa që ngrinin zorrët, nja dy-tre të verbonin, njëra të çmendte.

- Por ç'e do, - psherëtiu Siri Selimi, - lëngata të rëndomta, siç të thashë. Ndryshe janë ato dy zonjat e mëdha. Ato të venë poshtë dhe jo ethet e të vjellat. – Ai psherëtiu dhe sytë i ndriçoheshin së brendshmi. – Një mi i pajisur me murtajë... Eh, të ma linin... Ç'do ta nisja si dhëndër, si pasha me shtatë shenja... Ti po tharton buzët, kronist?

- O, jo, Siri Selim. Ç'është ajo fjalë.

Fytyra e mjekut u egërsua. Ngjyra e kuqe iu mbyll edhe më.

- Ashtu thua, o jo, Siri Selim, por unë jam i sigurtë se në kronikën tënde ti nuk do të shkruaje kurrë për minjtë, - thirri ai me sa zë që kishte në kokë.

Topat gjëmuan njëri pas tjetrit dhe Siri Selimi, kushedi pse, i ktheu befas shpinën dhe nisi të largohej me hapa të gjatë. Por lehtësimi i Mevla Çelebiut s'vazhdoi gjatë. Mjeku ndaloi në vend, ktheu kryet dhe i thirri që larg:

- A e di se ç'bëj unë me ato kronikat e tua? A e di?

Këtu ai shqiptoi dy fjalë që e këputën në mes historianin...

Asnjëherë gjatë gjithë jetës së tij ai nuk e kishte dëgjuar aq dendur e të lakuar në trajtat më të papritura fjalën "prapanicë", sesa gjatë kësaj fushate. Kishte bërë sikur s'e kishte ndjerë, madje edhe kur ushtarët e rinj, pa kurrfarë shkaku i kishin thënë mu në sy: ej, bythec plak, ose edhe më keq, kur që nga gjysmë terri i kishin ardhur grishje të turpshme: ungj, a do prapanicë? E kishte ngushëlluar veten me mendimin se sikur ta dinin ç'punë bënte dhe si rrinte pa gjumë për ta, do të pendoheshin që i kishin folur ashtu. Ishte qetësuar edhe më fort kur kishte parë se si një njeri aq i shquar si Saruxhai, i molepsur, siç dukej, prej ethes së përgjithshme, s'linte rast pa thënë se çdo herë që shkonte në nevojtore s'mendonte

veç si të fshihej me mjekrën e myftiut. Mirëpo ja tani, një njeri i dijshëm, një sivëlla i tij me shkollë të lartë, po ia thoshte në sy, dhe pa kurrfarë mahie, se donte të bënte me kronikën e tij atë që Saruxhai ëndërronte të bënte me mjekrën e myftiut.

I dëshpëruar e me gjunjë të prera Mevla Çelebiu u largua në drejtim të kundërt.

Ndërkaq, në shatorren e kryekomandantit mbledhja porsa kishte filluar. Komandantët po njoftonin njëri pas tjetrit për gjendjen e trupave.

- Oh, - ia bëri plaku Tavxha në heshtjen që u krijua midis dy folësve, - më dhembin kyçet, - ai donte të thoshte dhe diçka tjetër, por e preu fjalën në mes.

Heshtja papritur u bë e thellë dhe sytë e të gjithëve rrëshqitën pjerrtazi në drejtim të pashait. Të gjithë e dinin se Tavxhai vuante nga përdhesi dhe ai rënkim donte të thoshte se gjymtyrët e tij të shkurtra dhe të shtrembra po parandienin shiun. "Oh, më dhembin kyçet, do të kemi shi". Vetëm gjysma e frazës së zakonshme, që ai e kishte thënë qindra herë gjatë jetës së tij, në kohën që ndërronte moti, tingëlloi tani ogurzezë.

Sytë e Tursun pashait ishin si të veshur nga një cipëz akulli.

Në të vërtetë nuk dëgjonte se ç'thoshin. Hetonte vetëm mënjanimin e vështrimeve të tyre sapo ndeshnin të tijën.

E ndiente se kjo heqje sysh ishte shenja e parë, e pagabueshme e ndarjes së fatit të tij nga fati i tyre. ja ku rrinin përpara tij, të ulur në gjysmë rrethi, të rralluar fare pak, me rruzaret në duar dhe me shenjat e gradat që nuk harronin t'i vinin kurrë. I kujtohej ajo ditë, në pranverë, gjatë kohës që merrej me përgatitjet e fushatës, kur për herë të parë lexoi listën e ndihmësve që i paraqiti veziri i madh. Një pjesë i njihte, disave u kishte dëgjuar vetëm emrat, të tjerët ishin të panjohur. Jetëshkrimet e të gjithëve ishin të pasura me shumë marshime, luftëra të egra, rrethime, plagë, ulje dhe zbritje në karrierë,



emra kështjellash të marra me sulm apo me dredhi, emra armiqsh të mundur ose krahina të pushtuara, ku s'mbinte më as bari. Kishte shpresuar atëherë se do të merreshin vesh, ç'ka ishte e lehtë përherë midis njerëzve të aftë. Dhe në krye ishin marrë vesh vërtet. Por ja, më parë se ç'pritej, kishte ardhur koha e bishtnimit të vështrimeve. Dhe smira, ndryshe nga ç'pritej, ishte zhvendosur tani tek ai.

Kjo fushatë do të mbaronte dhe sido që të mbaronte ajo, ata do të vazhdonin karrierën e tyre, do të niseshin prapë nëpër marshime, do të ngrinin prapë shatorret përpara kështjellave të panjohura, do të ngjiteshin e do të zbrisnin e prapë do të kacavirreshin në shkallët e hierarkisë. Kurse ai jo. Rruga e tij bigëzohej këtu: ose do të ngjitej lart ose do të rrokullisej në hon. Këtë gjë ata e dinin po aq mirë sa ai, ndaj sytë e tyre kërkonin këndet e shatorres sa më larg syve të tij dhe ndaj në shatorre pllakosi heshtja, kur gjymtyrët e plakut Tavxha (ato iu dukën Tursun pashait të përbindshme në shkurtësinë e tyre), parandjenë shiun. Befas iu duk se jo vetëm nuk e druanin, por e prisnin shiun. Befas iu duk se jo vetëm nuk e druanin, por e prisnin shiun. Ishin të lodhur dhe mezi ç'prisnin të ktheheshin pranë haremeve të tyre. E ndjenin, siç dukej, se kjo luftë ishte e humbur. Mendonin se ai, kryekomandanti i tyre, po bëhej çdo ditë e më i rrezikshëm. Si i mbyturi mund t'i tërhiqte pas vetes në humnerë.

Dalngadalë, çast pas çasti, ai po e kapte gjithçka. Ata donin të ndaheshin prej tij. Ta linin vetëm. Por ai ishte ende kryekomandanti i tyre dhe nuk do të ndahej aq lehtë. Ai do t'u tregonte se ç'ishte në gjendje të bënte një kryekomandant i dëshpëruar. Ata prisnin shiun. Si udhujtarët vështronin me adhurim gjymtyrët e shëmtuara të Tavxhait, që e kishin ndjellë atë. Veshët e tyre tinëzarë prisnin të dëgjonin lodërtijat e shiut. Shumë mirë. Ai do t'ua plotësonte dëshirën. Ai do t'u jepte

shi. Ai do t'i stërpikte ata kokë e këmbë, t'i njomte, gjersa të thoshnin "mjaft!". Veçse ky do të ishte një tjetër shi...

Jashtë ra lodra e grumbullimit të taborëve. Gjëmimi i saj i shurdhër, shtrihej valë-valë e sundonte gjithkah.

Ata mbaruan së foluri. Tursun pashai kaloi vështrimin mbi fytyrat e tyre të zymta. Ai foli shkurt për sulmin që do të fillonte pas pak. Tha se duhej të hidheshin në sulm të gjitha trupat me valë të pandërprera. Pastaj me një ton të ashpër shtoi se askujt nuk duhej t'i shkonte ndër mend se sulmet do të mbaronin me fillimin e shirave. Ai e dinte mirë se me reshjet bashkë do të mbaronte çdo gjë, megjithatë deshi t'i sfiliste gjer në fund shpirtrat e tyre. Mezi e mbajti veten t'u klithte se ai s'ishte nga ata që mund të shpërbytheshin lehtë. Në vend të këtyre fjalëve, duke ngritur kryet kërcënueshëm, njoftoi:

- Sot unë do të marr pjesë në luftë.

Pas fjalëve të tij u bë heshtje. E dinin se ç'do të thoshte kjo frazë e tij e fundit. Ajo e bënte të qartë se të gjithë ata, pa përjashtim, duke filluar nga myftiu e gjer te arkitekt Kauri, do të merrnin pjesë në betejë. Në fytyrën e plakut Tavxha vetoi një nënqeshje.

- Të njoftohen trupat se anëtarët e këshillit të luftës do të marrin pjesë në betejë, - tha pashai dhe u ngrit.

Ata dolën njëri pas tjetrit, duke bërë nga një përkulje.

Lodra e madhe e grumbullimit nuk po binte më. Një nga çaushët e kryekomandantit po sillte kalin e tij të bardhë.

Ndërkaq taborët ishin mbledhur krejt. Fusha e madhe nxinte tejembanë. Asnjëherë nuk qenë rreshtuar gati për sulm kaq shumë ushtarë. Era e ngrohtë dukej sikur përpiqej të sajonte në flamurët e panumërt të gjitha krahasimet, që kishin bërë gjer atëherë për ta poetët dhe kronistët. Tursun pashai doli nga shatorrja. Ngriti kryet dhe pa retë që lëviznin në mënyrë të çrregullt në qiell. Ishin të ulta dhe të rënda. Hipi në



kalë dhe, i shoqëruar nga ndihmësit dhe çaushët, shkoi në tremen nga ku ndiqte zakonisht zhvillimin e luftës. Porsa mbërriti atje, e dha urdhrin, si përherë, duke ngritur dorën e djathtë, atë ku mbante unazën. Bota u mbush menjëherë me zhurmat e njohura. Sytë e tij të lodhur ndoqën mosfërillës vërshimin e parë të trupave të çrregullta vullnetare, pastaj vërshimin e tyre të dytë, pastaj valët e njëpasnjëshme të azapëve. Gjithçka ishte si zakonisht, vetëm se numri i taborëve, ishte më i madh dhe ajri ngjante më i rrallë. Taborët arritën në rrëzën e mureve dhe nga ajo luzmë njerëzore u ngjitën lart qindra shkallë si qindra gjymtyrë të drunjta, që u mbështetën ngadalë si në ëndërr mbi mure. Pastaj midis detit të gjerë të azapëve, vërshuan përrenjtë e rrëmbyer të eshkynxhinjve, që u sulën si zakonisht te rrëpira. Pastaj çdo gjë ishte si herë tjetër dhe ndjenja se çdo gjë po përsëritej, në vend që ta qetësonte, i shkaktoi pashait angushti në shpirt. Ai dha një urdhër. Pastaj një tjetër. Pastaj një të tretë. Oficeri që kishte çuar urdhrin e parë u kthye. Pastaj u kthye i dyti. I treti, tek vinte, dukej i zi.

Te muret ndihej që kishte nisur ndërkaq vdekja. Gjithmonë kuptohej kositja e parë që i kalonte si drithmë krejt trupit të ushtrisë. Pastaj ajo bëhej përherë e më e pandjeshme, gjersa vinte një çast që ushtria sa më fort pritej aq më shumë mpihej.

I dinte mirë të gjitha këto, ashtu siç dinte të ndiqte vetvetishëm radhën e gjërave dhe shpeshtinë e duhur të tyre.

Aradhet e jeniçerëve lëvizën si përherë hijerënda, duke tundur sipër tyre një qiell të tërë yjsh e gjysmëhënash. Mos i kishte lëshuar pak si shpejt?

Tursun pashai tundi kryet si të shkundte që andej një lloj topitjeje. Gjithçka po kryhej me shpejtinë e duhur, veç në kokën e tij ishin krijuar ca si pika të ngrira, të cilat krijonin përshtypjen se koha kalonte me ngut.

Gati i habitur ai ndoqi me sy taborët e zgjedhur të dallkëllëçëve, sikur të mos ishte ai që pak më parë kishte dhënë urdhrin për ta.

Fërkoi ballin me dorë dhe gati sa nuk thirri me zë: kurrfarë nguti nuk ka. Dukej kështu ngaqë në ajër kishte një lloj etheje.

Ushtarët e vdekjes. Ishin ende në trurin e tij, atje ku niste gjithçka, ata vetë, ose më mirë kënga e tyre "Ne jemi dhëndurët e vdekjes". Atë ditë si kurrnjëherë e ndjente sesa të ngjashëm e kishte fatin me ta. "Me mortjen kemi një pakt", përsëriti me vete ndërsa, me zë të mbytur tha:

- Serdengjeshtlerët!

Pas tyre s'mund të ishte veç maja e tempullit, ai vetë.

I bëri shenjë çaushit t'i jepte jataganin dhe parzmoren, e uli sprethin dhe kalëroi drejt mureve i ndjekur nga rojat dhe një grumbull i madh ushtarësh xhebelù.

Ai e ndjente se si galopi i lehtë i kalit (thundrat nuk ua dëgjnte nga gjëmimi shurdhues i lodrave) e shkurtonte çdo çast largësinë e tij nga muret. Nuk kishte frikë. Kishte vetëm një hidhërim dhe thatësirë në gojë.

Muret e kështjellës po afroheshin me ngut. Sa më tepër që rendte, aq më e madhe bëhej lartësia e tyre dhe aq më të frikshme ngjanin të çarat e hapura mbi to nga topat. Sipër tyre, dhëmbëzat e gurta përnjëmend si dhëmbë të zhveshur, përtypnin trupa ushtarësh. Atje, midis atyre gurëve të pamëshirshëm, kishte ngecur e po përpëlitej i gjakosur, fati i tij.

Kështjella po afrohej. Ishte hera e parë që i vinte aq pranë. Ja, perçet e zeza prej sere po lëkundeshin përpara syve të tij. Ato mbulonin copa muresh, copa gurësh, por nuk e fshihnin dot gjithë trupin e saj. Në pranverë, kur marshonte drejt saj, e kishte parë në ëndërr. I ishte shfaqur atëherë si një grua dhe ndoshta kishte ndodhur kështu ngaqë kishte lexuar në atë



kohë shumë kronika të vjetra luftërash, ku kronistët, duke dashur ta bënin sa më të rrokshme padurimin e pushtimit të kështjellave nga komandantët e lavdishëm, përdornin në përshkrimet e tyre fjalë dhe krahasime që zakonisht përdoreshin për gratë. Kështu si femër e vështirë, i qe shtirë në gjumë. Ai kapërthehej me të, i mbytur në djersë, por ajo nuk i jepej. Muret, pirgjet, gjymtyrët, portat dhe sytë e saj e mundonin, i rrëshqisnin nga duart, e shtypnin dhe i merrnin frymën. Dhe seksi i saj nuk ishte porta kryesore, siç mendohej, por diku thellë, fort thellë, e ndoshta përtej saj.

Brohoritjet e fuqishme të mijëra ushtarëve, që përshëndetën ardhjen e tij te muret, e shkundën. I rrethuar nga rojat dhe ushtarët xhelebù, u fut midis sulmuesve. Muret tani ishin fare afër. Perdet e zeza prej sere po lëkundeshin në mënyrë të përzishme. Qindra jeniçerë, spahinj, azapë, vullnetarë, eshkynxhinj, dallkëllëçë, myselemë, ushtarë të vdekjes, ngjiteshin me furi nëpër shkallët që kishin filluar të merrnin flakë.

- Ju lutem, - thirri ai. – Përpara!

Zëri i tij nuk u dëgjua, por lëvizjen e dorës e panë të gjithë. Në këmbët e qindra shkallëve po bëhej tani një përleshje e vërtetë midis ushtarëve, që kërkonin të ngjiteshin të parët. Ata e dinin se tek ato shkallë të përgjakura, gjysmë të shkrumbuara, fillonte ngjitja në karrierë, gradat, haremet.

Tursun pashain po e dehte ndezullia e luftës. Brirët, flamurët, britmat, çomanget, era e rrëshirës, shkallët që digjeshin, pluhuri i dendur, brohoritjet, gjaku, ulërimat; tërë ajo zallahi e tymosur dhe e përgjakur e mbështolli dhe i ra në kokë si pije e fortë. Vrapoi me kalë përskaj mureve, gati ngjitur me të, i ndjekur hap pas hapi nga rojat. Kështjellarët, siç duket, e njohën dhe lëshuan nga sipër një re shigjetash dhe yjsh të zjarrtë. Rojat e tij krijuan një mur me mburoja,

duke zbuluar trupat e tyre. njërit prej truprojave, që vraponte përbri tij, po i rritej rreth fytit një qafore e kuqe gjaku. Ai ngarendte. Ushtarët brohoritnin për padishahun, për profetin dhe për të. Herë pas here oshëtinte brohoritja e re "Roma! Roma!". Si shkreptimë ia përshkoi trurin emërimi i ri i arkitekt Kaurit, ose më mirë thashethemja e mbërritur tok me të se atij vetë do t'i besohej pushtimi i Kostandinopolit, nëse kthehej fitimtar.

- Përpara! – ulëriti prapë. – Fitore!

Te këmbët e shkallëve ushtarët shtyheshin edhe më tërbueshëm për t'u ngjitur sa më shpejt atje lart. Gjatë ngjitjes herë pas here fluturonin e binin poshtë mburojat, jataganët dhe disa herë copëra gjymtyrësh, që dukej sikur ata i flaknin për t'u lehtësuar.

Befas muret u rrotulluan, pirgjet u zhvendosën humnershëm mbi kryet e tij, perdet e përzitshme të serës me ato qëndisje të kuqe gjaku u valavitën si nga një stuhi dhe u duk sikur donin ta mbështillnin. Ai ra. Qielli u mbyll vrik sipër tij. Rojat i krijuan në çast një pullaz mburojash.

Dikush thirri me ulërimë:

- Pashai u vra.

Njëri nga truprojat, ai me qafore të kuqe rreth fytit u përkul mbi të.

- Ngrimë, - tha Tursun pashai, - nuk kam plagë.

- U vra kali, - thirri truproja tjetër.

Tursun pashai u ngrit në këmbë. Pa kalë iu duk vetja sikur kishte rënë në një gropë.

- Pashai u vra, - thërriste zëri i parë me tmerr.

Ai u hodh mbi kalin tjetër që i prunë në çast dhe eci përpara. Rojat e ndoqën pas.

- Largohu nga muret, pasha! – i thirri truproja. – Kaurët të njohën.



Shigjetat nga larg u bënë më të dendura. Megjithatë ai nuk u largua. I ra edhe një herë me kalë gjithë gjatësisë, atje ku kryhej ajo që quhej "luftë". Këtë herë shfaqej në trajtën e një trysnie midis dy masave njerëzore: ajo që gjendej poshtë dhe tjetra që rrinte lart. E lartmja, midis avujve të serës, e mjegullt dhe gjysmë e fshehur si demon, bënte çmos që tjetra të mbetej poshtë. E godiste pa mëshirë, e shkrumbonte, i hiqte qindra duar e këmbë. Ndërkaq, e poshtmja nuk sprapsej. Shkallë pas shkalle shtyhej lart, rrëshqiste në gjakun e vet, thonjazi qepej pas gurëve, dhe kur ia prisnin gjymtyrët, nxirrte në çast qindra këmbë e duar të reja, që s'kërkonin gjë tjetër veç të ngjiteshin, të ngjiteshin.

Ky ankth vazhdoi deri sa ra muzgu. Në muzg ranë boritë e tërheqjes. Ndërsa taborët e panumërt po e mbushnin përsëri logun e braktisur, Tursun pashai priste me padurim njoftimin e humbjeve. Kjo beteje, ndonëse nuk i dha fitore, nuk mund të quhej as e humbur. Asnjëherë nuk ishin ngjitur në mure një numër aq i madh ushtarësh. Si rregull, nga ushtarët që ngjiteshin, veç një pjesë e vogël zbrisnin, por ata që mbeteshin atje e jepnin jetën me një çmim të shtrenjtë. Atij i duheshin edhe disa sulme si ky, që mbrojtësit, të rralluar nga vdekja dhe të munduar nga etja, të mos ishin më në gjendje të mbronin të gjitha pikat. Atij i duheshin edhe disa ditë thatësirë. Vetëm disa ditë. Kështu thoshte me vete, por në thellësi të ndërgjegjes e dinte se nuk ishte ashtu. I lodhur nga mëdyshjet e linte nganjëherë veten të binte në ëndërrime pa kuptim. Mendonte sikur pas shtatorit, të vinte përshembull, jo tetori me nëntorin, por korriku me gushtin. Ëndërronte një erë të marrë që të mund të ngatërronte muajt e stinët e vitit, ashtu si era e vjeshtës gjethet e thara. Nganjëherë i dukej se qysh nga dita e nisjes së tij për në luftë kishte kaluar një kohë kaq e gjatë, saqë ishin harruar shumë gjëra, vrullet kishin rënë, parashikimet

dhe afatet për fitore apo humbje, ishin harruar gjithashtu. Kështu i dukej sidomos natën kur dilte te hyrja e shatorres dhe kundronte logun e madh me atë mori tendash majuce, yiesh e gjysmëhënash prej bakri, bronxi dhe ari, një shkërbim i vrazhdë i qiellit. Dukej sikur këtë copë qielli e kishin zbritur me forcë në tokë që të përzihej e të gjakosej edhe ai me punët njerëzore. Duke vështruar për një kohë të gjatë shkretëtirën e natës, ai fillonte të mos besonte se diku larg, prapa rrugëve dhe reve, kishte qytete, zyra të ndryshme, shkresa dhe dosje ku ishte shkruar çdo gjë, të gjitha të dhënat, përfundimet, meritat dhe dobësitë e zyrtarëve e të gjeneralëve. Në këtë orë, kur ai gjendej i vetëm përballë natës, ngjarjet çliroheshin nga vijueshmëria e tyre, lidhjet dobësoheshin, ishte e besueshme dhe e pabesueshme çdo gjë. Po vinte mëngjesi me saktësin e tij mizore dhe gjithçka, sendet, rrjedhojat, ditët, rifitonin logjikën e vet, e cila, dihej që ishte kundër tij.

Ndihmësit sollën njoftimet e para: treqind e tetëdhjetë oficerë të vrarë, duke filluar nga gradat më të ulëta gjer në më të lartat. Numri i ushtarëve ende nuk dihej. Ai pyeti për anëtarët e këshillit të luftës. Asnjë i vrarë, ishte përgjigja. Mendimi se ata po e ruanin veten e dëshpëroi përsëri.

Ai do t'ua tregonte se si ruhet vetja, në ditët e ardhshme. Atij i duheshin vetëm disa ditë thatësirë dhe asgjë tjetër. Ai i trembej tani vetëm një gjëje: kasneceve të shiut. Gjëmimi i tyre, që e kishte zënë gjumi prej disa muajsh, mund të zgjohej papritur dhe të lajmëronte fundin e gjithçkaje.

Siri Selimi dërgoi një raport të shkurtër. Midis trupave të shqiptarëve, që kishin rënë në përleshje e sipër nga muret, ai kishte hapur katër dhe kishte vënë re një etje shumë të madhe se çdo herë tjetër. Për sëmundje ende nuk kishte shenja. Siç dukej, nuk e pinin më ujët e molepsur. Pra etja ishte dy ose trifishuar. Edhe pak, o perëndi, u lut ai.



Numri i humbjeve të ushtarëve ende nuk po arrinte. Tursun pashai dha disa urdhra për forcimin e rojave dhe për gadishmërinë e një numri taboresh. Po afronte nata dhe Skënderbeu mund të sulmonte. Kjo ishte ora e tij.

Duke u mbështetur për t'u çlodhur, atij i shkuan sytë te bërryli i llangosur me baltë, që gjer atëherë nuk e kishte vënë re. E vështroi një copë herë si i habitur baltën. Çaushi që hyri në shatorre, e gjeti me sytë të ngulur në të.

- Më fal, pasha, - tha duke u dredhur. – Tani po e shoh. Siç duket, kur u rrëzove...

Por Tursun pashai mendonte tjetër gjë. Ai mendonte se balta në të gjitha viset e dheut ishte e njëllojtë dhe ndryshonin veç gjërat që mbinin në të. Sytë e tij ishin të lodhur dhe çaushi e uli zërin. Kryekomandantin po e zinte gjumi. Çaushi e mbuloi me kujdes me një rizë të hollë atje ku kishte rënë dhe doli nga shatorrja mbi majat e këmbëve.

Pas disa netëve të mundimshme, ai ra më në fund në një gjumë të thellë. Çaushi që solli darkën dhe ndihmësit që sollën pastaj shifrat e sakta të humbjeve, nuk e zgjuan nga gjumi. Ata i ngritën mbulesën te supet, puthtisën hyrjen e shatorres dhe u larguan përsëri me majat e gishtave.

Për një kohë të gjatë ai bëri një gjumë të qetë dhe pa ëndrra. Ëndrra i erdhi më vonë. Iu shfaqën lodërtijat e shiut. Të rreshtuara njëra pas tjetrës, ato filluan të binin vetë, pa i goditur njeri. Ai i urdhëroi të heshtnin, por ato nuk bindeshin. Vazhduan të binin me një gjëmim të mbytur. Atëherë ai urdhëroi t'i dënonin. Çaushët e tij u hodhën mbi to dhe i shpuan me heshta e i grisën me thika, por ato përsëri vazhdonin të binin. Tursun pashai u zgjua. Në shatorre ishte errësirë. Ai lëvizi krahun e mpirë dhe dhe kuptoi që e kishte marrë gjumi veshur me rrobat e luftës. Iu duk se nuk ishte zgjuar plotësisht, sepse në veshë i kumbonte ende gjëmimi i kasneceve të shiut që

kishte parë në ëndërr. Hodhi mbulesën dhe u ngrit në këmbë. Ç'ishte ashtu? Bum-bum-bum, buru-bum-bum, buru-bum. Kjo nuk ishte më vazhdim ëndrre. Larg, diku anash, në thellësinë e logut, po binin vërtet lodërtijat e shiut. Ai ndjeu një shushurimë të butë mbi anët e pjerrëta të shatorres dhe papritur çdo gjë u bë e qartë dhe e pandreqshme. Shiu.

Një copë herë qëndroi në këmbë. Pastaj, u afrua te hyrja, mënjanëoi me duar cohën e dyllosur që mbulonte hyrjen dhe doli. Po zbardhëllonte. Rojat, që ishin strukur në të dy anët e tendës për të mos u lagur, u shkundën menjëherë porsa e panë dhe drejtuan heshtat. Por ai as që e ktheu kryet. Nga poshtë ngrihej erë e rëndë e dheut të lagur pas një kohe të gjatë. Qielli ishte i mbuluar krejt nga re të rënda e të palëvizshme, që lëshonin mbi tokë një shi të shtruar e të njëtrajtshëm, krejt shi vjeshte. Amëza e tokës po ia merrte frymën. Asnjëherë nuk e kishte ndier kaq afër dhe kaq të pushtetshme praninë e baltës e të dheut. Ajo shtillej në ajër, gjithandej, mbi të, nën të, anash tij. Ishte një rrehim i pakalueshëm. Për një çast ai pati dëshirën e vetvetishme të ikte, vrapues i vetmuar, larg, larg, me hapa të shtrirë, të lodhshëm, për të dalë nga ky kurth, por në atë çast e ndjeu se gjithkund e përqark ishte po ky kurth, por në atë çast e ndjeu se gjithkund e përqark ishte po ky shi dhe po kjo fushnajë me hurdha, për të cilën ai ishte tashmë i huaj si për një njerkë.

Po gdhinte.

Vështroi qiellin e mbyllur, pastaj fushimin e pafund, mijëra kulmet e pjerrëta të tendave, që ngriheshin si tuma mbi gjumin e tridhjetë mijë ushtarëve. I ktheu krahët gjithçkaje dhe hyri brenda. Një copë herë qëndroi në këmbë në gjysmë terr. Pastaj kërkoi një nga çaushët. Çaushi dridhej.

- Thirr Hasanin! – i tha.

Hasani erdhi pas pak. Edhe ai dridhej.



- Sillmë Exherin!

Eunuku u përkul dhe doli. Ai u kthye me vajzën për dore. Ajo ishte gjysmë e fjetur dhe nuk kuptonte asgjë. Rrathët e zinj poshtë syve i nxinin frikshëm.

- Dëgjo! – i tha ai. Por ajo ishte krejt e përgjumur dhe ai e shkundi me forcë nga supet. – Dëgjo, i tha përsëri duke e kapur nga gërsheti dhe duke e afruar me forcë kokën e saj të trembur te fytyra e tij. – Në qoftë se ai, - ai tregoi me gisht barkun e saj nën këmishën e hollë, - do të jetë djalë, ti do t'i vësh emrin tim.

Vajza vështronte me sy të lebetitur.

- More vesh?

- Po, - tha vajza.

- Tani ik!

Hyri eunuku dhe e mori vajzën.

Ai qëndroi përsëri një copë herë në këmbë në gjysmerrësirë. Pastaj kërkoi ujë. Çaushi ia solli.

- Unë do të fle, - tha. Çaushi doli si hije.

Nga arkëza te koka e shtratit nxori shishen ku mbante barin e gjumit dhe e derdhi pluhurin në poç.

E mori me mend se si duke u tretur, pluhuri e mjegullonte ujët, si ta kthente në një copëz qiell. Kishte atje gjumë për një natë e ndoshta dy. Ai derdhi përsëri zgjumth. Për një mijë net, mendoi, për një mijë vjet. E afroi poçin te goja dhe e ktheu me një frymë.

Një copë herë qëndroi ashtu në këmbë. Larg lodërtijat e shiut po binin përzishëm. Kur ndjeu turbullirën e parë, u mbështet mbi nënkresën dhe mbylli sytë. Mendimet, që i erdhën në çastet e fundit, nuk ishin shumë të lidhura. Ai deshi të mendonte diçka madhështore, por s'ishte e mundur. Kështu pra, Ugurlu Tursun Tunxhasllan Sert Ollgun pasha, tha me vete. Pastaj, përpara se t'i lutej Zotit ta falte, mendoi diçka

për jetën e tij dhe nëse ishte e nevojshme të krijoheshin emra kaq të gjatë për jetën e shkurtër njerëzore dhe për atë që ai bëri gjithçka, por s'kishte qenë e mundur, ah, kurrsesi s'kishte qenë e mundur, dhe diçka tjetër, më tepër një aht, për botën gjithë zhurmë që mbetej këndej, ndërsa shpirti i tij ikte i vetëm nëpër shi.



*Shiu nisi në agun e ditës së parë të muajit shëmitër. Po bëhesha gati të ndërroja shërbimin e rojeve kur ranë pikat e para të rënda si lot.*

*Po zbardhte. Desha të lëshoja vigmën, t'i bija këmbanës, të zgjoja gjithë gjindjen, por të gjitha me mend. Kurse me trup s'bëra tjetër veç e vura kryet te muri dhe qëndrova ashtu një kohë të gjatë. Gurët, ndërsa lageshin, dukej se po e nxirrnin jo vetëm të nxehtën, po ankthin e krejt kësaj vere. Ata ngjanin si të gjallë dhe çdo çast më dukej se do të merrnin frymë e do të psherëtinin me gjëmim.*

*Diku në thellësi të logut turk po bien lodrat-kasnece të shiut. Shquhen që këndej ushtarët që mbulojnë pajimet. Fushimi i paskaj me ato mijëra shtiza e shenja nxin fundbotshëm. Në shatorren e kryekomandantit ka një gjallëri të pazakontë. Hyjnë e dalin njerëz me pishtarë në duar. Duket se diçka ka ndodhur: mbledhje e ngutshme, shkarkim ose mort.*

*Qiell mos rresht, lutem me vete. Ti që po e mbyll këtë stinë të luftës, mos na lër. Qielli ynë i madh!*

# KREU I FUNDIT

Qerrja e mbyllur me vajzat e haremit rrugëtonte e vetme. Në krye të dy qerret, e haremit dhe tjetra, e ngarkuar me sendet dhe armët e kryekomandantit të vdekur, ecnin pothuaj ngjitur, por pas dy ditësh "haremarabaja" nisi të mbetej prapa, ngaqë njëra prej vajzave, Exheri, u sëmur.

Jashtë binte një shi i hollë. Ato vështronin të menduara rrugën që kishte zënë baltë ndërkaq.

- Ja, ato katundet e vogla në pllajë, që i pamë kur erdhëm, - tha Ajseli duke treguar me dorë, diku nga e djathta. – E shihni kishën dhe këmbanoren?

- Po, po. Ato janë. Ç'katunde të pikëlluara.

- Po, fortesa? Diku këndej rrotull duhet të jetë një fortesë. Ju kujtohet kur e pamë? Ishte kohë muzgu dhe flamuri dukej i zi.

- Fortesa është larg.

- Vërtet? Mua më duket se fortesa vinte menjëherë pas fshatrave, - tha flokëverdha.

- Ti i ngatërron gjërat, të pyesim Lejlanë. Ajo e ka bërë dy herë një pjesë të kësaj rruge.

- Mos e zgjo! Po fle.

Rrotat bënin një zhurmë të njëtingullt. Perdja e hollë prej mëndafshi, prapa së cilës vizatoheshin si hije koka e qerrtarit dhe eunukut, lëkundej lehtë.

Ajseli vështronte përjashta hapësirat e zymta vjeshtore. Lejlaja flinte dhe koka dukej sikur do t'i këputej, sa herë që qerrja kalonte ndonjë gropë.

- Shikoni xhenierët, - tha Ajseli. – Përsëri po ndreqin një urë.

- Prapë urë? Siç duket, ushtria do të tërhiqet.



Ato vështruan një copë herë xhenierët që punonin në shi.

- Kurse ai s'do të kthehet më, - tha Ajseli.

- Sot duhet ta kenë varrosur.

- Me siguri, - tha Ajseli. – Gjithë ky shi bie tani mbi të.

Flokëverdha ngriti sytë dhe i uli përsëri. Ishte herë e parë që po e përmendnin të zotin e tyre pas asaj që kishte ndodhur. Megjithatë gjuha nuk iu çlirohej dot.

- Ti fjete herën e fundit me të. Na trego a fliste në gjumë, - pyeti Ajseli.

- Fliste, - u përgjigj tjetra. – Si zakonisht.

- E ç'thoshte?

- Nuk e kuptoja mirë. Unë s'e di mirë turqishten.

- Asgjë s'more vesh? Ndoshta e përmendi arsyen e asaj që donte të bënte?

- Nuk e di. Ndoshta e përmendi. I drejtohej vazhdimisht sulltanit. Jepte shpjegime të ndërlikuara. Thoshte se s'kishte faj. Përmendte dhe Skënderbeun, por me atë emrin tjetër.

- Atë emrin e frikshëm Gje-rgj Kast-ri-o-ti?

- Ashtu më duket.

Lejlaja hapi sytë. Iu desh një copëz kohë sa të merrte vesh përse bisedohej.

- Flisnit për Skënderbeun?

- Po, - tha Ajseli. – Tregonim se si *ai* kishte thënë në gjumë emrin e tij.

- Gjithmonë e ka pasur zakon të fliste në gjumë, - tha Lejlaja.

Flokëverdha deshi të shtonte diçka tjetër, por, siç duket, ndërroi mendje dhe i nguli sytë mbi qilim.

- Vajza, shikoni të varurit, - tha Ajseli, duke treguar me dorë përjashta.

Ato u afruan te dritaret.

- Ata që pamë kur erdhëm?

- Po, ata janë.
- Kanë mbetur vetëm skeletet.
- Sa e frikshme!
- Ti, Exher, mos i shiko!

Një grumbull korbash, që u tremb nga zhurma e qerres, vërtitej mbi rrugë.

- Kur kaluam herën e parë, trupat ishin të plotë. Siç duket, porsa ishin varur.
- Më tutje janë të ngulurit në hu.
- Jo, ata do t'i kemi kaluar natën. Më tutje është një manastir me tri kryqe.
- Unë i ngatërroj vazhdimisht ato që kemi parë.
- Sepse tani e bëjmë rrugën së prapthi.

Qerrja u trand disa herë përpara se të ndalej në vend. U dëgjuan zëra të ashpër: ndal! mënjanohu!

Ç'po ndodh? pyesnin ato gjithë frikë. Iu desh një farë kohe sa ta kuptonin se përballë tyre po vinte një karvan ushtarak. Pararoja rendte përpara për të çelur rrugën. Ushtarët marshonin me hap të rëndë. Helmetat dhe pajimet e hedhura krahëqafë i kishin të lagura. Nga lodhja sytë iu ngjanin të verbër.

- Kanë dalë armë të reja, - pëshpëriti me zë të ulët Lejlaja. – I shikoni shpatat e shkurtëra? Edhe helmeta të tilla, të lyera me bojë bari, për herë të parë i shoh.

Të nemitura ato ndiqnin me sy varganin që dukej se s'do të mbaronte. Një pjesë e ushtarëve mbanin për freri mushkat. Qerre të gjata gjashtërrotëshe lëshonin një rrapëllimë të greminshme.

- Kuzhinat fushore, - tha Lejlaja. – Ato ecin zakonisht në fund. – Ajo psherëtiu. – Më duket se kaq ishte.

Qerrja e tyre lëvizi përsëri.

- Ç'jemi ne tani, vejusha? – pyeti Exheri.



- Ku të vete mendja, - tha Lejlaja. – Vejusha... unë për vete do ta ëndërroja qoftë edhe një emërtim të tillë. Por, me sa di unë, vejushë mund të thirret vetëm gruaja e ligjshme.
- Po ç'jemi ne atëherë?
- Ne?... S'di ç'të them... Femra pa zot, ja ç'jemi. Domethënë... asgjë.
- Të shkretat ne!
- Nuk duhet të ankohemi, - tha Lejlaja. – Mund ta pësonim edhe më keq. Pas vdekjes së tij gjithçka mund të ndodhte.
- E ç'mund të pësonim?
- Mund të na vrisnin fare. Atë mëngjes, kur pasi e gjetën të vdekur, u mblodh këshilli i luftës, rrija me gjak të ngrirë. Kisha frikë se mos komandën e merrte Tavxha Tokmakhani. Nga bisedat e çaushëve, që rrinin përjashta gjatë kohës që vazhdonte mbledhja, Hasani kishte marrë vesh se Tavxhai mund të na priste kokat, po të merrte komandën. Myftiu dhe ai thoshin se për të gjitha fatkqësitë, shkaktare ishim ne.
- Ç'budallenj! – tha Ajseli.
- Vetëm kur mbledhja mbaroi dhe u mor vesh që ushtrinë do ta komandonin tani për tani së bashku tre komandantët kryesorë, më shkriu gjaku, - tha Lejlaja.

Dalngadalë biseda u fashit ashtu si dhjetëra herë të tjera. Ajseli mbështeti përsëri mjekrën te thurima e dritares.

- Prapë ke dhimbje? – i tha Lejlaja Exherit.

Exheri bëri "po" me krye. Sytë i kishte të trembur.

- Më duket se kam rrjedhje gjaku.
- E shkreta ti!

Exheri filloi të qante pa zë. Supet i dridheshin.

- Prapë fshatra, - tha Ajseli, që nuk e kishte dëgjuar bisedën e tyre. Rrotat e qerres vazhdonin grindjen e tyre me zhurin e rrugës, një grindje e lodhshme, pa fund.

Një copë të gjatë rruge nuk foli asnjëra. Më në fund u duk sikur Exheri u qetësua ca. Ajseli i hoqi sytë nga dritarja. Leshverdha shtillte nëpër gishta flokët e saj. Ja një dimërishtë, tha Lejlaja. I thonë kështu te ju kullotave dimërore?

- S'e di, - u përgjigj Ajseli. – S'kam qenë kurrë në bjeshkë.

Herë-herë dukeshin çerdhe lejlekësh dhe barinj me llabane të zeza mbi krye. Bokërrimat dukej se ishin po ato.

- Shteti është ky? – pyeti Exheri, duke treguar me dorë pamjen. – Desha të them shteti dhe vendi janë e njëjta gjë, apo ndryshojnë?

Ato qeshën, por asnjëra s'dinte të përgjigjej. Lejlaja tha se shteti ishte në të vërtetë mbretëria, kurse Ajseli mendonte se ndryshe nga vendi, shteti nuk dukej me sy.

- O Zot, - thirri befas flokëverdha, me sytë të çakarritur. – Shikoni atë qerre që po na vjen ps.

Nga thurima e dritares së prapsme dukej vërtet një qerre e mbyllur, me të njëjtën ngjyrë dhe me shenjat ushtarake, që ato i njihnin tashmë.

- Mos është tabuti i tij? – tha Lejlaja.

- Edhe kjo na duhej, të na ndiqte arkëmorti i tij.

Qerrja po avitej me një rrapëllimë të frikshme. Dukej që donte t'i parakalonte. Ato u strukën në kënd dhe po prisnin ç'do të ndodhte. Qerrtari me eunukun gjithashtu kthyen kryet të shqetësuar.

Ca çaste të dy qerret rendën përbri njëra-tjetrës. Ato zunë ballin me duar, vetëm Lejlaja u ngjit te dritarja. U duk se ajo që pa e tmerroi më shumë se arkëmorti i pashait.

- O Zot, - pëshpëriti. – Arkitekt Kauri.

Gërvima e rrotave ishte aq e fortë saqë ato s'dëgjuan asgjë. Vetëm kur qerrja tjetër nisi të largohej Lejlaja u tregoi ç'kishte parë. I përkulur mbi ca kartonthe, me sytë që i skuqnin



si qoftëlargu, arkitekti vizatonte.

Ato dëgjonin me lemeri.

- Thonë se do t'i bëjë gropën Kostandinopolit, - tha Ajseli.

E ndoqën me sy një copë herë, dhe vetëm kur katrori i zi i qerres u tret në mjegull, morën frymë.

- Ja një zog borës, - tha Lejlaja. – Zogth, zogth, eja këtu, - ia bëri duke i rënë thurimës me gisht. – Këta zogj paralajmërojnë dëborën, - shtoi paspak. – Po afron dimri.

- E shkreta unë, - rënkoi Exheri. Ajo ishte bërë baltë në fytyrë dhe po dridhej.

Ato vështruan njëra-tjetrën.

- Kjo dreq qerre më mori në qafë. Do të vdes.

- T'i themi Hasanit të ndalemi përsëri?

- Tani ç'ishte për t'u bërë u bë, - tha Lejlaja. – Ajo do të dështojë.

Exheri qante.

- Kurse ai priste që unë të bëja djalë, - tha midis dënesave.

- Mbështetu pak, - i tha Lejlaja. – Kështu mund të pushojë gjaku.

Exheri qe mbledhur kruspull. Për pak u duk sikur u qetësua.

Qerrja u lëkund përsëri përpara se të ndalej.

- Prapë karvan ushtarak, - tha Ajseli, - ky qenka e ç'qenka.

Karvani dukej i përbindshëm vërtet. Jo vetëm ushtarët, por edhe kuajt ishin të mbuluar krejt me pllaka hekuri. Sidomos të frikshme ngjanin kokat e zeza, me dy brimat te vendi i syve.

Mbi qerre të gjata shumërrotëshe, ushtarë të tjerë, të ulur rresht rrinin të ngurosur, me mjekra të mbështetura mbi armët. më pas vinin qerre të tjera edhe më të rënda, sipër të cilave

nxinin tytat e topave.

- Çdo ditë shpikje të reja, - tha Lejlaja. – Si nuk u lodhën, o Perëndi!

Gjersa karvani kaloi krejt ato nuk folën. Pas dritares u dukën prapë thepija malesh, një kryq i anuar ndanë rruge, drurë të mardhur. Herë-herë, të ngulura mbi hunj dukeshin dërrasa mbi të cilat ishte shkruar: "Kryeqyteti - 113 milje" ose "Konstandinopol – 300 milje" si dhe shigjeta që tregonin kahjen.

- Kush do të na blejë vallë tani? – tha Ajseli.

Flokëverdha ngriti sytë. Dukej sikur brenda tyre bëhej gati të ndodhte diçka.

- Ku mund ta dish fatin? – tha Lejlaja, pa hequr kryet nga dritarja. – Po të na blejë ndonjë ushtarak, mund ta bëjmë prapë këtë udhë.

- Oh, vetëm këtë udhë mos e bëfshim më, - rënkoi Exheri. – Udhë skëterre!

Leshverdha i kishte përvdirur sytë përpara se të niste të këndonte me zë fare të ulët. Ishte një këngë e pikëlluar me fjalë të pakuptueshme të vendit të saj.

- Prapë katundthe, - tha Lejlala kur u bë heshtje. – Me siguri do ta kemi lënë pas Evropën.

Qerrja ikte nëpër udhën e gjatë në shi.

*Tiranë, 1969-1970*
*Paris, 1993-1994*